**KODI NR. 06/L-074**

# KODI PENAL I REPUBLIKËS SË KOSOVËS

**Kuvendi i Republikës së Kosovës;**

Në bazë të nenit 65 (1) të Kushtetutës së Republikës së Kosovës,

Miraton:

# KODI PENAL I REPUBLIKËS SË KOSOVËS

## PJESA E PËRGJITHSHME

## KAPITULLI I
## DISPOZITAT E PËRGJITHSHME

### Neni 1
### Bazat dhe kufijtë e sanksioneve penale

1. Veprat penale dhe sanksionet penale parashihen vetëm për ato sjellje me të cilat cenohen apo dëmtohen në atë masë liritë dhe të drejtat e njeriut si dhe të drejtat tjera dhe vlerat shoqërore të garantuara dhe të mbrojtura me Kushtetutën e Republikës së Kosovës dhe me të drejtën ndërkombëtare, mbrojtja e të cilave nuk do të mund të realizohej pa sanksione penale të shtetit ligjor.

2. Parashikimi i veprave penale si dhe llojet e masave dhe lartësia e sanksioneve penale për kryesit e veprave penale bazohen në domosdoshmërinë e sanksionit penalo juridik dhe proporcionalitetit të shkallës dhe natyrës së rrezikshmërisë për liritë dhe të drejtat e njeriut dhe të vlerave shoqërore.

### Neni 2
### Parimi i ligjshmërisë

1. Veprat penale, sanksionet penale dhe masat e trajtimit të detyrueshëm përcaktohen vetëm me ligj.

2. Askujt nuk mund t'i shqiptohet sanksioni penal ose masa e trajtimit të detyrueshëm për një vepër nëse para kryerjes së saj nuk është përcaktuar me ligj si vepër penale dhe nuk është paraparë sanksioni penal ose masa e trajtimit të detyrueshëm për atë vepër.

3. Përkufizimi i një vepre penale duhet të përcaktohet në mënyrë të saktë dhe nuk lejohet interpretimi sipas analogjisë. Në rast paqartësie, përkufizimi i veprës penale interpretohet në favor të personit ndaj të cilit zhvillohet procedura penale.

### Neni 3
### Zbatimi i ligjit më të favorshëm

1. Ndaj kryesit zbatohet ligji që ka qenë në fuqi në kohën e kryerjes së veprës penale.

2. Në rast se ligji në fuqi ndryshon para shqiptimit të vendimit të formës së prerë, atëherë ndaj kryesit zbatohet ligji që është më i favorshëm.

3. Nëse ligji i ri nuk e inkriminon veprën, por kryesi është dënuar me aktgjykim të formës së prerë në pajtim me ligjin e mëparshëm, sanksioni penal nuk fillon të ekzekutohet ose ndërpritet në rast se ka filluar.

4. Një ligj i cili shprehimisht ka qenë në fuqi vetëm për një kohë të caktuar, zbatohet për ato vepra penale që janë kryer gjatë kohës kur ai ligj ka qenë në fuqi edhe në rastin kur nuk është më në fuqi, përveç nëse vetë ligji shprehimisht përcakton ndryshe.

**Neni 4**
**Sanksionet penale dhe masat e trajtimit të detyrueshëm**

1. Sanksionet penale janë:

 1.1. dënimet kryesore;

 1.2. dënimet alternative;

 1.3. dënimet plotësuese; dhe

 1.4. vërejtja gjyqësore.

2. Masat e trajtimit të detyrueshëm, të cilat mund t'i shqiptohen kryesit që nuk është penalisht i përgjegjshëm ose është i varur nga droga, ose nga alkooli, janë:

 2.1. trajtimi i detyrueshëm psikiatrik me ndalim në institucionin e kujdesit shëndetësor;

 2.2. trajtimi i detyrueshëm psikiatrik në liri; dhe

 2.3. trajtimi me rehabilitim të detyrueshëm të personave të varur nga droga apo alkooli.

**Neni 5**
**Kufizimet në ekzekutimin e sanksioneve penale dhe masave të trajtimit të detyrueshëm**

Me ekzekutimin e sanksionit penal ose masës së trajtimit të detyrueshëm, kryesit të veprës penale mund ti kufizohen të drejtat e caktuara vetëm deri në atë masë e cila i përgjigjet natyrës apo përmbajtjes së sanksionit ose masës dhe vetëm në mënyrën me të cilën sigurohet respektimi i dinjitetit njerëzor të tij apo saj, në pajtim me kushtetutën dhe legjislacionin në fuqi.

**Neni 6**
**Zbatimi i pjesës së përgjithshme të këtij Kodi**

Dispozitat e pjesës së përgjithshme të këtij Kodi zbatohen për të gjitha veprat penale të përcaktuara me ligjet e Republikës së Kosovës.

**KAPITULLI II**
**VEPRAT PENALE DHE PËRGJEGJËSIA PENALE**

**Neni 7**
**Vepra penale**

Vepra penale është vepër e kundërligjshme e cila është e përcaktuar me ligj si vepër penale, tiparet e së cilës janë të përcaktuara me ligj dhe për të cilën me ligj është përcaktuar sanksioni penal ose masa e trajtimit të detyrueshëm.

**Neni 8**
**Mënyra e kryerjes së veprës penale**

1. Vepra penale mund të kryhet me veprim ose me mosveprim.

2. Vepra penale kryhet me mosveprim vetëm kur kryesi nuk e ndërmerr veprimin të cilin ka qenë i obliguar ta ndërmerr.

**Neni 9**
**Koha e kryerjes së veprës penale**

Vepra penale kryhet në kohën kur kryesi ka vepruar apo ka qenë i detyruar të veprojë pa marrë parasysh kohën kur është shkaktuar pasoja.

**Neni 10**
**Vendi i kryerjes së veprës penale**

1. Vepra penale kryhet në vendin ku kryesi ka vepruar apo ka qenë i detyruar të veprojë ashtu si dhe në vendin ku është shkaktuar pasoja.

2. Vepra penale është përgatitur ose është tentuar në vendin ku kryesi ka vepruar si dhe në vendin ku kryesi ka dashur që të shkaktohet pasoja.

**Neni 11**
**Vepra e rëndësisë së vogël**

Nuk përbën vepër penale ajo vepër e cila edhe pse përmban tiparet e veprës penale të përcaktuar me ligj, paraqet vepër të rëndësisë së vogël. Vepra është e rëndësisë së vogël kur rrezikshmëria e saj është e parëndësishme për shkak të natyrës ose peshës së veprës; mungesës ose pasojave të dëmshme të parëndësishme; rrethanave në të cilat është kryer vepra; shkallës së ulët të përgjegjësisë penale të kryesit; ose rrethanave personale të kryesit.

**Neni 12**
**Mbrojtja e nevojshme**

1. Vepra e kryer në mbrojtje të nevojshme nuk është vepër penale.

2. Mbrojtja e nevojshme është mbrojtja e cila është e domosdoshme për të zmbrapsur sulmin e kundërligjshëm, real dhe të atëçastshëm ndaj vetes ose personit tjetër me kusht që karakteri i mbrojtjes të jetë në proporcion me shkallën e rrezikut që paraqet sulmi.

3. Disproporcioni ndërmjet sulmit dhe zmbrapsjes së sulmit konsiderohet tejkalim i kufijve të mbrojtjes së nevojshme.

4. Kryesi i cili i tejkalon kufijtë e mbrojtjes së nevojshme mund të dënohet më lehtë. Nëse kryesi tejkalon kufijtë për shkak të tronditjes së fortë apo frikës së shkaktuar nga sulmi, ai mund të lirohet nga dënimi.

**Neni 13**
**Nevoja ekstreme**

1. Vepra e kryer në kushtet e nevojës ekstreme nuk është vepër penale.

2. Nevoja ekstreme ekziston nëse personi e kryen veprën për të zmbrapsur prej vetes ose tjetrit

rrezikun e atëçastshëm e të paprovokuar, i cili nuk mund të evitohet në mënyrë tjetër, me kusht që e keqja e shkaktuar të mos jetë më e madhe se e keqja që është kanosur.

3. Kur kryesi e shkakton rrezikun nga pakujdesia apo i tejkalon kufijtë e nevojës ekstreme, dënohet më butë. Kur kryesi i tejkalon kufijtë në rrethana veçanërisht lehtësuese, ai mund të lirohet nga dënimi.

4. Nuk ekziston nevoja ekstreme nëse kryesi ka qenë i obliguar me ligj që t'i ekspozohet rrezikut.

**Neni 14**
**Dhuna ose kanosja**

1. Vepra e kryer nën ndikimin e dhunës së papërballueshme ose kanosjes së papërballueshme nuk është vepër penale vetëm nëse personi menjëherë pas pushimit të rrezikut e lajmëron shtrëngimin dhe veprën e kundërligjshme tek organet kompetente.

2. Nëse vepra penale është kryer nën ndikimin e dhunës së përballueshme apo kanosjes së përballueshme, dënimi mund të zbutet vetëm nëse personi menjëherë pas pushimit të rrezikut e lajmëron shtrëngimin dhe veprën e kundërligjshme tek organet kompetente.

3. Kushdo që përdor dhunën ose kanosjen sipas paragrafit 1. dhe 2. të këtij neni konsiderohet kryes i veprës penale.

**Neni 15**
**Veprat e kryera nën shtrëngim**

1. Vepra e kryer nën shtrëngim nuk është vepër penale.

2. Vepra kryhet nën shtrëngim kur personi i ballafaquar me dhunën e pashmangshme apo kanosjen e dhunës që nuk mund të shmanget e që rrezikon jetën, trupin ose lirinë, kryen vepër të kundërligjshme për të mënjanuar rrezikun nga vetja ose personi tjetër. Vepra do të konsiderohet se është kryer nën shtrëngim vetëm nëse personi menjëherë pas pushimit të rrezikut e lajmëron shtrëngimin dhe veprën e kundërligjshme tek organet kompetente.

3. Vepra nuk kryhet nën shtrëngim nëse dhe deri në masën që nga kryesi mund të pritet në rrethanat e shkaktuara që të pranojë rrezikun, në veçanti nëse ai ka shkaktuar rrezikun ose nëse ka qenë i detyruar ligjërisht që të ballafaqohet me një dhunë të tillë të atëçastshme apo me kërcënim të dhunës. Në rrethana të tilla dënimi mund të zbutet.

**Neni 16**
**Urdhrat nga lartë**

1. Kur vepra penale është kryer nga një person në bazë të një urdhri qeveritar ose të një eprori, qoftë ushtarak ose civil, kryesi nuk lirohet nga përgjegjësia penale, përveç kur:

1.1. personi ka qenë i detyruar ligjërisht që t'i bindet urdhrit të tillë;

1.2. personi nuk e ka ditur se urdhri i tillë ka qenë i paligjshëm; dhe

1.3. urdhri i tillë nuk ishte në mënyrë të dukshme i paligjshëm.

2. Urdhrat për të kryer gjenocid, krime lufte apo krime kundër njerëzimit janë të paligjshëm në të gjitha rrethanat.

**Neni 17**
**Përgjegjësia penale**

1. Kryesi i veprës penale është penalisht përgjegjës nëse është mendërisht i aftë dhe veprën penale e ka kryer me dashje apo nga pakujdesia.

2. Një person është penalisht përgjegjës për veprën penale të kryer nga pakujdesia vetëm nëse këtë shprehimisht e përcakton ligji.

3. Personi nuk është penalisht përgjegjës nëse në kohën e kryerjes së veprës penale është nën moshën katërmbëdhjetë (14) vjet.

**Neni 18**
**Paaftësia mendore dhe aftësia e zvogëluar mendore**

1. Personi i cili ka kryer vepër penale konsiderohet i paaftë mendërisht nëse në kohën e kryerjes së veprës penale lëngonte nga një sëmundje mendore e përkohshme ose e përhershme, nëse kishte çrregullim mendor apo ngecje në zhvillimin mendor që e ka prekur funksionimin e tij/saj mendor dhe si pasojë e kësaj, nuk ka qenë në gjendje të kuptojë natyrën dhe rëndësinë apo pasojën e veprimeve ose mosveprimeve të tij/saj ose nuk ka qenë në gjendje t'i kontrollojë veprimet ose mosveprimet e tij/saj apo të kuptojë se kryen vepër penale.

2. Personi i cili ka kryer vepër penale konsiderohet se ka aftësi të zvogëluar mendore nëse në kohën e kryerjes së veprës penale aftësia e tij/saj për të kuptuar natyrën dhe rëndësinë apo pasojën e veprimeve ose mosveprimeve të tij/saj ka qenë esencialisht e zvogëluar për shkaqet e cekura në paragrafin 1. të këtij neni. Personi i tillë konsiderohet penalisht përgjegjës, por këto rrethana merren parasysh nga gjykata kur vendos për kohëzgjatjen dhe llojin e sanksionit ose masës së trajtimit të detyrueshëm.

**Neni 19**
**Kryerja e veprës penale në gjendje të dehur**

Personi është penalisht përgjegjës nëse duke përdorur alkool, narkotik apo me ndonjë mënyrë tjetër e sjell veten në një gjendje të tillë që nuk mund të kuptoj rëndësinë e veprimit apo të mosveprimit të vet ose të kontrollojë sjelljen e vet, nëse para se të ketë sjellë veten në gjendje të tillë, veprimet ose mosveprimet e tij/saj kanë qenë të përfshira në dashjen apo pakujdesinë e tij/saj në lidhje me veprën penale dhe ligji parasheh përgjegjësi penale për kryerjen e kësaj vepre penale nga pakujdesia.

**Neni 20**
**Lidhja shkakore**

Personi nuk është penalisht përgjegjës kur midis veprimit ose mosveprimit të tij dhe pasojës mungon lidhja shkakore.

**Neni 21**
**Dashja**

1. Vepra penale mund të kryhet me dashje direkte ose eventuale.

2. Personi vepron me dashje direkte kur është i vetëdijshëm për veprën e vet dhe e dëshiron kryerjen e saj.

3. Personi vepron me dashje eventuale kur është i vetëdijshëm se pasoja e ndaluar mund të shkaktohet si rezultat i veprimit ose i mosveprimit të tij dhe ai pranon shkaktimin e saj.

**Neni 22**
**Dijenia, dashja, pakujdesia ose qëllimi**

Dijenia, dashja, pakujdesia ose qëllimi i kërkuar si element i veprës penale mund të nxirret nga rrethanat faktike.

**Neni 23**
**Pakujdesia**

1. Vepra penale mund të kryhet me pakujdesi të vetëdijshme apo të pavetëdijshme.

2. Personi vepron me pakujdesi të vetëdijshme kur është i vetëdijshëm se pasoja e ndaluar mund të shkaktohet si rezultat i veprimit ose të mosveprimit të tij, por me mendjelehtësi mendon se ajo nuk do të shkaktohet apo se ai do të mund ta parandalojë shkaktimin e saj.

3. Personi vepron me pakujdesi të pavetëdijshme kur nuk është i vetëdijshëm se pasoja e ndaluar mund të shkaktohet si rezultat i veprimit ose mosveprimit të tij edhe pse në rrethanat dhe sipas vetive të tij personale ka mund të ishte apo do duhej të ishte i vetëdijshëm për këtë mundësi.

**Neni 24**
**Përgjegjësia për pasojat më të rënda**

Nëse kryerja e një vepre penale shkakton pasoja të cilat e tejkalojnë qëllimin e kryesit dhe për këtë ligji përcakton një dënim më të rëndë, dënimi më i rëndë mund të shqiptohet në rast se pasoja i atribuohet pakujdesisë së kryesit.

**Neni 25**
**Lajthimi faktik**

1. Personi nuk është penalisht përgjegjës nëse në kohën e kryerjes së veprës penale nuk ka qenë i vetëdijshëm për ndonjë nga tiparet e asaj vepre ose gabimisht ka menduar se ekzistojnë rrethanat, të cilat faktikisht po të ekzistonin, kjo vepër do të ishte e lejuar.

2. Personi i cili për shkak të pakujdesisë ka qenë në lajthim është penalisht përgjegjës për veprën penale të kryer nga pakujdesia nëse ligji në mënyrë specifike parashikon përgjegjësinë penale për kryerjen e veprës së tillë nga pakujdesia.

**Neni 26**
**Lajthimi juridik**

1. Personi i cili për shkaqe të arsyeshme nuk e ka ditur ose nuk ka mundur ta dijë se vepra është e ndaluar nuk është penalisht përgjegjës.

2. Nëse lajthimi ka qenë i evitueshëm, personi është penalisht përgjegjës por dënimi mund të zbutet.

3. Lajthimi juridik është i evitueshëm nëse çdo person ka mundur lehtësisht që ta dijë se vepra është e kundërligjshme ose nëse kryesi duke marrë parasysh profesionin, thirrjen ose detyrën e tij ka qenë i obliguar ta dijë se vepra është e kundërligjshme.

**Neni 27**
**Përgatitja e veprës penale**

1. Kushdo që me dashje përgatit kryerjen e veprës penale do të dënohet vetëm nëse parashihet shprehimisht me ligj.

2. Kur ligji parasheh dënimin për përgatitjen e veprës penale të caktuar, përgatitja e veprës penale përfshin furnizimin me mjete ose aftësimin e mjeteve për kryerjen e veprës penale; mënjanimin e pengesave për kryerjen e veprës penale; marrëveshjen, planifikimin ose organizimin me personin tjetër për kryerjen e veprës penale si dhe veprimet tjera me të cilat krijohen kushtet për kryerjen e drejtpërdrejt të veprës penale por të cilat nuk përbëjnë veprimin e kryerjes.

**Neni 28**
**Tentativa**

1. Kushdo që me dashje ndërmerr veprime për kryerjen e veprës penale por vepra nuk është kryer ose elementet e veprës penale nuk janë realizuar, konsiderohet se ka tentuar të kryejë vepër penale.

2. Tentativa për të kryer vepër penale për të cilën mund të shqiptohet dënimi me tre ose më shumë vjet burgim dënohet. Tentativa për të kryer ndonjë vepër penale tjetër, dënohet vetëm nëse shprehimisht parashihet me ligj.

3. Personi që tenton të kryejë vepër penale dënohet si të kishte kryer veprën penale, por dënimi mund të zbutet.

**Neni 29**
**Tentativa e papërshtatshme**

Gjykata mund ta lirojë nga dënimi personin i cili tenton të kryejë vepër penale me mjet të papërshtatshëm ose ndaj objektit të papërshtatshëm.

**Neni 30**
**Heqja dorë vullnetare nga tentativa**

1. Gjykata mund ta lirojë personin nga dënimi për tentativë të dënueshme të veprës penale nëse personi i tillë heq dorë vullnetarisht nga kryerja e veprës penale të cilën e ka filluar, ndonëse është i vetëdijshëm se në pajtim me të gjitha rrethanat ai mund të vazhdonte veprën ose nëse pas kryerjes së një vepre të tillë parandalon shkaktimin e pasojave.

2. Në rastin e cekur në paragrafin 1. të këtij neni, kryesi dënohet për ato veprime të cilat përbëjnë vepër tjetër të veçantë penale.

**BASHKËPUNIMI NË KRYERJEN E VEPRËS PENALE**

**Neni 31**
**Bashkëkryerja**

Nëse dy apo më shumë persona së bashku kryejnë veprën penale duke marrë pjesë në kryerjen e veprës penale ose thelbësisht duke i kontribuar kryerjes së saj në ndonjë mënyrë tjetër, secili prej tyre është përgjegjës dhe dënohet me dënimin e paraparë për vepër penale.

**Neni 32**
**Shtytja**

1. Kushdo që me dashje e shtytë personin tjetër të kryejë vepër penale dënohet sikurse ta kishte kryer vet atë vepër penale nëse vepra penale është kryer.

2. Kushdo që me dashje shtytë personin tjetër të kryejë vepër penale dënohet sikurse ta kishte kryer vet atë vepër penale nëse vepra penale është tentuar por nuk është kryer.

3. Kushdo që me dashje shtytë personin tjetër të kryejë vepër penale të dënueshme me së paku pesë (5) vjet burgim dhe vepra penale as që është tentuar, shtytësi dënohet për tentativë.

**Neni 33**
**Ndihma**

1. Kushdo që me dashje ndihmon personin tjetër për kryerjen e veprës penale dënohet më dënim më të butë sesa kryesi i veprës.

2. Ndihma për të kryer një vepër penale përfshin, por nuk kufizohet në: dhënien e këshillave ose udhëzimeve se si të kryhet vepra penale; vënien në dispozicion të mjeteve për kryerjen e veprës penale; krijimin e kushteve ose mënjanimin e pengesave për kryerjen e veprës penale; ose premtimi paraprak se do të fshehë provat e kryerjes së veprës penale, kryesin apo identitetin e kryesit, mjetet e përdorura për kryerjen e veprës penale ose përfitimet që rrjedhin nga kryerja e veprës penale.

**Neni 34**
**Bashkimi kriminal**

1. Kushdo që shprehimisht apo në mënyrë të heshtur merret vesh me një apo me më shumë persona për të kryer ose për të nxitur kryerjen e një vepre penale të dënueshme me së paku pesë (5) vjet burgim dhe ndërmerr veprime përgatitore për realizimin e marrëveshjes së tillë, dënohet me dënimin e paraparë për atë vepër penale.

2. Gjykata mund ta zbusë dënimin ose ta liroj nga dënimi personin i cili është penalisht përgjegjës sipas paragrafit 1. të këtij neni nëse personi i tillë:

2.1. vullnetarisht heq dorë nga marrëveshja;

2.2. vullnetarisht ndërmerr veprime për parandalimin e ekzistencës së vazhdueshme të bashkimit kriminal ose të kryerjes së veprës penale në pajtim me qëllimet e saj; ose

2.3. vullnetarisht ia zbulon policisë njohuritë e marrëveshjes në kohën kur vepra penale e planifikuar ende mund të parandalohet.

**Neni 35**
**Marrëveshja për të kryer vepër penale**

1. Kushdo që merret vesh me një apo me më shumë persona për të kryer vepër penale dhe një apo më shumë nga ata persona ndërmerr çfarëdo veprimi të rëndësishëm për kryerjen e veprës penale dënohet me dënimin e paraparë për atë vepër penale.

2. Për qëllime të këtij neni, shprehja “veprim i rëndësishëm drejt kryerjes së veprës penale” nuk duhet të jetë veprim penal por duhet të jetë hap i rëndësishëm përgatitor drejtë kryerjes së veprës penale të cilën personat janë pajtuar që ta kryejnë.

**Neni 36**
**Kufijtë e përgjegjësisë penale dhe ndëshkimi për bashkëpunim**

1. Bashkëkryesi është penalisht përgjegjës brenda kufijve të dashjes apo të pakujdesisë së vet.

2. Personi i cili shtytë ose ndihmon në kryerjen e veprës penale është penalisht përgjegjës brenda kufijve të dashjes së tij.

3. Rrethanat personale, përfshirë marrëdhëniet dhe cilësitë të cilat mund të rezultojnë në përjashtimin nga përgjegjësia penale, lirimin nga dënimi, ekzistimin e formave të rënda apo të lehta të veprës penale ose që ndikojnë në përcaktimin e dënimit, mund të merren parasysh vetëm ndaj personit për të cilin vlejnë. Nëse rrethanat personale të cilat ndërlidhen me kryesin kanë ndikim në zbutjen ose ashpërsimin e dënimit dhe këto rrethana konstituojnë element të veprës penale, bashkëkryesi, shtytësi ose ndihmësi është përgjegjës për dënimin e paraparë për vepër penale kur ai ka ditur për këtë rrethanë, edhe nëse nuk ka pasur lidhshmëri me të.

### Neni 37
### Përgjegjësia penale e personave juridik

1. Personi juridik është përgjegjës për veprën penale të kryer nga personi përgjegjës, i cili veprën e ka kryer duke vepruar në emër të personit juridik dhe për dobi apo interesin e tij ose me atë vepër penale është shkaktuar dëm.

2. Përgjegjësia e një personi juridik nga paragrafi 1. i këtij neni ekziston nëse vepra penale e personit përgjegjës është rezultat i:

2.1. një kompetence për të përfaqësuar personin juridik, një autoriteti për të marrë vendime në emër të personit juridik ose një autoriteti për të ushtruar kontroll brenda personit juridik; ose

2.2. mungesës së mbikëqyrjes ose kontrollit nga personi i përcaktuar në nënparagrafin 2.1 të këtij paragrafi, i cili ka bërë të mundur kryerjen e veprës penale në dobi të personit juridik nga një person përgjegjës nën autoritetin e tij.

3. Sipas kushteve të parapara në paragrafin 1 dhe 2 të këtij neni, personi juridik po ashtu është përgjegjës për veprën penale në rastin kur personi përgjegjës që ka kryer vepër penale nuk dënohet për atë vepër penale.

4. Përgjegjësia penale e personit juridik nuk përjashton nga përgjegjësia penale një person përgjegjës i cili ka kryer, organizuar, nxitur ose ndihmuar në kryerjen e të njëjtës vepër penale.

## KAPITULLI III
## DËNIMET

### Neni 38
### Qëllimi i dënimit

1. Qëllimet e dënimit janë:

1.1. të parandalojë kryesin nga kryerja e veprave penale në të ardhmen dhe të bëjë rehabilitimin e tij;

1.2. të parandalojë personat e tjerë nga kryerja e veprave penale;

1.3. të bëjë kompensimin e viktimave ose të komunitetit për humbjet ose dëmet e shkaktuara nga vepra penale; dhe

1.4. të shprehë gjykimin shoqëror për veprën penale, ngritjen e moralit dhe forcimin e detyrimit për respektimin e ligjit.

**Neni 39**
**Llojet e dënimeve**

1. Llojet e dënimeve janë:

1.1. dënimet kryesore;

1.2. dënimet alternative; dhe

1.3. dënimet plotësuese.

**DËNIMET KRYESORE**

**Neni 40**
**Dënimet kryesore**

1. Llojet e dënimeve kryesore janë:

1.1. dënimi me burgim të përjetshëm;

1.2. dënimi me burgim dhe

1.3. dënimi me gjobë.

**Neni 41**
**Dënimi me burgim të përjetshëm**

1. Ligji mund të parasheh dënimin me burgim të përjetshëm për veprat më të rënda penale të kryera në rrethana veçanërisht rënduese ose për vepra penale që kanë shkaktuar pasoja shumë të rënda.

2. Ligji nuk mund të parasheh dënimin me burgim të përjetshëm si të vetmin dënim kryesor për një vepër të veçantë penale.

3. Dënimi me burgim të përjetshëm nuk mund t'i shqiptohet personit i cili në kohën e kryerjes së veprës penale nuk i ka mbushur njëzetenjë (21) vjet ose personit i cili në kohën e kryerjes së veprës penale ka pasur aftësi esencialisht të zvogëluar mendore.

**Neni 42**
**Dënimi me burgim**

1. Dënimi me burgim nuk mund të shqiptohet në kohëzgjatje më pak se tridhjetë (30) ditë e as më tepër se njëzet e pesë (25) vjet.

2. Për vepra penale për të cilat ligji parasheh dënim me burgim të përjetshëm, gjykata mund të shqiptoj dënim me burgim deri në tridhjetë e pesë (35) vjet.

3. Dënimi me burgim shqiptohet në vite dhe në muaj të plotë, e në rastet kur dënimi është deri në gjashtë (6) muaj, dënimi shqiptohet në ditë të plota.

**Neni 43**
**Dënimi me gjobë**

1. Dënimi me gjobë nuk mund të jetë më pak se njëqind (100) Euro evropiane (në tekstin e mëtejmë "EURO"). Dënimi me gjobë nuk mund të tejkalojë njëzet e pesëmijë (25.000) Euro

ndërsa për veprat penale lidhur me terrorizëm, trafikim me njerëz, krim të organizuar ose veprat penale të kryera me qëllim të përfitimit të dobisë pasurore nuk mund të tejkalojë pesëqind mijë (500.000) Euro.

2. Në aktgjykim caktohet afati i pagesës së dënimit me gjobë. Afati nuk mund të jetë më i shkurtër se pesëmbëdhjetë (15) ditë e as më i gjatë se tre (3) muaj, mirëpo në rrethana të arsyeshme gjykata mund të lejojë që dënimi me gjobë të paguhet me këste për një periudhë që nuk tejkalon dy (2) vjet. Aktgjykimi po ashtu duhet të përcaktojë se kur duhet të paguhen këstet dhe duhet të cek se mundësia e pagesës me këste do të revokohet nëse personi i dënuar nuk e paguan këstin me kohë.

3. Nëse personi i dënuar nuk dëshiron ose nuk mund të paguajë gjobën, gjykata mund të zëvendësojë dënimin me gjobë me dënim me burgim. Kur dënimi me gjobë zëvendësohet me dënimin me burgim, njëzet (20) Euro gjobë llogaritet barabartë me një (1) ditë burgim. Dënimi me burgim nuk mund të tejkalojë tre (3) vjet.
-

4. Nëse personi i dënuar nuk dëshiron ose nuk mund të paguajë gjobën në tërësi, gjykata do ta zëvendësojë pjesën e mbetur të gjobës me dënim me burgim, siç parashihet në paragrafin 3. të këtij neni. Nëse personi i dënuar e paguan pjesën e mbetur të gjobës, ekzekutimi i dënimit ndërpritet.

5. Nëse personi i dënuar nuk dëshiron ose nuk mund të paguajë gjobën, gjykata mundet, me pëlqimin e personit të dënuar, në vend të shqiptimit të dënimit me burgim, ta zëvendësojë dënimin me gjobë me urdhër për punë në dobi të përgjithshme. Urdhri për punë në dobi të përgjithshme llogaritet ashtu që tetë (8) orë të punës në dobi të përgjithshme llogariten me njëzet (20) Euro gjobë. Kohëzgjatja e punës në dobi të përgjithshme nuk mund të tejkalojë dyqind e dyzet (240) orë pune.

6. Dënimi me gjobë nuk ekzekutohet pas vdekjes së personit të dënuar.

**Neni 44**
**Zëvendësimi i dënimit me burgim me dënim me gjobë**

1. Kur gjykata shqipton dënimin me burgim deri në gjashtë (6) muaj, gjykata njëkohësisht mund të vendosë që dënimi me burgim të zëvendësohet me dënim me gjobë, me pëlqimin e personit të dënuar.

2. Kur dënimi me burgim zëvendësohet me dënimin me gjobë, gjykata nuk kufizohet me shkallën e përllogaritjes të përcaktuar në nenin 43 paragrafi 3.

**Neni 45**
**Zëvendësimi i dënimit me burgim me urdhrin për punë në dobi të përgjithshme**

1. Gjykata, me pëlqimin e personit të dënuar, mund të zëvendësojë dënimin me burgim deri në gjashtë (6) muaj me urdhrin për punë në dobi të përgjithshme.

2. Nëse e shqipton urdhrin për punë në dobi të përgjithshme, gjykata e urdhëron personin e dënuar të kryejë punë në dobi të përgjithshme pa pagesë për një periudhë të caktuar kohore prej tridhjetë (30) deri në dyqind e dyzet (240) orë pune. Shërbimi sprovues vendos për llojin e punës në dobi të përgjithshme që duhet kryer nga personi i dënuar, cakton organizatën e veçantë për të cilën personi i dënuar do të kryejë punën në dobi të përgjithshme, vendos për ditët e javës gjatë të cilave puna në dobi të përgjithshme duhet të kryhet dhe e mbikëqyrë kryerjen e punës në dobi të përgjithshme.

3. Puna në dobi të përgjithshme duhet të kryhet brenda kohës së caktuar nga gjykata dhe kjo kohë nuk mund të jetë me gjatë se një (1) vit.

4. Nëse pas kalimit të kohës së caktuar personi i dënuar nuk e ka kryer punën në dobi të përgjithshme ose e ka kryer vetëm pjesërisht punën e tillë në dobi të përgjithshme, gjykata urdhëron dënimin me burgim. Një ditë burgim do të urdhërohet për çdo tetë (8) orë pune në dobi të përgjithshme që nuk është kryer.

## DËNIMET ALTERNATIVE

### Neni 46
### Dënimet alternative

1. Dënimet alternative janë:

1.1. dënimi me kusht;

1.2. gjysmëliria; dhe

1.3. urdhri për punë në dobi të përgjithshme.

2. Kur shqipton dënimin me kusht, gjykata po ashtu mund të shqiptojë:

2.1. urdhrin për trajtim të detyrueshëm rehabilitues; dhe

2.2. urdhrin për mbikëqyrje nga shërbimi sprovues.

### Neni 47
### Qëllimi i dënimit me kusht

Qëllimi i dënimit me kusht është që të mos zbatohet dënimi për vepra të lehta penale, kur vlerësohet se tërheqja e vërejtjes me kërcënimin e dënimit është e nevojshme të ndalojë që kryesi të mos kryejë vepër penale.

### Neni 48
### Dënimi me kusht

1. Gjykata mund t'ia shqiptojë kryesit dënimin me kusht në përputhje me dispozitat e këtij Kodi.

2. Me dënimin me kusht, gjykata ia cakton kryesit të veprës penale dënimin dhe në të njëjtën kohë urdhëron që ky dënim të mos ekzekutohet nëse personi i dënuar nuk kryen vepër tjetër penale për kohën e verifikimit të cilën e cakton gjykata. Koha e verifikimit nuk mund të jetë më e shkurtër se një (1) vit dhe as më e gjatë se pesë (5) vjet.

3. Në dënimin me kusht, gjykata mund të caktojë që dënimi të ekzekutohet, nëse në afatin e caktuar personi i dënuar nuk e kthen dobinë pasurore të fituar me kryerjen e veprës penale, nuk e kompenson dëmin që e ka shkaktuar me vepër penale ose nuk i përmbush detyrimet e tjera të parapara me dispozitat e këtij Kodi. Gjykata cakton afatin për përmbushjen e këtyre kushteve në kuadër të kohës së verifikimit.

4. Kur gjykata shqipton dënimin me burgim ose dënimin me gjobë, gjykata mund të shqiptojë dënimin me kusht për të dy këto dënime ose vetëm për dënimin me burgim.

### Neni 49
### Kushtet për shqiptimin e dënimit me kusht

1. Dënimi me kusht mund t'i shqiptohet kryesit të veprës penale për të cilën me ligj është paraparë dënimi me burgim deri në pesë (5) vjet.

2. Dënimi me kusht mund t'i shqiptohet kryesit të veprës penale për të cilën me ligj është paraparë dënimi me burgim deri në dhjetë (10) vjet, nëse zbatohen dispozitat e zbutjes së dënimit.

3. Dënimi me kusht mund t'i shqiptohet kryesit sipas paragrafit 1. dhe 2. të këtij neni nëse gjykata shqipton dënimin me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet, qoftë për një vepër penale ose për disa vepra në bashkim.

4. Me rastin e marrjes së vendimit për shqiptimin e dënimit me kusht, gjykata merr posaçërisht parasysh qëllimin e dënimit me kusht, sjelljen e mëparshme të kryesit, sjelljen e tij pas kryerjes së veprës penale, shkallën e përgjegjësisë penale dhe rrethanat e tjera në të cilat është kryer vepra penale.

5. Kur gjykata shqipton dënimin me burgim dhe dënimin me gjobë, gjykata mund të shqiptojë dënimin me kusht për të dy këto dënime ose vetëm për dënimin me burgim.

**Neni 50**
**Revokimi i dënimit me kusht për shkak të veprës së re penale**

1. Gjykata e revokon dënimin me kusht nëse personi i dënuar gjatë kohës së verifikimit kryen një apo më shumë vepra penale për të cilat është shqiptuar dënimi me burgim prej dy (2) apo më tepër vjet.

2. Gjykata mund ta revokojë dënimin me kusht nëse personi i dënuar gjatë kohës së verifikimit kryen një apo shumë vepra penale për të cilat është shqiptuar dënimi me burgim me më pak se dy (2) vjet ose dënimi me gjobë, pasi t'i ketë vlerësuar të gjitha rrethanat të cilat u përkasin veprave penale të kryera si dhe personit të dënuar dhe sidomos ngjashmëritë e veprave penale të kryera, rëndësinë e tyre dhe motivet për kryerjen e veprave penale.

3. Kur revokon dënimin me kusht, gjykata shqipton dënimin unik për veprën penale të kryer më parë edhe për veprën e re penale, në pajtim me nenin 76 të këtij Kodi dhe trajton dënimin e revokuar me kusht si të përcaktuar.

4. Nëse gjykata nuk e revokon dënimin me kusht, mund ta shqiptojë dënimin me kusht apo dënimin me burgim ose dënimin me gjobë për veprën e re penale. Nëse gjykata shqipton dënim me kusht për veprën e re penale, gjykata zbaton dispozitat e nenit 76 të këtij Kodi për ta shqiptuar dënimin e bashkuar me kusht për veprën penale të kryer më parë dhe për veprën e re penale dhe po ashtu e cakton një periudhë të bashkuar të verifikimit e cila nuk mund të jetë më pak se një (1) vit e as më shumë se pesë (5) vjet, duke filluar prej ditës kur vendimi për dënimin bëhet i plotfuqishëm. Nëse gjykata shqipton dënim me burgim për veprën e re penale, periudha kohore që kalohet në mbajtjen e dënimit me burgim nuk hiqet nga koha e verifikimit e vendosur me dënimin me kusht për veprën penale të kryer më parë.

**Neni 51**
**Revokimi i dënimit me kusht për shkak të veprës penale të kryer më parë**

Gjykata e revokon dënimin me kusht nëse pas shqiptimit të dënimit me kusht, me aktgjykim të plotfuqishëm konstaton se personi i dënuar ka kryer një vepër penale tjetër para se të jetë dënuar me kusht dhe nëse gjykata vlerëson se nuk do të kishte bazë për shqiptimin e dënimit me kusht po të dihej për atë vepër penale. Në rastin e këtillë zbatohen dispozitat e paragrafit 3. të nenit 50 të këtij Kodi.

**Neni 52**
**Revokimi i dënimit me kusht për shkak të mos përmbushjes së kushteve**

Nëse dënimi me kusht është kushtëzuar me përmbushjen e një apo më shumë kushteve të paraparë me paragrafin 3 të nenit 48 dhe nenin 56 të këtij Kodi dhe personi i dënuar nuk përmbush kushtin apo kushtet brenda afatit të caktuar nga gjykata, gjykata mund ta vazhdojë afatin e përmbushjes së kushtit brenda afatit të verifikimit apo mund ta revokojë dënimin me kusht dhe ta ekzekutojë dënimin i cili është caktuar me dënimin me kusht. Nëse gjykata konstaton se personi i dënuar nuk ka mund ta përmbushë kushtin për shkaqe të arsyeshme, gjykata e heq përmbushjen e atij kushti ose e zëvendëson atë me një kusht tjetër përkatës të paraparë me ligj.

**Neni 53**
**Afatet për revokimin e dënimit me kusht**

1. Dënimi me kusht mund të revokohet gjatë kohës së verifikimit. Nëse personi i dënuar gjatë kësaj kohe kryen vepër penale për të cilën kërkohet revokimi i dënimit me kusht gjatë kohës së verifikimit, mirëpo kjo është konstatuar me aktgjykim të plotfuqishëm vetëm pas skadimit të kohës së verifikimit, dënimi me kusht mund të revokohet jo më vonë se një (1) vit nga skadimi i kohës së verifikimit.

2. Nëse personi i dënuar brenda afatit të caktuar nga gjykata nuk e përmbush kushtin e shqiptuar nga gjykata siç parashihet në paragrafin 3 të nenit 48 dhe nenin 56 të këtij Kodi, gjykata mund të revokojë dënimin me kusht jo më vonë se një (1) vit nga skadimi i kohës për përmbushjen e detyrimit.

**Neni 54**
**Dënimi me kusht me urdhër për trajtim të detyrueshëm rehabilitues**

1. Gjykata mund të shqiptojë dënim me kusht me urdhër për trajtim të detyrueshëm rehabilitues në rast se personi i dënuar e ka shkelur ligjin për herë të parë dhe është i varur nga droga ose alkooli, nëse gjykata, pas shqyrtimit të raportit të shërbimit sprovues, konsideron se faktori kryesor që ka motivuar kryerjen e veprës penale është i lidhur me varësinë e tij nga droga ose alkooli dhe se trajtimi i suksesshëm do ta zvogëlonte rrezikun për kryerjen e veprës së re penale. Gjykata cakton periudhën gjatë së cilës programi për trajtim të detyrueshëm duhet të fillojë dhe të përfundojë. Periudha e trajtimit të detyrueshëm nuk mund të jetë më pak se tre (3) muaj apo më tepër se dymbëdhjetë (12) muaj.

2. Programi i trajtimit rehabilitues mbikëqyret nga shërbimi sprovues.

3. Dënimi konsiderohet se është mbajtur me kryerjen e suksesshme të programit të trajtimit rehabilitues siç kërkohet nga shërbimi sprovues.

4. Nëse personi i dënuar largohet nga programi i trajtimit rehabilitues, nuk mban kontaktin me shërbimin sprovues ose nuk i përmbush detyrimet lidhur me urdhrin për trajtim, gjykata mund të zëvendësojë detyrimin e mëparshëm me një tjetër, ta shtyj kohëzgjatjen e urdhrit për trajtim ose ta revokojë dënimin me kusht dhe të urdhërojë ekzekutimin e dënimit të caktuar në dënimin me kusht.

**Neni 55**
**Dënimi me kusht me urdhër për mbikëqyrje nga shërbimi sprovues**

1. Gjykata mund të shqiptojë dënimin me kusht me urdhër për mbikëqyrje nga shërbimi sprovues nëse konsideron se integrimi i të dënuarit në shoqëri ose përmbushja e kushteve të shqiptuara nga gjykata arrihet më mirë përmes mbikëqyrjes nga ana e shërbimit sprovues.

2. Kur shqipton dënimin me kusht me urdhër për mbikëqyrje nga shërbimi sprovues, gjykata e urdhëron personin e dënuar që të mbajë kontaktin me shërbimin sprovues. Gjykata, po ashtu mund të shqiptojë një apo më shumë nga kushtet e parapara me paragrafin 3. të nenit 48 ose nenin 56 të këtij Kodi. Kohëzgjatja e një kushti të shqiptuar nuk mund të jetë më pak se gjashtë (6) muaj e as më shumë se tre (3) vjet.

3. Me rastin e zgjedhjes midis detyrimeve të parapara me nenin 56 të këtij Kodi, gjykata në veçanti merr parasysh moshën e personit të dënuar; gjendjen e tij të përgjithshme shëndetësore dhe mendore; mënyrën e jetesës dhe nevojat e tij, veçanërisht nevojat në lidhje me familjen, shkollën dhe punën; motivet për kryerjen e veprës penale; sjelljen e tij pas kryerjes së veprës penale; sjelljen e tij të kaluar; rrethanat e tij personale dhe ato në lidhje me familjen; dhe rrethanat tjera që janë të rëndësishme për zgjedhjen e llojit dhe kohëzgjatjes së mbikëqyrjes.

4. Nëse personi i dënuar nuk mban kontaktin me shërbimin sprovues ose nuk e përmbush detyrimin e paraparë me nenin 56 të këtij Kodi siç është urdhëruar nga gjykata, gjykata mund ta zëvendësojë detyrimin e mëparshëm me një tjetër, ta shtyjë kohëzgjatjen e mbikëqyrjes në kuadër të kohës së verifikimit ose ta revokojë dënimin me kusht.

**Neni 56**
**Llojet e detyrimeve të caktuara në dënimin me kusht**

1. Dënimi me kusht mund të përfshijë edhe urdhrin për të përmbushur një apo më shumë nga detyrimet e mëposhtme:

1.1. mjekimi ose rehabilitimi në entin e kujdesit shëndetësor;

1.2. nënshtrimi në programin e trajtimit mjekësor ose të rehabilitimit;

1.3. vizita te psikologu ose te këshilluesit e tjerë dhe veprimi në pajtim me rekomandimet e tyre;

1.4. aftësimi profesional në një profesion të caktuar;

1.5. kryerja e aktiviteteve punuese;

1.6. shfrytëzimi i pagës dhe i të ardhurave apo pasurisë tjetër për përmbushjen e detyrimeve familjare;

1.7. mos ndërrimi i vendbanimit pa informuar shërbimin sprovues;

1.8. heqja dorë nga përdorimi i alkoolit apo i drogës;

1.9. heqja dorë nga frekuentimi i vendeve apo lokaleve të caktuara;

1.10. heqja dorë nga shoqërimi ose kontaktimi me persona të caktuar;

1.11. heqja dorë nga mbajtja e çfarëdo lloji të armëve;

1.12. të kompensojë ose dëmshpërblejë viktimën e veprës penale;

1.13. të kthejë dobinë pasurore të fituar me kryerjen e veprës penale;

1.14. të mos posedojë apo përdor kompjuterin ose të mos qaset në internet siç kërkohet nga gjykata ose

1.15. të ofrojë raporte financiare siç kërkohet nga gjykata.

**Neni 57**
**Dënimi me urdhër për punë në dobi të përgjithshme**

1. Gjykata mund t'ia shqiptojë personit të dënuar dënimin me urdhër për punë në dobi të përgjithshme nëse kryesit i shqipton dënim me gjobë deri në dymijepesëqind (2.500) Euro ose me burgim deri në një (1) vit. Puna në dobi të përgjithshme mund të caktohet vetëm me pëlqimin e personit të dënuar.

2. Nëse e shqipton dënimin me urdhër për punë në dobi të përgjithshme, gjykata e urdhëron personin e dënuar të kryejë pa pagesë, punë në dobi të përgjithshme për një periudhë të caktuar prej tridhjetë (30) deri në dyqind e dyzet (240) orë pune. Shërbimi sprovues vendos për llojin e punës në dobi të përgjithshme që duhet të kryhet nga personi i dënuar, cakton organizatën e veçantë për të cilën personi i dënuar do të kryejë punën në dobi të përgjithshme, vendos për ditët e javës gjatë të cilave puna në dobi të përgjithshme duhet të kryhet dhe mbikëqyrë kryerjen e punës në dobi të përgjithshme.

3. Puna në dobi të përgjithshme kryhet brenda një periudhe kohore të përcaktuar nga gjykata, e cila nuk e tejkalon një (1) vit.

4. Nëse e shqipton dënimin me urdhër për punë në dobi të përgjithshme, gjykata, po ashtu, e urdhëron personin e dënuar të mbajë kontaktin me shërbimin sprovues ose mund të urdhëroj kryerjen e një apo më shumë prej detyrimeve të parapara me paragrafin 3. të nenit 48 ose me nenin 56 të këtij Kodi. Kohëzgjatja e detyrimit të paraparë me nenin 56 nuk duhet të jetë më e shkurtë se gjashtë (6) muaj ose më e gjatë se sa tri (3) vjet. Neni 55 paragrafi 3. i këtij Kodi zbatohet përshtatshmërisht për detyrimin e urdhëruar me këtë paragraf.

5. Nëse personi i dënuar nuk e kryen punën në dobi të përgjithshme, ose e kryen pjesërisht gjykata mund ta shtyjë kohëzgjatjen e mbikëqyrjes brenda kohës së verifikimit ose ta revokojë dënimin.

6. Nëse pas kalimit të kohës së caktuar personi i dënuar nuk e ka kryer punën në dobi të përgjithshme ose e ka kryer vetëm pjesërisht punën e tillë në dobi të përgjithshme, gjykata urdhëron dënimin me burgim. Një (1) ditë burgim do të urdhërohet për çdo tetë (8) orë pune në dobi të përgjithshme që nuk është kryer.

**Neni 58**
**Gjysmëliria**

1. Kur shqipton dënimin me burgim deri në një (1) vit, gjykata mund të urdhërojë ekzekutimin e dënimit në gjysmëliri për shkak të detyrimeve të personit të dënuar lidhur me punën, arsimimin ose aftësimin profesional, përgjegjësitë esenciale familjare apo nevojën për trajtim mjekësor ose rehabilitues.

2. Gjatë vuajtjes së dënimit në gjysmëliri, personi i dënuar detyrohet të kthehet në burg pas kryerjes së detyrimeve jashtë burgut brenda kohës së caktuar nga gjykata.

3. Kur personi i dënuar nuk i përmbush detyrimet nga paragrafi 1. i këtij neni, gjykata e revokon urdhrin për ekzekutimin e dënimit në gjysmëliri dhe urdhëron mbajtjen e dënimit të mbetur në burg.

4. Kur gjykata urdhëron ekzekutimin e dënimit në gjysmëliri, ajo po ashtu mund të shqiptojë një apo më shumë nga kushtet e përcaktuara me nenet paragrafin 3. të nenit 48 ose nenin 56 të këtij Kodi.

## DËNIMET PLOTËSUESE

### Neni 59
### Dënimet plotësuese

1. Dënimi plotësues mund të shqiptohet së bashku me dënimin kryesor ose alternativ.

2. Dënimet plotësuese janë:

2.1. heqja e të drejtës për t'u zgjedhur;

2.2. urdhri për kompensimin e humbjes apo dëmit;

2.3. ndalimi i ushtrimit të funksioneve në administratën publike ose në shërbimin publik;

2.4. ndalimi i ushtrimit të profesionit, i veprimtarisë ose detyrës;

2.5. ndalimi i drejtimit të automjetit;

2.6. marrja e lejes së vozitjes;

2.7. urdhri për publikimin e aktgjykimit dhe

2.8. dëbimi i të huajit nga territori i Republikës së Kosovës.

3. Dënimi plotësues me ndalimin e drejtimit të automjetit mund të shqiptohet së bashku me dënimin me kusht, me vërejtjen gjyqësore ose me lirimin nga dënimi.

### Neni 60
### Heqja e të drejtës për t'u zgjedhur

Gjykata ia heq kryesit të veprës penale të drejtën për tu zgjedhur prej një (1) deri në katër (4) vjet, nëse ai person, me qëllim që të zgjidhet, kryen ndonjë nga veprat penale kundër të drejtave të votimit ose vepër tjetër penale për të cilën është paraparë dënimi me së paku dy (2) vjet burgim.

### Neni 61
### Urdhri për kompensimin e humbjes apo dëmit

1. Kur gjykata dënon personin i cili është shpallur fajtor për çfarëdo vepre penale që përfshin vjedhjen, humbjen, dëmtimin apo shkatërrimin e pasurisë, gjykata do të urdhërojë kryesin që të bëjë dëmshpërblimin e viktimës së veprës penale.

2. Dëmshpërblimi përfshin vlerën e shpenzimeve që janë të barabarta me vlerën e çfarëdo pasurie të vjedhur, humbur, dëmtuar apo shkatërruar. Dëmshpërblimi do të urdhërohet gjithashtu edhe për çfarëdo humbje të të ardhurave të cilat viktima i përjeton si rezultat i veprës penale dhe procedurave hetimore dhe gjyqësore lidhur me atë vepër.

### Neni 62
### Ndalimi i ushtrimit të funksioneve në administratën publike ose në shërbimin publik

1. Gjykata ia ndalon kryesit ushtrimin e funksioneve në administratën publike ose në shërbimin publik prej një (1) deri në pesë (5) vjet pas mbajtjes së dënimit me burgim, nëse personi i tillë ka keqpërdorur këto funksione dhe është dënuar me burgim.

2. Gjykata mund t'ia ndalojë kryesit ushtrimin e funksioneve në administratën publike ose

në shërbimin publik prej një (1) deri në tre (3) vjet, nëse personi i tillë i ka keqpërdorur këto funksione dhe është dënuar me gjobë ose me dënim me kusht.

3. Gjykata ia ndalon një personi zyrtar ushtrimin e funksionit në administratë publike apo funksioneve të shërbimeve publike prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet pas mbajtjes së dënimit me burgim, nëse personi është dënuar për ndonjë nga veprat që përfshihen në Kapitullin XXXIII të këtij Kodi

4. Gjykata ia ndalon një personi zyrtar ushtrimin e funksionit në administratë publike apo në shërbime publike prej një (1) deri në pesë (5) vjet, nëse i njëjti është dënuar për dhunë në familje, sipas nenit 248 të këtij Kodi.

4.1 Kur personi zyrtar dënohet me burgim efektiv, ndalesa e tillë ekzekutohet vetëm pas mbajtjes së dënimit me burgim. Për dënimin me kusht apo me gjobë, ndalesa në ushtrimin e funksionit në administratë publike apo në shërbime publike fillon të zbatohet në momentin që aktgjykimi merr formën e prerë.

**Neni 63**
**Ndalimi i ushtrimit të profesionit, veprimtarisë ose detyrës**

1. Gjykata mund t'ia ndalojë kryesit të veprës penale ushtrimin e profesionit të caktuar, veprimtarisë së pavarur, detyrës menaxhuese apo administrative ose detyrave që janë të lidhura me sistemimin, menaxhimin apo shfrytëzimin e pasurisë në pronësi publike apo mbrojtjen e pasurisë së tillë, nëse ai person e ka keqpërdoruar pozitën e tij, veprimtarinë apo detyrën me qëllim të kryerjes së veprës penale ose nëse ka arsye të pritet që ushtrimi i profesionit, veprimtarisë apo detyrës së tillë nga ai mund të keqpërdoret për kryerjen e veprës penale.

2. Gjykata e cakton kohëzgjatjen e dënimit të caktuar sipas paragrafit 1. të këtij neni, i cili nuk mund të jetë më i shkurtër se një (1) vit e as më i gjatë se pesë (5) vjet, duke llogaritur nga dita kur vendimi merr formën e prerë. Koha e mbajtur në burg ose në institucionin e kujdesit shëndetësor nuk llogaritet në kohëzgjatje të këtij dënimi.

3. Kur shqipton dënimin me kusht, gjykata mund të vendosë që ky dënim me kusht të revokohet nëse kryesi nuk e respekton ndalesën e ushtrimit të profesionit, veprimtarisë apo detyrës.

4. Gjykata ia ndalon një personi zyrtar ushtrimin e profesionit, aktivitetit të pavarur, të detyrës menaxhuese apo administrative prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet, nëse personi është dënuar për ndonjë nga veprat në Kapitullin XXXIII të këtij Kodi.

5. Gjykata ia shqipton kryesit të veprës penale nga neni 165 apo Kapitulli XX i këtij Kodi të kryer ndaj fëmijës, ndalimin e ushtrimit të profesionit, veprimtarisë ose detyrës që përfshin kontaktin e rregullt me fëmijë. Gjykata mund ta shqiptoj këtë dënim në kohëzgjatje të përjetshme, i cili i nënshtrohet shqyrtimit periodik gjyqësor nga gjykata pas skadimit të dhjetë (10) vjetëve nga fillimi i ekzekutimit të masës së shqiptuar. Gjykata mund ta ndalojë ekzekutimin e saj me propozim të personit të dënuar nëse ka vërtetuar se arsyet për ndalimin nuk ekzistojnë më. Personi i dënuar mund të paraqes përsëri propozimin e tij apo të saj, por jo më herët se një (1) vit pas shqyrtimit të mëparshëm.

**Neni 64**
**Ndalimi i drejtimit të automjetit**

1. Kryesit të veprës penale, i cili rrezikon sigurinë në trafikun publik, gjykata mund t'ia ndalojë drejtimin e automjetit të llojit apo të kategorisë së caktuar.

2. Gjykata cakton kohëzgjatjen e dënimit të urdhëruar sipas paragrafit 1. të këtij neni, kohëzgjatja

e të cilit nuk mund të jetë më e shkurtë se një (1) vit e as më e gjatë se pesë (5) vjet, duke llogaritur nga dita kur vendimi merr formën e prerë. Koha e kaluar në burg apo në institucionin e kujdesit shëndetësor nuk llogaritet në kohëzgjatjen e këtij dënimi.

3. Kur shqipton dënimin me kusht, gjykata mund të vendosë që dënimi i tillë të revokohet nëse kryesi e shkel ndalesën e drejtimit të automjetit. Ky paragraf nuk zbatohet nëse paraqiten rrethana të jashtëzakonshme të cilat kërkojnë nga kryesi që të drejtojë automjetin.

4. Nëse dënimi nga paragrafi 1. i këtij neni i është shqiptuar personit i cili ka leje të huaj për drejtimin e automjetit, ky dënim do të konsistojë në ndalimin për përdorimin e lejes së huaj në territorin e Republikës së Kosovës.

**Neni 65**
**Marrja e lejes së vozitjes**

1. Kryesit të veprës penale që e rrezikon sigurinë në trafikun publik, gjykata mund t'ia marrë lejen e vozitjes për llojin apo kategorinë e caktuar të automjetit dhe mund t'ia ndalojë kryesit marrjen e lejes së re gjatë periudhës prej një (1) deri në pesë (5) vjet. Nëse kryesi nuk ka leje të vozitjes, gjykata ia ndalon kryesit marrjen e lejes së vozitjes brenda afatit prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

2. Gjykata mund të shqiptojë dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni nëse kryesi ka kryer vepër penale duke shkaktuar lëndim të rëndë trupor apo vdekjen e personit ose nëse gjykata konstaton se pjesëmarrja e mëtejshme e kryesit në trafikun publik është e rrezikshme për sigurinë e trafikut publik për shkak të paaftësisë së tij për drejtimin e sigurt të automjetit.

3. Leja e vozitjes merret me vendim të formës së prerë të gjykatës. Koha e mbajtur në burg apo në institucionin e kujdesit shëndetësor nuk llogaritet në kohëzgjatjen e këtij dënimi.

4. Pas skadimit të afatit të caktuar nga gjykata, kryesi mund ta marrë lejen e re të vozitjes sipas kushteve të përgjithshme të parapara për marrjen e lejes përkatëse të vozitjes.

**Neni 66**
**Urdhri për publikimin e aktgjykimeve**

1. Gjykata mund të urdhërojë publikimin e aktgjykimit kur çmon se publikimi është në interes të përgjithshëm, të të dëmtuarit ose të personave të tjerë.

2. Urdhri për publikimin e aktgjykimit kërkon që aktgjykimi të publikohet, tërësisht ose pjesërisht, në gazetë apo të transmetohet në radio ose televizion. Publikimi bëhet me shpenzimet e të dënuarit.

3. Data dhe kohëzgjatja e publikimit caktohen nga gjykata.

4. Gazeta, radiostacioni ose stacioni televiziv e publikojnë aktgjykimin të cilin ua ka dërguar gjykata.

5. Publikimi i aktgjykimit nuk urdhërohet nëse publikimi i tillë e rrezikon fshehtësinë zyrtare, privatësinë e personave apo moralin e shoqërisë.

**Neni 67**
**Dëbimi i të huajve nga territori i Republikës së Kosovës**

1. Gjykata mund të urdhërojë dëbimin e të huajit nga territori i Republikës së Kosovës në kohëzgjatje prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Kur gjykata vendos për shqiptimin e dënimit nga paragrafi 1. i këtij neni dhe kohëzgjatjen e këtij dënimi, gjykata merr parasysh llojin dhe peshën e veprës penale, motivet e kryerjes së veprës penale dhe lidhjen e kryesit me Republikën e Kosovës.

3. Dënimi nga paragrafi 1. i këtij neni nuk shqiptohet nëse ekzekutimi i dënimit është në kundërshtim me të drejtën ndërkombëtare.

4. Kohëzgjatja e dëbimit llogaritet nga dita kur vendimi gjyqësor merr formën e prerë. Koha e mbajtur në burg ose në institucionin e kujdesit shëndetësor nuk llogaritet në kohëzgjatjen e këtij dënimi.

**Neni 68**
**Ekzekutimi i dënimeve plotësuese**

1. Në pajtim me paragrafin 2. të këtij neni, ekzekutimi i dënimeve plotësuese të parapara në nenin 59 të këtij Kodi fillon së bashku me ekzekutimin e dënimit kryesor ose të dënimit alternativ.

2. Ekzekutimi i dënimeve plotësuese nga nën-paragrafët 2.1; 2.2; 2.3; 2.4; 2.5; dhe 2.8 të paragrafit 2. të nenit 59 të këtij Kodi fillon pas mbajtjes së dënimit me burgim. Gjatë kohës së mbajtjes së dënimit me burgim, personi i dënuar nuk mund t'i gëzojë të drejtat e kufizuara nga dënimet plotësuese.

**MATJA E DËNIMIT**

**Neni 69**
**Rregullat e përgjithshme për matjen e dënimit**

1. Kur cakton dënimin për vepër penale, gjykata duhet të ketë parasysh minimumin dhe maksimumin e dënimit të paraparë për atë vepër penale. Gjykata pastaj duhet të merr parasysh qëllimin e dënimit, parimet e përcaktuara në këtë kapitull dhe rrethanat lehtësuese dhe rënduese lidhur me veprën penale të caktuar ose me dënimin.

2. Dënimi duhet të jetë në proporcion me peshën e veprës dhe me sjelljen dhe rrethanat e kryesit.

3. Me rastin e caktimit të dënimit, gjykata merr parasysh por nuk kufizohet në rrethanat e mëposhtme:

3.1. shkallën e përgjegjësisë penale;

3.2. motivet për kryerjen e veprës;

3.3. intensitetin e rrezikimit apo të dëmtimit të vlerës së mbrojtur;

3.4. rrethanat në të cilat është kryer vepra;

3.5. sjelljen e mëparshme të kryesit;

3.6. pranimin e fajit dhe

3.7. rrethanat personale të kryesit dhe sjelljen e tij pas kryerjes së veprës penale.

4. Kur cakton dënimin për recidivistin, gjykata posaçërisht merr parasysh nëse kryesi më parë ka kryer vepër penale të njëjtë sikurse veprën e re, nëse të dy veprat janë kryer për të njëjtat motive dhe kohën e kaluar nga shqiptimi i dënimit të mëparshëm apo nga dënimi i mbajtur ose i falur.

5. Me rastin e caktimit të dënimit me gjobë, gjykata merr parasysh edhe gjendjen pasurore të kryesit dhe posaçërisht merr parasysh shumën e të ardhurave personale, të ardhurat e tjera, pasurinë dhe detyrimet e tij. Gjykata nuk cakton gjobë në lartësinë që është mbi mundësitë e kryesit.

**Neni 70**
**Rregullat e përgjithshme për zbutjen ose ashpërsimin e dënimit**

1. Kryesit të veprës penale i shqiptohet dënimi i paraparë për veprën e kryer penale, ndërsa dënimi më i butë ose më i rëndë mund të shqiptohet vetëm në pajtim me kushtet e parapara me këtë Kod.

2. Me rastin e caktimit të dënimit, gjykata merr parasysh por nuk kufizohet në rrethanat e mëposhtme rënduese:

2.1. shkallën e lartë të pjesëmarrjes së personit të dënuar në veprën penale;

2.2. shkallën e lartë të dashjes nga ana e personi të dënuar,

2.3. prezencën e dhunës ose kanosjes me dhunë në kryerjen e veprës penale;

2.4. nëse vepra penale është kryer në mënyrë posaçërisht mizore;

2.5. nëse vepra penale përfshin disa viktima;

2.6. nëse viktima e veprës penale ka qenë posaçërisht e pambrojtur apo e ndjeshme;

2.7. mosha e viktimës, nëse është i ri apo i moshuar;

2.8. shkallën e dëmit të shkaktuar nga personi i dënuar, përfshirë vdekjen, lëndimin e përhershëm, transmetimin e sëmundjes tek viktima apo çfarëdo dëmi tjetër të shkaktuar viktimës ose familjes së tij;

2.9. çfarëdo keqpërdorimi të pushtetit ose pozitës zyrtare nga personi i dënuar në kryerjen e veprës penale;

2.10. dëshmi të shkeljes së besimit nga ana e personit të dënuar;

2.11. nëse vepra penale është kryer si pjesë e veprimtarisë së grupit të organizuar kriminal;

2.12. nëse vepra penale është akt i urrejtjes, që nënkupton cilëndo vepër penale të kryer ndaj personit, grupit të personave, ose pronës, motivuar në bazë të racës, ngjyrës, gjinisë, identitetit gjinor, gjuhës, fesë, prejardhjes kombëtare a shoqërore, lidhjes me ndonjë komunitet, pronë, gjendjes ekonomike, orientimit seksual, lindjes, aftësisë së kufizuar ose ndonjë statusi tjetër personal, ose për shkak të afërsisë me personat me karakteristikat e lartpërmendura,, përveç nëse ndonjë nga këto karakteristika përbën element të veprës penale;

2.13. ndonjë dënim penal të mëparshëm të personit të dënuar; dhe/ose

2.14. nëse vepra penale kryhet brenda marrëdhënies familjare.

3. Me rastin e caktimit të dënimit, gjykata merr parasysh por nuk kufizohet në rrethanat e mëposhtme lehtësuese:

3.1. rrethanat të cilat për pak nuk arrijnë të jenë bazë për përjashtimin e përgjegjësisë penale, si për shembull, aftësia e zvogëluar mendore;

3.2. dëshmia për provokim nga ana e viktimës;

3.3. rrethanat personale dhe karakteri i personit të dënuar;

3.4. dëshmia që personi i dënuar ka luajtur rol relativisht të vogël në veprën penale;

3.5. fakti që personi i dënuar ka marrë pjesë në veprën penale jo si kryes kryesor por përmes ndihmës, inkurajimit ose duke ndihmuar tjetrin në ndonjë mënyrë tjetër;

3.6. mosha e personit të dënuar, i ri apo i moshuar;

3.7. dëshmia që personi i dënuar ka bërë restituimin apo kompensimin e viktimës;

3.8. bashkëpunimi i përgjithshëm i personit të dënuar me gjykatën, përfshirë dorëzimin vullnetar;

3.9. bashkëpunimin vullnetar të personit të dënuar në hetimin ose ndjekjen penale;

3.10. pranimin e fajit;

3.11. keqardhjen e shfaqur nga personi i dënuar;

3.12. sjelljen e personit të dënuar pas konfliktit;

3.13. në rastet kur personi është i dënuar për veprën penale të marrjes së pengjeve, rrëmbimit apo privimit të kundërligjshëm nga liria ose siç përcaktohet në nenet 169, 191 ose 193 të këtij Kodi, kontributi në mënyrë efektive për lëshimin ose për ta sjellë të gjallë personin e rrëmbyer, marrë apo ndalur ose dhënia vullnetare e informatave që kontribuojnë në identifikimin e përgjegjësve të tjerë për vepër penale; dhe/apo

3.14. në lidhje me veprat penale të terrorizmit të përcaktuara në këtë Kod, fakti që kryesi i veprës penale heq dorë nga veprimtaria terroriste para se të ketë pasoja të rënda prej saj dhe i ofron policisë, prokurorëve ose autoriteteve gjyqësore informata të cilat ato nuk do të kishin mundësi t'i siguronin; ndihmon në parandalimin ose zbutjen e efekteve të veprës penale; identifikon me detaje të mjaftueshme për të lejuar arrestimin ose ndjekjen penale të ndonjë terroristi apo grupi terrorist; gjen prova apo parandalon vepra të tjera terroriste.

**Neni 71**
**Zbutja e dënimeve**

1. Gjykata mund të shqiptojë dënim nën kufirin e paraparë me ligj apo të shqiptojë lloj më të butë të dënimit:

1.1. kur ligji parasheh që dënimi i kryesit mund të zbutet apo të zvogëlohet;

1.2. kur gjykata konstaton se ekzistojnë rrethana posaçërisht lehtësuese të cilat tregojnë se qëllimi i dënimit mund të arrihet edhe me shqiptimin e dënimit më të butë; ose

1.3. në rastet kur kryesi pranon fajësinë ose ka arritur marrëveshje për pranimin e fajësisë

**Neni 72**
**Kufijtë e zbutjes së dënimeve**

1. Kur ekzistojnë kushtet për zbutjen e dënimit nga neni 71 i këtij Kodi, gjykata mund të zbusë dënimin brenda kufijve në vijim:

1.1. nëse për veprën penale është paraparë si masë më e ulët dënimi me burgim prej së paku dhjetë (10) vjet, dënimi mund të zbutet deri në pesë (5) vjet burgim;

1.2. nëse për veprën penale është paraparë si masë më e ulët dënimi me burgim prej së paku pesë (5) vjet, dënimi mund të zbutet deri në tre (3) vjet burgim;

1.3. nëse për veprën penale është paraparë si masë më e ulët dënimi me burgim prej së paku tre (3) vjet, dënimi mund të zbutet deri në një (1) vit burgim;

1.4. nëse për veprën penale është paraparë si masë më e ulët dënimi me burgim prej dy (2) vjet, dënimi mund të zbutet deri në gjashtë (6) muaj burgim;

1.5. nëse për veprën penale është paraparë si masë më e ulët dënimi me burgim prej një (1) viti, dënimi mund të zbutet deri në tre (3) muaj burgim;

1.6. nëse për veprën penale është paraparë si masë më e ulët dënimi me burgim me më pak se një (1) vit, dënimi mund të zbutet deri në tridhjetë (30) ditë burgim;

1.7. nëse për veprën penale nuk është paraparë masa më e ulët e dënimit, atëherë mund të shqiptohet dënimi me gjobë në vend të dënimit me burgim;

1.8. nëse për veprën penale nuk është paraparë shuma më e ulët e gjobës, gjoba mund të zbutet deri në njëqind (100) Euro.

2. Me rastin e vendosjes së shkallës së zbutjes së dënimit sipas paragrafit 1. të këtij neni, gjykata në veçanti merr parasysh shkallën më të ulët dhe më të lartë të dënimit të paraparë për vepër penale.

**Neni 73**
**Lirimi nga dënimi**

1. Gjykata mund ta lirojë nga dënimi, kryesin e veprës penale vetëm kur kjo shprehimisht parashihet me ligj.

2. Kur gjykata është e autorizuar me ligj që kryesin e veprës penale ta lirojë nga dënimi, ajo mund t'ia zbusë dënimin pa marrë parasysh kufizimet e parapara për zbutjen e dënimit.

**Neni 74**
**Bazat e posaçme të lirimit nga dënimi për vepra penale të kryera nga pakujdesia**

1. Gjykata mund ta lirojë nga dënimi kryesin e veprës penale të kryer nga pakujdesia në rastet e mëposhtme:

1.1. nëse pasojat e asaj vepre penale e godasin kryesin aq rëndë sa që dënimi është i panevojshëm për realizimin e qëllimit të tij; ose

1.2. nëse kryesi menjëherë pas kryerjes së veprës penale ka bërë përpjekje për evitimin ose zvogëlimin e pasojave të asaj vepre dhe nëse në tërësi apo në një masë të madhe e ka kompensuar dëmin e shkaktuar me atë vepër.

**Neni 75**
**Ashpërsimi i dënimit për recidivizëm të shumëfishtë**

1. Për veprën penale të kryer me dashje, për të cilën është paraparë dënimi me burgim, gjykata mund të shqiptojë dënim më të rëndë nga sa është paraparë me ligj në rastet në vijim:

   1.1. nëse kryesi është dënuar më parë dy (2) apo më shumë herë me burgim prej së paku një (1) vit për vepra penale të kryera me dashje dhe

   1.2. nëse nga dita e lirimit të kryesit ose e përfundimit të dënimit të mëparshëm deri në kryerjen e veprës së re penale kanë kaluar më pak se pesë (5) vjet.

2. Gjykata mund t'i shqiptojë dënim më të rëndë recidivistit duke shtuar jo më shumë se gjysmën e maksimumit të dënimit.

3. Me rastin e vlerësimit për shqiptimin e dënimit më të rëndë, gjykata posaçërisht merr parasysh pranimin e fajit, ngjashmërinë e veprave penale të kryera, motivet nga të cilat janë kryer, rrethanat në të cilat janë kryer si dhe nevojën për shqiptimin e dënimit të tillë për ta realizuar qëllimin e dënimit.

4. Ky nen nuk zbatohet për dënim me burgim të përjetshëm.

**Neni 76**
**Dënimi për bashkim të veprave penale**

1. Nëse kryesi me një apo me më shumë veprime kryen disa vepra penale për të cilat gjykohet në të njëjtën kohë, gjykata së pari shpall dënime për secilën nga këto vepra, e pastaj për të gjitha këto vepra e shqipton dënimin unik.

2. Gjykata shqipton dënimin unik sipas këtyre rregullave:

   2.1. nëse për ndonjërën prej veprave penale gjykata ka shqiptuar dënimin me burgim të përjetshëm, atëherë e shqipton vetëm këtë dënim;

   2.2. nëse për secilën prej veprave penale gjykata ka shqiptuar dënimin me burgim, dënimi unik duhet të jetë më i madh se çdo dënim i veçantë, por dënimi unik nuk mund ta arrijë shumën e të gjitha dënimeve të përcaktuara dhe as të tejkalojë periudhën prej njëzet e pesë (25) vjetësh;

   2.3. nëse gjykata e ka shqiptuar dënimin me burgim deri në tri (3) vjet për secilën nga veprat penale, dënimi unik me burgim nuk mund të jetë më i lartë se tetë (8) vjet;

   2.4. nëse gjykata ka shqiptuar dënime me gjobë për secilën nga veprat penale, dënimi unik me gjobë është shuma e dënimeve të shqiptuara por nuk mund të tejkalojë shumën prej njëzet e pesë mijë (25.000) Euro, përkatësisht pesëqind mijë (500.000) Euro kur një apo shumë vepra penale janë kryer me qëllim të përfitimit të dobisë pasurore;

   2.5. nëse gjykata për disa vepra penale ka shqiptuar dënime me burgim, ndërsa për vepra të tjera ka shqiptuar dënimin me gjobë, gjykata shqipton dënim unik me burgim dhe me gjobë, në pajtim me nën-paragrafët 2.1. deri 2.4. të këtij paragrafi.

3. Gjykata shqipton dënimin plotësues nëse është shqiptuar së paku për një nga veprat penale të parapara në nën-paragrafin 2.4. të paragrafit 2. të këtij neni.

**Neni 77**
**Dënimi për veprat penale në vazhdim**

1. Vepra penale në vazhdim përbëhet nga disa vepra të njëjta ose të ngjashme të kryera në lidhshmëri kohore nga i njëjti kryes, dhe të cilat paraqesin tërësi për shkak të ekzistimit të së paku dy prej kushteve në vijim:

    1.1. viktimës së njëjtë të veprës penale;

    1.2. objekti i njëjtë i veprës;

    1.3. shfrytëzimi i situatës apo marrëdhënies së njëjtë kohore;

    1.4. vendi apo hapësira e njëjtë e kryerjes së veprës penale; ose

    1.5. dashja e njëjtë e kryesit.

2. Veprat penale të kryera kundër personit mund të konsiderohen si vepër penale në vazhdim vetëm nëse janë kryer kundër të njëjtit person.

3. Veprat penale në vazhdim, të cilat për shkak të natyrës së tyre nuk mund të bashkohen në një vepër, nuk konsiderohen vepra penale në vazhdim.

4. Nëse vepra penale në vazhdim përfshin forma të rënda dhe të lehta të të njëjtës vepër, konsiderohet se vepra penale në vazhdim është kryer në formën e rëndë.

5. Nëse vepra penale në vazhdim përfshin veprat penale element i të cilave është shuma në para, vepra penale në vazhdim do të përcaktohet nga shuma e tërësishme e realizuar me të gjitha veprat e veçanta.

6. Vepra penale e cila nuk është përfshirë në veprën penale në vazhdim në aktgjykimin e plotfuqishëm të gjykatës, por është zbuluar më vonë, paraqet vepër penale të veçantë.

**Neni 78**
**Llogaritja e dënimit të personave të dënuar**

1. Nëse personi i dënuar gjykohet për vepër penale të kryer para se të ketë filluar mbajtjen e dënimit të shqiptuar me një dënim të mëparshëm, apo për vepër penale të kryer gjatë kohës së mbajtjes së dënimit me burgim, gjykata shqipton dënimin unik për të gjitha veprat penale (neni 76 i këtij Kodi), duke marrë parasysh dënimin e shqiptuar më parë. Dënimi ose pjesa e dënimit të cilin personi i dënuar e ka mbajtur llogaritet në dënimin e shqiptuar unik.

2. Për vepër penale të kryer gjatë kohës së mbajtjes së dënimit me burgim, gjykata ia cakton dënimin kryesit pavarësisht nga dënimi i shqiptuar më parë nëse zbatimi i dispozitave të nenit 76 të këtij Kodi nuk do ta arrinte qëllimin e dënimit, duke marrë parasysh kohëzgjatjen e pjesës së pa mbajtur të dënimit të shqiptuar më parë.

**Neni 79**
**Llogaritja e paraburgimit dhe e dënimit të mëparshëm**

1. Koha e kaluar në paraburgim, arrest shtëpiak si dhe çdo periudhë e heqjes së lirisë lidhur me veprën penale llogariten në dënimin e shqiptuar me burgim, burgim për të mitur, në masën edukative institucionale dhe dënimin me gjobë.

2. Dënimi me burgim ose me gjobë të cilin personi i dënuar e ka mbajtur, përkatësisht e ka paguar për kundërvajtje apo për delikt ekonomik, përfshihet në dënimin e shqiptuar për vepër penale, elementet e së cilës përfshijnë edhe elementet e kundërvajtjes apo të deliktit ekonomik.

3. Masa mbrojtëse e cila është shqiptuar për kundërvajtje ose për delikt ekonomik përfshihet në dënimin plotësues për vepër penale, elementet e së cilës i përfshijnë edhe elementet e kundërvajtjes apo të deliktit ekonomik.

4. Një (1) ditë paraburgim, një (1) ditë heqje lirie, një (1) ditë burgim, dhe njëzet (20) Euro të dënimit me gjobë barazohen për qëllime të llogaritjes sipas këtij neni.

**Neni 80**
**Llogaritja e paraburgimit dhe e dënimeve të mbajtura në juridiksione të tjera**

Paraburgimi, heqja e lirisë gjatë procedurës së transferimit të personit në një juridiksion tjetër dhe pjesa e dënimit të cilin e ka mbajtur kryesi sipas aktgjykimit të gjykatës së huaj do t'i llogaritet në dënimin e shqiptuar nga gjykata në Kosovë për të njëjtën vepër, e nëse dënimi i shqiptuar jashtë Kosovës nuk është i llojit të njëjtë, llogaritja do të bëhet sipas vlerësimit të gjykatës.

## KAPITULLI IV
## VËREJTJA GJYQËSORE

**Neni 81**
**Qëllimi i vërejtjes gjyqësore**

Qëllimi i vërejtjes gjyqësore është që t'i jepet kryesit qortimi kur, duke pasur parasysh të gjitha rrethanat në lidhje me veprën dhe kryesin, vërejtja gjyqësore është e mjaftueshme për të arritur qëllimin e dënimit.

**Neni 82**
**Vërejtja gjyqësore**

1. Me vërejtje gjyqësore kryesit i bëhet me dije se ka kryer një vepër të dëmshme dhe të rrezikshme, që përbën vepër penale dhe nëse kryen prapë vepër të tillë, gjykata do të shqiptojë sanksion më të rëndë penal.

2. Vërejtja gjyqësore mund të shqiptohet për vepra penale për të cilat është paraparë dënimi me burgim deri në një (1) vit ose dënimi me gjobë, në rastet kur veprat e tilla janë kryer në rrethana lehtësuese të cilat i bëjnë veprat penale veçanërisht të lehta.

3. Vërejtja gjyqësore mund të shqiptohet edhe për vepra penale të caktuara për të cilat është paraparë dënimi deri në tri (3) vjet, sipas kushteve të përcaktuara me ligj.

4. Gjykata mund të shqiptojë vërejtjen e gjykatës për më shumë se një vepër penale të kryer në bashkim, nëse për çdonjërën nga këto vepra ekzistojnë kushtet nga paragrafi 2. ose 3. i këtij neni.

5. Me rastin e vendosjes për shqiptimin e vërejtjes gjyqësore, gjykata veçanërisht merr parasysh qëllimin e vërejtjes gjyqësore, sjelljen e kryesit në të kaluarën, sjelljen e tij pas kryerjes së veprës penale, shkallën e përgjegjësisë penale, rrethanat e tjera në të cilat është kryer vepra penale dhe pjesëmarrjen vullnetare të kryesit në programin e trajtimit.

## KAPITULLI V
## MASAT E TRAJTIMIT TË DETYRUESHËM

### Neni 83
### Parimet e përgjithshme

1. Kryesi me çrregullim mendor ose personi i cili është duke u trajtuar si i tillë, do të trajtohet me humanizëm dhe me respekt për dinjitetin e qenësishëm të njeriut.

2. Standardet ndërkombëtare të zbatueshme për personat me çrregullim mendor zbatohen për kryesin me çrregullim mendor për aq sa është e mundur, me ndryshime dhe përjashtime të kufizuara vetëm për aq sa janë të nevojshme sipas rrethanave.

3. Masa e trajtimit të detyrueshëm psikiatrik nuk urdhërohet kur nuk është në proporcion me peshën e veprave të kryera, veprave që priten të kryhen nga kryesi dhe shkallën e rrezikut që paraqet kryesi.

### Neni 84
### Masat e zbatueshme dhe sanksionet penale

1. Masat e trajtimit të detyrueshëm të cilat mund ti shqiptohen kryesit i cili nuk është penalisht përgjegjës, ka aftësi esencialisht të zvogëluar mendore apo është i varur nga droga ose alkooli janë:

1.1. trajtimi i detyrueshëm psikiatrik me ndalim në institucionin e kujdesit shëndetësor;

1.2. trajtimi i detyrueshëm psikiatrik në liri; dhe

1.3. trajtimi me anë të rehabilitimit të detyrueshëm të personave të varur nga droga ose alkooli.

2. Sanksioni penal, në pajtim me këtë Kod, mund t'i shqiptohet edhe kryesit i cili ka kryer vepër penale në gjendje të aftësisë së zvogëluar mendore, nëse ekzistojnë shkaqe për shqiptimin e sanksionit të tillë.

### Neni 85
### Trajtimi i detyrueshëm psikiatrik me ndalim në institucionin e kujdesit shëndetësor

1. Gjykata mund t'i shqiptojë masën e trajtimit të detyrueshëm psikiatrik me ndalim në institucionin e kujdesit shëndetësor kryesit i cili ka kryer vepër penale në gjendje të paaftësisë mendore ose aftësisë esencialisht të zvogëluar mendore, nëse konstaton se:

1.1. kryesi ka kryer vepër penale për të cilën atij ose asaj mund ti shqiptohet dënimi me një (1) ose më shumë vite burgim;

1.2. ekziston rrezik serioz se kryesi do të kryejë vepër tjetër penale;

1.3. trajtimi i detyrueshëm psikiatrik me ndalim është i nevojshëm për të shmangur kryerjen e veprës tjetër penale;

1.4. trajtimi i detyrueshëm psikiatrik me ndalim është i nevojshëm për të shmangur rrezikun serioz.

2. Gjykata do ta pushojë masën e trajtimit të detyrueshëm psikiatrik të paraparë në paragrafin 1. të këtij neni pasi të ketë vërtetuar se ka pushuar nevoja për trajtim në institucionin e kujdesit shëndetësor.

3. Kryesit i cili ka kryer vepër penale në gjendje të aftësisë esencialisht të zvogëluar mendore dhe i cili është dënuar me burgim, koha e kaluar në institucionin e kujdesit shëndetësor do t'i llogaritet në kohën e dënimit të shqiptuar për trajtim të detyrueshëm psikiatrik. Nëse koha e mbajtur në ndalim për trajtim të detyrueshëm psikiatrik është më e shkurtër se dënimi me burgim, gjykata mund të urdhërojë që kryesi të dërgohet në burgim për të mbajtur pjesën e mbetur të dënimit ose gjykata mund të urdhërojë lirimin me kusht.

4. Me rastin e vendosjes për lirimin me kusht sipas paragrafit 3. të këtij neni, gjykata përveç kushteve të përcaktuara në nenin 90 të këtij Kodi, veçanërisht do të merr parasysh suksesin e trajtimit të detyrueshëm të kryesit, gjendjen e tij shëndetësore, kohën e kaluar në institucionin shëndetësor dhe kohëzgjatjen e dënimit që nuk është mbajtur.

**Neni 86**
**Trajtimi i detyrueshëm psikiatrik në liri**

1. Gjykata mund t'i shqiptojë masën e trajtimit të detyrueshëm psikiatrik në liri kryesit i cili ka kryer vepër penale në gjendje të paaftësisë mendore ose aftësisë esencialisht të zvogëluar mendore, nëse konstaton se:

1.1. ekziston rrezik serioz se kryesi do të kryejë vepër penale;

1.2. trajtimi i detyrueshëm psikiatrik në liri është i nevojshëm për të shmangur kryerjen e veprës tjetër penal; dhe

1.3. trajtimi i detyrueshëm psikiatrik në liri është i mjaftueshëm për të shmangur rrezikun serioz.

2. Masat e trajtimit të detyrueshëm psikiatrik në liri nga paragrafi 1. i këtij neni mund t'i shqiptohen kryesit ndaj të cilit është shqiptuar masa e trajtimit të detyrueshëm psikiatrik me ndalim në institucionin e kujdesit shëndetësor, kur gjykata vërteton se ndalimi në institucionin e kujdesit shëndetësor nuk është më i nevojshëm dhe se masa e trajtimit të detyrueshëm psikiatrik në liri mjafton për të adresuar situatat e përcaktuara në nën-paragrafët 1.1. deri 1.3. të paragrafit 1. të këtij neni.

3. Varësisht nga kushtet e përcaktuara në paragrafin 1. të këtij neni, gjykata mund t'i shqiptojë trajtimin e detyrueshëm psikiatrik në liri kryesit me aftësi esencialisht të zvogëluar mendore dhe i cili është në liri me kusht, siç është paraparë në nenin 90 të këtij Kodi.

4. Trajtimi i detyrueshëm psikiatrik në liri nuk mund të tejkalojë tre (3) vjet nëse i është shqiptuar kryesit me aftësi esencialisht të zvogëluar mendore.

5. Gjykata mund të shqiptojë trajtimin e detyrueshëm psikiatrik me ndalim në institucionin e kujdesit shëndetësor:

5.1. kur kryesi nuk i nënshtrohet trajtimit të detyrueshëm psikiatrik në liri siç përcaktohet në paragrafët 1. deri 3. të këtij neni;

5.2. kur kryesi braktis trajtimin e detyrueshëm psikiatrik në liri; ose

5.3. kur përkundër trajtimit të detyrueshëm psikiatrik me ndalim në institucionin e kujdesit shëndetësor, ka rrezik serioz se kryesi prapë do të kryejë vepër penale.

**Neni 87**
**Trajtimi me anë të rehabilitimit të detyrueshëm i personave të varur nga droga ose alkooli**

1. Gjykata mund t'i urdhërojë masën e trajtimit me rehabilitim të detyrueshëm në institucionin e kujdesit shëndetësor kryesit i cili ka kryer veprën penale nën ndikimin e drogës apo alkoolit, nëse plotësohen të dy kushtet e mëposhtme:

 1.1. gjykata ka shqiptuar dënim, vërejtje gjyqësore ose kryesin e ka liruar nga dënimi; dhe

 1.2. gjykata konstaton se faktori kryesor që e ka motivuar kryerjen e veprës penale ishte varësia e kryesit nga alkooli apo droga dhe nëse ka gjasa për mjekimin e tij të suksesshëm.

2. Nëse shqiptohet masa nga paragrafi 1. i këtij neni, krahas dënimit me gjobë, vërejtjes së gjyqësore apo lirimit nga dënimi, gjykata mund të vendosë, me pëlqimin e të dënuarit, që masa e tillë të ekzekutohet në liri. Nëse kryesi pa shkak të arsyeshëm nuk i nënshtrohet trajtimit në liri ose arbitrarisht e braktis trajtimin, gjykata mund të urdhërojë që trajtimi të ekzekutohet në institucionin e kujdesit shëndetësor.

3. Nëse masa nga paragrafi 1. i këtij neni është shqiptuar krahas dënimit me gjobë, vërejtjes gjyqësore apo lirimit nga dënimi, trajtimi nuk mund të zgjasë më tepër se dy (2) vjet.

4. Nëse masa nga paragrafi 1. i këtij neni është shqiptuar krahas dënimit me burgim, ajo mund të zgjasë derisa të kryhet dënimi. Koha e kaluar në institucionin e kujdesit shëndetësor do të llogaritet në dënimin e shqiptuar.

5. Gjykata duhet të shqyrtojë ekzekutimin e kësaj mase çdo dy (2) muaj për të vendosur nëse është e nevojshme të vazhdohet masa.

**KAPITULLI VI**
**DISPOZITAT E PËRGJITHSHME PËR EKZEKUTIMIN E DËNIMEVE DHE LIRIMI ME KUSHT**

**Neni 88**
**Ekzekutimi i dënimit me burgim dhe me burgim të përjetshëm**

1. Dënimi me burgim apo me burgim të përjetshëm mbahet në objekte të mbyllura, gjysmë të mbyllura apo objekte të hapura korrektuese ose në njësi të objekteve korrektuese.

2. Dënimi me burgim të përjetshëm fillon në objektet e mbyllura korrektuese ose në njësi të objekteve korrektuese.

3. Gjatë ekzekutimit të një dënimi, personi i dënuar nuk duhet t'i nënshtrohet trajtimit apo dënimit çnjerëzor ose poshtërues, përfshirë mundime të panevojshme mendore dhe fizike apo privimin nga trajtimi adekuat mjekësor ose nevojat tjera elementare.

**Neni 89**
**Kufizimet në kufizimin e të drejtave të personave të dënuar**

1. Të drejtat e personit të dënuar gjithmonë duhet të respektohen gjatë ekzekutimit të dënimit.

2. Të drejtat e personit të dënuar mund të kufizohen vetëm aq sa është e nevojshme dhe në përputhje me ligjin dhe standardet ndërkombëtare të të drejtave të njeriut.

**Neni 90**
**Lirimi me kusht**

1. Personi i dënuar mund të lirohet me kusht në përputhje me këtë Kod dhe me Ligjin për Ekzekutimin e Sanksioneve Penale. Kur merret vendimi për lirimin me kusht, duhet të merret parasysh sjellja e personit të dënuar gjatë mbajtjes së dënimit.

2. Personi i dënuar për vepër penale për të cilën është paraparë dënim me të paktën pesë (5) vjet burgim, mund të lirohet me kusht pasi të ketë mbajtur dy të tretat (2/3) e dënimit të shqiptuar. Për vepra tjera penale, personi i dënuar mund të lirohet me kusht pasi të ketë mbajtur gjysmën e dënimit të shqiptuar.

3. Personi i dënuar me burgim të përjetshëm mund të lirohet me kusht pasi të ketë mbajtur tridhjetë (30) vjet nga dënimi me burgim i shqiptuar. Periudha minimale e mbikëqyrjes nga ana e shërbimit sprovues do të jetë së paku pesë (5) vjet.

4. Lirimi me kusht vendoset nga Paneli për Lirim me Kusht i themeluar në pajtim me Ligjin për Ekzekutimin e Sanksioneve Penale.

**Neni 91**
**Revokimi i lirimit me kusht**

1. Gjykata e revokon lirimin me kusht nëse personi i dënuar gjatë lirimit me kusht kryen një apo më shumë vepra penale për të cilat është shqiptuar dënimi më burgim me më tepër se një (1) vit.

2. Gjykata mund ta revokojë lirimin me kusht nëse personi i dënuar gjatë lirimit me kusht kryen një apo më shumë vepra penale për të cilat është shqiptuar dënimi me burgim deri në një (1) vit. Me rastin e vlerësimit se a duhet revokuar lirimin me kusht, gjykata posaçërisht merr parasysh ngjashmërinë e veprave penale të kryera, motivet për kryerjen e veprave penale dhe rrethanat e tjera të cilat tregojnë arsyeshmërinë e revokimit të lirimit me kusht.

3. Kur gjykata e revokon lirimin me kusht, ajo e shqipton dënimin në bazë të dispozitave nga neni 76 dhe paragrafi 2. i nenit 78 të këtij Kodi, duke e konsideruar dënimin e mëparshëm të shqiptuar si të përcaktuar. Pjesa e dënimit të shqiptuar më parë, të cilin personi i dënuar e ka mbajtur në bazë të dënimit të mëparshëm, do t'i llogaritet në dënimin e ri, ndërsa koha gjatë lirimit me kusht nuk llogaritet. Aktgjykimi gjyqësor duhet të cek se lirimi me kusht është revokuar. Gjykata i dërgon kopjen e aktgjykimit Panelit për Lirim me Kusht.

4. Dispozitat nga paragrafët 1. deri 3. të këtij neni zbatohen edhe kur personi i liruar me kusht dënohet për veprën penale të kryer para lirimit me kusht.

5. Nëse personi i dënuar i cili është liruar me kusht dënohet me jo më shumë se një (1) vit burgim dhe nëse gjykata nuk e urdhëron revokimin e lirimit me kusht, lirimi me kusht vazhdohet për aq kohë sa personi i dënuar ka kaluar në mbajtjen e dënimit të tillë me burgim.

**KAPITULLI VII**
**KONFISKIMI I INSTRUMENTALITETIT DHE DOBISË PASURORE TË VEPRAVE PENALE**

**Neni 92**
**Konfiskimi i mjeteve dhe dobisë pasurore të veprave penale**

1. Pasuria ose mjeti që është përfituar me vepër penale konfiskohet sipas dispozitave të Kodit të Procedurës Penale të Republikës së Kosovës.

2. Kur konfiskimi nuk është i mundur në pajtim me paragrafin 1 të këtij neni, Gjykata urdhëron kryesin e veprës për të paguar një shumë të barasvlershme ose Gjykata do të konfiskojë çdo pasuri të të pandehurit me vlerë të barasvlefshme siç është përcaktuar në Kodin e Procedurës Penale të Republikës së Kosovës.

## KAPITULLI VIII
## PASOJAT JURIDIKE TË DËNIMIT

### Neni 93
### Pasojat juridike të dënimit

1. Pasojat juridike të dënimit mund të parashihen vetëm me ligj.

2. Pasojat juridike të dënimit nuk krijohen kur kryesit i shqiptohet gjoba apo vërejtja gjyqësore.

3. Dënimet për disa vepra penale të caktuara mund të kenë si pasojë shuarjen apo humbjen e të drejtave të caktuara ose ndalimin e fitimit të të drejtave të caktuara.

### Neni 94
### Fillimi dhe kohëzgjatja e pasojave juridike të dënimit

1. Pasojat juridike të dënimit fillojnë në ditën kur aktgjykimi bëhet i plotfuqishëm.

2. Pasojat juridike të dënimit të cilat kanë të bëjnë me ndalimin e fitimit të disa të drejtave të caktuara nuk mund të zgjasin më tepër se dhjetë (10) vjet nga dita kur dënimi është mbajtur, falur ose kur është bërë parashkrimi, nëse ligji nuk parasheh kohëzgjatje më të shkurtër për pasoja juridike të caktuara.

3. Kur dënimi shlyhet atëherë pushojnë pasojat juridike të dënimit.

## KAPITULLI IX
## REHABILITIMI DHE ZBULIMI I TË DHËNAVE NGA DOSJA PENALE

### Neni 95
### Pozita juridike e personave të dënuar pas mbajtjes së dënimit, lirimit ose parashkrimit të dënimit

1. Pas mbajtjes së dënimit me burgim, dënimit me kusht, faljes, amnistisë ose parashkrimit të dënimit, personi i dënuar i cili ka bërë dëmshpërblimin i gëzon dhe i fiton të gjitha të drejtat e përcaktuara me Kushtetutë dhe me ligj, përveç nëse parashihet ndryshe me këtë Kod.

2. Ky nen gjithashtu zbatohet për personin e dënuar i cili është liruar me kusht.

### Neni 96
### Rehabilitimi ligjor

1. Me rehabilitimin ligjor dënimi shlyhet nga evidenca e personit të dënuar, siç parashihet në paragrafin 2. të këtij neni dhe personi i tillë nuk konsiderohet i dënuar.

2. Dënimi shlyhet nga evidenca e personit të dënuar pas skadimit të periudhave kohore vijuese, duke vepruar sipas ligjit, nëse personi i dënuar brenda afateve vijuese nuk kryen ndonjë vepër të re penale:

    2.1. një (1) vit nga dita e plotfuqishmërisë së aktgjykimit në rastin e lirimit nga dënimi;

2.2. një (1) vit nga dita e skadimit të periudhës së verifikimit në rastin e dënimitme kusht;

2.3. një (1) vit nga dita e mbajtjes së dënimit, parashkrimit ose përfundimit me falje ose me ndryshim në ligj në rast të dënimit me gjysmëliri;

2.4. tre (3) vjet pas mbajtjes së dënimit, parashkrimit ose përfundimit me falje ose me ndryshim të ligjit në rastin e dënimit me burgim deri në një (1) vit, ose dënimit plotësues;

2.5. pesë (5) vjet nga dita e mbajtjes së dënimit, parashkrimit ose përfundimit me falje ose me ndryshim të ligjit në rastin e dënimit me burgim prej një (1) deri në tre (3) vjet;

2.6. tetë (8) vjet nga dita e mbajtjes së dënimit, parashkrimit ose përfundimit me falje ose me ndryshim të ligjit në rastin e dënimit me burgim prej tre (3) deri në pesë (5) vjet;

2.7. dhjetë (10) vjet nga dita e mbajtjes së dënimit, parashkrimit ose përfundimit me falje ose me ndryshim të ligjit në rastin e dënimit me burgim prej pesë (5) deri në dhjetë (10) vjet;

2.8. pesëmbëdhjetë (15) vjet nga dita e mbajtjes së dënimit, parashkrimit ose përfundimit me falje ose me ndryshim të ligjit në rastin e dënimit me burgim prej dhjetë (10) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

3. Dënimi me burgim mbi pesëmbëdhjetë (15) vjet ose me burgim të përjetshëm nuk mund të shlyhet.

4. Dënimi nuk mund të shlyhet gjatë kohëzgjatjes së dënimeve plotësuese dhe masave të trajtimit të detyrueshëm.

**Neni 97**
**Rehabilitimi gjyqësor**

Gjykata, me kërkesën e personit të dënuar, mund të vendosë që dënimi t'i shlyhet nga evidenca e personit të dënuar dhe ai person konsiderohet i padënuar nëse ka kaluar gjysma e afatit përkatës të paraparë me paragrafin 2. të nenit 96 të këtij Kodi dhe nëse personi i dënuar gjatë kësaj kohe nuk ka kryer vepër të re penale. Me rastin e vendosjes për shlyerjen e dënimit të parashkruar ose përfunduar me falje ose me ndryshim të Kodit Penal, gjykata merr parasysh sjelljen e personit të dënuar pas mbajtjes së dënimit, natyrën e veprës penale dhe rrethanat e tjera të cilat mund të jenë të rëndësishme për vlerësimin e përshtatshmërisë së shlyerjes së dënimit.

**Neni 98**
**Përmbajtja dhe zbulimi i të dhënave nga dosja penale**

1. Në dosje penale përfshihen të dhënat në vijim: të dhënat personale mbi kryesin e veprës penale; të dhënat mbi dënimin, vërejtjen gjyqësore, masën e trajtimit të detyrueshëm ose lirimin e kryesit nga dënimi i shqiptuar; ndryshimet në të dhënat mbi dënimet që janë futur në dosjen penale; dhe të dhënat mbi dënimet e mbajtura si dhe mbi shlyerjen e dënimeve të gabueshme.

2. Të dhënat nga dosja penale mund të zbulohen vetëm në lidhje me dënimet të cilat nuk janë shlyer dhe mund t'i zbulohen gjykatës, prokurorisë dhe policisë lidhur me procedurën penale të zhvilluar kundër personit i cili më parë ka qenë i dënuar; organeve kompetente përgjegjëse për ekzekutimin e sanksioneve penale; dhe organeve kompetente që marrin pjesë në procedurën e dhënies së faljes apo shlyerjen e dënimeve.

3. Të dhënat nga dosja penale, në bazë të kërkesës së arsyetuar, mund t'u zbulohen organeve

publike nëse dënimet plotësuese ose masat e trajtimit të detyrueshëm janë ende në fuqi në kohën e paraqitjes së kërkesës.

4. Në rastet kur është shlyer dënimi, të dhënat lidhur me atë dënim mund t'i zbulohen vetëm gjykatës, prokurorisë dhe policisë lidhur me procedurën penale e cila zhvillohet kundër personit të cilit i është shlyer dënimi i mëparshëm.

5. Çdo personi, me kërkesën e tij, mund t'i jepen të dhëna për dosjen e tij penale kur këto të dhëna i nevojiten, përveç nëse kjo do të rrezikonte sigurinë kombëtare apo sigurinë e përgjithshme ose do të rrezikonte parandalimin, hetimin, zbulimin dhe ndjekjen e veprave penale.

## KAPITULLI X
## PARASHKRIMI

### Neni 99
### Parashkrimi i ndjekjes penale

1. Përveç nëse shprehimisht parashihet ndryshe me këtë Kod, ndjekja penale nuk mund të ndërmerret nëse kanë kaluar afatet e mëposhtme:

1.1. tridhjetë (30) vjet nga kryerja e veprës penale të dënueshme me burgim të përjetshëm;

1.2. njëzetë (20) vjet nga kryerja e veprës penale të dënueshme me më shumë se dhjetë (10) vjet burgim;

1.3. pesëmbëdhjetë (15) vjet nga kryerja e veprës penale të dënueshme me më shumë se pesë (5) vjet burgim;

1.4. dhjetë (10) vjet nga kryerja e veprës penale të dënueshme me më shumë se tre (3) vjet burgim;

1.5. gjashtë (6) vjet nga kryerja e veprës penale të dënueshme me më shumë se një (1) vit burgim; dhe

1.6. katër (4) vjet nga kryerja e veprës penale të dënueshme deri në një (1) vit burgim ose me dënim me gjobë.

2. Kur ligji parasheh më shumë se një dënim për një vepër penale, afati i parashkrimit caktohet sipas dënimit më të rëndë.

### Neni 100
### Fillimi dhe ndërprerja e parashkrimit të ndjekjes penale

1. Afati i parashkrimit të ndjekjes penale fillon nga dita kur është kryer vepra penale. Nëse ndonjë pasojë që përbën element të veprës penale shfaqet më vonë, afati i parashkrimit fillon të rrjedh nga ajo kohë.

2. Në rast se vepra penale është kryer kundër personit nën moshën tetëmbëdhjetë (18) vjet, afati i parashkrimit fillon të rrjedh nga dita kur viktima të ketë mbushur tetëmbëdhjetë (18) vjet.

3. Afati i parashkrimit nuk rrjedh për kohën gjatë të cilës ndjekja nuk mund të fillohet apo të vazhdohet sipas ligjit, përfshirë, por pa u kufizuar në rrethanat e mëposhtme:

3.1. kur kryesi është jashtë Republikës së Kosovës dhe kjo shkakton vonesa në procedurë;

3.2. kur kryesi kërkohet me urdhër arrest;

3.3. kur pritet për një kërkesë ligjore ndërkombëtare për të marrë informacion ose prova para një vendi ose autoriteti të huaj; ose

3.4. gjatë kohës sa zgjatë procedura për pranimin e fajësisë.

4. Afati i parashkrimit nuk ndërpritet nëse vepra nuk ndiqet për shkak të mungesës së kërkesës apo autorizimit për të bërë ndjekjen ose për shkak të mungesës së kërkesës nga ana e shtetit të huaj për të bërë ndjekjen.

5. Afati i parashkrimit ndërpritet me çdo veprim procedural i cili ndërmerret për qëllime të ndjekjes penale të veprës penale të kryer.

6. Afati i parashkrimit po ashtu ndërpritet kur kryesi para skadimit të afatit të parashkrimit kryen një vepër tjetër penale me peshë të njëjtë ose më të rëndë se sa vepra penale e mëparshme.

7. Pas çdo ndërprerje fillon të rrjedhë afati i ri i parashkrimit.

8. Ndjekja penale ndalohet në çdo rast kur të ketë kaluar dyfishi i kohës së afatit të parashkrimit.

**Neni 101**
**Parashkrimi i ekzekutimit të dënimeve**

1. Përveç nëse parashihet ndryshe me këtë Kod, dënimi i shqiptuar nuk mund të ekzekutohet pasi të kenë kaluar:

1.1. tridhjetë (30) vjet nga dënimi me burgim të përjetshëm;

1.2. njëzetë (20) vjet nga dënimi me mbi dhjetë (10) vjet burgim;

1.3. pesëmbëdhjetë (15) vjet nga dënimi me mbi pesë (5) vjet burgim;

1.4. dhjetë (10) vjet nga dënimi me mbi tri (3) vjet burgim;

1.5. gjashtë (6) vjet nga dënimi me mbi një (1) vit burgim; dhe

1.6. katër (4) vjet nga dënimi me burgim deri në një (1) vit apo dënimi me gjobë.

2. Parashkrimi i ekzekutimit të dënimeve ndërpritet kur personi i dënuar nuk paraqitet ose nuk dorëzohet për mbajtjen e dënimit me burgim.

**Neni 102**
**Parashkrimi i ekzekutimit të dënimeve plotësuese dhe masave të trajtimit të detyrueshëm**

1. Ndalohet ekzekutimi i dënimeve të tjera plotësuese kur të kenë kaluar pesë (5) vjet nga dita e plotfuqishmërisë së aktgjykimit me të cilin shqiptohet ky dënim.

2. Ndalohet ekzekutimi i masës së trajtimit të detyrueshëm kur të kenë kaluar tre (3) vjet nga dita e plotfuqishmërisë së aktgjykimit me të cilin shqiptohet kjo masë.

3. Parashkrimi i ekzekutimit të dënimeve plotësuese dhe masave të trajtimit të detyrueshëm

ndërpritet kur personi nuk i përmbahet urdhrave të gjykatës lidhur me dënimet plotësuese dhe masat e trajtimit të detyrueshëm.

**Neni 103**
**Fillimi dhe ndërprerja e afateve të parashkrimit të ekzekutimit të dënimit**

1. Afati i parashkrimit të ekzekutimit të dënimit fillon të rrjedhë nga dita kur aktgjykimi merr formën e prerë, e në rast se dënimi alternativ është revokuar, parashkrimi fillon nga dita kur vendimi mbi revokimin merr formën e prerë.

2. Afati i parashkrimit nuk rrjedh gjatë kohës kur sipas ligjit ekzekutimi i dënimit nuk mund të fillohet.

3. Nëse dënimi zbutet me falje apo me vendim të gjykatës sipas mjetit të jashtëzakonshëm juridik, koha e fillimit të parashkrimit caktohet sipas dënimit të ri, derisa llogaritja e parashkrimit bëhet sipas dënimit fillestar.

4. Afati i parashkrimit ndërpritet me çdo veprim të filluar nga organi kompetent me qëllim të ekzekutimit të dënimit.

5. Pas çdo ndërprerjeje fillon të rrjedhë afati i ri i parashkrimit.

6. Ekzekutimi i dënimit ndalohet në çdo rast kur të ketë kaluar dyfishi i kohës së afatit të parashkrimit.

7. Dispozitat nga paragrafët 2. deri 5. të këtij neni po ashtu zbatohen për parashkrimin e ekzekutimit të dënimeve plotësuese dhe masave të trajtimit të detyrueshëm.

**Neni 104**
**Moszbatueshmëria e parashkrimit për veprat penale kundër të drejtës ndërkombëtare dhe vrasjes së rëndë**

1. Asnjë afat i parashkrimit nuk zbatohet për veprat penale të gjenocidit, krimeve të luftës, krimeve kundër njerëzimit, ose për vepra tjera penale të cilat sipas të drejtës ndërkombëtare nuk parashkruhen.

2. Vepra penale e vrasjes së rëndë nuk parashkruhet.

## KAPITULLI XI
## AMNISTIA DHE FALJA

**Neni 105**
**Amnistia dhe Falja**

1. Personat të cilët janë përfshirë me amnisti ndaj tyre ndalet procedura penale, falën në tërësi ose nga një pjesë e ekzekutimit të dënimit, dënimi i shqiptuar u zëvendësohet me dënim më të butë, u abrogohet dënimi me kusht, u jepet rehabilitimi i parakohshëm ose u abrogohet pasoja e caktuar juridike e dënimit.

2. Me falje personit të caktuar me emër u jepet lirimi i plot ose i pjesërishëm nga ekzekutimi i dënimit, zëvendësimi i dënimit me një dënim më të butë apo dënimi me kusht ose shlyerja e dënimit.

3. Kryesi nuk mund të falet për çfarëdo dënimi për të cilin Paneli për Lirim me Kusht i ka refuzuar lirimin me kusht.

### Neni 106
### Efekti i Amnistisë dhe faljes në personat e tretë

Me dhënien e Amnistisë dhe faljes nuk preken të drejtat të personit të tretë, të cilat bazohen në dënimin apo aktgjykimin.

## KAPITULLI XII
## ZBATIMI I LEGJISLACIONIT PENAL TË REPUBLIKËS SË KOSOVËS SIPAS VENDIT TË KRYERJES SË VEPRËS PENALE

### Neni 107
### Zbatimi i legjislacionit penal të Republikës së Kosovës në territorin e Republikës së Kosovës

1. Legjislacioni penal i Republikës së Kosovës zbatohet për secilin person i cili kryen vepër penale tërësisht ose pjesërisht në territorin e Republikës së Kosovës.

2. Legjislacioni penal i Republikës së Kosovës zbatohet ndaj secilit person i cili kryen vepër penale në çfarëdo mjeti të transportit ajror ose ujor i cili është i regjistruar në Republikën e Kosovës, pavarësisht nga vendi ku ndodhet mjeti i transportit ajror ose ujor në kohën kur kryhet vepra penale.

### Neni 108
### Zbatimi i legjislacionit penal të Republikës së Kosovës për veprat penale të caktuara që janë kryer jashtë territorit të Republikës së Kosovës

1. Legjislacioni penal i Republikës së Kosovës zbatohet ndaj çdo personi i cili kryen veprat penale në vijim jashtë territorit të Republikës së Kosovës:

1.1. veprat penale të parapara në nenet 142-147, 151-154, 158, 159, 160-163, 165, 167-169, 232, 234, 267-274, 287, 288, 296-298, 324 dhe 325 të këtij Kodi; dhe

1.2. veprat penale të cilat në bazë të marrëveshjes ndërkombëtare e cila e detyron Republikën e Kosovës, duhet të ndiqen edhe pse janë kryer jashtë vendit.

2. Legjislacioni penal i Republikës së Kosovës zbatohen ndaj çdo shtetasi të Republikës së Kosovës dhe që kryen vepër penale të paraparë në nenet 309-310 dhe nenet 421-424 jashtë territorit të Republikës së Kosovës pavarësisht nëse veprimi në fjalë është gjithashtu i dënueshëm në vendin e kryerjes së tij.

3. Legjislacioni penal i Republikës së Kosovës zbatohet ndaj cilitdo person që kryen vepër penale nga nenet 129-139 të këtij Kodi jashtë territorit të Republikës së Kosovës, ku vepra e tillë paraqet tërësisht ose pjesërisht rrezik për sigurinë e Republikës së Kosovës ose popullsinë e saj.

4. Përveç siç parashihet në paragrafin 2 të këtij neni, Legjislacioni Penal i Republikës së Kosovës zbatohet ndaj çdo shtetasi të Republikës së Kosovës që kryen vepër penale jashtë territorit të Republikës së Kosovës dhe nëse kjo vepër po ashtu është e dënueshme në vendin ku është kryer.

5. Paragrafi 1. i këtij neni zbatohet po ashtu ndaj cilitdo person i cili pas kryerjes së veprës penale bëhet banor i Republikës së Kosovës.

**Neni 109**
**Zbatimi i legjislacionit penal të Republikës së Kosovës ndaj personave të huaj të cilët kryejnë vepra penale jashtë territorit të Republikës së Kosovës**

1. Legjislacioni penal i Republikës së Kosovës zbatohet ndaj cilitdo person të huaj nëse:

1.1. personi i tillë ka kryer vepër penale jashtë territorit të Republikës së Kosovës kundër shtetasit të Kosovës, madje edhe atëherë kur vepra e tillë penale nuk është cekur në nenin 108 të këtij Kodi;

1.2. kjo vepër penale është po ashtu e dënueshme në vendin ku është kryer; dhe

1.3. kryesi është gjendur në territorin e Kosovës ose është transferuar në Kosovë.

**Neni 110**
**Kushtet e posaçme për ndjekje të veprave penale të kryera jashtë territorit të Republikës së Kosovës**

1. Në rastet e parapara me nenin 107 të këtij Kodi, nëse procedura penale është filluar por nuk është përfunduar në një juridiksion tjetër, procedura penale në Republikën e Kosovës do të fillohet vetëm me miratimin e Kryeprokurorit të Shtetit të Republikës së Kosovës.

2. Në rastet e parapara me nenin 108 dhe 109 të këtij Kodi, procedura penale nuk do të fillohet nëse:

2.1. kryesi në tërësi e ka mbajtur dënimin e shqiptuar në një juridiksion tjetër;

2.2. kryesi në një juridiksion tjetër është liruar me aktgjykim të plotfuqishëm apo është liruar nga dënimi ose dënimi është parashkruar; dhe

2.3. procedura penale për veprën penale të kryer në një juridiksion tjetër mund të fillohet vetëm sipas kërkesës së të dëmtuarit dhe një kërkesë e tillë nuk është paraqitur.

3. Procedura penale sipas nenit 111 mund të fillohet në Kosovë vetëm me autorizimin e Kryeprokurorit të Shtetit të Kosovës.

4. Në rastet e parapara në nenin 107, ndjekja penale e personit të huaj mund t'i transferohet juridiksionit të huaj sipas kushteve të reciprocitetit.

**Neni 111**
**Dispozitat e posaçme për fëmijët**

Ky Kod zbatohet për personat nën moshën tetëmbëdhjetë (18) vjet vetëm nëse me Kodin e Drejtësisë për të Mitur nuk përcaktohet ndryshe.

**Neni 112**
**Dispozitat e posaçme për personat juridikë**

Veprat penale për të cilat personi juridik mund të jetë penalisht përgjegjës, përgjegjësia penale e personit juridik, sanksionet penale të cilat mund të zbatohen ndaj personit juridik dhe dispozitat e posaçme që rregullojnë procedurën penale të zbatueshme ndaj personit juridik parashihen me ligj të veçantë.

## KAPITULLI XIII
## DOMETHËNIA E SHPREHJEVE NË KODIN PENAL

### Neni 113
### Përkufizimet

Për qëllim të këtij Kodi, shprehjet e mëposhtme kanë këto kuptime:

1. **Person** - personi juridik dhe personin fizik;

2. **Person zyrtar** - nënkupton:

2.1. personi i cili në organin shtetëror kryen punët zyrtare;

2.2. personi i zgjedhur, i emëruar ose i caktuar në organin shtetëror, në organin e pushtetit lokal ose personi që përherë ose përkohësisht kryen detyrat zyrtare ose funksionet zyrtare në ato organe;

2.3. personi në institucion, ndërmarrje ose në ndonjë subjekt tjetër, të cilit i janë besuar kryerja e autorizimeve publike, që vendos për të drejtat, obligimet ose interesat e personave fizik apo juridik ose për interesin publik;

2.4. person zyrtar konsiderohet edhe personi të cilit i është besuar kryerja faktike e detyrave të caktuara zyrtare apo punëve;

2.5. person ushtarak përpos kur janë në pyetje dispozitat e Kreut XXXIII (Veprat penale kundër detyrave zyrtare) të këtij Kodi.

3. **Zyrtar i huaj publik** apo **person i huaj zyrtar -** nënkupton:

3.1. cilido person që mban detyrë legjislative, ekzekutive, administrative apo gjyqësore në shtetin e huaj, qoftë i emëruar apo i zgjedhur;

3.2. cilido arbitër që ushtron funksione sipas ligjit kombëtar mbi arbitrimin e shtetit të huaj;

3.3. cilido person që ushtron funksion publik për shtetin e huaj, përfshirë për agjencinë publike ose ndërmarrjen publike;

3.4. cilido zyrtar, punonjës apo përfaqësues i organizatës ndërkombëtare publike dhe organeve të tyre;

3.5. cilido anëtar i asamblesë parlamentare ndërkombëtare; dhe

3.6. cilido gjyqtar, prokuror apo zyrtar i gjykatës apo tribunalit ndërkombëtar juridiksioni i të cilit është i njohur nga Republika e Kosovës.

4. **Person nën mbrojtje ndërkombëtare** ose **person i mbrojtur ndërkombëtarisht** - nënkupton:

4.1. shefi i shtetit, përfshirë cilindo anëtar të organit kolektiv i cili ushtron funksionin e shefit të shtetit sipas kushtetutës së atij shteti;

4.2. Kryeministri dhe Ministri i Punëve të Jashtme, çdoherë kur ata gjenden me detyrë jashtë shtetit të tyre, si dhe anëtarët e familjeve të tyre;

4.3. çdo zyrtar i lartë ose përfaqësues i lartë i shtetit ose zyrtari i lartë apo përfaqësuesi tjetër i organizatës ndërkombëtare, i cili në kohën dhe në vendin kur ndaj tij, ndaj lokaleve zyrtare, banesës apo zyrës private ose mjetit transportues i cili ka shenja dalluese është kryer vepër penale, sipas të drejtës ndërkombëtare ka të drejtë në mbrojtje të veçantë nga sulmi ndaj jetës, lirisë dhe dinjitetit të tij.

4.4. Person nën mbrojtje ndërkombëtare përfshinë edhe anëtarët shoqërues të familjes.

5. **Person përgjegjës** - personi fizik në kuadër të personit juridik, të cilit i janë besuar detyra të caktuara, ose i cili është i autorizuar për të vepruar në emër të personit juridik si dhe ekziston bazueshmëria e lartë se është i autorizuar të veproj në emër të personit juridik.

6. **Person juridik** - subjekti juridik i vendit apo i huaj, i cili sipas legjislacionit të Kosovës në fuqi konsiderohet si person juridik.

7. **Organizatë biznesi** - person fizik apo juridik ose grup personash që merren me veprimtari ekonomike, siç përcaktohet dhe rregullohet me Ligjin për Shoqëritë Tregtare.

8. **Dokument** - çdo dokument apo send tjetër i përshtatshëm ose i caktuar që shërben si provë e ndonjë fakti përkatës për marrëdhëniet juridike.

9. **Para** - monedhë metalike dhe e letrës, e cila në bazë të ligjit është në qarkullim në Republikën e Kosovës ose në ndonjë juridiksion tjetër.

10. **Shenja me vlerë** - përfshin edhe shenjat e huaja me vlerë.

11. **Send i luajtshëm** - përfshin edhe energjinë e prodhuar apo të grumbulluar për ndriçim, ngrohje, qarkullim si dhe impulset telefonike dhe impulset tjera.

12. **Grup njerëzish –** tre (3) ose më shumë persona.

13. **Grup kriminal i organizuar -** bashkim i strukturuar, që ekziston për një kohë të caktuar, i tre apo më shumë personave për kryerjen e veprave të caktuara penale, që vepron në bashkëpunim me qëllim të kryerjes së një apo më shumë veprave të rënda penale për përfitim të drejtpërdrejtë ose të tërthortë të dobisë financiare apo dobisë tjetër pasurore.

14. **Bashkim i strukturuar -** bashkim i cili nuk është formuar rastësisht për kryerjen e menjëhershme të veprës penale, por nuk është e nevojshme që anëtarët e këtij bashkimi të kenë role formalisht të përcaktuara, vazhdimësi të anëtarësisë së tyre apo strukturë të ndërtuar.

15. **Forcë -** përfshin edhe zbatimin e hipnozës ose të mjeteve të tjera dehëse me qëllim të vënies së personit kundër dëshirës së vet në gjendje të pavetëdijshme apo të paaftësohet për rezistencë.

16. **Mjet motorik** - çdo mjet transportues i pajisur me motor për përdorim në transportin rrugor, ujor ose ajror.

17. **KFOR** - prania ndërkombëtare e sigurisë e vendosur në territorin e Republikës së Kosovës në pajtim me Rezolutën 1244 (1999) të Këshillit të Sigurimit që përbëhet nga Pakti i Organizatës së Veriatlantikut NATO, duke përfshirë shtetet e saj anëtare, organet e saj ndihmëse, shtabet e saj ushtarake dhe elementet ose njësitet kombëtare si dhe vendet kontribuuese që nuk janë në NATO.

18. **Policia** - Policia e Republikës së Kosovës siç përcaktohet me ligj.

19. **Dogana -** Doganat e Republikës së Kosovës përgjegjëse për zbatimin e legjislacionit doganor.

20. **Policia e EULEX-it** – Zyrtari policor i EULEX-it siç përcaktohet me ligj.

21. **Shtetas i Republikës së Kosovës -** personi i cili sipas Kushtetutës dhe Ligjit për Shtetësinë konsiderohet i tillë.

22. **Fëmijë** - person i cili nuk i ka mbushur tetëmbëdhjetë (18) vjet.

23. **I mitur** - personi i cili është ndërmjet moshës katërmbëdhjetë (14) dhe tetëmbëdhjetë (18) vjet.

24. **Madhor** - personi i cili i ka mbushur tetëmbëdhjetë (18) vjet.

25. **Marrëdhënie familjare -** marrëdhënie në mes të personave:

25.1. që janë të fejuar apo kanë qenë të fejuar ose janë të martuar ose kanë qenë të martuar ose që janë në bashkësi jashtëmartesore apo kanë qenë në bashkësi jashtëmartesore ose bashkëjetojnë në ekonomi të përbashkët ose kanë bashkëjetuar në ekonomi të përbashkët;

25.2. përdorin një shtëpi të përbashkët dhe janë në lidhje gjaku, martese, adoptimi, krushqie apo janë në lidhje kujdestarie, duke përfshirë prindërit, gjyshërit, fëmijët, nipat dhe mbesat nga vajza dhe djali, vëllezërit dhe motrat, hallat dhe tezet, dajët dhe axhallarët, mbesat dhe nipërit nga vëllai dhe motra, kushërinjtë; ose

25.3. janë prindër të një fëmije të përbashkët.

26. **Anëtar i familjes -** prindi, prindi adoptues, fëmija, fëmija i adoptuar, vëllai ose motra, bashkëshorti ose bashkëshortja, i afërmi i gjakut që jeton në të njëjtën shtëpi ose personi me të cilin kryesi jeton në bashkësi jashtëmartesore.

27. **Bashkësi jashtëmartesore -** marrëdhënie siç përcaktohet me Ligjin për Familje.

28. **Territor i Republikës së Kosovës -** sipërfaqet tokësore dhe sipërfaqet ujore brenda kufijve dhe vijës kufitare si dhe hapësirën ajrore mbi Kosovë.

29. **Vijë kufitare e Republikës së Kosovës** - vijë e cila ndan territorin e Republikës së Kosovës nga territoret e shteteve fqinje.

30. **Kufiri shtetëror -** kufiri tokësor, ujor dhe ajror përfshirë aeroportet të cilat zhvillojnë komunikacion ndërkombëtar.

31. **Dëm** - çdo humbje deri në pesëmijë (5.000) EUR.

32. **Dëm i konsiderueshëm** - ose **humbje e konsiderueshme** - nënkupton çdo humbje prej më shumë se pesëmijë (5.000) EUR deri në pesëmbëdhjetëmijë (15.000) EUR.

33. **Dëm i madh, dëm substancial**, ose **humbje substanciale -** humbje prej më shumë se pesëmbëdhjetëmijë (15.000) EURO deri në pesëdhjetëmijë (50.000) EURO.

34. **Dëm në shkallë të madhe**, **shkatërrim në shkallë të madhe** ose **humbje në shkallë të madhe -** çdo humbje prej më shumë se pesëdhjetëmijë (50.000) EURO.

35. **Mjet i rrezikshëm -** çdo send i punuar apo i përdorur për t'i shkaktuar lëndim trupor personit ose për të kanosur personin me shkaktim të lëndimit.

36. **Dobi pasurore -** çfarëdo pasurie e cila fitohet drejtpërdrejtë ose tërthorazi nga vepra penale.

Pasuria e cila fitohet tërthorazi nga vepra penale përfshinë pasurinë në të cilën pastaj është konvertuar, transformuar apo përzier çfarëdo pasurie drejtpërdrejtë e fituar nga vepra penale, si dhe të ardhurat, kapitalin apo dobitë tjera ekonomike të fituara ose realizuara për pasurinë e tillë në çfarëdo kohe që prej kryerjes së veprës penale.

37. **Vegël narkotike** - çdo pajisje, produkt apo material i çfarëdo lloji i cili kryesisht ka për qëllim ose është i krijuar për përdorim në fabrikimin, përzierjen, konvertimin, fshehjen, prodhimin, përpunimin, përgatitjen, injektimin, gëlltitjen, thithjen ose futjen në ndonjë mënyrë tjetër të narkotikëve në trupin e njeriut. Kjo përfshinë, por nuk kufizohet në sende siç janë tubat e metalit, drurit, xhamit, gurit, plastikës apo qeramikës, me apo pa filter, filterë permanent, filterë të hashishit ose enë metalike me vrima; tuba të ujit; nagjile të marihuanës; letra për mbështjelljen e cigareve, ose vegla për ndarjen e kokainës.

38. **Përgatitja e veprës penale** - furnizimi ose aftësimi i mjeteve kryesit për kryerjen e veprës penale, heqja e pengesave për kryerjen e veprës penale, marrëveshja, planifikimi ose organizimi me persona tjerë për të kryer vepër penale ose ndonjë veprimtari tjetër që krijon kushte për kryerjen e drejtpërdrejtë të veprës penale, por që nuk përbën vet veprën penale.

39. **Viktimë e ndjeshme** - është viktima e veprës penale e cila është fëmijë, person me aftësi të kufizuara fizike apo mendore, person me aftësi të zvogëluar, grua shtatzënë, i/e moshuar ose person marrëdhënia apo varësia e të cilit ndaj kryesit e bën atë veçanërisht të ndjeshëm ndaj viktimizimit të përsëritur, frikësimit të përsëritur apo hakmarrjes së përsëritur.

40. **Armë** - çdo send ose vegël e punuar me qëllim që nën presionin e gazrave, të cilat lirohen gjatë djegies së materieve shpërthyese, elektrike, gazrave nën presion ose energjisë tjetër potenciale, hedhë predha në formë të një plumbi të vetëm, grumbulli prej saçmash, gazi, lëngu, shigjete ose përbërësish të tjerë, që krijohet dhe përdoret për të shkaktuar lëndime trupore ose dëm fizik, qoftë edhe psikologjik, si dhe secili send tjetër, qëllimi kryesor i të cilit është kryerja e sulmit fizik ndaj integritetit fizik të njerëzve ose ndaj pasurisë. Armë po ashtu përfshinë municionin, pjesët dhe përbërësit e armëve, si dhe armët nukleare, biologjike dhe kimike.

Këto në vijim janë armë:

40.1. armët e zjarrit;

40.2. armët e koleksionit;

40.3. armët pneumatike (ajrore);

40.4. armët që përdoren për shpërndarjen e gazit irritues;

40.5. armët shpërthyese;

40.6. armët me shigjeta;

40.7. armët e ftohta;

40.8. armët për sinjalizim akustik dhe të dritës;

40.9. armët elektroshok;

40.10. armët me rrymë.

Këto në vijim nuk konsiderohen armë për qëllime të këtij Kodi;

40.11. armët për qëllime industriale;

40.12. armët dekorative;

40.13. imitimi i armëve;

40.14. armët e zjarrit të bëra të papërdorshme (deaktivizuara) në mënyrë permanente me aplikimin e procedurave teknike që garantohen nga organi kompetent ose që njihen nga organi kompetent;

40.15. fuzhnjat për peshkim nën ujë.

## KAPITULLI XIV
## VEPRAT PENALE KUNDËR RENDIT KUSHTETUES DHE SIGURISË SË REPUBLIKËS SË KOSOVËS

### Neni 114
### Sulmi kundër rendit kushtetues të Republikës së Kosovës

1. Kushdo që me përdorim të dhunës apo me kanosje të dhunës tenton që ta ndryshojë rendin kushtetues të Republikës së Kosovës apo të përmbysë institucionet më të larta të Republikës së Kosovës, dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

2. Kushdo që me përdorim të dhunës apo me kanosje të dhunës tenton që të pengojë vendosjen e rendit kushtetues të Republikës së Kosovës apo me përdorim të dhunës ose kanosjes së dhunës implementon rendin e huaj juridik në ndonjë pjesë të Republikës së Kosovës, dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

3. Kushdo që me përdorim të dhunës ose me kanosje të dhunës tenton të rrezikojë pavarësinë e Kosovës, sovranitetin dhe integritetin e saj territorial, tërësinë territoriale dhe karakterin demokratik të shtetit, dënohet jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

### Neni 115
### Kryengritja e armatosur

1. Kushdo që merr pjesë në kryengritje të armatosur e cila është e drejtuar kundër rendit kushtetues, sigurisë apo integritetit territorial të Republikës së Kosovës, dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

2. Organizatori i kryengritjes së armatosur nga paragrafi 1 i këtij neni, dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

### Neni 116
### Pranimi i kapitullimit dhe okupimit

Shtetasi i Republikës së Kosovës që nënshkruan apo pranon kapitullimin ose miraton okupimin e Republikës së Kosovës apo të ndonjë pjese të saj, dënohet me burgim së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm.

### Neni 117
### Tradhtia ndaj vendit

1. Shtetasi i Republikës së Kosovës që në cilësinë e Presidentit të Republikës, Kryeministrit apo Ministrit të Punëve të Jashtme, nënshkruan pranimin e okupimit apo aktin e kapitullimit të shtetit dënohet me burgim së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet ose me burgim të përjetshëm.

2. Shtetasi i Republikës së Kosovës që në cilësinë e Presidentit të shtetit, Kryeministrit apo

Ministrit të Punëve të Jashtme, nënshkruan marrëveshje ndërkombëtare ose ndonjë akt me të cilin pjesë të territorit të Republikës së Kosovës jepen apo lihen nën sovranitetin e ndonjë shteti tjetër, dënohen me burgim së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet ose me burgim të përjetshëm.

3 Shtetasi i Republikës së Kosovës që në cilësinë e Presidentit të Republikës së Kosovës, Kryeministrit apo Ministrit të Punëve të Jashtme, braktisë vendin gjatë kohës së luftës ose gjendjes së jashtëzakonshme duke lënë forcat e armatosura pa sistem të komandimit dënohet me burgim së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet ose me burgim të përjetshëm.

**Neni 118**
**Rrezikimi i tërësisë territoriale të Republikës së Kosovës**

Kushdo që me përdorim të dhunës apo me kanosje të dhunës tenton që ta shkëpus një pjesë të territorit të Republikës së Kosovës apo që ndonjë pjesë të territorit të saj t'ia bashkojë ndonjë shteti tjetër, dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

**Neni 119**
**Vrasja e përfaqësuesve të lartë të Republikës së Kosovës**

1. Kushdo që me qëllim të rrezikimit të rendit kushtetues apo sigurisë së Republikës së Kosovës, privon nga jeta një nga personat e mëposhtëm, dënohet me burgim së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm.

1.1. Presidentin e Republikës së Kosovës;

1.2. Kryetarin e Kuvendit të Republikës së Kosovës;

1.3. Kryeministrin e Republikës së Kosovës;

1.4. Kryetarin e Gjykatës Kushtetuese të Republikës së Kosovës;

1.5. Kryetarin e Gjykatës Supreme të Republikës së Kosovës ose

1.6. Kryeprokurorin e Shtetit të Republikës së Kosovës.

**Neni 120**
**Rrëmbimi i përfaqësuesve të lartë të Republikës së Kosovës**

Kushdo që me qëllim të rrezikimit të rendit kushtetues apo të sigurisë së Republikës së Kosovës, rrëmben një apo më shumë nga personat e saktësuar në nenin 119 të këtij Kodi, dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

**Neni 121**
**Dhuna ndaj përfaqësuesve të lartë të Republikës së Kosovës**

Kushdo që me qëllim të rrezikimit të rendit kushtetues apo sigurisë së Republikës së Kosovës, me përdorim të dhunës apo me kanosje të dhunës, pengon një apo më shumë nga personat e saktësuar në nenin 119 të këtij Kodi në ushtrimin e detyrave zyrtare apo i detyron të kryejnë apo të mos kryejnë ndonjë veprim nga fushëveprimi i detyrave të tyre, dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 122**
**Rrezikimi i rendit kushtetues me shkatërrimin apo dëmtimin e instalimeve dhe pajisjeve publike**

Kushdo që me qëllim të rrezikimit të rendit kushtetues apo sigurisë së Republikës së Kosovës,

djeg ose në çfarëdo mënyre tjetër shkatërron apo dëmton zonën industriale, bujqësore ose ndonjë zonë tjetër ekonomike, sistemin e trafikut, lidhjet e telekomunikimeve, pajisjet publike të ujit, ngrohjes, gazit apo energjisë, pendat, depot, apo ndonjë ndërtesë tjetër të rëndësishme për sigurinë, furnizimin e qytetarëve, ekonominë apo funksionimin e shërbimeve publike, dënohet me jo më pak se tre (3) vjet burgim.

**Neni 123**
**Sabotimi**

Kushdo që me qëllim të rrezikimit të rendit kushtetues apo të sigurisë së Republikës së Kosovës, nuk e kryen në mënyrë të ndërgjegjshme detyrën zyrtare apo kushdo që gjatë ushtrimit të detyrës zyrtare dëmton mjetet e prodhimit; shkakton shkatërrimin apo dëmtimin e instalimeve ose ndërtesave; shkakton shkatërrimin apo dëmtimin në sasi të mëdha të produkteve, mallrave apo materialeve; ose shkakton ndërprerje në procesin e prodhimit dhe vlera e dëmeve apo shkatërrimit tejkalon pesëdhjetëmijë (50.000) Euro, dënohet me jo më pak se tre (3) vjet burgim.

**Neni 124**
**Spiunazhi**

1. Kushdo që sekretin shtetëror ia komunikon, ia dorëzon apo ia bënë të arritshme shtetit të huaj, organizatës së huaj apo personit që u shërben atyre, dënohet me burgim prej pesë (5) deri në dymbëdhjetë (12) vjet burgim.

2. Kushdo që për shtetin apo organizatën e huaj krijon shërbimin informativ në Republikën e Kosovës apo drejton shërbimin e tillë, dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

3. Kushdo që hyn në shërbimin informativ të huaj, mbledh të dhëna për të apo në ndonjë mënyrë tjetër e ndihmon punën e shërbimit të tillë, dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

4. Kushdo që mbledh të dhëna apo dokumente të klasifikuara me qëllim që t’ia komunikojë dhe dorëzojë shtetit të huaj, organizatës së huaj apo personit që u shërben atyre, dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

5. Nëse kryerja e veprës penale nga paragrafët 1., 2., 3. ose 4. i këtij neni ka shkaktuar pasoja të rënda për sigurinë ose fuqinë ekonomike apo ushtarake të shtetit, kryesi dënohet me burgim jo më pak se dhjetë (10) vjet.

6. Nëse vepra penale e saktësuar në paragrafin 1., 2., 3. ose 4. të këtij neni kryhet gjatë kohës së luftës, rrezikut të pashmangshëm për luftë, konfliktit të armatosur apo zbulimi i sekretit shtetëror ka të bëjë me sigurinë e Republikës së Kosovës, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

7. Për qëllime të këtij kapitulli, “**sekret shtetëror**” nënkupton të dhënat apo dokumentet ushtarake, ekonomike apo zyrtare të cilat janë shpallur si informata të klasifikuara me ligj apo me dispozita ose vendime tjera të organit kompetent të nxjerra në pajtim me ligjin.

**Neni 125**
**Zbulimi i informacioneve të klasifikuara dhe mos ruajtja e informacioneve të klasifikuara**

Kushdo që zbulon ose nuk ruan informacionin e klasifikuar dënohet sipas Ligjit për klasifikimin e informacioneve dhe verifikimin e sigurisë.

**Neni 126**
**Veprat e rënda kundër rendit kushtetues dhe sigurisë së Republikës së Kosovës**

1. Kryesi i veprave penale nga nenet 113-127 të këtij Kodi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm, nëse kryerja e veprës:

1.1. rezulton në vdekjen e një apo më shumë personave;

1.2. rrezikon jetën e një apo më shumë personave;

1.3. vepra përcillet me dhunë të rëndë ose shkatërrim në shkallë të madhe; ose

1.4. vepra ka rrezikuar sigurinë ekonomike dhe ushtarake të Republikës së Kosovës.

2. Nëse me rastin e kryerjes së veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryesi me dashje ka privuar nga jeta një apo më shumë persona, kryesi dënohet me burgim së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm.

3. Kushdo që kryen vepër penale nga paragrafi 1. i këtij neni gjatë kohës së luftës, rrezikut të pashmangshëm për luftë, konfliktit të armatosur apo gjatë gjendjes së jashtëzakonshme, dënohet me burgim se paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm.

**Neni 127**
**Bashkimi për veprimtari kundër kushtetuese**

1. Kushdo që formon një grup apo ndonjë bashkim tjetër të personave për kryerjen e veprave penale nga nenet 114-127 të këtij Kodi, dënohet me dënimin e paraparë për atë vepër penale.

2. Kushdo që merr pjesë apo bëhet anëtar i grupit apo bashkimit nga paragrafi 1. i këtij neni, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

3. Anëtari i grupit apo bashkimit, që e lajmëron grupin para kryerjes së veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet ose mund të lirohet nga dënimi.

**Neni 128**
**Përkufizimet për dispozitat e terrorizmit në nenet 114-139**

Për qëllime të neneve 114-139 të këtij Kodi:

1. **Terrorizëm**, **veprim terrorist** apo **vepër terroriste -** nënkupton kryerja e një ose më shumë veprave penale të mëposhtme me qëllim të frikësimit serioz të popullsisë, të detyrimit të padrejtë të një organi publik, qeverisë apo organizatës ndërkombëtare për të kryer ose për të mos kryer ndonjë veprim, apo që seriozisht të destabilizojë ose të shkatërrojë strukturat themelore politike, kushtetuese, ekonomike apo shoqërore të Republikës së Kosovës, të një shteti tjetër apo të një organizate ndërkombëtare:

1.1. vrasja apo vrasja e rëndë në shkelje të nenit 172 dhe 173 të këtij Kodi;

1.2. shtytja apo ndihma në vetëvrasje në shkelje të nenit 177 të këtij Kodi;

1.3. sulmi, sulmi me lëndim të lehtë trupor dhe sulmi me lëndim të rëndë trupor në shkelje të neneve 184-186 të këtij Kodi;

1.4. veprat penale kundër integritetit seksual në shkelje të neneve 227-229, 231-232 ose 234 të këtij Kodi;

1.5. marrja e pengjeve, rrëmbimi ose privimi i kundërligjshëm nga liria në shkelje të neneve 169, 191 ose 193 të këtij Kodi;

1.6. ndotja e ujit të pijshëm ose e produkteve ushqimore; ndotja ose shkatërrimi i mjedisit në shkelje të neneve 264 dhe Kapitullit XXVI të këtij Kodi;

1.7. shkaktimi i rrezikut të përgjithshëm; zjarr vënia apo djegia ose shpërthimi nga pakujdesia ose përdorimi i eksplozivëve ose mjeteve të tjera vdekjeprurëse në shkelje të neneve 322 ose 356 të këtij Kodi;

1.8. shkatërrimi, dëmtimi ose heqja e instalimeve publike apo rrezikimi i trafikut publik në shkelje të neneve 122, 357, 370 ose 372 të këtij Kodi;

1.9. furnizimi, transportimi, prodhimi, këmbimi ose shitja e paautorizuar e armëve, eksplozivit materialeve radioaktive ose armëve nukleare, biologjike ose kimike në shkelje të neneve 170, 361 ose 364-369 të këtij Kodi;

1.10. përvetësimi i paautorizuar, mbajtja në pronësi, kontroll, posedim ose përdorimi i armëve, eksplozivit materialeve radioaktive ose armëve nukleare, biologjike ose kimike, ose hulumtimet për ose ndërtimi i armëve biologjike ose kimike në shkelje të neneve 170, 361 ose 364-369 të këtij Kodi;

1.11. rrezikimi i personave të mbrojtur ndërkombëtarisht në shkelje të nenit 167 të këtij Kodi;

1.12. rrezikimi i personelit të Kombeve të Bashkuara dhe i personelit në marrëdhënie me to në shkelje të nenit 168 të këtij Kodi;

1.13. rrëmbimi i fluturakes ose marrja e kundërligjshme e fluturakes në shkelje të nenit 158 të këtij Kodi, ose rrëmbimi i mjeteve tjera të transportit publik apo të transportit të mallrave;

1.14. rrezikimi i sigurisë së aviacionit civil në shkelje të nenit 159 të këtij Kodi;

1.15. rrëmbimi i anijeve ose rrezikimi i sigurisë së lundrimit detar në shkelje të nenit 160 të këtij Kodi;

1.16. rrezikimi i sigurisë së platformave fikse të vendosura në pragun kontinental në shkelje të nenit 161 të këtij Kodi;

1.17. përvetësimi, përdorimi, prodhimi, posedimi, transferimi, ndryshimi, asgjësimi, shpërndarja ose dëmtimi i paautorizuar i materialeve nukleare apo radioaktive në shkelje të nenit 170 të këtij Kodi;

1.18. kanosja për përdorimin apo vjedhjen ose grabitjen e materialeve nukleare apo përdorimin e materialeve radioaktive në shkelje të nenit 171 të këtij Kodi;

1.19. kanosja për kryerjen e ndonjërës prej veprave të saktësuara në nën-paragrafët 1.1 deri në 1.18 të këtij paragrafi.

2. Shprehja **Fonde -** përfshin pasurinë e çfarëdo lloji, qoftë e prekshme ose e paprekshme, e luajtshme ose e paluajtshme, sido që të jetë fituar, dhe dokumentet apo instrumentet ligjore në çfarëdo forme, përfshirë formën elektronike ose digjitale, të dëshmuarit e pronësisë ose të interesit në pasuritë e tilla, përfshirë por pa u kufizuar në, kreditë bankare, çeqet e udhëtarëve, çeqet bankare, urdhërpagesat, aksionet, letrat me vlerë, detyrimet, çeqet letër kreditë dhe çdo mjet tjetër financiar.

3. Shprehja **Burime Financiare -** përfshin, por nuk kufizohet në, dhënien me qira, objektet e trezorëve, dokumentacionin ose identifikimin e rrejshëm, shërbimet financiare, pajisjet, personelin, armët, mjetet e transportit, pajisjet e komunikimeve dhe pasurinë tjetër fizike, përveç medikamenteve të domosdoshme.

4. Shprehja **Grup Terrorist** - nënkupton grupin e strukturuar prej më shumë se dy (2) personave, që ekziston për një periudhe kohore dhe i cili vepron në bashkëpunim për kryerjen e terrorizmit.

5. Shprehja **Grup i Strukturuar** - nënkupton një grup i cili nuk është formuar rastësisht për kryerjen e menjëhershme të një vepre dhe i cili nuk ka nevojë të ketë role formalisht të përcaktuara për anëtarët e tij, vazhdimësinë e anëtarësisë ose strukturë të ndërtuar.

6. **Terrorist** - nënkupton çdo person fizik i cili: (i) kryen veprim terrorist me çfarëdo mjeti, drejtpërdrejt ose tërthorazi; (ii) organizon apo drejton të tjerët për të kryer veprime terroriste; ose (iii) kontribuon në kryerjen e veprimeve terroriste nga një grup personash që veprojnë me një qëllim të përbashkët, ku kontributi bëhet me dashje dhe me qëllim të avancimit të veprimit terrorist ose me njohjen e qëllimit të grupit për të kryer një veprim terrorist.

**Neni 129**
**Kryerja e veprës terroriste**

1. Kushdo që kryen një vepër terroriste dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

2. Kur vepra nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndime të rënda trupore të një apo më shumë personave, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

3. Kur vepra nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekje të një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet ose me burgim të përjetshëm.

**Neni 130**
**Ndihma në kryerjen e terrorizmit**

1. Kur vepra nga neni 377 ose 378 i këtij Kodi kryhet në lidhje me terrorizmin, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kur vepra nga neni 380 i këtij Kodi kryhet në lidhje me terrorizmin, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Kushdo që e ndihmon kryesin apo bashkëpjesëmarrësin pas kryerjes së një vepre terroriste, duke i siguruar fonde ose burime të tjera materiale personit apo personave të tillë për çfarëdo qëllimi, dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 131**
**Lehtësimi dhe financimi në kryerjen e terrorizmit**

1. Kushdo që, në çfarëdo mënyre, të drejtpërdrejtë ose të tërthortë, ofron, kërkon, mbledh ose fsheh, organizon, përgatit, vë në dispozicion fonde apo mjete të tjera materiale ose drejton të tjerët për këto veprime, me dashje se do të përdoren, dijeni apo bazë të arsyeshme për të besuar se do të përdoren, tërësisht ose pjesërisht, për apo nga një individ terrorist, grup terrorist, apo për të kryer apo për të kontribuar për kryerjen e veprës terroriste, dënohet me gjobë deri në pesëqind mijë (500.000) euro dhe me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

2. Që një vepër të përbëjë vepër penale sipas paragrafit 1 të këtij neni, nuk është e nevojshme që një veprim terrorist të ndodh ose nëse fondet janë përdorur në të vërtetë për të kryer një veprim të tillë terrorist.

**Neni 132**
**Rekrutimi për terrorizëm**

Kushdo që i bën thirrje personit tjetër për të kryer ose për të marrë pjesë në kryerjen e veprës terroriste ose për të marrë pjesë në aktivitetet e një terroristi apo grupi terrorist, dënohet me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

**Neni 133**
**Trajnimi për terrorizëm**

1. Kushdo që ofron ose pranon trajnim për terrorizëm, dënohet me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

2. Për qëllime të këtij neni, shprehja “trajnim për terrorizëm” nënkupton trajnimin ose udhëzimin, përfshirë ofrimin ose pranimin e njohurive ose aftësive praktike, për prodhimin ose përdorimin e mjeteve shpërthyese, armëve të zjarrit ose armëve tjera apo substancave kimike, bakteriologjike, nukleare apo substancave të tjera të dëmshme apo helmuese për njerëzit, pronën apo mjedisin, ose me metoda apo teknika tjera specifike, me qëllim që të kryejë apo të kontribuojë në kryerjen e veprës terroriste, duke ditur se shkathtësitë e mësuara apo të marra kanë për synim që të përdoren për këtë qëllim.

**Neni 134**
**Shtytja për kryerjen e veprave terroriste**

Kushdo që shpërndan, ose në ndonjë mënyrë tjetër mundëson me çdo mjet, mesazhin për publikun, me qëllim që të shtytë kryerjen e aktit terrorist, kur sjellja e tillë pavarësisht nëse avokon drejtpërdrejtë ose jo aktet terroriste, shkakton rrezikun që një ose më shumë vepra të tilla të kryhen, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

**Neni 135**
**Fshehja ose moslajmërimi i terroristëve apo grupeve terroriste**

1. Kushdo që fsheh ekzistimin e një terroristi apo grupi terrorist ose të anëtarëve të tij, e pengon zbulimin ose kapjen e grupit terrorist ose të anëtarëve të tij, dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Nëse vepra nga neni 377 ose 378 i këtij Kodi kryhet në lidhje me terrorizmin, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra nga neni 380 i këtij Kodi kryhet në lidhje me terrorizmin, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 136**
**Organizimi dhe pjesëmarrja në grup terrorist**

1. Kushdo që krijon, organizon ose drejton një grup terrorist dënohet me gjobë deri në peseqind mijë (500.000) Euro dhe me burgim prej dhjetë (10) deri në njëzet (20) vjet.

2. Kushdo që merr pjesë në veprimtaritë e grupit terrorist dënohet me burgim prej pesë (5) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 137**
**Udhëtimi për qëllime të terrorizmit**

1. Kushdo që udhëton për në apo prej territorit të Republikës së Kosovës me qëllim për të kryer, kontribuar apo marrë pjesë në kryerjen e një vepre terroriste apo me qëllim për të marrë pjesë

në aktivitetet e një terroristi apo grupi terrorist apo me qëllim të ofrimit apo pranimit të trajnimit për terrorizëm dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vite.

2. Kushdo që në çfarëdo mënyrë ndihmon siç parashihet kryerja e veprës penale në këtë nen dhe siç përcaktohet në nenin 33 të këtij Kodi, organizon apo lehtëson udhëtimin e ndonjë personi me dijeni se udhëtimi është për qëllimet e parapara në paragrafin 1 të këtij neni dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vite.

**Neni 138**
**Përgatitja e veprave terroriste ose veprave penale kundër rendit kushtetues dhe sigurisë së Republikës së Kosovës**

1. Kushdo që përgatit kryerjen e veprave penale nga nenet 128-137 të këtij Kodi, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

2. Për qëllime të këtij neni, shprehja "përgatitje e veprës penale" përfshin furnizimin apo aftësimin e mjeteve kryesve për kryerjen e veprës penale, eliminimin e pengesave për kryerjen e veprës penale, marrëveshjen, planifikimin apo organizimin me personat e tjerë për kryerjen e veprës penale, si dhe çfarëdo veprime tjera që krijojnë kushte për kryerjen e drejtpërdrejtë të veprës penale, por të cilat nuk e përbëjnë vet veprën penale.

3. Kushdo që dërgon apo bartë në apo jashtë territorit të Republikës së Kosovës armë, eksploziv, helme, pajisje, municion apo material tjetër për kryerjen e një apo më shumë veprave penale nga ky kapitull, dënohet me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

4. Kushdo që me qëllim të kryerjes së një apo më shumë veprave terroriste nga ky Kapitull, dërgon apo bartë grupe te armatosura, pajisje ose burime tjera materiale në ose jashtë Republikës së Kosovës, dënohet me burgim prej dhjetë (10) deri në njëzet (20) vjet.

**Neni 139**
**Parëndësia e kryerjes së veprës terroriste dhe lidhja me veprat penale terroriste**

Që një vepër të përbëjë vepër penale sipas neneve 128-138 të këtij Kapitulli, nuk është e nevojshme që vepra terroriste të jetë kryer dhe as nuk është e nevojshme, për sa u përket veprave penale të përcaktuara në nenet 132, 133, 134 dhe 137 të këtij Kapitulli, për të krijuar një lidhje me një vepër tjetër penale në këtë Kod.

**Neni 140**
**Kalimi i paautorizuar i vendkalimeve kufitare ose i vijës kufitare**

1. Kushdo që kalon kufirin apo vijën kufitare të Republikës së Kosovës në cilindo vend përveç në kufirin apo vendkalimet e autorizuara kufitare, dënohet me dyqind e pesëdhjetë (250) Euro gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga kryesi i cili është i shoqëruar nga një fëmijë ose ndonjë person tjetër, kryesi dënohet me gjobë deri në dymijë e pesëqind (2.500) Euro ose me burgim deri në një (1) vit.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet në një apo më shumë nga rrethanat e mëposhtme, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet nëse:

3.1. kryesi ka qenë më parë i dënuar për vepër penale nga ky nen;

3.2. gjatë kohës së kapjes, kryesi ikë, përpiqet të ikë ose në ndonjë mënyrë tjetër i reziston kapjes nga policia ose KFOR-i;

3.3. kalimi është bërë ndërmjet orës 08:00 në mbrëmje deri në orën 06:00 në mëngjes gjatë periudhës prej 1 prillit deri më 30 shtator, ose ndërmjet orës 06:00 në mbrëmje deri në orën 06:00 në mëngjes gjatë periudhës prej 1 tetorit deri më 31 mars; ose

3.4. kryesi posedon armë, municion ose rroba ushtarake, furnizime apo pajisje.

4. Tentativa për të kryer vepër penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni është e dënueshme.

5. Personi nuk është penalisht përgjegjës sipas këtij neni për kalimin në një pikë kufitare të paautorizuar të kufirit shtetëror nëse kalimi ka ndodhur në një vendkalim i cili është hapur përkohësisht nga Komandanti i KFOR-it.

6. Kurrfarë procedure penale që përfshin veprën nga ky nen nuk mund të fillohet apo të vazhdohet kundër asnjë refugjati në mirëbesim ose kundër personit të zhvendosur brenda vendit, që vjen nga territori ku jeta apo trupi i tij ose liritë apo të drejtat themelore janë të rrezikuara, me kusht që ai t'i jetë paraqitur policisë apo KFOR-it brenda një kohe të arsyeshme dhe të tregojë arsye bindëse për kalimin e vendkalimit apo pikës kufitare të paautorizuar.

**Neni 141**
**Nxitja e përçarjes dhe mos durimit**

1. Kushdo që nxit ose përhap publikisht urrejtje, përçarje dhe mos durim midis grupeve kombëtare, racore, fetare, etnike e të tjera, apo bazuar në orientimin seksual, identitetin gjinor dhe karakteristikat e tjera personale, në mënyrën e cila mund të prishë rendin publik dënohet me gjobë ose me burgim deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që në mënyrë sistematike ose duke keqpërdorur pozitën apo autorizimet e tij kryen veprën nga paragrafi 1. i këtij neni ose shkakton trazira, dhunë ose pasoja të tjera të rënda me kryerjen e veprës së tillë, dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

3. Kushdo që kryen veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni përmes shtrëngimit, rrezikimit të sigurisë, përqeshjes së simboleve kombëtare, racore, etnike apo fetare, duke dëmtuar pasurinë e personit tjetër ose duke përdhosur monumentet apo varrezat, dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Kushdo që në mënyrë sistematike ose duke keqpërdorur pozitën apo autorizimet e tij kryen veprën penale nga paragrafi 3. i këtij neni ose shkakton trazira, dhunë ose pasoja të tjera të rënda me kryerjen e veprës së tillë, dënohet me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

## KAPITULLI XV
## VEPRAT PENALE KUNDËR NJERËZIMIT DHE VLERAVE TË MBROJTURA ME TË DREJTËN NDËRKOMBËTARE

**Neni 142**
**Gjenocidi**

1. Kushdo që me qëllim të asgjësimit të tërësishëm apo të pjesërishëm të ndonjë grupi kombëtar, etnik, racor apo fetar kryen një ose më shumë nga veprimet e mëposhtme, do të dënohet me burgim së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet ose me burgim të përjetshëm:

1.1. vrasjen e anëtarëve të grupit;

1.2. shkaktimin e lëndimeve të rënda trupore apo mendore të anëtarëve të grupit;

1.3. vënien e qëllimshme të grupit në kushte të tilla të jetës të cilat shpijnë në shfarosje

të plotë apo të pjesërishme fizike;

1.4. vënien e masave të cilat kanë për qëllim që të pengojnë lindjet brenda grupit;

1.5. transferimin me dhunë të fëmijëve të grupit në një grup tjetër.

**Neni 143**
**Krimet kundër njerëzimit**

1. Kushdo që kryen një ose më shumë nga veprat e mëposhtme, duke ditur se vepra e tillë është pjesë e një sulmi të gjerë apo sistematik të drejtuar kundër popullsisë civile, dënohet me burgim së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet ose me burgim të përjetshëm:

1.1. vrasje;

1.2. shfarosje;

1.3. skllavërim;

1.4. deportim ose përzënie me dhunë të popullsisë;

1.5. burgosje ose privime të tjera të rënda të lirisë fizike në kundërshtim me rregullat themelore të së drejtës ndërkombëtare;

1.6. torturë;

1.7. dhunim, skllavëri seksuale, prostitucion të detyruar, shtatzëni me dhunë, sterilizim të detyruar ose çfarëdo forme tjetër po aq të rëndë të dhunës seksuale;

1.8. persekutim të një grupi ose kolektivi të identifikuar për arsye politike, racore, kombëtare, etnike, kulturore, fetare, gjinore apo në ndonjë baze tjetër e cila është botërisht e njohur si e palejueshme sipas të drejtës ndërkombëtare, në lidhje me veprat nga ky nen dhe nenet 142 dhe 144-147 të këtij Kodi;

1.9. zhdukja e detyruar e personave;

1.10. krimin e aparteidit; ose

1.11. vepra të tjera çnjerëzore të karakterit të ngjashëm që qëllimisht shkaktojnë vuajtje të mëdha, lëndime të rënda të trupit ose të shëndetit fizik apo mendor.

2. Për qëllime të këtij neni:

2.1. Shprehja **sulm i drejtuar kundër cilësdo popullsi civile-** nënkupton një mënyrë veprimi që përfshin kryerjen e shumëfishtë të veprave të parapara në paragrafin 1 të këtij neni kundër cilësdo popullsi civile, në pajtim apo në përkrahje të një politike shtetërore apo të organizuar për të kryer një sulm të tillë.

2.2. Shprehja **shfarosje** - përfshin shkaktimin me qëllim të kushteve jetësore, ndër të tjera, privimin e qasjes në ushqim dhe barëra, si pasojë e të cilave llogaritet se do të sjellin zhdukjen e një pjese të popullsisë.

2.3. Shprehja **skllavërim** - nënkupton ushtrimin e një kompetence ose e të gjitha kompetencave që lidhen me të drejtën e pronësisë mbi një person, duke përfshirë ushtrimin e një kompetence të tillë në trafikimin e njerëzve, veçanërisht të grave dhe të fëmijëve.

2.4. Shprehja **depërtim apo transferim me dhunë i popullsisë** - nënkupton zhvendosje të personave të caktuar me anë të dëbimit apo të akteve të tjera shtrënguese nga zona ku ata banojnë në mënyrë të ligjshme, pa arsye të cilat lejohen sipas të drejtës ndërkombëtare.
2.5. Shprehja **torturë** - nënkupton shkaktimin e qëllimshëm të dhembjes apo vuajtjes së rëndë fizike apo mendore mbi një person i cili është në ndalim ose është nën kontrollin e kryesit; përjashtimisht, tortura nuk përfshin dhembjen apo vuajtjen karakteristike apo të pandarë që rezulton vetëm nga sanksionet e ligjshme.

2.6. Shprehja **shtatzëni e detyrua**r - nënkupton mbyllje e paligjshme e gruas së lënë shtatzënë me dhunë, me qëllim që të ndikojë në përbërjen etnike të ndonjë popullsie ose duke kryer shkelje të tjera të rënda të së drejtës ndërkombëtare.

2.7. Shprehja **persekutim** - nënkupton privim i rëndë dhe me dashje nga të drejtat themelore për shkak të identitetit të grupit apo kolektivitetit në kundërshtim me të drejtën ndërkombëtare.

2.8. Shprehja **krim i aparteidit** - nënkupton akte çnjerëzore që kanë karakter të ngjashëm me ato të parapara në paragrafin 1. të këtij neni, të kryera në kontekstin e një regjimi të institucionalizuar të shtypjes dhe sundimit sistematik nga një grup racorë mbi një grup tjetër racorë ose grupe të tjera dhe që kryhen me qëllim të mbajtjes së atij regjimi.

2.9. Shprehja **zhdukja e detyruar e personave -** nënkupton arrestim, paraburgim ose rrëmbim i personave nga, ose me autorizimin, përkrahjen apo pajtimin e shtetit apo organizatës politike, shoqëruar me refuzimin e atij autoriteti ose organizate për të pranuar atë privim të lirisë apo për të dhënë informata mbi fatin apo vendndodhjen e atyre personave, me qëllim që këta persona të mos gëzojnë mbrojtje juridike për një periudhë të zgjatur kohore.

2.10. Shprehja **gjini -** i referohet të dy gjinive, mashkullit dhe femrës, brenda kontekstit të shoqërisë.

**Neni 144**
**Krimet e luftës në shkelje të rëndë të konventave të Gjenevës**

1. Kushdo që shkel rëndë Konventat e Gjenevës të 12 gushtit 1949, dënohet me:

1.1. burgim prej së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm, për veprat nga nënparagrafët 2.4., 2.5., 2.6., 2.7. ose 8. të paragrafit 2. të këtij neni; ose

1.2. burgim prej së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet ose me burgim të përjetshëm, për veprat nga nën-paragrafët 2.1, 2.2 ose 2.3 të paragrafit 2. të këtij neni.

2. Shkelje e rëndë e Konventave të Gjenevës të 12 gushtit 1949 do të thotë një apo më shumë prej veprimeve vijuese të kryera gjatë kohës së luftës apo konfliktit të armatosur kundër personave ose pasurisë që janë të mbrojtura me dispozitat përkatëse të Konventave të Gjenevës:

2.1. vrasja me qëllim;

2.2. tortura ose trajtimi çnjerëzor, duke përfshirë eksperimentet biologjike;

2.3. shkaktimi i qëllimshëm i vuajtjeve të mëdha ose i dëmtimeve të rënda trupore apo shëndetësore, dhunimi dhe ngacmimi seksual;

2.4. shkatërrimi masiv dhe përvetësimi i pasurisë i pajustifikueshëm nga nevojat

ushtarake dhe i kryer në mënyrë të kundërligjshme dhe të qëllimshme;

2.5. detyrimi i robit të luftës ose personit tjetër të mbrojtur për të shërbyer në forcat e armikut;

2.6. privimi i qëllimshëm i robit të luftës ose personit tjetër të mbrojtur nga e drejta për gjykim të drejtë dhe të rregullt;

2.7. deportimi i kundërligjshëm apo transferimi ose mbyllja e kundërligjshme dhe

2.8. marrja e pengjeve.

**Neni 145**
**Krimet e luftës në shkelje të rëndë të ligjeve dhe zakoneve që zbatohen në konfliktin e armatosur ndërkombëtar**

1. Kushdo që shkel rëndë ligjet dhe zakonet që zbatohen në konfliktet e armatosura ndërkombëtare, brenda kornizës së përcaktuar të së drejtës ndërkombëtare, dënohet me:

1.1. burgim prej së paku pesë (5) vjet ose me burgim të përjetshëm, për veprat nga nën paragrafët 2.9, 2.13, 2.14, 2.15, 2.16, 2.26, 2.29, 2.30 ose 2.31 të paragrafit 2. të këtij neni; ose

1.2. burgim prej së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm, për veprat nga nënparagrafët 2.1, 2.2, 2.3, 2.4, 2.5, 2.6, 2.7, 2.8, 2.10, 2.11, 2.12, 2.17, 2.18, 2.19, 2.20, 2.21, 2.22, 2.23, 2.24, 2.25, 2.27 ose 2.28 të paragrafit 2. të këtij neni.

2. Shkelja e rëndë e ligjeve dhe e zakoneve që zbatohen për konfliktet e armatosura ndërkombëtare, brenda kornizës së përcaktuar të së drejtës ndërkombëtare, nënkupton një ose më shumë nga veprimet vijuese:

2.1. sulmet e drejtuara me qëllim kundër popullsisë civile ose ndaj individëve të veçantë civilë që nuk marrin pjesë drejtpërdrejt në konflikt;

2.2. sulmet e drejtuara me qëllim kundër objekteve civile që nuk janë objektiva ushtarake;

2.3. sulmet e drejtuara me qëllim kundër personelit, instalimeve, materialeve, njësive ose automjeteve të përfshira në misionet e ndihmës humanitare ose paqeruajtëse në përputhje me Kartën e Kombeve të Bashkuara, për aq kohë sa gëzojnë të drejtën për mbrojtjen e atyre civilëve ose objekteve civile sipas të drejtës ndërkombëtare për konfliktet e armatosura;

2.4. fillimi i sulmit të qëllimshëm, duke ditur se sulmi i tillë do të shkaktojë humbje aksidentale të jetës ose plagosje të civilëve, dëme të objekteve civile, dëme të gjëra, afatgjate dhe të rënda ndaj mjedisit natyror, që do të ishte haptazi tejkalim sa i përket përparësisë së gjithëmbarshme konkrete dhe të drejtpërdrejtë të parashikuar ushtarake;

2.5. sulmi ose bombardimi me çfarëdo mjete i qyteteve, fshatrave, vendbanimeve ose ndërtesave që janë të pambrojtura dhe të cilat nuk janë objektiva ushtarake;

2.6. vrasja ose plagosja e luftëtarit i cili është dorëzuar në mëshirë pasi ka dorëzuar armët ose që nuk ka më mjete mbrojtëse;

2.7. përdorimi i papërshtatshëm i flamurit të armëpushimit, i flamurit apo i shenjave dhe i uniformave ushtarake të armikut apo të Kombeve të Bashkuara ose i emblemave dalluese të Konventave të Gjenevës, që kanë si pasojë vdekjen ose plagosjet e rënda;

2.8. transferimi i drejtpërdrejt ose i tërthortë nga forcat pushtuese i pjesëve të popullatës së vet civile në territorin që e pushton, ose deportimi apo transferimi i tërësishëm apo i pjesërishëm i popullatës së territorit të pushtuar brenda ose jashtë këtij territori;

2.9. drejtimi me qëllim i sulmeve kundër ndërtesave fetare, shkollore, artistike, shkencore, me qëllime bamirëse, monumenteve historike, spitaleve dhe vendeve ku janë mbledhur të sëmurët dhe të plagosurit, me kusht që të mos jenë objektiva ushtarake;

2.10. nënshtrimi i personave nën autoritetin e një pale kundërshtare ndaj të cilëve kryhen gjymtime fizike ose eksperimente të ndryshme mjekësore apo shkencore, të cilat nuk arsyetohen në aspektin e trajtimit mjekësor, dental apo spitalor të personit përkatës dhe nuk janë në dobi të tij, e që shkaktojnë vdekje apo rrezik serioz ndaj shëndetit të një apo shumë personave të tillë;

2.11. vrasja apo plagosja dinake e individëve që i përkasin vendit apo ushtrisë armike;

2.12. deklarimi se nuk do të ketë mëshirë;

2.13. shkatërrimi apo marrja e pasurisë së armikut, përveç rasteve kur kjo kërkohet domosdoshmërisht për nevojat e luftës;

2.14. deklarimi se abrogohen, suspendohen apo nuk pranohen nga gjykata të drejtat dhe veprimet e pjesëtarëve të kombit që është palë e armikut;

2.15. detyrimi i qytetarëve të palës armike për të marrë pjesë në operacionet e luftës të drejtuara kundër vendit të tyre, madje edhe nëse kanë qenë në shërbimin e palës kundërshtare para fillimit të luftës;

2.16. plaçkitja e një qyteti ose e një vendi, qoftë edhe kur merret me anë të sulmit;

2.17. përdorimi i helmeve ose i armëve helmuese;

2.18. përdorimi i gazrave asfiksuese, helmuese ose i llojeve të tjera të gazrave dhe i të gjitha analogeve të lëngshme, materialeve ose mjeteve;

2.19. përdorimi i plumbave që përhapen apo rrafshohen lehtë në trupin e njeriut, siç janë plumbat me mbulesë të fortë që nuk e mbulojnë plotësisht bërthamën ose janë të çarë me prerje;

2.20. përdorimi i armëve, projektilave, materialeve dhe metodave të luftimit të një natyre të tillë që shkaktojnë plagosje të tepërta apo vuajtje të panevojshme ose të cilat nuk bëjnë dallim në shkaktimin e këtyre vuajtjeve, në shkelje me të drejtën ndërkombëtare për konfliktet e armatosura, duke përfshirë këtu armët kimike, armët biologjike, copëzat e padetektueshme, armët verbuese laserike ose minat mashtruese të përkufizuara në Protokollin II të Konventës mbi ndalimin ose kufizimin e disa armëve konvencionale të cilat konsiderohen se janë jashtëzakonisht dëmtuese ose kanë efekte pa i zgjedhur caqet, të datës 10 tetor 1980;

2.21. kryerja e akteve fyese ndaj dinjitetit personal, veçanërisht trajtimi nënçmues dhe poshtërues;

2.22. kryerja e dhunimeve, skllavëria seksuale, prostitucioni i detyruar, shtatzënia e dhunshme, steriliteti i detyruar ose ndonjë formë tjetër e dhunës seksuale, e cila përbën gjithashtu shkelje të rëndë të Konventave së Gjenevës;

2.23. përdorimi i qëllimshëm i pranisë së civilëve ose i personave të tjerë që gëzojnë

mbrojtje me qëllim të mbajtjes së disa pikave, zonave apo forcave ushtarake të mbrojtura nga operacionet ushtarake;

2.24. drejtimi me qëllim i sulmeve kundër ndërtesave, materialeve, njësive mjekësore dhe transportit, personelit fetar dhe personelit që përdorin shenjën dalluese të Konventave të Gjenevës në pajtim me të drejtën ndërkombëtare;

2.25.vënia me qëllim e popullsisë civile në gjendje të urisë si metodë lufte, duke privuar ata nga mjetet e domosdoshme për ekzistencën e tyre, duke përfshirë këtu edhe pengimin e qëllimshëm të furnizimeve të paraparë me Konventat e Gjenevës;

2.26. rekrutimi apo mobilizimi i fëmijëve nën moshën pesëmbëdhjetë (15) vjet në forcat e armatosura kombëtare ose duke i përdorur ata të marrin pjesë aktivisht në armiqësi;

2.27. drejtimi me qëllim i sulmeve kundër punimeve ose instalimeve që përmbajnë forca të rrezikshme duke e ditur se sulmi i tillë do të shkaktojë humbje të tepërta të jetës, lëndime të civilëve ose dëmtime të objekteve civile;

2.28. drejtimi me qëllim i sulmeve pa dallim, kur sulmi i tillë nuk drejtohet në një objektiv specifik ushtarak, shfrytëzon metoda apo mjete të luftës të cilat nuk mund të drejtohen në objekte specifike ushtarake ose metoda apo mjete të luftës efekti i të cilave nuk mund të kufizohet ashtu siç kërkohet me Protokollin I të Konventave të Gjenevës të datës 12 gusht 1949 dhe që, për pasojë, është i një natyre të tillë që godet objektivat ushtarake dhe civile ose objektet civile pa dallim;

2.29. skllavëria dhe tregtia me robërit;

2.30. shqiptimi i dënimeve kolektive;

2.31. ushtrimi i trysnisë mbi popullsinë e një territori të pushtuar për të ndërruar kombësinë ose për të dhënë betimin për forcat armike.

**Neni 146**
**Krimet e luftës në shkelje të rëndë të nenit 3 të përbashkët të konventave të Gjenevës**

1. Kushdo që shkel rëndë nenin 3, që është i përbashkët për katër Konventat e Gjenevës të datës 12 gusht 1949, dënohet me burgim së paku pesë (5) vjet ose me burgim të përjetshëm.

2. Shkelje e rëndë e nenit 3, të përbashkët për të katër Konventat e Gjenevës të 12 Gushtit 1949, do të thotë një ose më shumë nga veprat e mëposhtme të kryera në kontekstin e një konflikti të armatosur jo të një karakteri ndërkombëtar kundër personave që nuk marrin pjesë aktive në armiqësi, duke përfshirë edhe pjesëtarët e forcave të armatosura që i kanë dorëzuar armët dhe që nuk janë në gjendje të luftojnë për shkak të sëmundjes, plagëve, ndalimit ose për ndonjë shkak tjetër:

2.1. dhuna ndaj jetës dhe personit, në veçanti vrasja e çdo lloji, gjymtimi, trajtimi mizor dhe tortura;

2.2. kryerja e akteve fyese ndaj dinjitetit të personit, në veçanti poshtërimi dhe trajtimi nënçmues;

2.3. marrja e pengjeve;

2.4. shqiptimi i dënimeve dhe kryerja e ekzekutimeve pa aktgjykime paraprake të shpallura nga një gjykatë e rregullt që ofron të gjitha garancitë gjyqësore të cilat përgjithësisht njihen si të domosdoshme.

3. Ky nen zbatohet për konfliktet e armatosura që nuk janë të karakterit ndërkombëtar dhe nuk zbatohet për situatat e çrregullimeve dhe tensioneve të brendshme, siç janë trazirat, veprat sporadike dhe të izoluara të dhunës ose vepra të tjera të natyrës së ngjashme.

**Neni 147**
**Krimet e luftës në shkelje të rëndë të ligjeve dhe zakoneve që zbatohen në konfliktet e armatosura që nuk janë të karakterit ndërkombëtar**

1. Kushdo që shkel rëndë ligjet dhe zakonet që zbatohen në konfliktet e armatosura që nuk janë të karakterit ndërkombëtar, brenda kornizës së përcaktuar të së drejtës ndërkombëtare, dënohet me:

1.1. burgim prej së paku pesë (5) vjet ose me burgim të përjetshëm, për veprat penale nga nën paragrafët 2.4, 2.5, 2.7, 2.12, 2.23 ose 2.24 të paragrafit 2. të këtij neni; ose

1.2. burgim prej së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm, për veprat penale nga nën paragrafët 2.1, 2.2, 2.3, 2.6, 2.8, 2.9, 2.10, 2.11, 2.13, 2.14, 2.15, 2.16, 2.17, 2.18, 2.19, 2.20, 2.21 ose 2.22 të paragrafit 2. të këtij neni.

2. Shkelja e rëndë e ligjeve dhe e zakoneve që zbatohen për konfliktet e armatosura që nuk janë të karakterit ndërkombëtar, brenda kornizës së përcaktuar të së drejtës ndërkombëtare, nënkupton një ose më shumë nga veprimet vijuese:

2.1. sulmet e drejtuara me qëllim kundër popullsisë civile ose ndaj individëve të veçantë civilë që nuk marrin pjesë drejtpërdrejt në konflikt;

2.2. drejtimi me qëllim i sulmeve kundër ndërtesave, materialeve, njësive mjekësore dhe transportit, personelit fetar dhe personelit që përdorin shenjën dalluese të Konventave të Gjenevës në pajtim me të drejtën ndërkombëtare;

2.3. sulmet e drejtuara me qëllim kundër personelit, instalimeve, materialeve, njësive ose automjeteve të përfshira në misionet e ndihmës humanitare ose paqeruajtëse në përputhje me Kartën e Kombeve të Bashkuara, për aq kohë sa gëzojnë të drejtën për mbrojtjen e atyre civilëve ose objekteve civile sipas të drejtës ndërkombëtare për konfliktet e armatosura;

2.4. drejtimi me qëllim i sulmeve kundër ndërtesave fetare, shkollore, artistike, shkencore, me qëllime bamirëse, monumenteve historike, spitaleve dhe vendeve ku janë mbledhur të sëmurët dhe të plagosurit, me kusht që të mos jenë objektiva ushtarake;

2.5. plaçkitja e një qyteti ose e një vendi, qoftë edhe kur merret me anë të sulmit;

2.6. kryerja e dhunimeve, skllavëria seksuale, prostitucioni i detyruar, shtatzënia e dhunshme, steriliteti i detyruar ose ndonjë formë tjetër e dhunës seksuale, e cila përbën gjithashtu shkelje të rëndë të nenit 3, të përbashkët për të katër Konventat e Gjenevës;

2.7. rekrutimi apo mobilizimi i fëmijëve nën moshën pesëmbëdhjetë vjet në forcat e armatosura kombëtare ose duke i përdorur ata të marrin pjesë aktivisht në armiqësi;

2.8. urdhërimi për zhvendosjen e popullatës civile për shkaqe që lidhen me konfliktin, përveç kur kjo kërkohet për shkak të sigurisë së civilëve të përfshirë ose për shkaqe imperative ushtarake;

2.9. vrasja ose plagosja dinake e luftëtarit kundërshtar;

2.10. deklarimi se nuk do të ketë mëshirë;

2.11. nënshtrimi i personave nën autoritetin e një pale kundërshtare ndaj të cilëve kryhen gjymtime fizike ose eksperimente të ndryshme mjekësore apo shkencore, të cilat nuk arsyetohen në aspektin e trajtimit mjekësor, dental apo spitalor ndaj personit përkatës dhe nuk janë në dobi të tij, e që shkaktojnë vdekje apo rrezik serioz ndaj shëndetit të një apo shumë personave të tillë;

2.12. shkatërrimi apo marrja e pasurisë së armikut, përveç rasteve kur kjo kërkohet domosdoshmërisht për nevojat e luftës;

2.13. sulmi ose bombardimi me çfarëdo mjete i qyteteve, fshatrave, vendbanimeve ose ndërtesave që janë të pambrojtura dhe të cilat nuk janë objektiva ushtarake;

2.14. sulmet e drejtuara me qëllim kundër objekteve civile që nuk janë objektiva ushtarake;

2.15. fillimi i sulmit të qëllimshëm, duke ditur se sulmi i tillë do të shkaktojë humbje aksidentale të jetës ose plagosje të civilëve, dëme të objekteve civile, dëme të gjëra, afatgjate dhe të rënda ndaj mjedisit natyror, që do të ishte haptazi tejkalim sa i përket përparësisë së gjithëmbarshme konkrete dhe të drejtpërdrejtë të parashikuar ushtarake;

2.16. drejtimi me qëllim i sulmeve pa dallim kur sulmi i tillë nuk drejtohet në një objektiv specifik ushtarak, shfrytëzon metoda apo mjete të luftës të cilat nuk mund të drejtohen në objekte specifike ushtarake ose metoda apo mjete të luftës efekti i të cilave nuk mund të kufizohet dhe që, për pasojë, është i një natyre të tillë që godet objektivat ushtarake dhe civile ose objektet civile pa dallim;

2.17. përdorimi i qëllimshëm i prezencës së civilëve ose i personave të tjerë që gëzojnë mbrojtje me qëllim të mbajtjes së disa pikave, zonave apo forcave ushtarake të mbrojtura nga operacionet ushtarake;

2.18. vënia me qëllim e popullsisë civile në gjendje të urisë si metodë lufte, duke privuar ata nga mjetet e domosdoshme për ekzistencën e tyre, duke përfshirë këtu edhe pengimin e qëllimshëm të furnizimeve të parapara me Konventat e Gjenevës;

2.19. përdorimi i helmeve ose i armëve helmuese;

2.20. përdorimi i gazrave asfiksuese, helmuese ose i llojeve të tjera të gazrave dhe i të gjitha analogeve të lëngshme, materialeve ose mjeteve;

2.21. përdorimi i plumbave që përhapen apo rrafshohen lehtë në trupin e njeriut, siç janë plumbat me mbulesë të fortë që nuk e mbulojnë plotësisht bërthamën ose janë të çarë me prerje;

2.22. përdorimi i armëve, projektilave, materialeve dhe metodave të luftimit të një natyre të tillë që shkaktojnë plagosje të tepërta apo vuajtje të panevojshme ose të cilat nuk bëjnë dallim në shkaktimin e këtyre vuajtjeve, në shkelje me të drejtën ndërkombëtare për konfliktet e armatosura, duke përfshirë këtu armët kimike, armët biologjike, copëzat e padetektueshme, armët verbuese laserike ose minat mashtruese të përkufizuara në Protokollin II të Konventës mbi ndalimin ose kufizimin e disa armëve konvencionale të cilat konsiderohen se janë jashtëzakonisht dëmtuese ose kanë efekte pa i zgjedhur caqet, të datës 10 tetor 1980;

2.23. skllavëria dhe tregtia me robërit;

2.24. shqiptimi i dënimeve kolektive.

3. Ky nen zbatohet për konfliktet e armatosura që nuk kanë karakter ndërkombëtar dhe nuk zbatohet për situatat e trazirave dhe të tensioneve të brendshme, siç janë trazirat, veprat sporadike dhe të izoluara të dhunës ose aktet e tjera të natyrës së ngjashme. Dispozitat e këtij neni vlejnë për konfliktet e armatosura që ndodhin në territorin e një shteti kur ekziston një konflikt i armatosur i zgjatur midis organeve të pushtetit dhe grupeve të organizuara të armatosura ose midis grupeve të tilla.

**Neni 148**
**Sulmet në konfliktet e armatosura që nuk kanë karakter ndërkombëtar kundër instalimeve që përmbajnë forca të rrezikshme**

Kushdo që në shkelje të ligjeve dhe zakoneve që zbatohen në konfliktet e armatosura që nuk kanë karakter ndërkombëtar, me qëllim kryen sulm kundër punimeve ose instalimeve që përmbajnë forca të rrezikshme, me dijeninë se një sulm i tillë do të shkaktojë humbje të mëdha jetësh, lëndime për civilët ose dëme në objektet civile, dënohet me burgim së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm.

**Neni 149**
**Rekrutimi ose regjistrimi i fëmijëve në konfliktin e armatosur**

1. Kushdo që rekruton ose regjistron personat midis moshës pesëmbëdhjetë (15) dhe tetëmbëdhjetë (18) vjet në forcat e armatosura ose në grupe apo i shfrytëzon ata për pjesëmarrje aktive në armiqësitë në një konflikt të armatosur të një karakteri ndërkombëtar ose në ndonjë konflikt të armatosur që nuk ka karakter ndërkombëtar, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet ndaj personit nën moshën pesëmbëdhjetë (15) vjet, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

**Neni 150**
**Përdorimi i mjeteve ose i metodave të ndaluara të luftimit**

1. Kushdo që gjatë luftës apo konfliktit të armatosur përdorë armë, projektila dhe materiale e metoda të luftimit të cilat nuk parashihen me nën-paragrafin 2.20 të nenit 145 ose me nën-paragrafin 2.22 të nenit 147 të këtij Kodi dhe që janë në kundërshtim me të drejtën ndërkombëtare për konfliktet e armatosura, dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

2. Nëse vepra nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një ose më shumë personave, kryesi dënohet me burgim së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm.

**Neni 151**
**Shtyrja e paarsyeshme e riatdhesimit të robërve të luftës ose e civilëve**

Kushdo që në shkelje të rregullave të së drejtës ndërkombëtare, urdhëron apo shqipton shtyrjen e paarsyeshme të riatdhesimit të robërve të luftës apo të civilëve pas përfundimit të luftës ose të konfliktit të armatosur, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 152**
**Përvetësimi i kundërligjshëm i sendeve nga të vrarët ose të plagosurit në fushëbetejë**

1. Kushdo që urdhëron përvetësimin e kundërligjshëm të sendeve nga të vrarët apo të plagosurit në fushëbetejë apo që kryen përvetësimin e tillë, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kur vepra nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet në mënyrë barbare, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 153**
**Rrezikimi i negociatorëve**

Kushdo që në shkelje të së drejtës ndërkombëtare, gjatë kohës së luftës apo të konfliktit të armatosur e fyen, e keqtrajton ose e ndalon negociatorin apo përcjelljen e tij ose ua pengon kthimin apo në ndonjë mënyrë tjetër e cenon paprekshmërinë e tyre, dënohet me burgim prej (6) gjashtë muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 154**
**Organizimi i grupeve për kryerjen e gjenocidit, krimeve kundër njerëzimit dhe krimeve të luftës**

1. Kushdo që organizon një grup me qëllim të kryerjes së ndonjë prej veprave penale nga nenet 142-150 të këtij Kodi, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Kushdo që bëhet anëtar i grupit nga paragrafi 1. i këtij neni, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

3. Anëtari i grupit nga paragrafi 1. i këtij neni që e paraqet grupin para se të ketë kryer vepër penale, dënohet me burgim deri në tri (3) vjet ose mund të lirohet nga dënimi.

**Neni 155**
**Përgjegjësia e komandantëve dhe përgjegjësve të tjerë**

1. Komandanti ushtarak ose personi i cili në mënyrë efektive vepron si komandant ushtarak është penalisht përgjegjës për veprat penale të përcaktuara në nenet 142-150 të këtij Kodi të kryera nga forcat nën komandën dhe kontrollin e tij efektiv ose nën autoritetin dhe kontrollin efektiv si rezultat i dështimit të tij për të ushtruar kontrollin e duhur mbi forcat e tilla, ku:

1.1. ai komandant ushtarak apo person ose e ka ditur ose për shkak të rrethanave të asaj kohe është dashur të dijë se ato forca po kryenin ose ishin përgatitur të kryenin vepra penale të tilla; dhe

1.2. ai komandant ushtarak ose person nuk i ka ndërmarrë të gjitha masat e arsyeshme dhe të nevojshme brenda kompetencave të tij për të parandaluar ose për të ndalur kryerjen e tyre apo për të dorëzuar çështjen te organet kompetente për hetim dhe ndjekje.

2. Në lidhje me marrëdhëniet e eprorëve dhe të vartësve të tyre që nuk janë përshkruar në paragrafin 1 të këtij neni, eprori është penalisht përgjegjës për veprat penale të cekura në nenet 142-153 të këtij Kodi, të kryera nga vartësit nën autoritetin dhe kontrollin efektiv të tij si rezultat i dështimit të tij për të ushtruar kontrollin e duhur mbi vartësit e tillë, ku:

2.1. eprori e ka ditur ose me vetëdije nuk e ka përfillur informatën e cila ka treguar qartë se vartësit e tij po kryenin ose ishin përgatitur të kryenin vepra penale të tilla.

2.2. krimet kanë pasur të bëjnë me veprimet që kanë qenë brenda përgjegjësisë dhe kontrollit efektiv të eprorit; dhe

2.3. eprori nuk i ka ndërmarrë të gjitha masat e arsyeshme dhe të nevojshme brenda kompetencave të tij për të parandaluar ose për të ndalur kryerjen e tyre apo për të dorëzuar çështjen te organet kompetente për hetim dhe ndjekje.

**Neni 156**
**Shtytja për luftë agresive ose konflikt të armatosur**

Kushdo që në mënyrë publike, në tubim ose me anë të shkrimeve, xhirimeve audiovizuele ose në ndonjë mënyrë tjetër thërret ose nxit për luftë agresive apo konflikt të armatosur, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

**Neni 157**
**Keqpërdorimi i emblemave ndërkombëtare**

Kushdo që keqpërdor ose mban pa autorizim flamurin apo emblemën e Kombeve të Bashkuara, të Kryqit të Kuq ose të Shoqërisë së Hënës së Kuqe apo simbolet që korrespondojnë me to apo ndonjë tjetër emblemë ndërkombëtare që njihet si mbrojtje e objekteve të caktuara nga operacionet ushtarake, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

**Neni 158**
**Rrëmbimi i fluturakes**

1. Kushdo që në kundërshtim me Konventën mbi ndalimin e rrëmbimit të kundërligjshëm të fluturakes të datës 16 dhjetor 1970, në fluturake përvetëson apo kontrollon në mënyrë të kundërligjshme fluturaken me dhunë ose me kanosje apo në ndonjë mënyrë tjetër të frikësimit, dënohet me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave ose me shkatërrimin e fluturakes, kryesi dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

3. Kushdo që me dashje privon nga jeta personin tjetër me kryerjen e veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni, dënohet me burgim së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm.

**Neni 159**
**Rrezikimi i sigurisë së aviacionit civil**

1. Kushdo që në shkelje të Konventës mbi ndalimin e akteve të kundërligjshme kundër sigurisë së aviacionit civil të datës 23 shtator 1971 dhe Protokollit të saj të datës 24 shkurt 1988, kryen një akt që rrezikon sigurinë e aviacionit civil dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Akt i rrezikimit të sigurisë së aviacionit civil nënkupton një ose më shumë nga veprat në vijim:

2.1. kryerja e një akti të dhunës kundër personit në fluturake nëse ajo vepër ka gjasë të rrezikojë sigurinë e fluturakes;

2.2. shkatërrimi i fluturakes në funksionim e sipër ose shkaktimi i dëmit që e bën fluturaken e tillë të paaftë për fluturim apo që ka gjasë të rrezikojë sigurinë e saj gjatë fluturimit;

2.3. vendosja ose mundësimi i vendosjes në fluturaken e cila është në funksion e sipër, në çfarëdo mënyre, të ndonjë mjeti apo substance që ka gjasë për ta shkatërruar fluturaken ose për t'i shkaktuar dëm që e bën atë të paaftë për fluturim ose i shkakton dëm që ka gjasë të rrezikojë sigurinë e saj gjatë fluturimit;

2.4. shkatërrimi ose dëmtimi i pajisjeve të navigimit ajror ose ndërhyja në operimin e tyre nëse cilido nga aktet e tilla ka gjasë të rrezikojë sigurinë e fluturakes gjatë fluturimit;

2.5. kumtimi i informatës për të cilin kryesi e di se është e rrejshme, me çka rrezikon sigurinë e fluturakes gjatë fluturimit;

2.6. kryeja duke përdorur çfarëdo pajisje, substance ose arme apo në çfarëdo mënyre tjetër, e një akti të dhunës kundër personit në aeroportin në shërbim të aviacionit civil ndërkombëtar, që shkakton ose ka gjasë të shkaktojë lëndime të rënda ose vdekje;

2.7. shkatërrimi ose dëmtimi i rëndë duke përdorur çfarëdo pajisje, substance ose arme apo në çfarëdo mënyre tjetër, i pajisjeve të aeroportit që i shërben aviacionit civil ndërkombëtar ose fluturakes së vendosur aty që nuk është në shërbim, ose ndërprerja e shërbimeve të aeroportit, nëse akti i tillë rrezikon ose ka gjasë të rrezikojë sigurinë në atë aeroport.

3. Kushdo që e drejton fluturaken në një mënyrë jo të rregullt ose nuk i kryen detyrat ose nuk bën mbikëqyrjen në lidhje me sigurinë e aviacionit civil, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 3. i këtij neni rezulton me vdekjen e një ose më shumë personave ose me shkatërrimin e fluturakes, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

5. Kushdo që me qëllim e privon nga jeta personin tjetër me kryerjen e veprës penale nga paragrafi 1. ose 3. i këtij neni, dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

6. Kushdo që nga pakujdesia kryen veprën penale nga paragrafi 1. ose 3. i këtij neni, dënohet me burgim deri në pesë (5) vjet.

7. Kur vepra penale nga paragrafi 6. i këtij neni rezulton me vdekjen e një ose më shumë personave ose me shkatërrimin e fluturakes, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 160**
**Rrezikimi i sigurisë së lundrimit detar**

1. Kushdo që në shkelje të Konventës mbi ndalimin e akteve të kundërligjshme kundër sigurisë së lundrimit detar të datës 10 mars 1988 dhe Protokollit të saj të datës 14 tetor 2005 kryen një akt të rrezikimit të sigurisë së lundrimit detar, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Akti i rrezikimit të sigurisë së lundrimit detar nënkupton një ose më shumë nga veprat e mëposhtme:

2.1. pushtimi i anijes ose ushtrimi i kontrollit mbi të me dhunë apo me kanosje ose me ndonjë formë tjetër të frikësimit;

2.2. kryerja e një akti të dhunës kundër personit në anije nëse ajo vepër ka gjasë të rrezikojë lundrimin e sigurt të anijes;

2.3. shkatërrimi i anijes ose shkaktimi i dëmit anijes ose ngarkesës së saj që ka gjasë të rrezikojë lundrimin e sigurt të anijes;

2.4. vendosja ose mundësimi i vendosjes në anije në çfarëdo mënyre, të ndonjë mjeti apo substance që ka gjasë për ta shkatërruar atë anije ose për t'i shkaktuar dëm anijes apo ngarkesës së saj që rrezikon ose ka gjasë të rrezikojë lundrimin e sigurt të anijes;

2.5. shkatërrimi ose dëmtimi i rëndë i pajisjeve të navigimit detar apo ndërhyrja e rëndë në operimin e tyre, nëse një akt i tillë ka gjasë të rrezikojë lundrimin e sigurt të anijes;

2.6. komunikimi i informatës për të cilin kryesi e di se është e rrejshme, me çka rrezikon lundrimin e sigurt të anijes.

2.7 kanosja, me ose pa kushte, me qëllim detyrimin e një personi të kryejë apo të mos kryejë ndonjë veprim, për të kryer ndonjë nga veprat e parapara në nën-paragrafët 2.2, 2.3 dhe 2.5 të këtij paragrafi, nëse kjo kanosje ka gjasë të rrezikojë lundrimin e sigurt të anijes në fjalë;

2.8. përdorimi kundër anijes apo në anije ose shpërthimi nga një anije i ndonjë materiali shpërthyes, radioaktiv ose armë të shkatërrimit në masë, në një mënyrë që shkakton ose ka gjasë të shkaktojë vdekje, lëndim të rëndë ose dëmtim;

2.9. shkarkimi nga një anije, i naftës, gazit natyror të lëngshëm ose ndonjë substance tjetër të rrezikshme ose të dëmshme, gjë e cila nuk është e mbuluar nga nën-paragrafi 2.8 i këtij paragrafi, në sasi ose përqendrim të tillë që shkakton ose mund të shkaktojë vdekje, lëndim të rëndë ose dëmtim;

2.10. përdorimi i një anije në një mënyrë që shkakton vdekje, lëndim të rëndë ose dëmtim;

2.11. kanosja, me ose pa kushte, siç parashikohet në legjislacionin kombëtar, për të kryer një vepër penale të përcaktuar në nën-paragrafët 2.8, 2.9 apo 2.10 të këtij paragrafi;

2.12. transporti në bordin e një anijeje me:

2.12.1.çfarëdo materiali eksploziv ose radioaktiv, duke ditur se është menduar të përdoret për të shkaktuar, ose të kanosë për të shkaktuar, me ose pa kushte, siç parashikohet në ligj, vdekje, lëndim të rëndë ose dëmtim me qëllim frikësimin e një popullsie, ose duke detyruar një qeveri ose një organizatë ndërkombëtare për të kryer ose për të mos kryer ndonjë veprim;

2.12.2.çfarëdo arme të shkatërrimit në masë;

2.12.3. çfarëdo materiali burimor, material special të zbërthyeshëm, ose pajisje apo material të projektuar ose të përgatitur posaçërisht për përpunimin, përdorimin ose prodhimin e materialit special të zbërthyeshëm, duke ditur se është menduar të përdoret në një aktivitet të shpërthimit bërthamor ose në ndonjë aktivitet tjetër bërthamor që nuk është nën mbrojtje në përputhje me marrëveshjen gjithëpërfshirëse të masave mbrojtëse të Agjencisë Ndërkombëtare të Energjisë Atomike (IAEA);

2.12.4.çfarëdo pajisjeje, materialesh, softueri apo teknologji të ngjashme që kontribuon në mënyrë të konsiderueshme në projektimin, prodhimin ose furnizimin e një arme të shkatërrimit në masë, me qëllim që të përdoret për atë qëllim; ose

2.13. transporti i një personi tjetër në bordin e një anijeje duke e ditur se personi ka kryer një veprim që përbën një vepër penale të përcaktuar në nën-paragrafët 2.1 deri në 2.12 të këtij paragrafi ose një vepër penale të parashikuar në nenet 131,138, 158, 159, 161, 167 deri 171 ose 356, paragrafi 4 të këtij Kodi, dhe ka për qëllim ta ndihmojë atë person për të shmangur ndjekjen penale.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një ose më shumë personave ose me shkatërrimin e anijes, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

4. Kushdo që me qëllim e privon nga jeta personin tjetër me kryerjen e veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni, dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

5. Kushdo që nga pakujdesia kryen veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni dënohet me burgim deri në pesë (5) vjet.

6. Kur vepra penale nga paragrafi 5. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave ose me shkatërrimin e anijes, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 161**
**Rrezikimi i sigurisë së platformave fikse të vendosura në pragun kontinental**

1. Kushdo që në shkelje të Protokollit mbi ndalimin e akteve të kundërligjshme ndaj sigurisë së platformave fikse të vendosura në pragun kontinental të 10 marsit 1988 dhe Protokollit të tij shtesë të datës 14 tetor 2005 kryen një akt me të cilën rrezikon sigurinë e platformave fikse të vendosura në pragun kontinental, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Akti i rrezikimit të sigurisë së platformave fikse të vendosura në pragun kontinental nënkupton një ose më shumë nga veprat në vijim:

2.1. pushtimi ose ushtrimi i kontrollit mbi platformat fikse me dhunë apo me kanosje ose me ndonjë formë tjetër të frikësimit;

2.2. kryerja e një akti të dhunës kundër personit në platformën fikse nëse ai akt ka gjasë të rrezikojë sigurinë e saj;

2.3. shkatërrimi i platformës fikse ose shkaktimi i dëmit i cili ka gjasë të rrezikojë sigurinë e saj;

2.4. vendosja ose mundësimi i vendosjes në platformën fikse në çfarëdo mënyre, të ndonjë mjeti apo substance që ka gjasë për të shkatërruar atë platformë fikse ose që ka gjasë të rrezikojë sigurinë e saj.

2.5. kanosja, me ose pa kushte, siç parashikohet me ligj, që ka për qëllim detyrimin e një personi fizik ose juridik që të kryejë apo të mos kryejë ndonjë veprim, për të kryer ndonjë nga veprat e parapara në nën-paragrafët 2.2 dhe 2.3 të këtij paragrafi, nëse kjo kanosje ka të ngjarë të rrezikojë sigurinë e platformës fikse;

2.6. përdorimi kundër ose në një platformë fikse ose shkarkimi nga një platformë fikse i çdo materiali shpërthyes, radioaktiv ose arme e shkatërrimit në masë në një mënyrë që shkakton ose ka të ngjarë të shkaktojë vdekjen, dëmtimin e rëndë ose dëmtimin;

2.7. shkarkimi nga një platformë fikse i naftës, gazit natyror të lëngshëm ose substancave të tjera të rrezikshme ose të dëmshme, të cilat nuk mbulohen nga nën-paragrafi 2.6 i këtij paragrafi, në sasi ose përqendrim të tillë që shkakton ose mund të shkaktojë vdekjen, dëmtimin e rëndë ose dëmtimin;

2.8. kanosja, me ose pa kushte, siç parashihet me ligj, të kryejë një vepër penale të përcaktuar në nën-paragrafin 2.6 ose 2.7 të këtij paragrafi; ose

2.9. plagosja ose vrasja e ndonjë personi në lidhje me kryerjen e ndonjë prej veprave penale të përcaktuara në nën-paragrafët 2.1 deri në 2.8 të këtij paragrafi.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një ose më shumë

personave apo me shkatërrimin e platformës fikse, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

4. Kushdo që me qëllim e privon nga jeta personin tjetër me kryerjen e veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni, dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

5. Kushdo që me qëllim të detyrimit të personit fizik ose juridik për të kryer ose për të mos kryer ndonjë veprim, kanoset se do të kryejë vepër penale nga nën-paragrafët 2.2 ose 2.3 të paragrafit 2. të këtij neni, dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

6. Për qëllime të këtij neni, shprehja "**platformë fikse"** - nënkupton ishull artificial, instalim ose godinë përherë e ngjitur për fundin e detit me qëllim të hulumtimit apo të shfrytëzimit të pasurive ose për qëllime të tjera ekonomike.

**Neni 162**
**Piratëria**

1. Anëtari i ekuipazhit ose udhëtari i anijes ose fluturakes, përveç anijes apo fluturakes ushtarake apo publike, i cili duke shkelur rregullat e së drejtës ndërkombëtare dhe me qëllim që vetes ose personit tjetër t'i sjell dobi pasurore apo dobi jopasurore apo për të plagosur rëndë personin tjetër, kryen dhunë të kundërligjshme ndaj anijes apo fluturakes tjetër ose kundër personit ose sendit në anije apo në fluturake në det të hapur apo në territorin i cili nuk është nën juridiksion të ndonjë shteti, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Veprimi i kryer nga anëtari i ekuipazhit të anijes ose fluturakes ushtarake ose publike, i cili është rebeluar dhe ka uzurpuar autoritetet e anijes ose të fluturakes përbën vepër penale sipas paragrafit 1. të këtij neni.

**Neni 163**
**Skllavëria, kushtet e ngjashme me skllavërinë dhe puna e detyruar**

1. Kushdo që në shkelje të së drejtës ndërkombëtare, mban, ruan, vendos, blen apo shet një person tjetër në skllavëri, në kushte të ngjashme me skllavërinë, robëri ose në punë të detyruar, që përfshin por nuk kufizohet në mbajtjen e personit në pronësi, mohimin e fryteve të punës së tij, shtrëngimin e personit për të punuar ose mohimin e lirisë së një personi për të ndryshuar statusin e tij apo të kushteve të punës, dënohet me gjobë dhe me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Kushdo që në shkelje të së drejtës ndërkombëtare, përfshirë Konventën Evropiane për të Drejtat e Njeriut, me qëllim të kryerjes së veprave nga paragrafi 1. i këtij neni shtyt një person tjetër të heqë dorë nga liria e tij ose ndërmjetëson në shitjen apo blerjen e një personi tjetër, dënohet me dënimin e paraparë në paragrafin 1. të këtij neni.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet kundër personit me të cilin kryesi është në marrëdhënie familjare, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet ndaj fëmijës, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

5. Kur vepra nga ky nen kryhet nga personi zyrtar me keqpërdorimin e detyrës së tij, kryesi dënohet me burgim prej pesë (5) deri në dymbëdhjetë (12) vjet për veprën nga paragrafët 1.-3.; ose me burgim prej pesë (5) deri në njëzet (20) vjet për veprën nga paragrafi 4. i këtij neni.

**Neni 164**
**Kontrabandimi me migrantë**

1. Kushdo që merret me kontrabandim të migrantëve dënohet me gjobë dhe me burgim prej dy (2) deri dhjetë (10) vjet.

2. Kushdo që me qëllim të përfitimit të drejtpërdrejtë apo të tërthortë të dobisë financiare apo dobisë tjetër pasurore, prodhon, furnizon, siguron ose posedon dokument të rrejshëm të udhëtimit ose të identifikimit me qëllim të mundësimit të kontrabandimit me migrantë, dënohet me gjobë deri në pesëqind mijë euro (500.000) dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

3. Kushdo që i mundëson personit i cili nuk është shtetas i Republikës së Kosovës të qëndrojë në Republikën e Kosovës ose personit i cili nuk është shtetas apo banor i përhershëm për të qëndruar në shtetin në fjalë, pa i përfillur kushtet e domosdoshme ligjore për qëndrim, me mjetet nga paragrafi 2. i këtij neni ose me çfarëdo mjetesh tjera të paligjshme, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në një (1) vit.

4. Tentativa për të kryer veprën penale nga paragrafi 3. i këtij neni është e dënueshme.

5. Kushdo që organizon ose drejton personat e tjerë për të kryer vepër penale nga paragrafi 1. ose 2 i këtij neni dënohet me gjobë deri në pesëqind mijë (500.000) Euro dhe me burgim prej shtatë (7) deri në njëzet (20) vjet, ose me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet për veprën penale nga paragrafi 3. i këtij neni.

6. Kur vepra penale nga paragrafi 1., 2. ose 3. i këtij neni kryhet nga kryesi i cili vepron si anëtar i grupit ose në një mënyrë që rrezikon ose ka gjasë të rrezikojë jetërat apo sigurinë e migrantëve përkatës ose që përfshin trajtimin çnjerëzor apo poshtërues, duke përfshirë eksploatimin e migrantëve të tillë, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim jo më pak se pesë (5) vjet.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 1., 2. ose 3. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm.

8. Për qëllime të këtij neni:

8.1. Shprehja **"kontrabandim me migrantë"** nënkupton çdo veprim me qëllim të përfitimit të drejtpërdrejtë ose të tërthortë të një dobie financiare ose të një dobie tjetër pasurore nga hyrja e paligjshme e personit në Republikën e Kosovës, i cili nuk është shtetas i Republikës së Kosovës ose i një personi qoftë shtetas i Republikës së Kosovës apo shtetas i huaj në shtetin në të cilin personi i tillë nuk është banor i përhershëm ose shtetas i atij shteti.

8.2. Shprehja "**hyrje e paligjshme"** nënkupton kalimin e kufirit ose vijës kufitare të Republikës së Kosovës pa i përfillur kushtet e domosdoshme për hyrje të ligjshme në Republikën e Kosovës ose kalim i kufijve të ndonjë shteti pa i përfillur kushtet e domosdoshme për hyrjen e ligjshme në atë shtet.

8.3. Shprehja "**dokument i rrejshëm i udhëtimit ose i identifikimit**" nënkupton çfarëdo dokumenti i udhëtimit ose i identifikimit:

8.3.1. që është falsifikuar ose ndryshuar në ndonjë mënyrë të caktuar nga cilido person përveç nga personi ose organi i autorizuar në bazë të ligjit për të prodhuar ose lëshuar dokument udhëtimi ose identifikimi;

8.3.2. që është lëshuar ose është siguruar në mënyrë jo të duhur përmes keqinterpretimit, korrupsionit, trysnisë apo në ndonjë mënyre tjetër të kundërligjshme; ose

8.3.3. që shfrytëzohet nga personi i cili nuk është mbajtësi i tij i vërtetë.

9. Personi nuk është penalisht përgjegjës sipas këtij neni nëse ai është migrant që është objekt i veprës penale nga ky nen.

10. Kushdo që abuzon me regjimin e liberalizimit të vizave me shtetet anëtare të BE-së ose me Marrëveshjen e Shengenit dënohet si më poshtë:

10.1. personi i cili rekruton, nxit, organizon, strehon ose bart persona në shtetet anëtare të Bashkimit Evropian, ose në ato të Marrëveshjes Schengen, me qëllim të realizimit dhe të përfitimit ekonomik, social ose të të drejtave të tjera, që janë në kundërshtim me të drejtën e Bashkimit Evropian dhe me rregullat e shteteve anëtare të Bashkimit Evropian, të Marrëveshjes Schengen dhe të së drejtës ndërkombëtare, dënohet së paku me katër (4) vjet burgim;

10.2. nëse personi vepron në kundërshtim me nënparagrafin 10.1 dhe/ose ka qene në dijeni se me bartjen do të realizohen përfitime ose ndonjë të drejte nga nënparagrafi 10.1, në kundërshtim me të drejtën e Bashkimit Evropian dhe me rregullat e shteteve anëtare të Bashkimit Evropian, të Marrëveshjes Schengen dhe me të drejtën ndërkombëtare, dënohet prej një (1) deri në pesë (5) vjet burgim;

10.3. nëse vepra është kryer për përfitime personale, kryesi do të dënohet për veprën, sipas nënparagrafit 10.1, me burgim, së paku tetë (8) vjet, ndërsa për veprën e kryer, sipas nënparagrafit 10.2, do të dënohet së paku me katër (4) vjet burgim;

10.4. nëse vepra është kryer nga personi juridik, do të dënohet me gjobë deri në pesëqind mijë euro (500.000);

10.5. pajisjet dhe mjetet transportuese të përdorura për kryerjen e kësaj vepre do të konfiskohen.

10.6. ky paragraf fillon të zbatohet në momentin kur Këshilli i Bashkimit Evropian merr vendim për heqjen e regjimit të vizave për qytetarët e Republikës së Kosovës.

**Neni 165**
**Trafikimi me njerëz**

1. Kushdo që merr pjesë në trafikimin e njerëzve dënohet me gjobë dhe me burgim prej pesë (5) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet në një perimetër prej treqind e pesëdhjetë (350) metrash nga shkolla apo mjedisi tjetër i cili përdoret nga fëmijët ose kur vepra kryhet ndaj personit nën moshën tetëmbëdhjetë (18) vjet, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

3. Kushdo që organizon një grup personash për të kryer vepër nga paragrafi 1. i këtij neni dënohet me gjobë deri në pesëqind mijë (500.000) Euro dhe me burgim prej shtatë (7) deri në njëzet (20) vjet.

4. Nëse vepra penale nga ky nen kryhet nga personi zyrtar me keqpërdorimin e pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me:

4.1. gjobë dhe burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet për vepër penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni;

4.2. gjobë dhe burgim së paku dhjetë (10) vjet për vepër penale nga paragrafi 3. i këtij neni.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1.-4. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

6. Për qëllime të këtij neni dhe nenit 166 të këtij kodi:

6.1. shprehja "**trafikim me njerëz**" nënkupton rekrutim, transportim, transferim, strehim ose pranim i personave me anë të kanosjes ose të përdorimit të forcës apo me forma të tjera të shtrëngimit, rrëmbimit, mashtrimit, lajthimit, keqpërdorimit të pushtetit apo të keqpërdorimit të një pozite të ndjeshme ose me anë të dhënies ose marrjes së pagesave apo përfitimeve për të arritur pëlqimin e personit që ka kontroll mbi personin tjetër, me qëllim të shfrytëzimit.

6.2. shprehja "**shfrytëzim**" ashtu siç është përdorur në nën-paragrafin 6.1. të këtij paragrafi, përfshin, por nuk kufizohet në, shfrytëzimin e prostitucionit të tjerëve, pornografisë ose formave tjera të shfrytëzimit seksual, lëmoshës, shërbimeve ose punës së detyruar, skllavërisë ose veprimeve të ngjashme me skllavërinë, robërisë ose heqjes së organeve apo qelizave.

6.3. pëlqimi i viktimës së trafikimit me njerëz për qëllime shfrytëzimi nuk merret parasysh kur cilado prej mjeteve të përcaktuara më lart në nën-paragrafin 6.1 të këtij neni është përdorur kundër viktimës së tillë.

6.4. rekrutimi, transportimi, transferimi, strehimi ose pranimi i fëmijës me qëllim të shfrytëzimit konsiderohet "**trafikim me njerëz**", madje edhe nëse kjo nuk përfshin asnjërën nga mjetet e përcaktuara më lartë në nën-paragrafin 6.1 të këtij neni.

**Neni 166**
**Fshehja e dokumenteve të identifikimit të viktimave të skllavërisë ose trafikimit me njerëz**

1. Kushdo që fsheh, mban, heq, dëmton ose shkatërron dokumentet personale të identifikimit apo pasaportën e personit për të cilin e din se është viktimë e veprës penale të paraparë në nenin 163 dhe 165 të këtij Kodi, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga personi zyrtar me keqpërdorimin e pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në shtatë (7) vjet.

**Neni 167**
**Rrezikimi i personave nën mbrojtje ndërkombëtare**

1. Kushdo që me qëllim e privon nga jeta personin nën mbrojtje ndërkombëtare, dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

2. Kushdo që kryen rrëmbimin ose sulmin mbi personin ose mbi lirinë e personit nën mbrojtje ndërkombëtare, dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

3. Kushdo që kryen një sulm të dhunshëm mbi objektet zyrtare, vendbanimin privat ose në mjetet e transportit të një personi nën mbrojtje ndërkombëtare, kur akti i tillë ka gjasë të rrezikojë personin ose lirinë e tij, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Kushdo që bën kanosje serioze se do të kryejë vepër penale nga paragrafi 1., 2. ose 3. i këtij neni, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

5. Kushdo që organizon ose urdhëron personin të kryejë vepër penale nga paragrafi 1., 2. ose 3 . i këtij neni, dënohet me burgim prej tre (3) deri në pesë (5) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. ose 3. i këtij neni rezulton me vdekjen e një ose më shumë personave, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

7. Për qëllime të këtij neni, shprehja "**person nën mbrojtje ndërkombëtare**" ka të njëjtin kuptim siç përkufizohet në nenin 113 të këtij Kodi.

**Neni 168**
**Rrezikimi i personelit të Organizatës së Kombeve të Bashkuara dhe i personelit në marrëdhënie me to**

1. Kushdo që me qëllim e privon nga jeta personelin e Kombeve të Bashkuara ose personelin në marrëdhënie me to, dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

2. Kushdo që kryen rrëmbimin apo sulmin mbi personin ose lirinë e personelit të Kombeve të Bashkuara apo mbi personelin në marrëdhënie me to, dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

3. Kushdo që kryen një sulm të dhunshëm mbi objektet zyrtare, vendbanimin privat apo mjetet e transportit të Kombeve të Bashkuara apo personelin në marrëdhënie me to, kur sulmi i tillë ka gjasë të rrezikojë personin ose lirinë e tij, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Kushdo që bën kanosje serioze se do të kryejë vepër penale nga paragrafi 1., 2. ose 3. i këtij neni, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 2. ose 3. i këtij neni rezulton me vdekjen e një ose më shumë personave, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

6. Për qëllime të këtij neni, shprehjet në vijim kanë këtë kuptim:

6.1. Shprehja "**Personel i Kombeve të Bashkuara**" nënkupton:

6.1.1. persona të angazhuar dhe të vendosur nga Sekretari i Përgjithshëm i Kombeve të Bashkuara si pjesëtarë të komponentës ushtarake, policore ose civile të operacionit të Kombeve të Bashkuara; ose

6.1.2. zyrtarë të tjerë dhe ekspertë të misionit të Kombeve të Bashkuara apo agjencive të specializuara të saj ose të Agjencisë Ndërkombëtare të Energjisë Atomike të cilët janë të pranishëm në cilësi zyrtare në zonën ku zhvillohet operacioni i Kombeve të Bashkuara.

6.2. Shprehja "**Personel në marrëdhënie me to**" nënkupton:

6.2.1. persona të caktuar nga Qeveria ose nga një organizatë ndërqeveritare me marrëveshjen e organit kompetent të Kombeve të Bashkuara;

6.2.2. persona të angazhuar nga Sekretari i Përgjithshëm i Kombeve të Bashkuara ose nga një agjenci e specializuar apo nga Agjencia Ndërkombëtare e Energjisë Atomike; ose

6.2.3. persona të vendosur nga një organizatë humanitare joqeveritare ose agjenci sipas një marrëveshjeje me Sekretarin e Përgjithshëm të Kombeve të Bashkuara ose me një agjenci të specializuar apo me Agjencinë Ndërkombëtare të Energjisë Atomike për kryerjen e aktiviteteve në mbështetje të përmbushjes së mandatit të operacionit të Kombeve të Bashkuara.

6.3. Shprehja "**Operacion i Kombeve të Bashkuara**" nënkupton operacionin e themeluar nga organi kompetent i Kombeve të Bashkuara në pajtim me Kartën e Kombeve të Bashkuara dhe i udhëhequr nga autoriteti dhe kontrolli i Kombeve të Bashkuara:

6.3.1. kur operacioni ka për qëllim mbajtjen dhe rivendosjen e paqes dhe sigurisë ndërkombëtare; ose

6.3.2. nëse Këshilli i Sigurimit ose Asambleja e Përgjithshme ka deklaruar për qëllimet e Konventës mbi Sigurinë e Personelit të Kombeve të Bashkuara dhe të Personelit në Marrëdhënie me to të datës 9 dhjetor 1994 se ekziston rreziku i jashtëzakonshëm për sigurinë e personelit që merr pjesë në operacion.

**Neni 169**
**Marrja e pengjeve**

1. Kushdo që në kundërshtim me Konventën ndërkombëtare kundër marrjes së pengjeve të datës 17 dhjetorit 1979, merr peng dhe kanos se do ta vrasë, do ta plagosë ose se do të vazhdojë ta mbajë personin e tillë me qëllim që ta detyrojë shtetin apo organizatën ndërkombëtare, një person apo grup personash për të kryer apo për të mos kryer një vepër si kusht eksplicit apo implicit për lirimin e personit të marrë peng, dënohet me jo më pak se tre (3) vjet burgim.

2. Kushdo që me qëllim e privon nga jeta personin e zënë peng me kryerjen e veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni, dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e personit të zënë peng, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

**Neni 170**
**Përvetësimi, pranimi, shfrytëzimi, prodhimi, posedimi, transferi, ndryshimi, asgjësimi, shpërndarja ose dëmtimi i paautorizuar i materialeve nukleare apo radioaktive**

1. Kushdo që në kundërshtim me Konventën për Mbrojtjen Fizike të Materialeve Bërthamore të datës 3 Mars 1980 me ndryshimet e datës 8 korrik 2005, pa autorizim pranon, posedon, shfrytëzon, transferon, ndryshon, asgjëson ose shpërndan material nuklear dhe shkakton ose ka gjasë të shkaktojë vdekjen apo lëndimin e rëndë të ndonjë personi ose dëm të madh pasuror ose mjedisor, dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

2. Kushdo që, në kundërshtim me Konventën Ndërkombëtare për Shtytjen e Veprave të Terrorizmit Bërthamor të datës 13 prill 2005, me qëllim të shkaktimit të vdekjes, lëndimit të rëndë trupor ose dëmit të madh pasuror ose mjedisor, prodhon një pajisje ose posedon materiale ose një pajisje radioaktive dënohet me burgim jo më pak se pesë (5) vjet.

3. Kushdo që, me qëllim të shkaktimit të vdekjes, lëndimit të rëndë trupor ose dëmtimit të madh pasuror ose mjedisor ose me qëllim që ta detyrojë një person, një organizatë ndërkombëtare ose një shtet për të kryer apo për të mos kryer një vepër, përdor materiale ose pajisje radioaktive, përdor ose dëmton një strukturë nukleare në një mënyrë që lëshon ose rrezikon lëshimin e materialit radioaktiv dënohet me burgim jo më pak se tetë (8) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1 deri në 3 të këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave ose me dëm të madh material, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

5. Kushdo që kryen vepër penale nga paragrafi 1 ose 4 i këtij neni nga pakujdesia, dënohet me burgim deri në shtatë (7) vjet në rast se kryen vepër penale nga paragrafi 1 dhe me jo më pak

se tre (3) vjet burgim për veprën penale nga paragrafi 4 i këtij neni.

6. Kushdo që kryen:

6.1. vjedhje ose grabitje të materialit nuklear;

6.2. përvetësim të materialit nuklear;

6.3. një veprimi që përbën transportimin, dërgimin ose zhvendosjen e materialit nuklear në ose jashtë një shteti, pa autoritet të ligjshëm

6.4. një veprim të drejtuar kundër një impianti nuklear ose një veprim që ndërhyn në operimin e një impianti nuklear, nëse kryesi shkakton qëllimisht ose nëse është në dijeni se akti mund të shkaktojë vdekje ose plagosje të rëndë të një personi ose dëm të madh ndaj pronës ose mjedisit nga ekspozimi ndaj rrezatimit ose çlirimit të substancave radioaktive, përveç nëse akti ndërmerret në përputhje me ligjin kombëtar të shtetit palë, në territorin në të cilin ndodhet impianti nuklear; ose

6.5.një veprim që përbën kërkim të materialit nuklear me anë të përdorimit të forcës apo kanosjes së rëndë ose me ndonjë formë tjetër të frikësimit, dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

**Neni 171**
**Kanosja për përdorimin ose kryerjen e vjedhjes apo të grabitjes së materialit nuklear ose radioaktiv**

1. Kushdo që kanos se do të përdor material nuklear për shkaktimin e vdekjes ose lëndimit të rëndë të ndonjë personi ose për të shkaktuar dëm substancial pasuror, ose mjedisor ose të kryejë veprën penale të paraparë në nenin 170, paragrafi 6, nënparagrafi 6.4. të këtij Kodi, dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

2. Kushdo që me qëllim të detyrimit të një personi, organizate ndërkombëtare ose shteti për të kryer ose për të mos kryer një vepër, kanos të kryejë vjedhje ose grabitje të materialit nuklear ose veprën penale të paraparë në nenin 170, paragrafi 6, nënparagrafi 6.4. të këtij Kodi, dënohet me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

3. Kushdo që kanos të kryejë veprën penale të paraparë në nenin 170, paragrafi 3 të këtij Kodi ose kërkon materiale radioaktive, një pajisje ose një strukturë nukleare me kanosje të rëndë ose me forcë, dënohet me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafët 1 deri në 3 të këtij neni rezulton me vdekjen e një ose më shumë personave ose me dëm të madh material, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

## KAPITULLI XVI
## VEPRAT PENALE KUNDËR JETËS DHE TRUPIT

**Neni 172**
**Vrasja**

Kushdo që e privon personin tjetër nga jeta dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

**Neni 173**
**Vrasja e rëndë**

1. Me dënim me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm dënohet

personi i cili:

1.1. privon nga jeta fëmijën;

1.2. privon nga jeta femrën shtatzënë;

1.3. privon nga jeta anëtarin e familjes;

1.4. privon nga jeta personin tjetër në mënyrë mizore apo dinake;

1.5. privon nga jeta personin tjetër dhe me atë rast me dashje e vë në rrezik jetën e një ose më shumë personave tjerë;

1.6. privon nga jeta personin tjetër me qëllim të fitimit të dobisë pasurore;

1.7. privon nga jeta personin tjetër me qëllim të kryerjes apo të fshehjes së ndonjë vepre tjetër penale, ose për të ndaluar personin nga dhënia e dëshmisë ose sigurimi në ndonjë mënyrë tjetër të informatave për policinë apo në procedurë penale;

1.8. privon nga jeta personin tjetër nga hakmarrja e paskrupullt apo nga motive të tjera të ulëta, përfshirë hakmarrjen për dhënien e dëshmisë ose sigurimin në ndonjë mënyrë tjetër të informatave për policinë apo në procedurë penale;

1.9. privon nga jeta personin tjetër zyrtar gjatë ushtrimit të detyrës zyrtare ose në lidhje me detyrën zyrtare;

1.10. privon nga jeta personin tjetër motivuar në bazë të kombësisë, gjuhës, besimit fetar ose mungesës së besimit fetar, ngjyrës së lëkurës, gjinisë, identitetit gjinor, orientimit seksual, ose për shkak të afërsisë me persona me njërën nga këto karakteristika të mbrojtura;

1.11. me dashje kryen dy apo më shumë vrasje, përveç veprave të cilat janë paraparë në nenin 174 dhe 176 të këtij Kodi;

1.12. privon nga jeta personin tjetër dhe më parë ka qenë i dënuar për vrasje, përveç veprave të cilat janë të parapara në nenin 174 dhe 176 të këtij Kodi; ose

1.13. Veprimet përgatitore për cilindo nën-paragraf të paragrafit 1 të këtij neni do të dënohen.

**Neni 174**
**Vrasja e kryer në gjendje të tronditjes së fortë mendore**

Kushdo që personin tjetër e privon nga jeta në gjendje të tronditjes së fortë mendore, të shkaktuar pa fajin e tij nga sulmi, keqtrajtimi apo fyerja e rëndë nga ana e personit të vrarë, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 175**
**Vrasja nga pakujdesia**

Kushdo që e privon nga jeta personin tjetër nga pakujdesia, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 176**
**Vrasja e foshnjës gjatë lindjes**

Nëna që e privon nga jeta foshnjën e vet gjatë lindjes apo menjëherë pas lindjes, derisa te ajo

vazhdon çrregullimi i shkaktuar nga lindja, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

**Neni 177**
**Shtytja në vetëvrasje dhe ndihma në vetëvrasje**

1. Kushdo që shtytë ose ndihmon personin tjetër për të bërë vetëvrasje dhe vetëvrasja kryhet, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që kryen vepër penale nga paragrafi 1. i këtij neni ndaj të miturit ose ndaj personit aftësia e të cilit për të kuptuar peshën e veprës së vet ose për t'i kontrolluar sjelljet e veta ka qenë esencialisht e zvogëluar, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Kushdo që kryen vepër penale nga paragrafi 1. i këtij neni ndaj personit nën moshën katërmbëdhjetë (14) vjet ose ndaj personit i cili nuk ka qenë i aftë për të kuptuar peshën e veprës së tij ose për të kontrolluar sjelljet e tij dënohet në pajtim me nenin 172 të këtij Kodi.

4. Kushdo që mizorisht ose në mënyrë çnjerëzore trajton personin tjetër i cili ndodhet në pozitë varësie dhe me këtë e shtytë personin e tillë që të bëjë vetëvrasje, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet. Për qëllime të këtij paragrafi, shprehja "person në pozitë varësie" nënkupton personin i cili është nën mbikëqyrjen, gradën, kontrollin apo kujdesin e personit i cili ka vepruar në mënyrë mizore ose çnjerëzore.

5. Nëse si rezultat i veprës penale nga paragrafi 1. deri 4. i këtij neni vetëm është tentuar vetëvrasja, dënimi mund të zbutet.

**Neni 178**
**Ndërprerja e palejuar e shtatzënësisë**

1. Kushdo që në kundërshtim me ligjin për ndërprerjen e shtatzënësisë dhe me pëlqimin e gruas shtatzënë, ndërpret shtatzëninë, fillon ta kryej ndërprerjen e shtatzënisë ose i ndihmon që ta ndërpres shtatzëninë, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që e ndërprenë ose fillon ta ndërpresë shtatzëninë pa pëlqimin e gruas shtatzënë, dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor, me dëmtim të rëndë të shëndetit ose me vdekje të gruas shtatzënë, kryesi dënohet me:

> 3.1. burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet për veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni; ose
>
> 3.2. burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet për veprën penale nga paragrafi 2. i këtij neni.

**Neni 179**
**Sterilizimi i detyruar**

1.Kushdo që për arsye jo mjekësore, heq ose paaftëson në çfarëdo mënyre organet riprodhuese të një personi pa pëlqimin e atij personi dhe kjo çon në sterilizim, dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

2.Kur vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni rezulton me lëndime të rënda trupore, dëmtime serioze për shëndetin ose vdekjen e personit, kryesi i veprës penale dënohet me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

**Neni 180**
**Gjymtimi i organeve gjenitale femërore**

1. Kushdo që pa arsye mjekësore, heq plotësisht ose pjesërisht ose i ndryshon në mënyrë të përhershme organet e jashtme gjenitale femërore, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri ne pesë (5) vjet.

2. Kushdo që nxit ose ndihmon femrën që t'i nënshtrohet procedurave nga paragrafi 1. i këtij Neni, dënohet me burgim deri në tri (3) vjet.

3. Kushdo që kryen veprën penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij Neni ndaj viktimës së ndjeshme, dënohet me burgim nga një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafët 1. ose 2. të këtij neni rezulton me vdekjen e viktimës, kryesi dënohet me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

**Neni 181**
**Kanosja**

1. Kushdo që seriozisht e kanos personin tjetër me fjalë, vepra apo gjeste se do t'i shkaktoj ndonjë të keqe me qëllim të frikësimit ose të shkaktimit të ankthit te personi i tillë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

2. Kushdo që seriozisht i kanoset personit tjetër me fjalë, vepra apo gjeste se do ta privojë nga jeta ose se do t'i shkaktojë lëndim të rëndë trupor, se do ta rrëmbejë ose privojë nga liria ndonjë person tjetër ose se do ta dëmtojë me armë zjarri, me shpërthim ose me mjete të tjera të rrezikshme, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet ndaj personit zyrtar në lidhje me punën apo me pozitën e tij ose ndaj disa personave ose kur vepra kryhet nga kryesi i cili vepron si anëtar i grupit, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Kushdo që kryen vepër penale nga ky nen ndaj viktimës së ndjeshme ose me përdorim të armës, mjetit të rrezikshëm ose ndonjë sendi tjetër me të cilin mund të shkaktohet lëndimi trupor ose dëmtimi i rëndë për shëndetin, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

**Neni 182**
**Ngacmimi**

1. Kushdo që përfshihet në një sjellje të vëmendjes së vazhdueshme dhe të padëshirueshme ose komunikon me qëllim të ngacmimit, frikësimit, lëndimit, dëmtimit të pasurisë apo vrasjes së personit tjetër ose fëmijëve të tij, familjes, të afërmve apo kafshëve shtëpiake ose kushdo që vë tjetrin nën vëzhgim me qëllim të ngacmimit, frikësimit, lëndimit, dëmtimit të pasurisë apo vrasjes së personit tjetër ose fëmijëve të tij, familjes, të afërmve apo kafshëve shtëpiake; dhe gjatë këtyre veprimeve vë atë person nën frikë të arsyeshme nga vdekja, lëndimi i rëndë trupor, dëmtimi i rëndë i pasurisë ose nën shqetësim të madh emocional, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet ndaj një personi me të cilin kryesi ka qenë apo është në marrëdhënie familjare ose ndaj një ish anëtari apo anëtari aktual të familjes, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet me armë, mjet të rrezikshëm apo ndonjë send tjetër që mund të shkaktojë lëndim të rëndë trupor ose dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

4. Vëmendja apo komunikimi nga paragrafi 1. i këtij neni mund të përfshijë përcjelljen apo qëndrimin në pritje; shfaqjen e vazhdueshme te shtëpia, shkolla, puna apo qendra rekreative; përsëritjen e thirrjeve telefonike; dërgimin apo lënien e porosive; dërgimin e mesazheve telefonike, letrave postare apo postës elektronike; ose lënien apo dërgimin e dhuratave të padëshiruara apo të gjësendeve tjera.

**Neni 183**
**Ngacmimi Seksual**

1. Kushdo që ngacmon seksualisht personin tjetër, në veçanti personin i cili është i ndjeshëm për shkak të moshës, sëmundjes, paaftësisë, varësisë, shtatzënisë, paaftësisë së rëndë fizike apo mendore, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tri (3) vjet.

2. Ngacmimi seksual nënkupton cilëndo formë të sjelljes së padëshiruar verbale, joverbale ose fizike të natyrës seksuale, me qëllim të cenimit të dinjitetit apo që cenon dinjitetin e personit, dhe krijon një mjedis i cili është objektivisht frikësues, armiqësor, degradues ose poshtërues.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet nga kryesi i cili është mësues, udhëheqës fetar, profesionist i kujdesit shëndetësor, person të cilit i është besuar rritja ose kujdesi i personit të tillë apo në ndonjë mënyrë tjetër ka pozitë të autoritetit mbi atë person, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1, 2 ose 3 i këtij neni kryhet me përdorim të armës, mjetit të rrezikshëm ose ndonjë sendi tjetër që mund të shkaktojë lëndim të rëndë trupor apo dëmtim të rëndë të shëndetit mendor apo fizik, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

5. Procedura penale për veprën penale nga paragrafi 1, 2 ose 3 i këtij neni fillohet sipas propozimit.

**Neni 184**
**Sulmi**

1. Kushdo që me dashje përdor forcën ndaj personit tjetër, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni është kryer me përdorimin e armës, mjetit të rrezikshëm apo ndonjë sendi tjetër që mund të shkaktojë lëndim të rëndë trupor apo dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet ndaj viktimës së ndjeshme ose është e motivuar sipas kombësisë, gjuhës, besimit fetar ose mungesës së besimit fetar, ngjyrës së lëkurës, gjinisë, identitetit gjinor, orientimit seksual, ose për shkak të afërsisë me persona me njërën nga këto karakteristika të mbrojtura, kryesi dënohet me:

3.1. burgim deri në tre (3) vjet për veprën penale nga paragrafi 1 i këtij neni; ose

3.2. burgim prej një (1) deri në tre (3) vjet për veprën penale nga paragrafi 2 i këtij neni.

4. Gjykata mund t'i shqiptoj vërejtje gjyqësore kryesit nga ky nen, nëse kryesi provokohet nga sjellja ç'njerëzore dhe e vrazhdë e të dëmtuarit.

**Neni 185**
**Lëndimi i lehtë trupor**

1. Kushdo që personit tjetër i shkakton lëndim të lehtë trupor, i cili rezulton në:

1.1. dëmtimin e përkohshëm ose dobësimin e një organi apo pjese të trupit të personit tjetër;

1.2. zvogëlimin e përkohshëm të aftësisë së personit tjetër për të punuar;

1.3. shëmtimin e përkohshëm të personit tjetër; ose

1.4. dëmtimin e përkohshëm të shëndetit të personit tjetër, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet me armë, mjet të rrezikshëm apo me ndonjë send tjetër që mund të shkaktojë lëndim të rëndë trupor ose dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Kur vepra penale nga ky nen kryhet ndaj viktimës së ndjeshme, ose është e motivuar sipas kombësisë, gjuhës, besimit fetar ose mungesës së besimit fetar, ngjyrës së lëkurës, gjinisë, identitetit gjinor, orientimit seksual, ose për shkak të afërsisë me persona me njërën nga këto karakteristika të mbrojtura kryesi dënohet me:

3.1. burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet për veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni; ose

3.2. burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet për veprën penale nga paragrafi 2. i këtij neni.

4. Gjykata mund të shqiptojë vërejtjen gjyqësore ndaj kryesit të veprës nga paragrafi 1 i këtij neni, nëse kryesi është provokuar nga sjellja ç'njerëzore apo e vrazhdë e të dëmtuarit.

**Neni 186**
**Lëndimi i rëndë trupor**

1. Kushdo që i shkakton lëndim të rëndë trupor personit tjetër ose e dëmton shëndetin e personit tjetër deri në masën e tillë sa që mund të rezultojë me:

1.1. dobësimin e përkohshëm ose esencial të një pjese vitale të trupit të personit tjetër;

1.2. paaftësimin e përkohshëm, zvogëlimin e përkohshëm dhe esencial ose zvogëlimin e përhershëm të aftësisë së personit tjetër për të punuar; ose

1.3. dëmtimin e përkohshëm dhe serioz të shëndetit të personit tjetër, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që shkakton lëndim trupor ose e dëmton shëndetin e personit tjetër dhe kjo rezulton me:

2.1. rrezikim të jetës së personit tjetër;

2.2. paaftësimin ose dobësimin e përhershëm të një pjese vitale të trupit të personit tjetër;

2.3. paaftësimin e përhershëm të aftësisë së personit tjetër për çfarëdo lloj pune;

2.4. shëmtimin e përhershëm të personit tjetër; ose

2.5. dëmtimin e përhershëm të shëndetit të personit tjetër, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1 ose 2 i këtij neni është kryer me armë, mjet të rrezikshëm apo me ndonjë send tjetër që mund të shkaktojë lëndim të rëndë trupor ose dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me:

3.1.burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet për veprën penale nga paragrafi 1 i këtij neni;

3.2.burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet për veprën penale nga paragrafi 2 i këtij neni.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1, 2 ose 3 i këtij neni kryhet ndaj viktimës së ndjeshme, ose është e motivuar sipas kombësisë, gjuhës, besimit fetar ose mungesës së besimit fetar, ngjyrës së lëkurës, gjinisë, identiteti gjinor, orientimit seksual, ose për shkak të afërsisë me persona me njërën nga këto karakteristika të mbrojtura, kryesi dënohet me:

4.1. burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet për veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni;

4.2. burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet për veprën penale nga paragrafi 2. i këtij neni; ose

4.3. burgim prej pesë (5) deri në dhjetë (10) vjet për veprën penale nga paragrafi 3. i këtij neni.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 1., 2., 3.ose 4. i këtij neni rezulton me vdekjen e personit tjetër, kryesi dënohet me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 ose 2 i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me:

6.1. burgim deri në tre (3) vjet për veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni; ose

6.2. burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet për veprën penale nga paragrafi 2. i këtij neni.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 ose 2 i këtij neni kryhet në gjendje të afektit mendor, i vënë pa fajin e tij në gjendje të tronditjes së rëndë mendore të shkaktuar nga sulmi, keqtrajtimi apo fyerja e rëndë nga ana e palës së dëmtuar, kryesi dënohet me:

7.1. burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet për veprën penale nga paragrafi 1 i këtij neni; ose

7.2. burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet për veprën penale nga paragrafi 2 i këtij neni.

**Neni 187**
**Pjesëmarrja në rrahje**

1. Kushdo që merr pjesë në rrahje, e cila rezulton me vdekje ose lëndim të rëndë trupor të personit, për pjesëmarrje në rrahje dënohet me gjobë ose me burgim deri në tri (3) vjet.

2. Kushdo që në ndonjë rrahje ose grindje me qëllim të frikësimit apo kanosjes së personit, rrok apo vringëllon armën, mjetin e rrezikshëm apo mjetin tjetër që është i përshtatshëm për të shkaktuar lëndim të rëndë trupor ose për të dëmtuar rëndë shëndetin e personit, dënohet me gjobë ose me burgim prej një (1) deri në tre (3) vjet.

3. Personi nuk është penalisht përgjegjës sipas paragrafit 1. i këtij neni nëse ka marrë pjesë në rrahje pa fajin e tij ose thjesht për të mbrojtur veten apo për t'i ndarë pjesëmarrësit e tjerë në rrahje.

4. Arma, mjeti i rrezikshëm apo mjeti tjetër konfiskohen.

**Neni 188**
**Mosdhënia e ndihmës**

1. Kushdo që nuk i ofron ndihmë personit jeta e të cilit ndodhet në rrezik të drejtpërdrejtë, edhe pse këtë ka mundur ta bëjë pa rrezik të madh për veten apo tjetrin, dënohet me burgim deri në një (1) vit.

2. Kushdo që nuk i ofron ndihmë personit në gjendje apo në rrethana të rrezikut për jetë të shkaktuara nga vetë kryesi, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit të personit të rrezikuar, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e personit të rrezikuar, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 189**
**Braktisja e personave të paaftë**

1. Kushdo që e lë personin e paaftë që i është besuar të përkujdeset për të, pa ndihmë në rrethana të rrezikshme për jetën apo për shëndetin, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit të personit të cilit nuk i është dhënë ndihma, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e personit të cilit nuk i është dhënë ndihma, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet burgim.

## KAPITULLI XVII
## VEPRAT PENALE KUNDËR LIRIVE DHE TË DREJTAVE TË NJERIUT

**Neni 190**
**Shkelja e statusit të barabartë të shtetasve dhe banorëve të Republikës së Kosovës**

1. Kushdo që për shkak të përkatësisë kombëtare apo etnike, racës, fesë, apo për shkak që nuk i përket ndonjërës përkatësi, apo për shkak të bindjeve politike ose bindjeve të tjera, gjinisë, invaliditetit, identitetit gjinor, orientimit seksual, gjuhës, arsimit, pozitës shoqërore, prejardhjes sociale, gjendjes materiale, apo ndonjë karakteristike tjetër personale, tjetrit ia mohon ose kufizon të drejtat e përcaktuara me Kushtetutë, ligj ose dispozita të tjera, akte të tjera të përgjithshme ose marrëveshje të ratifikuara ndërkombëtare, apo i jep privilegje apo favore bazuar në këto dallime, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që i mohon ose ia kufizon pjesëtarit të një bashkësie etnike, fetare ose gjuhësore në Republikën e Kosovës të drejtën për shprehje të lirë të identitetit të tij ose për të gëzuar autonominë e tij, dënohet me burgim deri në një (1) vit.

3. Kushdo që në kundërshtim me ligjin për përdorimin e gjuhës, ia mohon shtetasit të Republikës së Kosovës të drejtën që lirshëm të përdor gjuhën ose shkrimin e tij, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. dhe 2. i këtij neni kryhet nga personi zyrtar me keqpërdorim

të pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni kryhet nga personi zyrtar me keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

**Neni 191**
**Rrëmbimi**

1. Kushdo që e merr apo e mban personin, me qëllim që mos ta liroj para se të nxjerr para, dobi pasurore apo dobi tjera nga ai apo personi tjetër, ose me qëllim që ta detyroj atë apo personin tjetër që të kryej ose mos të kryej një veprim ose të durojë diçka, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet në një apo më shumë prej rrethanave në vijim, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet:

2.1. kryesi i është kanosur personit të rrëmbyer me vrasje ose dëmtim të rëndë të shëndetit;

2.2. kryesi ka kryer veprën duke vepruar si anëtar i grupit;

2.3. kryesi ka kryer veprën duke përdorur armën, mjetin e rrezikshëm apo sendin tjetër që mund të shkaktojë lëndim të rëndë trupor ose dëmtim të rëndë të shëndetit;

2.4. kryesi ka kryer veprën kundër viktimës së ndjeshme.

3. Kur vepra nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet në një apo më shumë prej rrethanave në vijim, kryesi dënohet me pesëmbëdhjetë (15) vjet burg ose dënim me burgim të përjetshëm.

3.1. kryesi ka kryer veprën duke vepruar si anëtar i grupit të organizuar;

3.2. kryesi i ka shkaktuar personit të rrëmbyer lëndim të rëndë trupor ose vdekje gjatë kryerjes së veprës.

4. Për qëllime të paragrafit 1. te këtij neni, personi i cili merr ose mban fëmijën konsiderohet se vepron pa pëlqimin e fëmijës.

5. Nëse kryesi në mënyrë vullnetare liron personin e rrëmbyer para se kërkesat për të cilat është kryer rrëmbimi, të jenë përmbushur, dënimi mund të zbutet.

**Neni 192**
**Shtrëngimi**

1. Kushdo që e detyron personin tjetër me forcë apo kanosje serioze që të kryejë ose të mos kryejë një veprim ose të pajtohet me një veprim, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet në një apo më shumë prej rrethanave në vijim, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet:

2.1. kryesi i është kanosur personit të shtrënguar me vrasje ose dëmtim të rëndë të shëndetit;

2.2. kryesi ka kryer veprën duke vepruar si anëtar i grupit;

2.3. kryesi ka kryer veprën duke përdorur armën, mjetin e rrezikshëm apo sendin tjetër që mund të shkaktojë lëndim të rëndë trupor ose dëmtim të rëndë të shëndetit;

2.4. kryesi ka kryer veprën ndaj viktimës së ndjeshme.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet në një apo më shumë prej rrethanave në vijim, kryesi dënohet me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet:

3.1. kryesi ka kryer veprën duke vepruar si anëtar i grupit të organizuar;

3.2. kryesi ka shkaktuar lëndim të rëndë trupor ose vdekjen gjatë kryerjes së veprës.

**Neni 193**
**Privimi i kundërligjshëm i lirisë**

1. Kushdo që personin tjetër në mënyrë të kundërligjshme e burgos, e mban të mbyllur ose në ndonjë mënyrë tjetër e privon nga liria, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet në një apo më shumë prej rrethanave në vijim, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet:

2.1. kur vepra kryhet ndaj viktimës së ndjeshme;

2.2. kur vepra kryhet në mënyrë mizore;

2.3. kur privimi i kundërligjshëm i lirisë zgjatë më tepër se pesëmbëdhjetë (15) ditë;

2.4. kur vepra penale rezulton me dëmtim të rëndë të shëndetit të personit të mbajtur në mënyrë të kundërligjshme ose në rrethana tjera të rënda;

2.5. kur vepra kryhet nga kryesi i cili vepron si anëtar i grupit.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. dhe 2. i këtij neni kryhet nga personi zyrtar duke keqpërdorur detyrën apo autorizimet e tij, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet. Nëse kjo vepër kryhet me përdorim të armës, mjetit të rrezikshëm apo ndonjë sendi tjetër që mund të shkaktojë lëndim të rëndë trupor ose dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet me përdorim të armës, mjetit të rrezikshëm apo ndonjë sendi tjetër që mund të shkaktojë lëndim të rëndë trupor ose dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafët 1. deri 4. të këtij neni rezulton me vdekjen e personit të privuar nga liria në mënyrë të kundërligjshme, kryesi dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

**Neni 194**
**Marrja e deklaratave me anë të shtrëngimit**

1. Personi zyrtar, i cili duke keqpërdorë detyrën apo autorizimet e tij, e përdorë forcën apo kanosjen serioze ose mjete apo mënyra të tjera të ndaluara me qëllim të detyrimit të të dyshuarit, të pandehurit, dëshmitarit, ekspertit apo personit tjetër për të dhënë ndonjë deklaratë, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet me përdorimin e dhunës së rëndë ose nëse të dyshuarit, të pandehurit, dëshmitarit, ekspertit apo personit tjetër i janë shkaktuar

pasoja të rënda në procedurën penale si rezultat i deklaratës së marrë nga ai me shtrëngim, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 195**
**Keqtrajtimi gjatë ushtrimit të detyrës zyrtare ose autorizimeve publike**

1. Personi zyrtar, i cili duke keqpërdorur detyrën apo autorizimet e tij e keqtrajton, frikëson ose fyen rëndë dinjitetin e personit tjetër, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet ndaj fëmijës, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 196**
**Tortura**

1. Personi zyrtar ose personi i cili duke vepruar nën ndikimin ose me pëlqimin apo pranimin e heshtur të personit zyrtar kryen aktin e torturës, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet ndaj fëmijës, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

3. Për qëllime të këtij neni, akt i torturës nënkupton kryerjen ose moskryerjen e një akti me anë të të cilit me dashje personit i shkaktohet dhembja ose vuajtja e rëndë, qoftë fizike ose mendore, me qëllim të marrjes së informatës apo deklaratës nga personi i tillë ose nga personi i tretë, ose me qëllim të dënimin të personit të tillë për një vepër të cilën ai ose personi i tretë e ka kryer ose dyshohet se e ka kryer, ose për frikësimin apo shtrëngimin e personit ose të personit të tretë për arsye që kanë të bëjnë me diskriminim të çfarëdo lloji. Akti i torturës nuk përfshin asnjë veprim ose mosveprim që rrjedh vetëm nga aktet e pashmangshme apo karakteristike të sanksioneve të ligjshme.

**Neni 197**
**Cenimi i paprekshmërisë së banesave dhe objekteve**

1. Kushdo që pa autorizim apo në mënyrë të kundërligjshme hyn në banesë ose në objektin e mbyllur të personit tjetër apo nuk largohet nga objektet e tilla sipas kërkesës së personit të autorizuar, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Tentativa për të kryer veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni është e dënueshme.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga personi zyrtar në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1 .ose 2. i këtij neni kryhet me përdorim të armës, mjetit të rrezikshëm apo sendit tjetër që mund të shkaktojë lëndim të rëndë trupor ose dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

5. Për qëllime të këtij neni, objektet përfshijnë, por nuk kufizohen në banesën dhe kopshtin rrethues, biznesin, zyrën, dhomën e hotelit apo dhomën e marrë me qira.

**Neni 198**
**Kontrollimi i kundërligjshëm**

1. Personi zyrtar i cili me keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij bën kontrollim të kundërligjshëm të banesës, objekteve apo personit, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në (3) tre vjet.

2. Për qëllime të këtij neni, objektet përfshijnë, por nuk kufizohen në banesën dhe kopshtin rrethues, biznesin, zyrën, dhomën e hotelit apo dhomën e marrë me qira.

**Neni 199**
**Cenimi i fshehtësisë së korrespondencës dhe i bazave të të dhënave kompjuterike**

1. Kushdo që pa autorizim e hap letrën, telegramin, faksimilin apo ndonjë dokument tjetër të mbyllur ose dërgesë apo komunikim elektronik të personit tjetër, ose në ndonjë mënyrë tjetër e cenon fshehtësinë e materialeve të tilla apo pa autorizim mban, fsheh, asgjëson ose i dorëzon personit tjetër letrën, telegramin, faksimilin, komunikimin elektronik apo ndonjë dokument tjetër të mbyllur ose dërgesë të personit tjetër, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

2. Kushdo që pa autorizim ndërhyn në bazën e të dhënave kompjuterike të personit tjetër ose ato të dhëna i shfrytëzon apo ia vë në dispozicion personit tjetër, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në një (1) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose .2 të këtij neni kryhet me qëllim të përfitimit të dobisë pasurore për vete ose për personin tjetër apo për t'i shkaktuar dëm personit tjetër, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1., 2. ose 3. i këtij neni kryhet nga personi zyrtar në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij, për veprën penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryesi dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet, ndërsa për veprën penale nga paragrafi 3 i këtij neni kryesi dënohet me burgim prej një (1) vjet deri në pesë (5) vjet.

**Neni 200**
**Zbulimi i paautorizuar i informacionit konfidencial**

1. Avokati, mbrojtësi, mjeku apo personi tjetër i cili pa autorizim zbulon informacionin konfidencial për të cilin është vënë në dijeni gjatë ushtrimit të profesionit të vet dhe që është ligjërisht i detyruar ta mbajë në fshehtësi, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Personi nuk është penalisht përgjegjës sipas paragrafit 1. të këtij neni nëse e ka zbuluar informacionin konfidencial për interes publik nëse interesi i tillë peshon më shumë se mos zbulimi i informatës së fshehtë.

3. Procedura penale për veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni fillohet sipas propozimit.

4. "Interes publik" nënkupton që mirëqenia e përgjithshme e publikut mbipeshon interesin individual. Zbulimi i informacionit konfidencial është në interes publik nëse ka të bëjë me planifikimin, përgatitjen ose kryerjen e veprave penale kundër rendit kushtetues ose integritetit territorial të Republikës së Kosovës, ose vepra tjera penale që i shkaktojnë personit tjetër lëndim të rëndë trupor ose vdekjen.

**Neni 201**
**Përgjimi i paautorizuar**

1. Kushdo që pa autorizim, përgjon bisedën apo deklaratën ose i mundëson personit tjetër të jetë në dijeni për bisedën apo deklaratën e cila është përgjuar pa autorizim, dënohet me burgim prej një (1) deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga personi zyrtar në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me burgim prej dy (2) vjet deri në pesë (5) vjet.

3. Pajisjet e përdorura për kryerjen e veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni konfiskohen.

**Neni 202**
**Fotografimi dhe incizimet tjera të paautorizuara**

1. Kushdo që pa autorizim fotografon, filmon, incizon me video ose në ndonjë mënyrë tjetër incizon personin tjetër në banesën e tij personale ose në ndonjë vend tjetër ku personi ka pritje të arsyeshme për privatësi dhe në këtë mënyrë thelbësisht cenon privatësinë e tjetrit, dënohet me gjobë ose me burgim prej një (1) deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që pa autorizim ia kalon, shfaq apo i jep qasje personit të tretë në fotografinë, filmin, videokasetën apo ndonjë incizim tjetër të marrë në shkelje të paragrafit të këtij neni, dënohet me burgim prej një (1) deri në tre (3) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet nga personi zyrtar në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me burgim prej dy (2) vjet deri në pesë (5) vjet.

4. Nuk ka përgjegjësi penale, nëse fotografimi ose incizimi bëhet me qëllim të zbulimit të veprës penale dhe të kryesit të veprës penale ose për t'i paraqitur si dëshmi në polici, prokurori ose në gjykatë dhe nëse fotografitë dhe incizimet i dorëzohen këtyre organeve.

5. Pajisjet e përdorura për kryerjen e veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni konfiskohen.

**Neni 203**
**Shkelja e urdhrave për masat e fshehura ose teknike të vëzhgimit ose hetimit**

1. Zyrtari policor i autorizuar i cili zbaton një urdhër gjyqësor ose prokurorial për masat e fshehura ose teknike të vëzhgimit ose hetimit në shkelje të ligjit, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që zbulon informatën që do të dëmtojë efikasitetin e zbatimit të një urdhri për masat e fshehura ose teknike të vëzhgimit ose hetimit, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

3. Personi përgjegjës për operimin e telekomunikimeve, rrjetave kompjuterike ose shërbimeve postare apo punonjësi i një institucioni financiar i cili nuk ndërmerr veprimet e duhura për të lehtësuar zbatimin e urdhrit për përgjimin e telekomunikimeve, për përgjimin e komunikimeve me anë të rrjetit kompjuterik, kontrollin e dërgesave postare, regjistrimin e thirrjeve telefonike ose zbulimin e të dhënave financiare, dënohet me gjobë ose me burgim prej tre (3) muaj deri në (3) tre vjet.

**Neni 204**
**Parandalimi ose pengimi i tubimit publik**

1. Kushdo që me përdorimin e mashtrimit ose në ndonjë mënyrë tjetër parandalon ose pengon caktimin apo mbajtjen e tubimit publik në të cilin personat kanë të drejtë sipas ligjit, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kur veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni e kryen personi zyrtar në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me burgim deri në dy (2) vjet.

**Neni 205**
**Cenimi i së drejtës për ushtrimin e mjetit juridik**

1. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme pengon personin tjetër që të shfrytëzoj të drejtën e tij për paraqitjen e lutjes, kallëzimit penal, padisë, ankesës, kundërshtimit apo të ndonjë mjeti tjetër juridik, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet nga personi zyrtar në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

**Neni 206**
**Parandalimi i shtypjes ose i shpërndarjes së materialeve të shtypura dhe emetimit të programeve**

1. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme parandalon shtypjen, incizimin, shitjen, shpërndarjen apo emetimin e librave, revistave, gazetave, audio dhe video kasetave, programeve të radios dhe televizionit, ose materialeve tjera të shtypura apo të incizuara, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga personi zyrtar në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

**KAPITULLI XVIII**
**VEPRAT PENALE KUNDËR TË DREJTAVE TË VOTIMIT**

**Neni 207**
**Cenimi i së drejtës për të kandiduar**

1. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme parandalon ose pengon ndonjë person nga kandidimi në zgjedhje, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet me përdorim të forcës apo kanosjes serioze, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

**Neni 208**
**Kanosja e kandidatit**

1. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme detyron ndonjë kandidat që të tërheq kandidaturën e tij, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme parandalon ose pengon ndonjë kandidat nga ushtrimi i ndonjë veprimtarie gjatë fushatës elektorale, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

3. Kushdo që kryen vepër penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni me përdorim të forcës apo kanosjes serioze, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

**Neni 209**
**Parandalimi i ushtrimit të së drejtës për të votuar**

1. Kushdo që gjatë ushtrimit të detyrave të besuara lidhur me zgjedhjet, në mënyrë të kundërligjshme dhe me qëllim të pengimit të personit tjetër nga ushtrimi i së drejtës së tij për të votuar, nuk e regjistron personin e tillë në listën e regjistrimit të votuesve ose e heq personin e tillë nga lista e regjistrimit te votuesve, dënohet me burgim prej një (1) viti deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që gjatë votimit ose referendumit, në mënyrë të kundërligjshme parandalon, pengon ose ndikon në përcaktimin e lirë të votuesit ose në ndonjë mënyrë tjetër pengon personin tjetër në ushtrimin e së drejtës së tij për të votuar, dënohet me burgim deri në një (1) vit.

3. Kushdo që kryen vepër penale nga paragrafët 1. dhe 2. i këtij neni me përdorim të forcës apo kanosjes serioze, dënohet me burgim prej një (1) vjet deri në pesë (5) vjet.

**Neni 210**
**Cenimi i përcaktimit të lirë të votuesve**

Kushdo që me përdorim të forcës apo kanosjes serioze, ose me keqpërdorim të varësisë ekonomike dhe profesionale të votuesit ndikon ose detyron votuesin në Republikën e Kosovës që të votojë në mënyrë të caktuar ose të mos votojë në zgjedhje, dënohet me një (1) deri në pesë (5) vjet burg.

**Neni 211**
**Keqpërdorimi i detyrës zyrtare gjatë zgjedhjeve**

Çdo person zyrtar të cilit i janë besuar detyra lidhur me zgjedhjet, keqpërdor pozitën, detyrën apo autoritetin e tij duke urdhëruar, këshilluar ose kryer ndonjë vepër të kundërligjshme me qëllim të ndryshimit apo ndikimit të listës së regjistrimit të votuesve ose votimit të cilitdo person ose në ndonjë mënyrë tjetër vepron me qëllim që të ndryshojë, ndikojë ose pengojë ndonjë person nga ushtrimi i të drejtës së tij për të votuar, për të mos votuar, për të hedhur një votë të pavlefshme ose për të votuar në favor apo kundër një personi ose propozimi të caktuar, dënohet me gjobë dhe me burgim prej dy (2) deri në pesë (5) vjet.

**Neni 212**
**Dhënia ose marrja e ryshfetit në lidhje me votimin**

1. Kushdo që premton, ofron ose jep ndonjë përfitim ose dhuratë të pamerituar ndonjë personi, me qëllim që të ndikojë atë person për të votuar, për të mos votuar, për të votuar në favor apo kundër një personi apo propozimi të caktuar ose për të hedhur një votë të pavlefshme në zgjedhje apo në referendum, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që kërkon ose pranon ndonjë përfitim ose dhuratë të pamerituar për vete ose për ndonjë person tjetër, ose pranon ofertën apo premtimin për përfitim apo dhuratë të tillë, për të votuar ose për të mos votuar, për të votuar në favor apo kundër një personi apo propozimi të caktuar ose për të hedhur një votë të pavlefshme në zgjedhje apo në referendum, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

3. Kushdo që shërben si ndërmjetësues dhe shkel paragrafin 1. ose 2. të këtij neni, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafët 1. deri 3. të këtij neni kryhet nga anëtari i Komisionit Zgjedhor ose ndonjë person tjetër gjatë ushtrimit të detyrave zyrtare në lidhje me votimin, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në pesë (5) vjet.

5. Dhurata apo përfitimi i pranuar apo i ofruar në kundërshtim me këtë nen konfiskohet

**Neni 213**
**Keqpërdorimi i të drejtës së votimit**

1. Kushdo që kryen një ose më shumë nga veprat në vijim, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet:

  1.1. voton ose tenton të voton në emër të personit tjetër;

  1.2. voton ose tenton të voton edhe pse ka votuar një herë; ose

  1.3. shfrytëzon më shumë se një listë votimi.

2. Anëtari i Komisionit Zgjedhor i cili i mundëson tjetrit të kryej ose të tentojë të kryej veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni dënohet me burgim prej tre (3) deri në pesë (5) vjet.

**Neni 214**
**Pengimi i procesit të votimit**

1. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme pengon ose ndërprenë procesin e votimit, dënohet me burgim prej një (1) deri në dy (2) vjet.

2. Kushdo që me përdorim të forcës apo kanosjes serioze, pengon votimin me nxitje të prishjes së rendit publik në qendrën e votimit, që rezulton me ndërprerje në procesin e votimit, dënohet me burgim prej një (1) vjet deri në tre (3) vjet.

**Neni 215**
**Cenimi i fshehtësisë së votimit**

1. Kushdo që në zgjedhje ose në referendum cenon fshehtësinë e votimit, dënohet me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

2. Kushdo që me përdorim të forcës apo kanosjes serioze, ose në ndonjë mënyrë tjetër të kundërligjshme kërkon nga personi që të tregojë si ka votuar, dënohet me burgim deri në një (1) vit.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet nga anëtari i Komisionit Zgjedhor ose ndonjë person tjetër në keqpërdorim të detyrave, pozitës apo autorizimeve të tij në zgjedhje ose në votim, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

**Neni 216**
**Falsifikimi i rezultateve të votimit**

1. Kushdo që shton, heq apo fshin votat apo nënshkrimet, regjistron në mënyrë të pasaktë votën apo rezultatet e zgjedhjeve në dokumentet zgjedhore, ose publikon votën apo rezultatet e zgjedhjeve apo të votimit që nuk i përgjigjen votimit të vërtetë, ose në ndonjë mënyrë tjetër falsifikon votën apo rezultatet e zgjedhjeve, dënohet me burgim prej një (1) deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga anëtari i Komisionit Zgjedhor ose ndonjë person tjetër në keqpërdorim të detyrave, pozitës apo autorizimeve të tij lidhur me zgjedhjet, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në pesë (5) vjet.

**Neni 217**
**Asgjësimi i dokumenteve të votimit**

1. Kushdo që asgjëson, fsheh, dëmton apo merr fletën e votimit ose ndonjë tjetër send apo dokument lidhur me zgjedhjet ose referendumin, dënohet me burgim prej një (1) deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga anëtari i Komisionit Zgjedhor ose ndonjë person tjetër në keqpërdorim të detyrave, pozitës apo autorizimeve të tij lidhur me zgjedhjet, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në pesë (5) vjet.

## KAPITULLI XIX
## VEPRAT PENALE KUNDËR TË DREJTAVE NË MARRËDHËNIET E PUNËS

**Neni 218**
**Cenimi i të drejtave në marrëdhëniet e punës**

Kushdo që me vetëdije nuk e zbaton ligjin apo kontratën kolektive për punësimin apo ndërprerjen e marrëdhënies së punës; pagat apo të ardhurat e tjera; kohëzgjatjen e orarit të punës; punën

jashtë orarit apo punën me ndërrime; pushimin apo mungesën nga puna; ose mbrojtjen e grave, fëmijëve apo personave me aftësi të kufizuara dhe kësisoj punëtorit ia mohon apo ia kufizon të drejtat që i takojnë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

**Neni 219**
**Cenimi i të drejtave të punësimit dhe papunësisë**

1. Kushdo që ia mohon apo kufizon personave tjerë të drejtën në punësim në kushte të njëjta, ashtu siç është përcaktuar me ligj, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

2. Kushdo që nuk vepron në pajtim me legjislacionin mbi të drejtat e personave të papunësuar dhe me këtë ia mohon apo ia kufizon të drejtat që iu takojnë atyre, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni.

**Neni 220**
**Cenimi i të drejtës në menaxhim**

1. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme pengon apo ndalon trupin drejtues në vendimmarrje ose anëtarit të trupit drejtues ia bën të pamundshëm ushtrimin e të drejtës së tij për të marrë pjesë në vendimmarrje në atë trup, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga personi zyrtar ose personi përgjegjës në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me burgim deri në (2) dy vjet.

3. Kushdo që kryen vepër penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni me përdorim të forcës apo kanosjes serioze, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 221**
**Cenimi i të drejtës në grevë**

1. Kushdo që me përdorim të forcës apo kanosjes serioze ose në ndonjë mënyrë tjetër të kundërligjshme, parandalon ose pengon punëtorin nga organizimi, pjesëmarrja apo ushtrimi në ndonjë mënyrë tjetër i çfarëdo të drejte ligjore për grevë në pajtim me ligjin dhe për të marrë pjesë në grevë, apo në ndonjë mënyrë tjetër për të ushtruar të drejtën në grevë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

2. Punëdhënësi ose personi përgjegjës i cili e largon nga puna të punësuarin për shkak të pjesëmarrjes së tij në grevën e organizuar në pajtim me ligjin ose i cili merr masa tjera me të cilat cenohen të drejtat e punëtorit nga marrëdhënia e punës, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

**Neni 222**
**Keqpërdorimi i të drejtës në grevë**

1. Kushdo që ne kundërshtim me ligjin organizon ose udhëheq grevën edhe nëse nuk ka elemente të ndonjë vepre tjetër penale dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kushdo që në kundërshtim me ligjin, organizon ose udhëheq grevën e cila shkakton dëm në shkallë të madhe, humbje në shkallë të madhe ose rrezikon jetën apo shëndetin e personave dhe nëse nuk ka elemente të ndonjë vepre penale tjetër, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

**Neni 223**
**Cenimi i të drejtave nga sigurimi social**

Kushdo që me vetëdije nuk e zbaton ligjin apo kontratën kolektive nga lëmi i sigurimit shëndetësor, pensional apo invalidor apo nga ndonjë formë tjetër e sigurimit social dhe me këtë ia mohon apo ia kufizon të drejtat që i takojnë punëtorit, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

**Neni 224**
**Keqpërdorimi i të drejtave nga sigurimi social**

Kushdo që duke u shtirur ose duke i shkaktuar vetes sëmundje apo paaftësim për punë ose në ndonjë mënyre tjetër të kundërligjshme arrin që të sigurojë ndonjë të drejtë nga sigurimi social ose pensioni shtetëror, që nuk i takon sipas ligjit, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

## KAPITULLI XX
## VEPRAT PENALE KUNDËR INTEGRITETIT SEKSUAL

**Neni 225**
**Përkufizimet lidhur me veprat penale kundër integritetit seksual**

Për qëllime të këtij kapitulli shprehjet në vijim kanë këtë kuptim:

1. Shprehja **"pëlqim"** nënkupton:

1.1. pajtim i vullnetshëm i personit i cili ka arritur moshën gjashtëmbëdhjetë (16) vjet për të kryer aktin seksual.

1.2. marrëveshja vullnetare e dy personave të cilët kanë arritur moshën katërmbëdhjetë (14) vjet dhe ku dallimi në moshën e tyre nuk tejkalon dy (2) vjet, për të kryer aktin seksual në fjalë.

2. Nuk ekziston pëlqimi nëse:

2.1. personi i tillë me fjalë ose me sjellje shpreh mungesë të pajtimit për të kryer aktin ose për ta vazhduar atë;

2.2. pajtimi është shprehur me fjalë ose me sjelljen e një personi tjetër dhe jo të viktimës;

2.3. pajtimi i viktimës është marrë me mashtrim, frikësim ose me kërcënim, nëse mënyrat e tilla nuk përfshijnë përdorimin e forcës, kanosjes serioze ose shfrytëzimin siç është paraparë në nenin 227 paragrafi 3. të këtij Kodi; ose

2.4. personi i tillë është i paaftë për të dhënë pajtimin për aktivitet seksual për shkak të aftësisë së zvogëluar mendore apo fizike ose dehjes me alkool, drogë apo me substanca tjera.

3. Asnjë veprim nga paragrafi 1 dhe 2 i këtij neni nuk duhet të interpretohet si kufizim i rrethanave në të cilat nuk ekziston pëlqimi.

4. Shprehja "akt seksual" nënkupton penetrim sado i vogël i organit seksual ose i objektit për qëllime seksuale në cilëndo pjesë të trupit të personit ose penetrim sado i vogël në hapjen anale, orale apo gjenitale të personit me ndonjë send për qëllim seksual ose me cilëndo pjesë tjetër të trupit, ose me cilëndo pjesë të kafshës.

5. Shprehja "detyrim i personit tjetër në kryerjen e aktit seksual" nënkupton kryerjen e aktit

seksual mbi personin tjetër nga kryesi ose cytja e personit tjetër në kryerjen e aktit seksual me kryesin apo me personin e tretë ose cytja e personit të tretë për kryerjen e aktit seksual në personin tjetër.

6. Shprehja "pjesë intime" nënkupton gjinjtë e një femre, penisi, vagina dhe/apo anusi.

7. Shprehja "prekje" nënkupton kontakt direkt ose indirekt, pa penetrim, midis trupit të personit me cilëndo pjesë të trupit të personit tjetër apo me ndonjë send.

8. Shprehja "pornografi me fëmijët" nënkupton çfarëdo pamje vizuele apo shfaqje ose pasqyrim vizuel, duke përfshirë çdo fotografi, film, video, pamje apo imazh ose fotografi e krijuar me kompjuter, qoftë nëse është krijuar në mënyre elektronike, mekanike apo me mjete tjera, që paraqet ose pasqyron:

> 8.1. gjenitalet (vagina, penisi ose anusi) apo zonën e ashtit mbivetor të një fëmije, kryesisht për qëllime seksuale;
>
> 8.2. një fëmijë të vërtetë i cili është përfshirë në një sjellje seksualisht eksplicite të vërtetë apo të simuluar;
>
> 8.3. një person i cili duket të jetë fëmijë i vërtetë i përfshirë në një sjellje seksualisht eksplicite të vërtetë apo të simuluar; ose
>
> 8.4. pamje realiste të një fëmije joekzistues të përfshirë në një sjellje seksualisht eksplicite të vërtetë apo të simuluar.

9. Shprehja "prostitucion" nënkupton ofrimin ose dhënien e shërbimeve seksuale në këmbim të të hollave, mallrave ose shërbimeve, përfshirë, por pa u kufizuar në kryerjen e një obligimi për të paguar ose ofrimin e mallrave apo shërbimeve, përfshirë shërbimet seksuale falas apo me zbritje. Nuk është me rëndësi nëse pagesa, mallrat apo shërbimet i janë dhënë apo premtuar personit të përfshirë në shërbime seksuale apo personit të tretë.

10. Qëllim seksual nënkupton çdo veprim i bërë për qëllimet e kënaqësisë seksuale të një personi.

**Neni 226**
**Lajthimi në fakt lidhur me moshën e viktimës**

1. Për qëllime të këtij Kapitulli, lajthimi lidhur me moshën e viktimës e cila është nën moshën gjashtëmbëdhjetë (16) vjet nuk është lajthim në fakt sipas nenit 25 të këtij Kodi, nëse kryesi me vetëdije ka qenë i pakujdesshëm në vënien e vetës në lajthim të tillë.

2. Kryesi nuk është penalisht përgjegjës për shkak të lajthimit në fakt nga neni 25 i këtij Kodi nëse për arsye të justifikueshme nuk e ka ditur dhe nuk ka mundur ta dijë se viktima ka qenë nën moshën gjashtëmbëdhjetë (16) vjet.

**Neni 227**
**Dhunimi**

1. Kushdo që detyron personin tjetër për të kryer akt seksual pa pëlqimin e personit të tillë, dënohet me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Kushdo që detyron personin tjetër për të kryer akt seksual duke e kanosur me zbulimin e një fakti që do të dëmtonte rëndë nderin ose reputacionin e personit të tillë apo të personit të lidhur ngushtë me personin e tillë, dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Kushdo që detyron personin tjetër për të kryer akt seksual në një ose më shumë nga rrethanat në vijim, dënohet me burgim prej pesë (5) deri në dhjetë (10) vjet:

3.1. me kanosje serioze ose me kanosje për përdorim të dhunës;

3.2. me kanosje të rrezikimit të atëçastshëm të jetës ose trupit të personit të tillë apo të personit tjetër; ose

3.3. duke shfrytëzuar situatën në të cilën personi është i pambrojtur dhe ku siguria e tij është në rrezik.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet në një ose më shumë nga rrethanat në vijim, kryesi dënohet me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet:

4.1. veprës i ka paraprirë, ajo është shoqëruar ose përcjellur nga tortura apo trajtimi çnjerëzor;

4.2. kryesi e përdor forcën;

4.3. kryesi shkakton lëndime të rënda trupore ose çrregullim të rëndë për shëndetin mendor apo fizik të personit;

4.4. kryesi përdor ose kanos se do të përdor armë apo mjet të rrezikshëm;

4.5. kryesi me dashje shkakton dehjen e personit me anë të alkoolit, drogës apo substancave tjera;

4.6. vepra është kryer bashkërisht nga më shumë se një person;

4.7. kryesi e di që personi është posaçërisht i ndjeshëm për shkak të moshës, aftësive të kufizuara mendore apo fizike, çrregullimit apo paaftësisë fizike apo mendore, ose shtatzënisë;

4.8. viktima është ndërmjet moshës gjashtëmbëdhjetë (16) dhe tetëmbëdhjetë (18) vjet;

4.9. kryesi është prindi, prindi adoptues, prindi birësues, njerku apo njerka, gjyshi ose gjyshja, daja apo axha, tezja apo halla, vëllai ose motra e personit ose kryesi është në marrëdhënie familjare me viktimën ;

4.10. kryesi është mësimdhënës, udhëheqës fetar, profesionist i kujdesit shëndetësor, person të cilit i është besuar rritja apo kujdesi për personin e tillë ose që në ndonjë mënyrë tjetër ka autoritet ndaj personit:

4.10.1. duke keqpërdorur kontrollin e tij mbi gjendjen financiare, familjare, shoqërore, shëndetësore, të punësimit, shkollimit, fetare ose rrethanave tjera të personit të tillë apo të personit të tretë;

4.10.2. kur viktima mbahet në burg, paraburgim, qendër disiplinore, në një institucion të edukimit apo institucion edukativo-korrektues, është pacient në spital, qendër të shëndetit mendor apo rehabilitimit, banor i shtëpisë së kujdesit apo strehimores, ose mbahet apo është i mbyllur në çfarëdo vendi tjetër me urdhër të gjykatës apo prokurorisë ose sipas ligjit; ose

4.10.3. duke keqpërdorur pozitën ose autoritetin e tij mbi viktimën dhe e cila i është besuar kryesit për rritjen, edukimin apo kujdesin.

5. Kur vepra nga paragrafi 1, 2, 3 ose 4 i këtij neni rezulton me vdekjen e viktimës, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

6. Kur vepra nga paragrafi 1 ose 2 i këtij neni kryhet ndaj personit nën moshën gjashtëmbëdhjetë (16) vjet, kryesi dënohet me burgim prej pesë (5) deri në njëzetë (20) vjet.

7. Kur vepra nga paragrafi 1 ose 2 i këtij neni kryhet ndaj personit nën moshën katërmbëdhjetë (14) vjet, kryesi dënohet me burgim prej së paku dhjetë (10) vjet.

8. Kur vepra nga paragrafi 6 ose 7 i këtij neni kryhet nën një ose më shumë nga rrethanat e parapara në paragrafin 3 ose 4 të këtij neni, kryesi dënohet me burgim prej së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet.

9. Kur vepra nga paragrafi 6 ose 7 i këtij neni rezulton në vdekjen e viktimës, kryesi dënohet me burgim prej së paku njëzet (20) vjet ose me burgim të përjetshëm.

**Neni 228**
**Shërbimet seksuale të viktimës së trafikimit**

1. Kushdo që shfrytëzon ose mundëson shërbimet seksuale të viktimës së trafikimit dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet ndaj personit nën moshën tetëmbëdhjetë (18) vjet, kryesi dënohet me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Kur vepra penale nga ky nen kryhet nga personi zyrtar në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me burgim prej dy (2) deri në shtatë (7) vjet për veprën penale nga paragrafi 1. ose me burgim prej pesë (5) deri në dymbëdhjetë (12) vjet për veprën penale nga paragrafi 2. i këtij neni.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1, 2 ose 3 i këtij neni kryhet ndaj personit i cili është i posaçërisht i ndjeshëm për shkak të moshës, aftësisë së zvogëluar mendore ose fizike, çrregullimeve apo paaftësive mendore ose fizike ose shtatzënisë, kryesi dënohet me burgim prej pesë (5) deri në njëzetë (20) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1, 2, 3 ose 4 i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 1, 2, 3 ose 4 i këtij neni kryhet ndaj personit nën moshën gjashtëmbëdhjetë (16), kryesi dënohet me burgim prej pesë (5) deri në njëzetë (20) vjet.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 1, 2, 3 ose 4 i këtij neni kryhet ndaj personit nën moshën katërmbëdhjetë (14) vjet, kryesi dënohet me burgim prej së paku dhjetë (10) vjet.

8. Nëse vepra penale nga paragrafi 6 i këtij neni rezulton me vdekjen e viktimës, kryesi dënohet me burgim prej së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet ose me burgim të përjetshëm.

9. Për qëllime të këtij neni, nuk është e rëndësishme nëse kryesi e ka ditur se personi është viktimë e trafikimit, përveç nëse për arsye të justifikueshme, kryesi nuk e ka ditur dhe nuk ka mundur ta dijë se personi është viktimë e trafikimit.

10. Për qëllime të këtij neni, shprehja “viktimë e trafikimit” nënkupton personin i cili është trafikuar sipas dispozitave të nenit 165 të këtij Kodi.

**Neni 229**
**Sulmi seksual**

1. Kushdo që prek personin tjetër me qëllim seksual ose e cyt personin e tillë të prekë kryesin apo personin tjetër për qëllim seksual, pa pëlqimin e personit të tillë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vjet.

2. Kushdo që prek personin tjetër me qëllim seksual ose e cyt personin tjetër të prekë kryesin apo personin e tretë për qëllim seksual në një ose më shumë prej rrethanave në vijim, dënohet me burgim prej një (1) deri në shtatë (7) vjet:

2.1. me kanosje serioze ose me kanosje për përdorim të dhunës;

2.2. me kanosje të rrezikimit të atëçastshëm të jetës ose trupit të personit të tillë apo të personit tjetër; ose

2.3. duke shfrytëzuar situatën në të cilën personi i tillë është i pambrojtur dhe ku siguria e tij është në rrezik.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet në një ose më shumë nga rrethanat në vijim, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet:

3.1. veprës i ka paraprirë, ajo është shoqëruar ose përcjellur nga tortura apo trajtimi çnjerëzor;

3.2. kryesi e përdor forcën;

3.3. kryesi shkakton lëndime të rënda trupore ose çrregullim të rëndë për shëndetin mendor apo fizik të personit ose viktima tenton të bëjë vetëvrasje pas veprës penale;

3.4. kryesi përdor ose kanos se do të përdor armë apo mjet të rrezikshëm;

3.5. kryesi me dashje shkakton dehjen e personit me anë të alkoolit, drogës apo substancave tjera;

3.6. vepra është kryer bashkërisht nga më shumë se një person;

3.7. kryesi e di që personi është posaçërisht i ndjeshëm për shkak të moshës, aftësive të kufizuara mendore apo fizike, çrregullimit fizik apo mendor, paaftësisë ose shtatzënisë;

3.8. viktima është ndërmjet moshës gjashtëmbëdhjetë (16) dhe tetëmbëdhjetë (18)vjet;

3.9. kryesi është prindi, prindi adoptues, prindi birësues, njerku apo njerka, gjyshi ose gjyshja, daja apo axha, tezja apo halla, vëllai ose motra e personit ose kryesi është në marrëdhënie familjare me viktimën;

3.10. kryesi është mësimdhënës, udhëheqës fetar, profesionist i kujdesit shëndetësor, person të cilit i është besuar rritja apo kujdesi për personin e tillë ose që në ndonjë mënyrë tjetër ka autoritet ndaj personit:

3.10.1. duke keqpërdorur kontrollin e tij mbi gjendjen financiare, familjare, shoqërore, shëndetësore, të punësimit, shkollimit, fetare ose rrethanave tjera të personit të tillë apo të personit të tretë;

3.10.2. kur viktima mbahet në burg, paraburgim, qendër disiplinore, në një institucion të edukimit apo institucion edukativo-korrektues, është pacient në

spital, qendër të shëndetit mendor apo rehabilitimit, banor i shtëpisë së kujdesit apo strehimores, ose mbahet apo është i mbyllur në çfarëdo vendi tjetër me urdhër të gjykatës apo prokurorisë ose sipas ligjit; ose

3.10.3. duke keqpërdorur pozitën ose autoritetin e tij mbi viktimën dhe e cila i është besuar kryesit për rritjen, edukimin apo kujdesin

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1 ose 2 i këtij neni rezulton me vdekje të viktimës, kryesi dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet ndaj personit nën moshën gjashtëmbëdhjetë (16) vjet, kryesi dënohet me burgim prej pesë (5) deri në dhjetë (10) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet ndaj personit nën moshën katërmbëdhjetë (14) vjet, kryesi dënohet me burgim prej dhjetë (10) deri në njëzet (20) vjet.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 5 ose 6 i këtij neni kryhet nën një ose më shumë nga rrethanat e parapara në paragrafin 2 ose 3 të këtij neni, kryesi dënohet me burgim prej së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet.

8. Nëse vepra penale nga paragrafi 5 ose 6 i këtij neni rezulton në vdekjen e viktimës, kryesi dënohet me burgim prej së paku prej pesëmbëdhjetë (15) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

**Neni 230**
**Degradimi i integritetit seksual**

1. Kushdo që cyt personin tjetër të ekspozojë pjesët intime të trupit të personit të tillë, të masturbojë ose të kryej ndonjë akt tjetër që degradon integritetin seksual të personit të tillë, pa pëlqimin e personit të tillë, dënohet me gjobë ose me burgim prej tre (3) muaj deri në një (1) vit.

2. Kushdo që cyt personin tjetër të ekspozojë pjesët intime të trupit të personit të tillë, të masturbojë ose të kryejë ndonjë akt tjetër që degradon integritetin seksual të personit të tillë, në një apo më shumë nga rrethanat në vijim, dënohet me burgim një (1) deri në tre (3) vjet:

2.1. me kanosje serioze ose me kanosje për përdorim të dhunës;

2.2. me kanosje të rrezikimit të atëçastshëm të jetës ose trupit të personit të tillë apo të personit tjetër; ose

2.3. duke shfrytëzuar situatën në të cilën personi është i pambrojtur dhe ku siguria e tij është në rrezik.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet në një ose më shumë nga rrethanat në vijim, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet:

3.1. veprës i ka paraprirë, ajo është shoqëruar ose përcjellur nga tortura apo trajtimi çnjerëzor;

3.2. kryesi e përdor forcën;

3.3. kryesi shkakton lëndime të rënda trupore ose çrregullim të rëndë për shëndetin mendor apo fizik të personit ose viktima tenton të bëjë vetëvrasje pas veprës penale;

3.4. kryesi përdor ose kanos se do të përdor armë apo mjet të rrezikshëm;

3.5. kryesi me dashje shkakton dehjen e personit me anë të alkoolit, drogës apo substancave tjera;

3.6. vepra është kryer bashkërisht nga më shumë se një person;

3.7. kryesi e di që personi është posaçërisht i ndjeshëm për shkak të moshës, çrregullimit apo paaftësisë fizike apo mendore, ose shtatzënisë;

3.8. viktima është ndërmjet moshës gjashtëmbëdhjetë (16) dhe tetëmbëdhjetë (18) vjet;

3.9. kryesi është prindi, prindi adoptues, prindi birësues, njerku apo njerka, gjyshi ose gjyshja, daja apo axha, tezja apo halla, vëllai ose motra e personit ose kryesi është në marrëdhënie familjare me viktimën;

3.10. kryesi është mësimdhënës, udhëheqës fetar, profesionist i kujdesit shëndetësor, person të cilit i është besuar rritja apo kujdesi për personin e tillë ose që në ndonjë mënyrë tjetër ka autoritet ndaj personit:

3.10.1. duke keqpërdorur kontrollin e tij mbi gjendjen financiare, familjare, shoqërore, shëndetësore, të punësimit, shkollimit, fetare ose rrethanave tjera të personit të tillë apo të personit të tretë;

3.10.2. kur viktima mbahet në burg, paraburgim, qendër disiplinore, në një institucion të edukimit apo institucion edukativo-korrektues, është pacient në spital, qendër të shëndetit mendor apo rehabilitimit, banor i shtëpisë së kujdesit apo strehimores, ose mbahet apo është i mbyllur në çfarëdo vendi tjetër me urdhër të gjykatës apo prokurorisë ose sipas ligjit; ose

3.10.3. duke keqpërdorur pozitën ose autoritetin e tij mbi viktimën dhe e cila i është besuar kryesit për rritjen, edukimin apo kujdesin.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet ndaj personit nën moshën gjashtëmbëdhjetë (16) vjet, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet ndaj personit nën moshën katërmbëdhjetë (14) vjet, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në tetë (8) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 4 ose 5 i këtij neni kryhet nën një ose më shumë nga rrethanat e parapara në paragrafin 2 ose 3 të këtij neni, kryesi dënohet me burgim prej së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 5 ose 6 i këtij neni rezulton në vdekjen e viktimës, kryesi dënohet me burgim prej së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet ose me burgim të përjetshëm.

8. Tentativa për të kryer vepër penale nga paragrafi 1. i këtij neni është e dënueshme.

**Neni 231**
**Ofrimi i materialit pornografik personave nën moshën gjashtëmbëdhjetë vjet**

1. Kushdo që shet, ofron të shesë, shfaq ose në mënyrë tjetër i siguron personit nën moshën gjashtëmbëdhjetë (16) vjet fotografi, material audiovizuel apo sende të tjera me përmbajtje pornografike ose e lejon personin e tillë të shoh një shfaqje të gjallë me përmbajtje pornografike apo me dashje e sjell personin e tillë në një shfaqje të tillë, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Materiali pornografik sipas paragrafit 1. të këtij neni konfiskohet.

**Neni 232**
**Keqpërdorimi i fëmijëve në pornografi**

1. Kushdo që prodhon pornografi me fëmijët ose përdor apo përfshin fëmijën për krijimin ose për prodhimin e shfaqjeve të gjalla, dënohet me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

2. Kushdo që shet, shpërndan, promovon, shfaq, transmeton, ofron ose e vë në dispozicion pornografinë për fëmijë, dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Kushdo që siguron për vetveten apo personin tjetër ose posedon pornografi me fëmijë, dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

4. Tentativa për të kryer vepër penale nga ky nen është e dënueshme.

5. Për qëllime të këtij neni, shprehja “shfaqje e gjallë” nënkupton ekspozimin aktual, përfshirë me anë të mjeteve të informimit dhe teknologjisë së komunikimit, të:

   5.1. një fëmije të përfshirë në sjellje seksualisht eksplicite, qoftë të vërtetë apo të simuluar; ose

   5.2. organeve gjenitale të një fëmije për qëllime kryesisht seksuale.

**Neni 233**
**Nxitja e akteve seksuale me premtim të rrejshëm të martesës**

Kushdo që premton rrejshëm martesën në mënyrë që të nxisë personin i cili është në mes të moshës gjashtëmbëdhjetë (16) dhe tetëmbëdhjetë (18) vjet që të përfshihet në një akt seksual, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

**Neni 234**
**Mundësimi ose detyrimi në prostitucion**

1. Kushdo që rekruton, organizon, ndihmon, mban, fsheh ose kontrollon personin tjetër për qëllime të prostitucionit, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në katër (4) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet brenda perimetrit prej treqind e pesëdhjetë (350) metrash nga shkolla ose mjedisi tjetër i cili përdoret nga fëmijët, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1, 2. ose 3 i këtij neni kryhet kundër personit të moshës mes gjashtëmbëdhjetë (16) dhe tetëmbëdhjetë (18) vjet, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Kur vepra nga paragrafi 1., 2. ose 3. kryhet kundër personit nën moshën gjashtëmbëdhjetë (16) vjet, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej pesë (5) deri në njëzetë (20) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 1., 2. ose 3. i këtij neni kryhet kundër personit nën moshën katërmbëdhjetë (14) vjet, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej jo më pak se dhjetë (10) vjet.

**Neni 235**
**Ofrimi i lokaleve për prostitucion**

1. Kushdo që me dijeni ofron lokalin, qoftë si pronar i lokalit, qiradhënës, qiramarrës, shfrytëzues ose person përgjegjës, personit tjetër për qëllim të prostitucionit ose mundësimit të prostitucionit, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në katër (4) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet brenda perimetrit prej treqind e pesëdhjetë (350) metrash nga shkolla ose mjedisi tjetër i cili përdoret nga fëmijët, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. të këtij neni kryhet për qëllime të prostitucionit ose mundësimit të prostitucionit të një apo më shumë personave që janë midis moshës moshës gjashtëmbëdhjetë (16) dhe tetëmbëdhjetë (18) vjet, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet për qëllime të prostitucionit ose mundësimit të prostitucionit të një ose më shumë personave nën moshën gjashtëmbëdhjetë (16) vjet, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej pesë (5) deri në njëzet (20) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet për qëllime të prostitucionit ose mundësimit të prostitucionit të një ose më shumë personave nën moshën katërmbëdhjetë (14) vjet, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej jo më pak se dhjetë (10) vjet.

6. Për qëllime të këtij neni shprehja “mundësim i prostitucionit” përfshin por nuk kufizohet në rekrutimin, organizimin, ndihmën, kontrollimin, mbajtjen ose fshehjen e personit tjetër për qëllim të prostitucionit.

**Neni 236**
**Marrëdhëniet seksuale brenda familjes**

1. Kushdo që kryen akt seksual me paraardhës ose pasardhës të familjes i cili ka mbushur moshën tetëmbëdhjetë (18) vjet ose me vëlla apo motër që ka mbushur moshën tetëmbëdhjetë (18) vjet, dënohet me gjobë ose me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Kur prindi, prindi adoptues, prindi birësues, njerku ose njerka, gjyshi apo gjyshja, daja apo axha, tezja ose halla, kryen akt seksual me fëmijën e tij, me fëmijën e birësuar, me thjeshtrin e tij, me nipin ose me mbesën e vajzës apo të djalit, me nipin ose me mbesën e motrave apo të vëllezërve, mes moshave gjashtëmbëdhjetë (16) dhe tetëmbëdhjetë (18) vjet, dënohet me jo më pak se (3) tre vjet burgim.

3. Kur prindi, prindi adoptues, prindi birësues, njerku ose njerka, gjyshi apo gjyshja, daja apo axha, tezja ose halla, kryen akt seksual me fëmijën e tij, me fëmijën e birësuar, me thjeshtrin e tij, me nipin ose me mbesën e vajzës apo të djalit, me nipin ose me mbesën e motrave apo të vëllezërve, që është në mes të moshës katërmbëdhjetë (14) dhe gjashtëmbëdhjetë (16) vjet, dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

4. Kur prindi, prindi adoptues, prindi birësues, njerku ose njerka, gjyshi apo gjyshja, daja apo axha, tezja ose halla, kryen akt seksual me fëmijën e tij, me fëmijën e birësuar, me thjeshtrin e tij, me nipin ose me mbesën e vajzës apo të djalit, me nipin ose me mbesën e motrave apo të vëllezërve, nën moshën katërmbëdhjetë (14) vjet, dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

5. Kur vëllai apo motra më e madhe kryen akt seksual me vëllanë apo motrën, me vëllanë ose motrën e adoptuar, me vëllanë apo motrën e birësuar, që është midis moshës gjashtëmbëdhjetë (16) dhe tetëmbëdhjetë (18) vjet, motra apo vëllai më i madh dënohet me dënimin nga paragrafi 2. i këtij neni.

6. Kur vëllai apo motra më e madhe kryen akt seksual me vëllanë apo motrën, me vëllanë ose motrën e adoptuar, me vëllanë apo motrën e birësuar, që është në mes të moshës katërmbëdhjetë (14) dhe gjashtëmbëdhjetë (16) vjet, motra apo vëllai më i madh dënohet me dënimin nga paragrafi 3. i këtij neni.

7. Kur vëllai apo motra më e madhe kryen akt seksual me vëllanë apo motrën, me vëllanë ose motrën e adoptuar, me vëllanë apo motrën e birësuar, që është nën moshën katërmbëdhjetë (14) vjet, motra apo vëllai më i madh dënohet me dënimin nga paragrafi 4. i këtij neni.

## KAPITULLI XXI
## VEPRAT PENALE KUNDËR MARTESËS DHE FAMILJES

### Neni 237
### Bigamia

1. Kushdo që lidh martesë tjetër derisa është i martuar, dënohet me burgim deri në një (1) vit.

2. Kushdo që lidh martesë me personin për të cilin e di se është i martuar, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni.

3. Nëse pas kryerjes së veprës penale nga ky nen, martesa e mëparshme nuk është më e vlefshme, është prishur ose është ndërprerë, ndjekja penale për veprën nga ky nen nuk fillohet, e nëse ndjekja është filluar duhet të ndërpritet.

### Neni 238
### Mundësimi i lidhjes së martesës së kundërligjshme

Personi i autorizuar zyrtar para të cilit lidhet martesa, i cili në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij lejon lidhjen e martesës, ndonëse është në dijeni për pengesat ligjore të cilat e ndalojnë martesën, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

### Neni 239
### Martesa e detyruar

1. Kushdo që e detyron personin tjetër të lidh martesë ose lidh martesë me personin për të cilin e di se është detyruar të hyj në martesë, dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet kundër fëmijës, kryesi dënohet me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet nga prindi, prindi adoptues, kujdestari apo ndonjë person tjetër që ushtron autoritet prindëror ndaj personit në mes të moshës gjashtëmbëdhjetë (16) dhe tetëmbëdhjetë (18) vjet, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga prindi, prindi adoptues, kujdestari apo ndonjë person tjetër që ushtron autoritet prindëror ndaj personit në mes të moshës katërmbëdhjetë (14) dhe gjashtëmbëdhjetë (16) vjet, kryesi dënohet me burgim prej pesë (5) deri në dhjetë (10) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga prindi, prindi adoptues, kujdestari apo personi tjetër që ushtron autoritet prindëror ndaj personit nën moshën katërmbëdhjetë (14) vjet, kryesi dënohet me burgim së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet.

6. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet me qëllim të përfitimit të dobisë pasurore,

kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim së paku pesë (5) vjet. Kur vepra penale nga paragrafi 2, 3, 4 ose 5 i këtij neni kryhet me qëllim të përfitimit të dobisë pasurore, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet.

**Neni 240**
**Bashkësia jashtëmartesore me personin nën moshën gjashtëmbëdhjetë vjet**

1. Personi madhor i cili bashkëjeton në një bashkësi jashtëmartesore me personin në mes të moshës katërmbëdhjetë (14) dhe gjashtëmbëdhjetë (16) vjet, dënohet me burgim prej pesë (5) deri në njëzet (20) vjet.

2. Prindi, prindi adoptues, kujdestari apo ndonjë person tjetër që ushtron autoritet prindëror, që i lejon ose e shtyn personin në mes të moshës katërmbëdhjetë (14) dhe gjashtëmbëdhjetë (16) vjet që të bashkëjetojë në një bashkësi jashtëmartesore me personin tjetër, dënohet me burgim prej (5) deri në njëzet (20) vjet

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet ndaj personit nën moshën katërmbëdhjetë (14) vjet, kryesi dënohet me së paku dhjetë (10) vjet burgim.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1, 2 ose 3 i këtij neni kryhet me qëllim të përfitimit të dobisë pasurore, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim së paku pesëmbëdhjetë (15) vjet.

**Neni 241**
**Ndryshimi i statusit familjar të fëmijës**

Kushdo që e zëvendëson një fëmijë me një tjetër ose në ndonjë mënyrë tjetër ndryshon statusin familjar të fëmijës, përveç siç lejohet me ligj, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

**Neni 242**
**Marrja apo mbajtja e kundërligjshme e fëmijës**

1. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme e merr, mban ose rrëmben fëmijën nga prindi, prindi adoptues, kujdestari apo personi tjetër i cili ushtron të drejtën prindërore mbi fëmijën, ose merr, mban ose rrëmben fëmijën nga enti të cilit i është besuar fëmija ose pengon ekzekutimin e vendimit të detyrueshëm të organit kompetent mbi dhënien e fëmijës në besim të personit ose entit tjetër, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kur kryesi i veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni është prindi, prindi adoptues, kujdestari apo personi tjetër i cili ushtron të drejtën prindërore mbi fëmijën ndaj të cilit organi kompetent ka shqiptuar vendim të detyrueshëm me të cilin i janë mohuar personit të tillë të drejtat prindërore apo të kujdestarisë për fëmijën apo kur organi kompetent ka shqiptuar vendim të detyrueshëm me të cilin edukimi dhe mbikëqyrja e fëmijës i besohet prindit tjetër apo personit tjetër, kryesi dënohet me burgim deri në një (1) vit.

3. Kushdo që kryen veprën penale nga paragrafi 1. i këtij nenit për përfitim material apo për motive tjera të ulëta, dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Kur kryesi i veprës penale nga paragrafi 2. i këtij neni vullnetarisht e kthen fëmijën, gjykata mund ta lirojë nga dënimi.

**Neni 243**
**Keqtrajtimi apo braktisja e fëmijës**

1. Prindi, prindi adoptues, kujdestari apo personi tjetër që ushtron autoritet prindëror mbi fëmijën, i cili keqtrajton fëmijën e tillë duke përdorur masa fizike apo mendore ose shkel detyrimin e tij

për përkujdesje dhe edukim të fëmijës, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Prindi, prindi adoptues, kujdestari apo personi tjetër që ushtron autoritet prindëror mbi fëmijën, i cili keqtrajton fëmijën e tillë duke përdorur masa fizike apo mendore ose shkel detyrimin e tij për përkujdesje dhe edukim të fëmijës me pakujdesi të vetëdijshme, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

3. Prindi, prindi adoptues, kujdestari apo personi tjetër që ushtron autoritet prindëror mbi fëmijën, i cili e braktis fëmijën e tillë në një mënyrë që rrezikon jetën e tij apo rrezikon ose dëmton rëndë shëndetin e tij, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

4. Prindi, prindi adoptues, kujdestari apo personi tjetër që ushtron autoritet prindëror mbi fëmijën, i cili e detyron fëmijën e tillë të punojë në mënyrë të tepruar ose të kryej punë që nuk është e përshtatshme për moshën e fëmijës ose e detyron fëmijën e tillë që në lëmoshë të lyp para ose dobi tjetër materiale, ose e detyron fëmijën e tillë që të përfshihet në aktivitete që e rrezikojnë apo dëmtojnë zhvillimin e fëmijës, dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

5. Kur vepra penale nga ky nen rezulton me dëmtim të rëndë të shëndetit mendor apo lëndim të rëndë të fëmijës, kryesi dënohet me burgim prej dy (2) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 244**
**Shkelja e detyrimeve familjare**

1. Kushdo që shkel detyrimet e tij ligjore familjare, duke lënë në gjendje të rëndë anëtarin e familjes i cili nuk është në gjendje të kujdeset për vetën e tij, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni ka të bëjë me fëmijën, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e anëtarit të familjes apo me dëmtim të rëndë të shëndetit të tij, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Nëse gjykata shqipton dënimin me kusht, ajo mund të urdhërojë si kusht që kryesi të paguajë dhe rregullisht t'i përmbush detyrimet e tij të kujdesit, arsimimit dhe mjeteve të jetesës.

**Neni 245**
**Shmangia nga sigurimi i mjeteve të jetesës**

1. Kushdo që i shmanget sigurimit të mjeteve të jetesës për personin për të cilin është i detyruar të kujdeset në bazë të vendimit të plotfuqishëm të gjykatës, marrëveshjes së plotfuqishme gjyqësore ose vendimit të organit tjetër kompetent, me anë të shmangies së punësimit, raportimit të rrejshëm të punësimit apo të të ardhurave, ndërrimit të vendit të punës, ndërrimit të vendbanimit apo vendqëndrimit, tjetërsimit të pasurisë ose në ndonjë mënyrë tjetër i shmanget sigurimit të mjeteve të jetesës për personin e tillë, dënohet me burgim deri në një (1) vit.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e anëtarit të familjes apo me dëmtim të rëndë të shëndetit të tij, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni ka të bëjë me fëmijën kryesi dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

4. Nëse gjykata shqipton dënimin me kusht, ajo mund të urdhërojë si kusht që kryesi rregullisht t'i përmbush detyrimet e tij të sigurimit të mjeteve të jetesës dhe të paguajë detyrimet e papaguara.

5. Nëse kryesi i veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni i përmbush detyrimet para se gjykata të shqiptojë aktgjykimin, gjykata mund ta lirojë nga dënimi.

**Neni 246**
**Pengimi dhe mosekzekutimi i masave për mbrojtjen e fëmijëve**

1. Kushdo që nuk e zbaton apo e pengon ekzekutimin e masave edukative dhe masave të tjera të përcaktuara nga gjykata ose nga një organ tjetër kompetent përgjegjës për mbrojtjen e fëmijëve, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kushdo që si person përgjegjës në punë, në organe apo në ente për mbrojtjen, arsimimin ose aftësimin profesional të fëmijëve, ushtron haptazi detyrat e tij në mënyrë të papërgjegjshme dhe me këtë rrezikon apo dëmton rëndë shëndetin apo zhvillimin e fëmijës, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

**Neni 247**
**Mos raportimi i abuzimit të fëmijëve**

1. Pavarësisht nga dispozitat tjera ligjore, kushdo që ka arsye për të dyshuar se një fëmijë ka pësuar një incident të abuzimit të fëmijës, keqtrajtimit, braktisjes apo moskujdesit dhe nuk raporton menjëherë abuzimin ose moskujdesin, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga prindi, prindi adoptues apo kujdestari, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

3. Kushdo që gjatë angazhimit profesional lidhur me fëmijën, ka arsye për të dyshuar se fëmija ka pësuar incident të abuzimit të fëmijës, keqtrajtimit, braktisjes apo moskujdesit ose ka qenë i nënshtruar ndaj dhunës apo kanosjes për përdorim të dhunës, dhe nuk e raporton menjëherë rastin, dënohet me gjobë ose me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1., 2. ose 3. i këtij neni rezulton me vdekjen e fëmijës apo me dëmtim të rëndë të shëndetit të tij, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 248**
**Dhuna në familje**

1. Kushdo që e kryen dhunën ose keqtrajtimin fizik, psikologjik ose ekonomik me qëllim të cenimit të dinjitetit të personit tjetër brenda një marrëdhënieje familjare, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në 3 (tre) vjet.

2. Kur çfarëdo vepre në Kodin Penal kryhet brenda marrëdhënies familjare, do të konsiderohet si rrethanë rënduese.

3. Çdo anëtar i familjes që ushtron dhunë ose keqtrajtim fizik, psikologjik, seksual ose ekonomik ndaj anëtarit tjetër të familjes së tij/saj, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet.

3.1. “Marrëdhënia familjare” për nevojat e kësaj dispozite është në përputhshmëri me përkufizimin në nenin 113 të këtij kodi.

3.2. Dhuna në familje, dhuna fizike, psikologjike, seksuale dhe ekonomike, për nevojat e këtij kodi do të jetë e njëjtë siç është përkufizuar ne dispozitën e nenit 2, nën paragrafi 1.2. të Ligjit nr. 03/L-182 për mbrojtje nga Dhuna në Familje.

## KAPITULLI XXII
## VEPRAT PENALE KUNDËR SHËNDETIT PUBLIK

### Neni 249
### Përhapja e sëmundjeve ngjitëse

1. Kushdo që nuk vepron sipas dispozitave apo urdhrave të organit publik kompetent në fushën e shëndetësisë, e cila ka për qëllim parandalimin apo luftimin e sëmundjeve ngjitëse te njerëzit apo kafshët dhe me këtë shkakton përhapjen e sëmundjes ngjitëse te njerëzit, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që nuk i përmbahet dispozitave apo urdhrave nga paragrafi 1. i këtij neni dhe me këtë shkakton përhapjen e sëmundjeve ngjitëse te kafshët, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor apo dëmtim të rëndë të shëndetit,  kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

6. Kur vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor apo dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

7. Kur vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

### Neni 250
### Mosveprimi sipas dispozitave shëndetësore gjatë epidemisë

Kushdo që gjatë kohës së epidemisë ose të ndonjë sëmundjeje ngjitëse nuk vepron sipas urdhrave apo vendimeve tjera të nxjerra në bazë  të dispozitave të organit kompetent, i cili cakton masat që kanë për qëllim luftimin apo parandalimin e tyre, dënohet me burgim deri në dy (2) vjet.

### Neni 251
### Përhapja e sëmundjeve venerike

1. Kushdo që duke ditur se është i infektuar me sëmundje seksualisht të transmetueshme, nuk e zbulon këtë fakt dhe e infekton personin tjetër, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekje të personit, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Procedura penale për vepër penale nga paragrafi 1. i këtij neni fillohet sipas propozimit.

**Neni 252**
**Përhapja e virusit HIV**

1. Kushdo që duke ditur se është i infektuar me HIV, nuk e zbulon këtë fakt dhe infekton personin tjetër, dënohet me burgim prej dy (2) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni është kryer nga pakujdesia, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri pesë (5) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e personit, kryesi dënohet me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e personit kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri tetë (8) vjet.

**Neni 253**
**Punësimi i personave të infektuar me sëmundje ngjitëse**

1. Kushdo që në kundërshtim me ligjet e shëndetësisë, në spital, në maternitet të spitalit, në shkollë, në restorant apo në punëtori ose në organizatë biznesi apo në ndonjë vend të ngjashëm pune ku përpunohen artikujt ushqimorë apo ku kryhen shërbime higjienike, e punëson apo e mban në punë personin për të cilin e di se lëngon nga sëmundja ngjitëse dhe me këtë shkakton përhapjen e sëmundjes ngjitëse, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me dëmtim të rëndë të shëndetit të tjetrit, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me dëmtim të rëndë të shëndetit të tjetrit, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

6. Kur vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

**Neni 254**
**Trajtimi i pandërgjegjshëm mjekësor**

1. Mjeku, stomatologu ose punonjësi tjetër shëndetësor, i cili me rastin e dhënies së shërbimeve të kujdesit shëndetësor, përdor haptas një mjet apo metodë të papërshtatshme të mjekimit ose në ndonjë mënyrë tjetër haptazi nuk i zbaton rregullat e profesionit të kujdesit shëndetësor ose haptazi vepron në mënyrë të pakujdesshme, duke shkaktuar kështu keqësimin e sëmundjes ose dëmtimin shëndetësor të personit tjetër, dënohet me burgim me jo më shumë se një (1) vit.

2. Nëse si rezultat i veprës penale nga paragrafi 1 i këtij neni, një person tjetër pëson një lëndim të rëndë trupor ose sëmundja ekzistuese përkeqësohet ndjeshëm, kryesi dënohet me burgim me jo më shumë se tre (3) vjet.

3. Nëse si rezultat i veprës penale nga paragrafi 1 i këtij neni, një person tjetër pëson një lëndim veçanërisht të rëndë trupor ose shtatzënia e një personi ndërpritet, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse si rezultat i veprës penale nga paragrafi 1 i këtij neni, vdesin një ose më shumë persona, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me burgim me jo më shumë se gjashtë (6) muaj.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 2 i këtij Neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me burgim me jo më shumë se një (1) vit.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 3 i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me burgim jo më shumë se tre (3) vjet.

8. Nëse vepra penale nga paragrafi 4 i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 255**
**Mosdhënia e ndihmës mjekësore**

1. Mjeku ose punonjësi tjetër shëndetësor, i cili në kundërshtim me detyrën e tij refuzon t'i ofrojë ndihmën mjekësore personit të cilit i nevojitet ndihma e tillë, ndonëse ai është i vetëdijshëm ose do duhej të ishte i vetëdijshëm se mosveprimi i tillë mund të rezultojë në lëndim të rëndë trupor apo dëmtim të rëndë të shëndetit ose vdekjen e personit, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit të personit të cilit nuk iu është dhënë ndihma mjekësore, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e personit të cilit nuk iu është dhënë ndihma mjekësore, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 256**
**Ushtrimi i kundërligjshëm i veprimtarisë mjekësore ose farmaceutike**

1. Kushdo që pa pasur kualifikimet profesionale apo autorizimet ligjore, kryen trajtime mjekësore, shërbime farmaceutike ose angazhohet në aktivitete tjera mjekësore për të cilat me ligj kërkohen kualifikime të posaçme, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit të personit, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

**Neni 257**
**Eksperimentet e kundërligjshme mjekësore dhe testimi i barërave**

1.Kushdo që pa autorizim ose në kundërshtim me ligjin e zbatueshëm kryen eksperimente mjekësore, eksperimente të klonimit të njeriut apo eksperimente të ngjashme në njerëz, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

2.Kushdo që pa autorizim ose në kundërshtim me ligjin e zbatueshëm kryen testime klinike të barërave, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

**Neni 258**
**Përgatitja dhe dhënia e pandërgjegjshme e barërave**

1. Farmacisti apo personi tjetër që është i autorizuar të përgatisë apo të shpërndajë barëra, i cili i përgatit barërat në kundërshtim me standardet profesionale apo jep barëra në mënyrë të gabuar dhe me këtë rrezikon shëndetin apo jetën e personit, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndime të rënda trupore ose me dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me lëndime të rënda trupore ose me dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

6. Kur vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

7. Barërat e përgatitura sipas paragrafit 1. të këtij neni, konfiskohen.

**Neni 259**
**Transplantimi i kundërligjshëm dhe trafikimi i organeve dhe qelizave njerëzore**

1. Kushdo që pa arsye mjekësore, pa autorizim ose në kundërshtim me ligjin e zbatueshëm, për qëllim transplantimi merr pjesë të trupit të njeriut me pëlqimin e dhënësit, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që pa arsye mjekësore, pa autorizim ose në kundërshtim me ligjin e zbatueshëm, transplanton pjesë të trupit të njeriut me pëlqimin e marrësit, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet pa pëlqimin e dhënësit apo pa pëlqimin e marrësit, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Kushdo që pa autorizim ose në kundërshtim me ligjin e zbatueshëm, për qëllim transplantimi merr pjesë të trupit të personit të vdekur, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

5. Kushdo që pa autorizim ose në kundërshtim me ligjin e zbatueshëm, posedon, blen, ndërmjetëson në blerje, shet, transporton, importon ose eksporton organe apo qeliza njerëzore për qëllim të transplantimit, dënohet më gjobë dhe me burgim prej dy (2) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

6. Kushdo që për shpërblim ose përfitime tjera, vepron si ndërmjetësues për të siguruar një trup apo pjesë të trupit të një personi tjetër të gjallë apo të vdekur, për qëllim të transplantimit, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në dy (2) vjet.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet nga mjeku, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

8. Nëse vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni kryhet nga mjeku, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

**Neni 260**
**Prodhimi dhe shpërndarja e produkteve të dëmshme mjekësore**

1. Kushdo që prodhon barëra të falsifikuara apo të dëmshme ose produkte tjera mjekësore të cilat janë të dëmshme për shëndetin, me qëllim që t'i shesë ato apo në ndonjë mënyrë tjetër t'i vë në qarkullim, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në katër (4) vjet.

2. Kushdo që vë në qarkullim barërat ose produktet mjekësore pa u bërë kontrolli i nevojshëm nga personi apo enti i autorizuar, ose i vë në qarkullim ato pas datës së skadimit, dënohet me burgim deri në katër (4) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim deri në dy (2) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.
5. Kur vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

6. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

7. Kur vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

8. Produktet mjekësore dhe mjetet e prodhimit sipas këtij neni, konfiskohen.

**Neni 261**
**Prodhimi dhe vënia në qarkullim e artikujve të dëmshëm ushqimorë**

1. Kushdo që prodhon me qëllim të shitjes, shet, ofron për shitje apo në ndonjë mënyrë tjetër vë në qarkullim artikuj ushqimorë, pije apo produkte të tjera për të cilat kryesi e di se janë të dëmshme për shëndetin e njerëzve, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në katër (4) vjet.

2. Kushdo që vë në qarkullim artikuj ushqimor ose pije pa u bërë kontrolli i nevojshëm nga personi apo enti i autorizuar, ose i vë në qarkullim artikujt pas datës së skadimit, dënohet me burgim deri në dy (2) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit të ndonjë personi, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit të ndonjë personi, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

6. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

7. Kur vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

8. Artikujt dhe sendet e dëmshme konfiskohen.

**Neni 262**
**Kontrolli i pandërgjegjshëm i produkteve shtazore të destinuara për konsumim**

1. Veterinari ose personi tjetër i autorizuar i cili gjatë kontrollit të kafshëve të destinuara për therje apo të mishit të destinuar për konsumim, vepron në kundërshtim me standardet profesionale ose në kundërshtim me dispozitat në fuqi të standardeve të praktikës veterinare ose nuk e kryen kontrollin dhe me këtë mundëson që të vihet në qarkullim mishi apo artikujt tjerë të dëmshëm për shëndetin e njerëzve, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit të ndonjë personi, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit të ndonjë personi, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

6. Kur vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 263**
**Dhënia ose përdorimi i certifikatës së rreme të mjekut apo të veterinarit**

1. Mjeku i cili lëshon certifikatë të rreme mjekësore ose veterinari i cili lëshon certifikatë të rreme veterinare, ndonëse ai e di se ajo është e rreme, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kushdo që përdor certifikatë të rreme mjekësore apo veterinare, ndonëse e di se është e rreme, dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

**Neni 264**
**Ndotja e ujit të pijshëm**

1. Kushdo që me ndonjë materie të dëmshme e ndot ujin të cilin njerëzit e përdorin si ujë të pijshëm dhe kështu rrezikon jetën apo shëndetin e njerëzve, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim deri në tetë (8) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

6. Kur vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë

personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 265**
**Ndotja e artikujve ushqimorë që përdoren nga njerëzit apo kafshët**

1. Kushdo që me ndonjë materie të dëmshme i ndot artikujt ushqimorë që përdoren nga njerëzit apo kafshët dhe kështu rrezikon jetën apo shëndetin e njerëzve, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit të një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim deri në tetë (8) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose me dëmtim të rëndë të shëndetit të një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej së paku dhjetë (10) vjet.

6. Kur vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

7. Kushdo që me ndonjë materie të dëmshme e ndot ushqimin e kafshëve të cilat janë të destinuara për konsumim nga njerëzit dhe kështu rrezikon jetën apo shëndetin e njerëzve, dënohet me gjobë ose me burgim prej tre (3) muaj deri në një (1) vit.

8. Kur vepra penale nga paragrafi 5. i këtij neni rezulton me ngordhjen e kafshëve në vlerë që tejkalon pesëmijë (5.000) Euro ose me ngordhjen e një numri të madh të kafshëve, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

**Neni 266**
**Shërbimi me pije alkoolike i personave nën moshën gjashtëmbëdhjetë vjet**

1. Kushdo që në lokalin hotelier, në bar apo në ndonjë dyqan tjetër ku shiten pije alkoolike, i shërben, i shet apo i vë në dispozicion pije alkoolike personit nën moshën gjashtëmbëdhjetë (16) vjet, dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) muaj.

## KAPITULLI XXIII
## VEPRAT PENALE TË NARKOTIKËVE

**Neni 267**
**Blerja, posedimi, shpërndarja dhe shitja e paautorizuar e narkotikëve, substancave psikotrope dhe analoge**

1. Kushdo që pa autorizim blen ose posedon me qëllim të shitjes apo shpërndarjes, ose ofron për shitje substanca apo preparate të cilat janë shpallur me ligj si narkotikë, substanca psikotrope apo substanca analoge, dënohet me gjobë dhe me burgim prej dy (2) deri në tetë (8) vjet .

2. Kushdo që pa autorizim shpërndan, shet, transporton, dorëzon, ndërmjetëson, dërgon ose dërgon në transit substanca apo preparate të cilat janë shpallur me ligj si narkotikë, substanca psikotrope ose substanca analoge, me qëllim të shpërndarjes, shitjes ose ofrimit për shitje, dënohet me gjobë dhe me burgim prej dy (2) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

3. Kushdo që pa autorizim eksporton ose importon substanca apo preparate të cilat janë shpallur me ligj si narkotikë, substanca psikotrope ose substanca analoge, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Për qëllime të këtij kapitulli, shprehja "analog" nënkupton çfarëdo substance e cila nuk është e autorizuar dhe struktura kimike e së cilës është esencialisht e ngjashme me atë të substancave apo preparateve që janë shpallur si narkotikë ose substanca psikotrope dhe efektet e të cilave i riprodhon.

5. Substancat narkotike, substancat psikotrope ose substancat analoge dhe mjetet për prodhimin, shpërndarjen apo transportimin e tyre konfiskohen.

**Neni 268**
**Prodhimi dhe përpunimi i paautorizuar i narkotikëve, substancave psikotrope, analoge apo veglave, pajisjeve apo materialeve narkotike**

1. Kushdo që pa autorizim prodhon, kultivon, përpunon, nxjerr ose përgatit substanca apo preparate që janë shpallur si narkotikë ose substanca psikotrope, dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Kushdo që pa autorizim prodhon, kultivon, përpunon, shet ose ofron për shitje substancën analoge, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

3. Kushdo qe prodhon, transporton ose shpërndan preparate duke e ditur se ato do të përdoren për prodhim ose përpunim të paautorizuar të narkotikëve apo substancave psikotrope, dënohet me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Kushdo që pa autorizim prodhon, transporton, shpërndan, shet ose furnizon me vegla, pajisje apo materiale narkotike, duke ditur se këto janë përdorë ose do të përdoren për kultivim, prodhim, përpunim, trafikim apo përdorim të paautorizuar të çfarëdo substance ose preparati të cilat janë shpallur si narkotikë, substanca psikotrope apo analoge, dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

5. Substancat narkotike, substancat psikotrope ose substancat analoge dhe mjetet për prodhimin, shpërndarjen apo transportimin e tyre konfiskohen.

**Neni 269**
**Posedimi i paautorizuar i narkotikëve, substancave psikotrope ose analoge**

1. Kushdo që pa autorizim posedon narkotikë, substanca psikotrope apo analoge, dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tre (3) vjet.

2. Kryesi që kryen veprën nga paragrafi 1. i këtij neni për herë të parë dhe i cili posedon më pak se tre (3) gram të substancave narkotike apo substancave psikotropike ose analoge dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

3. Substancat narkotike, substancat psikotrope ose substancat analoge konfiskohen.

**Neni 270**
**Intoksikimi i personit tjetër me narkotikë ose substanca psikotrope**

Kushdo që e intoksikon personin tjetër me narkotikë, substanca psikotrope apo substanca analoge pa dijeninë e personit të tillë, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

**Neni 271**
**Lehtësimi i sigurimit apo përdorimit të narkotikëve, substancave psikotrope apo analoge**

1. Kushdo që administron me narkotikë, me substanca psikotrope apo analoge dhe për shkak të detyrës që ka, lehtëson sigurimin ose përdorimin e tyre në kundërshtim me ligjin, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Drejtuesi ose pronari i lokalit apo i hapësirës tjetër të mbyllur që përdoret nga publiku, i cili lejon apo toleron përdorimin e narkotikëve, substancave psikotrope ose substancave analoge, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 272**
**Kultivimi i bimës së hashashit, shkurres së kokainës ose bimëve të kanabisit**

1. Kushdo që pa autorizim kultivon bimën e hashashit, shkurren e kokainës ose bimën e kanabisit me qëllim të prodhimit të narkotikeve ose substancave psikotropike, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Bima e hashashit, shkurrja e kokainës ose bima e kanabisit dhe furnizimet, pajisjet dhe materialet për kultivimin e tyre konfiskohen.

**Neni 273**
**Organizimi, drejtimi apo financimi i trafikimit të narkotikëve apo substancave psikotrope**

1.Kushdo që organizon, drejton apo financon ndonjë prej veprave penale nga ky Kapitull, dënohet me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

2.Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni përfshin sasi të madhe të narkotikëve apo substancave psikotrope, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

**Neni 274**
**Konvertimi apo transferimi i pasurisë që rrjedh nga veprat penale nga ky kapitull**

1. Kushdo që e konverton apo transferon pasurinë, duke e ditur se pasuria e tillë rrjedh nga kryerja e cilësdo vepre penale nga ky Kapitull ose nga pjesëmarrja në veprën apo veprat e tilla, dhe konvertimi apo transferimi i tillë bëhet për qëllim të fshehjes ose mbulimit të origjinës së paligjshme të pasurisë apo të ofrimit të ndihmës personit i cili është i përfshirë në kryerjen e veprës apo veprave të tilla për t'iu shmangur pasojave juridike të veprimeve të tij, dënohet me gjobë tre herë më të lartë se vlera e pasurisë së transferuar apo konvertuar dhe me burgim deri në dhjetë (10) vjet.

2. Pasuria e konvertuar apo e transferuar konfiskohet.

**Neni 275**
**Dënimi për raste të rënda të veprave penale nga ky Kapitull**

1.Nëse vepra penale nga nenet 267, 268, 269, 270 ose 272 të këtij Kodi kryhet në një ose më shumë nga rrethanat në vijim, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në

pesëmbëdhjetë (15) vjet, nëse:

1.1. kryesi vepron si anëtar i grupit;

1.2. kryesi është person zyrtar në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij;

1.3. kryesi përdor ose kanos se do ta përdorë dhunën ose armën;

1.4. vepra kryhet në dëm ose duke e shfrytëzuar viktimën e ndjeshme;

1.5. dërgesa, ngarkesa, kontejneri ose mjeti i planifikuar për një operacion humanitar është përdorur për transportimin e paligjshëm të narkotikëve, substancave psikotrope ose substancave analoge;

1.6. personi ka përzier substancat narkotike, substancat psikotrope ose substancat analoge me substanca të tjera të cilat e shtojnë rrezikun për shëndetin;

1.7. vepra është kryer brenda perimetrit prej treqind e pesëdhjetë (350) metrash nga shkolla apo mjedisi tjetër që përdoret nga fëmijët ose brenda perimetrit prej treqind e pesëdhjetë (350) metrash nga cilido institucion i edukimit;

1.8. vepra penale kryhet brenda institucionit korrektues;

1.9. vepra penale përfshin sasi të mëdha të narkotikëve, substancave psikotrope ose substancave analoge.

2. Substancat narkotike, substancat psikotrope ose substancat analoge dhe mjetet për prodhimin, shpërndarjen apo transportimin e tyre konfiskohen.

### Neni 276
### Kompensimi ndaj zbatuesve të ligjit

Kur personi dënohet për ndonjë vepër penale nga ky Kod, gjykata mund ta urdhërojë personin e dënuar që të bëjë kompensimin e cilësdo agjenci për zbatimin e ligjit, për shpenzimet e arsyeshme të bëra nga agjencia përkatëse në blerjen e narkotikëve ose substancave psikotrope nga ai person ose nga agjenti i tij si pjesë e hetimit që shpie në dënimin e tij.

## KAPITULLI XXIV
## KRIMI I ORGANIZUAR

### Neni 277
### Pjesëmarrja ose organizimi i grupit kriminal të organizuar

1. Kushdo që me dashje dhe me dijeni qoftë të qëllimit dhe veprimtarisë së përgjithshme të grupit kriminal të organizuar ose qëllimit të grupit për të kryer një apo më shumë vepra penale të cilat janë të dënueshme me dënim maksimal prej të paktën katër (4) vjet ose më shumë aktivisht merr pjesë në veprimtaritë kriminale të grupit duke ditur se pjesëmarrja e tillë do të kontribuojë në realizimin e veprimtarive kriminale të grupit, dënohet me gjobë deri në dyqind e pesëdhjetë mijë (250.000) Euro dhe me burgim prej së paku shtatë (7) vjet.

2. Kushdo që organizon, themelon, mbikëqyr, menaxhon ose drejton veprimtaritë e grupit kriminal të organizuar, dënohet me gjobë deri në pesëqind mijë (500.000) Euro dhe me burgim prej së paku dhjetë (10) vjet.

3. Kur veprimtaritë e grupit kriminal të organizuar të parapara në paragrafin 1. ose 2. të këtij neni

rezultojnë në vdekje, kryesi dënohet me gjobë deri në pesëqind mijë (500.000) Euro dhe me burgim prej së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm.

4. Gjykata mund të zbusë dënimin e anëtarit të grupit kriminal të organizuar i cili, para se grupi kriminal i organizuar të ketë kryer veprën penale, raporton në polici ose prokurori, ekzistimin, formacionin dhe jep informata për grupin kriminal të organizuar në detaje të mjaftueshme për të mundësuar arrestimin apo ndjekjen e grupit të tillë.

5. Për qëllime të këtij neni, "aktivisht merr pjesë" përfshin, por nuk kufizohet në ofrimin e informatave ose mjeteve materiale, rekrutimin e anëtarëve të rinj dhe të gjitha format e financimit të veprimtarive të grupit.

## KAPITULLI XXV
## VEPRAT PENALE KUNDËR EKONOMISË

### Neni 278
### Cenimi i barazisë në ushtrimin e veprimtarisë ekonomike

Personi zyrtar i cili duke keqpërdorur detyrën zyrtare apo autorizimet e tij, kufizon qarkullimin e lirë të kapitalit, njerëzve, mallrave, shërbimeve, punës apo mjeteve të riprodhimit në territorin e Republikës së Kosovës, ose mohon apo kufizon të drejtën e organizatës së biznesit apo të personit juridik që në territorin e Republikës së Kosovës të merret me qarkullimin e mallit apo të shërbimeve, ose e vë organizatën e biznesit apo personin juridik në pozitë të pabarabartë ndaj organizatës së biznesit ose personit tjetër juridik lidhur me kushtet për punë apo qarkullimin e mallit apo të shërbimeve, ose e kufizon këmbimin e lirë të mallit ose të shërbimeve dhe me këtë realizohet fitim i konsiderueshëm për atë organizatë të biznesit ose person juridik ose shkaktohet dëm i konsiderueshëm për tjetrin, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

### Neni 279
### Veprimtaria e pandërgjegjshme ekonomike

1. Personi përgjegjës i cili duke shkelur me dashje ligjin apo dispozitën tjetër të afarizmit, vepron në kundërshtim me standardet e rregullta të afarizmit dhe me këtë i shkakton dëm substancial material organizatës së biznesit apo personit juridik, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me likuidim të detyrueshëm ose falimentim të asaj organizate të biznesit apo të personit juridik, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

### Neni 280
### Shkaktimi i falimentimit

1. Kushdo që duke ditur borxhin e tepërt ose insolvencën aktuale apo të pashmangshme, përfshihet në një apo më shumë nga veprimtaritë në vijim, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet, nëse:

1.1. fsheh apo deformon ose në ndonjë mënyrë tjetër në kundërshtim me standardet e rregullta të afarizmit, e shkatërron, dëmton ose e bën të pashfrytëzueshëm ndonjë aset, i cili në rast të procedurave të insolvencës do ti takonte pronës falimentuese;

1.2. në ndonjë mënyrë në kundërshtim me standardet e rregullta të afarizmit, hyn në sipërmarrje humbëse apo spekulative ose këmbime të mallrave apo letrave me vlerë ose konsumon shuma të tepërta ose bëhet debitor për shkak të shpenzimeve

joekonomike, bixhozit ose vënies së basteve;

1.3. prokuron mallra, shërbime apo kredi, ndërmerr veprimtari ekonomike të cilat krijojnë borxh tepër të madh, konkludon ose rinovon kontrata të paarsyeshme, nuk i mbledh borxhet që i kanë të tjerët, nuk i zbaton kërkesat me kohë dhe/ose i tjetërson mallrat apo shërbimet, letrat me vlerë apo gjërat e prodhuara nga këto të mira dukshëm nën vlerën e tyre në kundërshtim me standardet e rregullta të afarizmit;

1.4. simulon ekzistimin e të drejtave të tjetrit ose me dijeni i njeh të drejtat e fabrikuara;

1.5. nuk mban librat e kontabilitetit, të cilat me ligj është i detyruar t'i mbajë, ose i mban apo i modifikon ashtu që analizimi apo auditimi i aseteve neto të jetë më i vështirë;

1.6. deformon, fsheh, shkatërron ose dëmton librat e kontabilitetit apo dokumentacionin tjetër me qëllim që të bëjë analizimin apo auditimin e aseteve neto më të vështirë, të fsheh asetet apo të mashtrojë ndonjë person;

1.7. zvogëlon asetet neto ose fsheh marrëdhëniet aktuale të afarizmit në ndonjë mënyrë tjetër që është dukshëm në kundërshtim me standardet e rregullta të afarizmit;

1.8. merr përsipër detyrime të tepërta; ose

1.9. konkludon ose rinovon kontrata të paarsyeshme me subjekte insolvente.

2. Vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni dënohet vetëm nëse likuidimi i detyrueshëm ose procedura e falimentimit janë filluar.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

**Neni 281**
**Shkaktimi i falimentimit të rrejshëm**

1. Kushdo që përfshihet në një nga veprimet e mëposhtme me qëllim që të mos paguajë atë që është i detyruar të paguajë, ose me qëllim që të mashtrojë ose duke mashtruar ndonjë kreditor apo debitor, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet:

1.1. fsheh tërë pasurinë apo një pjesë të pasurisë së subjektit, kryen shitje të rrejshme, e shet nën vlerën e tregut ose ia transferon personit tjetër si kompensim;

1.2. hyn në kontrata të rrejshme apo fiktive të borxhit; ose

1.3. fsheh, shkatërron ose ndryshon librat e kontabilitetit të cilat është i detyruar me ligj që ti mbajë, ashtu që rezultati i veprimtarisë së tij ose gjendja e aseteve apo detyrimeve nuk mund të vërtetohet, ose përmes dokumenteve të rrejshme apo në ndonjë mënyrë tjetër krijon një situatë të tillë ku mund të realizohet falimentimi.

2. Veprat penale nga paragrafi 1. i këtij neni dënohen vetëm nëse likuidimi i detyrueshëm ose procedurat e falimentimit janë filluar.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me humbje mbi pesëmbëdhjetëmijë (15.000) Euro për kreditorin, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 282**
**Mashtrimi në procedurën e falimentimit**

1. Kushdo që lidhur me procedurën e falimentimit, përfshihet në një apo më shumë nga veprimtaritë në vijim me administratorin apo personin i cili vepron në cilësi të administratorit, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet, nëse:

1.1. paraqet deklaratë, dokument apo kërkesë të rrejshme, ose jep dëshmi të rrejshme;

1.2. me dijeni dhe me mashtrim transferon, fsheh ose nuk ia kalon ndonjë pasuri apo dokument administratorit apo personit i cili vepron në cilësi të administratorit;

1.3. me dijeni dhe me mashtrim jep, ofron, pranon apo tenton të përfiton para, pasuri, pagesë, kompensim, shpërblim, përparësi apo premtim për një veprim ose shmangie nga veprimi në mënyrë që të përfitojë ndonjë përparësi në procedurën e falimentimit; ose

1.4. me dijeni dhe pa autorizim nga administratori i pronës, shet, pranon, vjedh, përvetëson, shkatërron, përdhosë ose blen, qoftë në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë, ndonjë letër apo pasuri të pronës.

**Neni 283**
**Mashtrimi ose dëmtimi i kreditorëve apo debitorëve**

1. Kushdo që duke ditur borxhin e tepërt ose insolvencën aktuale apo të pashmangshme, vë një kreditor apo debitor në pozitë më të favorshme përmes pagesës së borxheve apo në ndonjë mënyrë tjetër dhe me këtë shkakton dëme prej më tepër se pesëmijë (5.000) Euro ose rezulton në humbje të kreditorëve tjerë prej më tepër se pesëmijë (5.000) Euro, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që për të mashtruar ose shkaktuar dëm ndonjë kreditori apo debitori, pranon një kërkesë të rrejshme, lidhë kontrata të rrejshme ose kryen ndonjë veprim tjetër mashtrues me të cilin dëmton ndonjë kreditor apo debitor, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me dëm që tejkalon dyqind e pesëdhjetëmijë (250.000) Euro ose rezulton me humbje që tejkalon dyqind e pesëdhjetëmijë (250.000) Euro, ose kur si rezultat i kësaj i dëmtuari detyrohet ti nënshtrohet procedurës së riorganizimit ose falimentimit, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 284**
**Keqpërdorimi i autorizimeve ekonomike**

1. Personi përgjegjës që gjatë ushtrimit të veprimtarisë ekonomike kryen një nga veprimet në vijim me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të dobisë pasurore për vete apo për ndonjë person tjetër, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet:

1.1. krijon apo mban fonde të palejuara në Republikën e Kosovës ose në ndonjë juridiksion tjetër;

1.2. përmes përpilimit të dokumenteve me përmbajtje të rreme, me bilance të rreme, me vlerësime të rreme, inventarizim apo me prezantim tjetër të rremë ose përmes fshehjes së provave në mënyrë të rreme e prezanton qarkullimin e aseteve ose të rezultateve të veprimtarisë ekonomike dhe në këtë mënyrë i vë në lajthim organet drejtuese në organizatën e biznesit gjatë vendimmarrjes lidhur me veprimtaritë menaxhuese;

1.3. nuk i paguan detyrimet tatimore ose detyrimet e tjera fiskale të parapara me ligj;

1.4. mjetet me të cilat disponon i shfrytëzon në kundërshtim me qëllimin e tyre të paraparë; ose

1.5. në ndonjë mënyrë tjetër e shkel ligjin apo rregullat e veprimtarisë afariste lidhur me tjetërsimin, përdorimin apo menaxhimin e pasurisë.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton në dobi pasurore që tejkalon njëqindmijë (100.000) Euro, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 285**
**Lidhja e kontratës së dëmshme**

1. Personi përgjegjës i cili ushtron veprimtari ekonomike që lidh kontratë për të cilën e di se është e dëmshme për organizatën e biznesit apo që lidh kontratë në kundërshtim me autorizimet e tij dhe me këtë i shkakton dëm organizatës së biznesit, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.
2. Kur kryesi i veprës nga paragrafi 1. i këtij neni merr ryshfet ose shkakton dëm në shumën që tejkalon njëqindmijë (100.000) Euro, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 286**
**Komunikimi i paautorizuar i sekretit tregtar**

1. Kushdo që në shkelje të detyrave të tij për ruajtjen e sekreteve afariste apo tregtare, ia kumton apo ia përcjell personit tjetër të dhënat lidhur me sekretet afariste apo tregtare ose në ndonjë mënyrë tjetër ia mundëson ndonjë personi të paautorizuar qasjen në të dhënat e tilla ose mbledh të dhëna të tilla me qëllim që t'ia përcjell personit të paautorizuar, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që me qëllim të përdorimit në mënyrë të paautorizuar, arrin në mënyrë të kundërligjshme deri te të dhënat të cilat ruhen si sekrete të afarizmit apo të tregtisë, siç parashihet në paragrafin 1. të këtij neni, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni.

3. Kur të dhënat nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni janë të një rëndësie të veçantë ose nëse të dhënat e këtilla i përcjellën personit tjetër me qëllim që këto të dhëna t'i nxjerrë jashtë Republikës së Kosovës, ose nëse vepra është kryer me qëllim të përfitimit të dobisë pasurore, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 3. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

5. Kushdo që me qëllim të këmbimit të sekretit tregtar për përfitim ekonomik të cilitdo përveç pronarit të tij, vjedh ose merr pa autorizim, ose përmes mashtrimit apo lajthimit merr të dhënat sipas paragrafit 1. të këtij neni, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

6. Kushdo që pranon, blen apo posedon sekretin tregtar, duke ditur se ky sekret është vjedhur ose marrë pa autorizim, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

7. Për qëllime të këtij neni, shprehja "sekret afarist" nënkupton të dhënat që janë cilësuar si të tilla me ligj ose me dispozita të organizatës së biznesit ose të personi juridik dhe të cilat paraqesin sekretin e prodhuesit, rezultatin e punës hulumtuese ose të dizajnimit, të dhëna financiare, afariste, shkencore, teknike, ekonomike apo inxhinierike, përfshirë plane, formula, dizajne, prototipe, metoda, teknika, procese, procedura, programe, kode ose të dhëna tjera për të cilat pronari ka ndërmarrë masa të arsyeshme për ti mbajtur sekret dhe zbulimi i tyre personit të paautorizuar mund të ketë efekte të dëmshme për interesat ekonomike të organizatës së biznesit apo të personit juridik.

8. Për qëllime të këtij neni, shprehja “sekret tregtar” nënkupton të dhënat që janë cilësuar si të tilla me ligj ose me dispozita të organizatës së biznesit ose të personi juridik dhe të cilat paraqesin sekretin e prodhuesit, rezultatin e punës hulumtuese ose të dizajnimit, të dhëna financiare, afariste, shkencore, teknike, ekonomike apo inxhinierike, përfshirë plane, formula, prototipe, metoda, teknika, procese, procedura, programe, kode ose të dhëna tjera për të cilat pronari ka ndërmarrë masa të arsyeshme për ti mbajtur sekret dhe zbulimi i tyre personit të paautorizuar mund të ketë efekte të dëmshme për interesat ekonomike të organizatës së biznesit apo të personit juridik.

**Neni 287**
**Falsifikimi i letrave me vlerë dhe instrumenteve të pagesës**

1. Kushdo që prodhon letra me vlerë të falsifikuara apo instrumente të pagesës të falsifikuara ose i ndryshon letrat me vlerë me qëllim që t’i përdorë si të vërteta, ose ia jep ato personit tjetër për përdorim ose i përdorë ato letra me vlerë si të vërteta, dënohet me burgim prej (6) gjashtë muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që përdorë letra me vlerë të falsifikuara apo instrumente të pagesës të falsifikuara, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

3. Kushdo që duke ditur se letra me vlerë apo instrument i pagesës është i falsifikuar, pranon, transporton ose posedon letrën me vlerë apo instrumentin e pagesës të falsifikuar me qëllim që ta shpërndajë ose ta përdorë si të vërtetë, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni përfshinë letra me vlerë apo instrumente të pagesës me vlerë të cekur që tejkalon dhjetëmijë (10.000) Euro, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

5. Kushdo që ka pranuar si të vërteta letrat me vlerë apo instrumentet e pagesës të falsifikuara dhe i përdorë ato duke ditur se janë të falsifikuara, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

6. Tentativa për të kryer vepër penale nga paragrafi 5. i këtij neni është e dënueshme.

7. Letrat me vlerë, instrumentet e pagesës dhe pajisjet për prodhimin ose ndryshimin e tyre konfiskohen.

8. Shprehja “instrument i pagesës” nënkupton instrument fizik, përveç parave, që i mundëson nga natyra e tij specifike, vetë apo në bashkim me ndonjë instrument tjetër të pagesës, mbajtësit apo përdoruesit që të transferojë paratë apo vlerën monetare. Kjo përfshinë, por nuk kufizohet në fletë aksione, certifikata të aksioneve, aksione, kredit kartela, kartela të euroçeqeve, kartela tjera të lëshuara nga institucionet financiare, euroçeqe, çeqe tjera të udhëtarëve dhe kartëmonedha të këmbimit, të cilat janë të mbrojtura kundër imitimit apo përdorimit të rremë përmes dizajnit, kodimit, nënshkrimit apo ndonjë mjeti tjetër.

9. Letrat me vlerë ose instrumentet e pagesës përfshijnë letrat me vlerë ose instrumentet e pagesës të falsifikuara dhe letrat me vlerë ose instrumentet e pagesës të vërteta të cilat janë ndryshuar në aspektin material dhe me qëllim që të përdoren për qëllime mashtruese.

**Neni 288**
**Falsifikimi i shenjave me vlerë**

1. Kushdo që prodhon shenja me vlerë të falsifikuara, i ndryshon ato me qëllim që t’i përdorë si të vërteta, ia jep personit tjetër për përdorim ose i përdor shenjat me vlerë të falsifikuara si të vërteta, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që duke ditur se shenja me vlerë është e falsifikuar, furnizon, shet, blen, shpërndan, transporton, pranon apo posedon shenjën e falsifikuar apo të anuluar me qëllim që ta shpërndajë ose ta përdorë si të vërtetë, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni përfshin shenjën, vlera e të cilave tejkalon dhjetëmijë (10.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Kushdo që e heq pullën e vulosur nga shenja me vlerë nga paragrafi 1. i këtij neni, ose në ndonjë mënyrë tjetër dhe me qëllim të përdorimit të vazhdueshëm, mundohet që këtyre shenjave t'u jep pamjen sikur nuk janë përdorur asnjëherë më parë ose përdor prapë shenjën e përdorur apo e shet atë si të vlefshme, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

5. Kushdo që pranon si të vërtetë shenjën me vlerë dhe e përdorë duke ditur se është e falsifikuar, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

6. Kushdo që ka dijeni se shenja me vlerë e falsifikuar është duke u prodhuar ose përdorur dhe nuk e raporton një gjë të tillë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

7. Shenja me vlerë e falsifikuar dhe pajisjet për prodhimin apo ndryshimin e tyre konfiskohen.

**Neni 289**
**Cenimi i të drejtave të patentës**

1. Kushdo që në kuadër të një veprimtarie ekonomike e përdor pa autorizim patentën e regjistruar ose të mbrojtur me ligj apo topografinë e regjistruar të një qarku të mbyllur të një gjysmëpërçuesi, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Sendet nga paragrafi 1. i këtij neni të prodhuara për përdorim të paautorizuar konfiskohen.

**Neni 290**
**Cenimi i të drejtave të autorit**

1. Kushdo që nën emrin e tij apo të dikujt tjetër, shfaq apo në ndonjë mënyrë tjetër i kumton publikut punën e mbrojtur me të drejtat e autorit ose paraqitjen e tjetrit, në tërësi apo pjesërisht, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që gjatë përdorimit të punës së mbrojtur me të drejtat e autorit ose paraqitjes së tjetrit, qëllimisht nuk cek emrin, pseudonimin ose shenjën e autorit apo të performuesit kur kjo kërkohet me ligj, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në një (1) vit.

3. Kushdo që e ndryshon, shtrembëron ose në ndonjë mënyrë tjetër e dëmton punën e mbrojtur me të drejtat e autorit ose paraqitjen e tjetrit, dhe e shfaq në atë formë ose në ndonjë mënyrë tjetër ia kumton në formë të tillë publikut, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

4. Kushdo që paraqet ose në ndonjë formë tjetër ia kumton publikut në mënyrë të papërshtatshme punën e mbrojtur me të drejtën e autorit ose paraqitjen e tjetrit, që është paragjykuese për nderin dhe autoritetin e autorit ose performuesit, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

5. Kushdo që pa autorizim përdor punën e mbrojtur me të drejtat e autorit ose temën e çështjes së ndërlidhur me këto të drejta, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

6. Nëse gjatë kryerjes së veprës penale nga paragrafi 5. i këtij neni, kryesi ka përfituar për vete ose për personin tjetër së paku dhjetë mijë (10.000) Euro por më pak se pesëdhjetëmijë

(50.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

7. Nëse kryesi i veprës penale nga paragrafi 5. i këtij neni përfiton për vete ose për personin tjetër më shumë se pesëdhjetëmijë (50.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tetë (8) vjet.

8. Sendet dhe pajisjet për prodhimin e tyre nga ky nen konfiskohen.

**Neni 291**
**Shmangia e masave teknologjike**

1. Kushdo që kryen vepër të shmangies së ndonjë prej masave efektive mbrojtëse të teknologjisë ose të heqjes apo ndryshimit të të drejtave elektronike për menaxhimin e të dhënave, siç parashihet në dispozitat e ligjit për të drejtat e autorit dhe të drejtat e tjera të përafërta dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Sendet dhe pajisjet për prodhimin e tyre nga paragrafi 1. i këtij neni konfiskohen.

**Neni 292**
**Mashtrimi i konsumatorëve**

1. Kushdo që gjatë ushtrimit të veprimtarisë ekonomike dhe me qëllim të mashtrimit të blerësve apo konsumatorëve, përdor ose posedon me qëllim të përdorimit si emër apo shenjë të tij ose shenjë të veçantë të mallrave të tij, emrin apo shenjën e tjetrit, shenjën e mallrave apo shenjën e shërbimeve të tjetrit, ose shenjën e tjetrit që lidhet me prejardhjen gjeografike ose ndonjë shenjë tjetër të veçantë të mallrave apo përbërësve të tyre, dënohet me burgim deri në (3) tre vjet.

2. Kushdo që me qëllim të mashtrimit të blerësve apo konsumatorëve, përdorë gjatë prodhimit shenjën apo modelin e tjetrit pa autorizim, ose vë në qarkullim artikujt e prodhuar në këtë mënyrë, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni.

3. Sendet dhe pajisjet për prodhimin e tyre nga ky nen konfiskohen.

**Neni 293**
**Mashtrimi i blerësve**

1. Kushdo që me qëllim të mashtrimit të blerësve vë në qarkullim prodhime me shenjën në të cilën janë shënuar të dhëna të cilat nuk i përgjigjen përmbajtjes, llojit, prejardhjes apo kualitetit të produktit, vë në qarkullim produkte të cilat për nga pesha apo kualiteti nuk i përgjigjen asaj që rregullisht parashihet te produktet e tilla apo vë në qarkullim produkte pa shenjat që tregojnë për përmbajtjen, llojin, prejardhjen apo kualitetin e produktit kur shenja e tillë kërkohet me ligj, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që me qëllim të mashtrimit të blerësve shpall rrejshëm se është zbritur çmimi i mallit apo se pritet rritja e çmimit të mallit ose në ndonjë mënyrë tjetër përdor haptazi reklamë të rreme, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

**Neni 294**
**Organizimi i skemave piramidale dhe bixhozit të paligjshëm**

1. Kushdo që me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të dobisë pasurore për vete apo për personin tjetër, organizon, merr pjesë apo ndihmon në organizimin e veprimtarive të skemave piramidale, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të dobisë pasurore për vete apo për

personin tjetër, organizon, merr pjesë apo ndihmon në organizimin e bixhozit, lojërave të llojit të kazinove apo lojërave të fatit siç përcaktohet me ligj, për të cilat nuk është dhënë licenca, leja apo koncesioni i organit kompetent, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me fitim apo humbje që tejkalon njëzetepesëmijë (25.000) Euro, kryesi dënohet me burgim prej dy (2) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

4. Për qëllime të këtij neni, shprehja "skemë piramidale" do të thotë ofertë apo plan për investim mashtrues, ku paratë e kontribuara nga investitorët e mëvonshëm përdorën drejtpërdrejtë për të paguar ose ripaguar interesin ose bazën e investitorëve të mëhershëm, pa ndonjë veprimtari operative apo që prodhon burime të të ardhurave, përveç grumbullimit të vazhdueshëm të fondeve të reja.

**Neni 295**
**Keqpërdorimi i pozitës së monopolit**

1. Personi përgjegjës që ushtron një apo më shumë nga veprimtaritë ekonomike në vijim, të cilat keqpërdorin pozitën monopoliste apo dominuese në treg apo në një pjesë substanciale të tregut, duke u përfshirë në një apo më shumë nga veprimtaritë në vijim, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet, nëse:

1.1. në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë vë çmime të padrejta të blerjes apo të shitjes ose kushte tjera të padrejta tregtare;

1.2. në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë rregullon çmimet e blerjes apo të shitjes ose kushtet tjera të tregtisë;

1.3. kufizon apo kontrollon prodhimin, tregjet apo zhvillimin teknik ose investimin;

1.4. aplikon kushte jo të njëjta për transaksione të barabarta me palë tjera tregtare, duke i vënë ato në disavantazh konkurrues;

1.5. bën që lidhja e kontratave të varet nga pranimi prej palës tjetër i detyrimeve shtesë, të cilat për nga natyra e tyre apo sipas përdorimit komercial, nuk kanë ndonjë lidhje me subjektin e kontratave të tilla;

1.6. në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë rregullon çmimet e blerjes apo të shitjes ose kushtet tjera të tregtisë në tregje të aksioneve ose burimet e furnizimit;

1.7. kërkon pagesa ose kushte tjera afariste më pak të favorshme se që kërkohet për blerje të ngjashme në tregje të krahasueshme, përveç nëse ka ndonjë arsyetim objektiv për një diferencim të tillë;

1.8. kërkon pagesa apo kushte tjera afariste që dallojnë nga ato që me gjasë do të ishin në rast se do të ekzistonte konkurrenca efektive.

2. Personi përgjegjës në organizatën e biznesit i cili merret vesh me personin në organizatën tjetër të biznesit nga e njëjta fushë e biznesit, me qëllim të rritjes, uljes apo ndikimit në ndonjë mënyrë tjetër të çmimit të mallrave ose shërbimeve që shiten apo blihen nga organizatat e biznesit, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet burgim dhe me gjobë të barabartë me njëzet e pesë përqind (25%) të vlerës së mallrave të shitura nga organizata e tij e biznesit e cila ka qenë subjekt i marrëveshjes së përbashkët.

**Neni 296**
**Falsifikimi i parasë**

1. Kushdo që prodhon para të falsifikuara me qëllim për t'i vënë në qarkullim si të vërteta, dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Kushdo që duke ditur se paraja është e falsifikuar merr, vë në qarkullim, transporton, pranon, përdorë ose posedon paranë e falsifikuar me qëllim që ta vë në qarkullim si të vërtetë, dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

3. Kushdo që pranon paranë e falsifikuar prej pesëdhjetë (50) Euro ose më pak duke besuar se është e vërtetë dhe pastaj e përdorë duke ditur se është e falsifikuar, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

4. Kushdo që ka dijeni për prodhimin apo përdorimin e parave të falsifikuara dhe këtë nuk e raporton, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.
5. Kur vepra penale nga paragrafi 1. dhe 2. i këtij neni ka të bëjë me një shumë të parave të falsifikuara që tejkalon njëqindmijë (100.000) Euro, kryesi dënohet me jo më pak se tre (3) vjet burgim.

6. Paraja e falsifikuar dhe pajisjet për prodhimin apo ndryshimin e saj konfiskohen.

**Neni 297**
**Prodhimi dhe përdorimi i shenjave të etiketimit, masave dhe peshave të rreme**

1. Kushdo që me qëllim të përdorimit të tyre si të vërteta, prodhon shenja të rreme për etiketimin e mallit, si dhe vula apo pulla për vulosjen e arit, argjendit, bagëtisë, drurit apo ndonjë malli tjetër të prodhuar vendor apo jashtë vendit, ose shenjat e rreme i përdor si të vërteta, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që materialisht ndryshon masat apo peshat me qëllim që të përdoren si të sakta, dënohet sipas paragrafit 1. të këtij neni.

3. Shenjat, vulat, masat dhe peshat e falsifikuara dhe pajisjet për prodhimin dhe ndryshimin e tyre konfiskohen.

**Neni 298**
**Prodhimi, furnizimi, shitja, posedimi ose dhënia në shfrytëzim e mjeteve për falsifikim**

1. Kushdo që prodhon, furnizon, shet, pranon, posedon ose jep në shfrytëzim mjete për falsifikimin e parave, letrave me vlerë apo instrumenteve të pagesës, dënohet me burgim prej (1) një deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që prodhon, furnizon, shet, pranon, posedon ose jep në shfrytëzim mjete për falsifikimin e pullave fiskale, pullave postare apo shenjave tjera me vlerë, shenjave për etiketimin e rremë të mallrave ose masa dhe pesha të pasakta, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Për qëllime të këtij neni, shprehja "mjete për falsifikim" do të thotë instrumente, artikuj, programe kompjuterike dhe mjete tjera që adaptohen posaçërisht për falsifikimin ose ndryshimin e parave, letrave me vlerë apo instrumenteve të pagesës, pullave me vlerë, shenjave për etiketimin e mallrave, masave dhe peshave ose hologramëve apo përbërësve tjerë të valutës, letrave me vlerë apo instrumenteve të pagesës, të cilat shërbejnë për mbrojtje ndaj falsifikimit.

4. Artikujt, mjetet dhe pajisjet për prodhimin e tyre konfiskohen.

**Neni 299**
**Tregtia e ndaluar**

1. Kushdo që pa autorizim shet, blen apo bën shkëmbimin e mallrave sendeve apo shërbimeve, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në katër (4) vjet.

2. Personi i cili kryen veprën nga paragrafi 1 i këtij neni për herë të parë dhe kur vlera e mallrave nuk tejkalon shumën prej pesëqind (500) Euro, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga personi i cili ka organizuar rrjetin e shitësve ose të ndërmjetësve apo ka realizuar përfitim që kalon shumën prej pesëmbëdhjetëmijë (15.000) Euro, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Mallrat dhe sendet nga tregtia e ndaluar konfiskohen.

**Neni 300**
**Prodhimi i ndaluar**

1. Kushdo që pa autorizim prodhon apo përpunon mallrat, prodhimi apo përpunimi i të cilave është i ndaluar apo i kufizuar me ligj, dënohet me gjobë ose me burgim deri në katër (4) vjet.

2. Mallrat dhe pajisjet për prodhimin ose përpunimin e paautorizuar konfiskohen.

**Neni 301**
**Lëshimi i çeqeve pa mbulesë ose të rremë dhe keqpërdorimi i kartelave të bankës apo të kreditit**

1. Kushdo që me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të dobisë pasurore për vete apo personin tjetër, e jep apo e vë në qarkullim çekun për të cilin e di se nuk ka mbulesë të mjeteve, çekun e rremë ose kartelën e falsifikuar të kredisë dhe në këtë mënyrë realizon dobi pasurore, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të dobisë pasurore për vete apo personin tjetër, e përdor kartelën e kreditit apo çekun pa autorizim ose e përdor kartelën e bankës në automatin e bankës për tërheqjen e parave të gatshme duke e ditur se tërheqja e tillë nuk është e mbuluar nga bilanci i llogarisë apo nga overdrafti ose kushdo që përdor kartelën e kreditit ndonëse e di se në kohën e pagesës nuk do të jetë në gjendje të paguajë shumën përkatëse dhe kështu realizon dobi pasurore, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton në dobi pasurore që tejkalon shumën prej pesëmijë (5.000) Euro, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në (5) pesë vjet.

**Neni 302**
**Shpërlarja e parave**

Kushdo që kryen vepër penale të shpërlarjes së parave, dënohet sipas Ligjit për parandalimin e shpërlarjes së parave dhe financimin e terrorizmit.

**Neni 303**
**Marrëveshjet për kufizimin e konkurrencës përmes ftesave për tender**

1. Kushdo që përmes ftesës për tender lidhur me mallra apo shërbime komerciale, bën një ofertë bazuar në një marrëveshje të kundërligjshme dhe qëllimi i ofertës së tillë është që organizatori të pranojë një ofertë të caktuar, dënohet me gjobë ose me burgim deri në pesë (5) vjet.

2. Dhënia private e kontratës pas pjesëmarrjes së mëparshme në konkurrim është ekuivalente me ftesën për tender sipas kuptimit të paragrafit 1. të këtij neni.

**Neni 304**
**Mashtrimi në shkëmbimin e letrave me vlerë**

Kushdo që në shkëmbimin e aksioneve apo letrave tjera me vlerë ose opsioneve, paraqet rrejshëm bilancin e aseteve, të dhënat e fitimeve dhe humbjeve apo të dhënat tjera që kanë ndikim të konsiderueshëm në vlerën e letrave me vlerë, kësisoj duke nxitur një apo më shumë persona që të bëjnë blerjen apo shitjen e letrave me vlerë të tilla, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

**Neni 305**
**Keqpërdorimi i informatave të brendshme**

Kushdo që në mospajtim me detyrat e tij për të mbrojtur informatat e brendshme të cilat i mëson gjatë kryerjes së aktivitetit ekonomik ose sipas detyrës zyrtare, i kumton personit të paautorizuar informatën e panjohur për publikun dhe që mund të ndikojë në çmimin e letrave me vlerë; ose kushdo që në ndonjë mënyrë tjetër përdor informatën e tillë për dobi personale ose për qëllim të sigurimit të avantazhit të padrejtë në tregun e letrave me vlerë për ndonjë person fizik apo person juridik, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

**Neni 306**
**Marrëveshja dhe mashtrimi me letrat me vlerë të Qeverisë**

1. Kushdo që merr pjesë në blerjen apo shitjen e letrave me vlerë në tregun e letrave me vlerë të Qeverisë dhe merret vesh me një apo më shumë nga pjesëmarrësit tjerë me qëllim të ndikimit të tregut në kuptimin e rendimentit, çmimit ose shumës së letrave me vlerë të Qeverisë të cilat shiten në ankand apo në tregun sekondar; ose kushdo që në ndonjë mënyrë tjetër merr pjesë në ndonjë transaksion, praktikë apo sjellje që operon për mashtrim të pjesëmarrësve të tjerë në treg, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të dobisë pasurore për vete apo personin tjetër merr pjesë në ndonjë transaksion, praktikë apo sjellje në blerjen ose shitjen e letrave me vlerë të Qeverisë që operon si mashtrim, ose që nxit ndonjë person për të kryer ose për të mos kryer ndonjë veprim në dëm të pasurisë së tij, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me fitim pasuror që tejkalon dyqind e pesëdhjetëmijë (250.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

4. Për qëllime të këtij neni, shprehja “marrëveshje” apo “merret vesh” do të thotë dy apo më shumë persona të cilët bëjnë marrëveshje për të bashkëpunuar për përfitimin e dyanshëm të tyre në mënyrë që të kufizojnë konkurrencën në tregun e lirë ose të fitimit të avantazhit të padrejtë. Kjo marrëveshje mund të jetë e heshtur dhe kështu që mund të nënkuptohet nga efekti që ka në tregun e letrave me vlerë të qeverisë gjatë një periudhe kohore.

5. Dobia pasurore e përfituar sipas dispozitave të këtij neni konfiskohet.

**Neni 307**
**Shmangia nga tatimi**

1. Kushdo që me qëllim që ai apo personi tjetër të fsheh apo t’i shmanget, pjesërisht apo tërësisht, pagesës së tatimit, apo kontributeve të tjera që kërkohen me ligj, apo i shmanget tatimit duke përfituar rimbursimet tatimore apo kreditë tatimore të pajustifikuara, jep të dhëna

të pavërteta për të ardhurat apo nuk i përfshin të dhënat lidhur me të ardhurat e tij, , gjendjen ekonomike apo fakte të tjera, ose përndryshe ofron informata false relevante për vlerësimin e detyrimeve të tilla, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në katër (4) vjet.

2. Kur detyrimi nga paragrafi 1. i këtij neni tejkalon shumën prej pesëmbëdhjetëmijë (15.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Kur detyrimi nga paragrafi 1. i këtij neni tejkalon shumën prej pesëdhjetëmijë (50.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 308**
**Dokumentet e rrejshme lidhur me tatimin**

1. Kushdo që jep deklaratë të rrejshme ose përdor dokument të rrejshëm, përfshirë por pa u kufizuar në faturë fiktive, kur paraqitja e deklaratës apo dokumentit të vërtetë kërkohet me ligj, ose kushdo që nuk lëshon dokumentin lëshimi i të cilit kërkohet me ligj, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni përfshin numër të madh të dokumenteve, ose nëse vepra penale është kryer për të shmangur pagesën e tatimit prej pesëmbëdhjetë (15.000) Euro apo më shumë, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni tejkalon shumën prej pesëdhjetëmijë (50.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 309**
**Pranimi i rryshfetit në sektorin privat**

1. Kushdo që drejton ose punon në cilësinë e një subjekti të sektorit privat ose që punon si person i vetëpunësuar, në mënyrë të drejtpërdrejtë ose të tërthortë kërkon ose merr ndonjë dhuratë të pamerituar ose keqpërdor pozitën ose premtimin nga dikush ose pranon një ofertë ose premtim për një dhuratë apo shpërblim të tillë, për vete ose për një person tjetër, me qëllim që të veprojë ose të mos veprojë në shkelje të detyrës ose të funksionit të tij gjatë ushtrimit të veprimtarisë ekonomike, financiare ose tregtare, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Dhurata apo shpërblimi konfiskohet.

**Neni 310**
**Dhënja e rryshfetit në sektorin privat**

1, Kushdo që jep, ofron ose premton në mënyrë të drejtpërdrejtë ose të tërthortë çdo shperblim ose perfitim të panevojshëm për një person që drejton ose punon, në cilindo kapacitet, nga një entitet i sektorit privat ose që punon si person i vetëpunësuar për vete ose për një person tjetër në mënyrë që të veprojë ose të mos veprojë duke shkelur detyrën ose funksionin e tij/saj gjatë aktiviteteve ekonomike, financiare ose tregtare dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Nëse kryesi i veprës penale nga paragrafi 1 i këtij neni jep një shpërblim të padrejtë ose përfitim sipas një kërkese dhe raporton veprën penale vullnetarisht para fillimit formal të hetimeve ose para se të ketë kuptuar që hetimi i veprës ishte iniciuar zyrtarisht, gjykata mund ta lirojë nga dënimi.

3. Dhurata apo përfitimi i dhënë konfiskohen.

**Neni 311**
**Kontrabandimi i mallrave**

1. Kushdo që duke kaluar vijën kufitare bartë mallra dhe shmang kontrollin doganor, ose kushdo që duke shmangur kontrollin doganor, kryen bartjen e mallrave dhe kalon vijën kufitare, dënohet me gjobë ose me burgim deri në katër (4) vjet.

2. Personi i cili kryen veprën nga paragrafi 1 i këtij neni për herë të parë, kur shuma e detyrimeve doganore nuk tejkalon shumën prej peseqind (500) Euro, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Kushdo që pa leje përkatëse, shmang kontrollin doganor dhe kalon vijën kufitare duke bartur mallrat, eksportimi apo importimi i të cilave është i ndaluar, i kufizuar apo kërkon leje të posaçme nga organi kompetent, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Personi zyrtar që ndihmon, lehtëson, fsheh ose nuk pengon veprën penale dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 1, 2 ose 3. i këtij neni kryhet në një apo më shumë nga rrethanat në vijim, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet, kur:

5.1. kryesi kalon kufirin me sende, mallra apo substanca të rrezikshme të cilat vënë në rrezik jetën apo shëndetin e njerëzve;

5.2. kryesi kalon kufirin me sende, mallra apo substanca të rrezikshme të cilat paraqesin rrezik për sigurinë e përgjithshme;

5.3. kryesi përdor forcën apo kanosjen serioze ose armën apo mjetin e rrezikshëm gjatë kryerjes së veprës.

6. Mallrat nga paragrafi 1., 2. ose 3 i këtij neni konfiskohen. Nëse mallrat nuk mund të gjinden ose për ndonjë arsye tjetër nuk mund të konfiskohen, paguhet ekuivalenti i shumës së mallrave.

7. Mjetet e transportit apo mjetet për bartjen e mallrave të cilat janë përdorur për transportimin e mallrave nga paragrafi 1., 2. ose 3 i këtij neni mund të konfiskohen.

**Neni 312**
**Shmangia nga pagesa e tarifave të detyrueshme doganore ose tarifave akcizore**

1. Kushdo që me qëllim që vetes apo personit tjetër t'i mundësojë shmangien nga pagesa e tarifave tatimore doganore apo tarifave tjera ose detyrimeve doganore që paguhen me rastin e importimit apo eksportimit të mallrave, i paraqet doganës dokument të rrejshëm lidhur me prejardhjen, vlerën, sasinë, cilësinë, llojin apo karakteristikat tjera të mallit ose nuk i paraqet doganës mallrat kur kërkohet nga Kodi Doganor dhe i Akcizave në Kosovë, kur shuma e detyrimeve doganore tejkalon pesë mijë (5000) Euro, dënohet me gjobë ose me burgim deri në katër (4) vjet.

2. Nëse shuma e detyrimeve doganore nga paragrafi 1. i këtij neni tejkalon dhjetëmijë (10.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse shuma e detyrimeve doganore nga paragrafi 1. i këtij neni tejkalon pesëmbëdhjetëmijë (15.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim deri në gjashtë (6) vjet.

4. Nëse shuma e detyrimeve doganore nga paragrafi 1. i këtij neni tejkalon tridhjetëmijë (30.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

5. Kushdo që me qëllim që vetes apo personit tjetër t'i mundësojë shmangien nga pagesa e tarifave të akcizave, ofron për shitje, ose përndryshe posedon, importon, eksporton apo transporton produkte akcizore, produkte pa-pullë fiskale ose banderol apo merret me produkte që nuk kanë pullë fiskale ose banderol, në kundërshtim me ligjin e zbatueshëm në lidhje me akcizën, dënohet me gjobë deri në pesë herë të shumës së akcizës të paevidentuar apo të pa-papaguar dhe burgim deri në tre (3) vjet. Nëse shuma e akcizës kalon shumën prej njëzet e pesë mijë (25.000) euro, kryesi dënohet me gjobë deri në pesë herë të shumës së akcizës të paevidentuar apo të pa-papaguar dhe burgim deri në pesë (5) vjet.

6. Mallrat të cilat nuk janë deklaruar saktë apo vlera e pagesës së shmangur, cilado që të jetë më e lartë, konfiskohen.

## KAPITULLI XXVI
## VEPRAT PENALE KUNDËR PASURISË

### Neni 313
### Vjedhja

1. Kushdo që personit tjetër ia merr pasurinë e cila vlerësohet në shumën prej pesëdhjetë (50) Euro apo më shumë, me qëllim të përvetësimit të kundërligjshëm për vete apo për personin tjetër, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Nëse vlera e pasurisë së vjedhur është më pak se pesëdhjetë (50) euro, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

### Neni 314
### Vjedhja e shërbimeve

1. Kushdo që me anë të lajthimit, largimit ose mënyrave tjera siguron shërbime për të cilat dihet se mundësohen vetëm në shkëmbim të kompensimit dhe shmang pagesën për shërbime të tilla, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet me forcë ose kanosje serioze, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim prej një (1) deri në tre (3) vjet.

3. Nëse vlera e shërbimeve të vjedhura është më pak se pesëdhjetë (50) Euro, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

4. Për qëllime të këtij neni, "shërbime" përfshinë, por nuk kufizohet në transportimin; punën, shërbimet profesionale, teknike apo mekanike; shërbimet e skiliftit; objektet për biseda telefonikë; gazin, ujin, rrymën apo ngrohjen; shërbimet e komunikimit ose telefonisë; ofrimi i ushqimit apo akomodimit; furnizimi me pajisje, vegla, vetura ose kamp-shtëpiza për përdorim të përkohshëm; furnizimi i pajisjeve për shfrytëzim; ose qasja në sistemin e internetit, kompjuterik apo kabllor. "Shërbim" po ashtu përfshinë çmimin e hyrjes në evenimente sportive, zbavitëse, shfaqje ose ngjarje tjera që kanë çmim të hyrjes ose tarifë tjetër për pjesëmarrje.

5. Largimi nga biznesi, hoteli apo restoranti pa ofruar për të paguar ose pa paguar për hotel, restorant apo shërbime tjera për të cilat kompensimi zakonisht paguhet pas pranimit të shërbimeve është dëshmi se shërbimet janë pranuar me qëllim të shmangies së pagesës.

6 Për qëllime të këtij neni, vjedhja e shërbimeve të gazit, ujit, rrymës ose ngrohjes përfshin, por nuk kufizohet në marrjen, përdorimin, devijimin, nxjerrjen ose përfitimin nga ndonjë shërbim i gazit, ujit, rrymës ose ngrohjes që furnizohet nga ose përmes rrjetit përçues të rrymës apo rrjetit të shpërndarjes, pa autorizimin e furnizuesit të autorizuar.

**Neni 315**
**Vjedhja e rëndë**

1.Kushdo që kryen vjedhje nga paragrafi 1. i nenit 313 të këtij Kodi, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në shtatë (7) vjet, nëse:

1.1. vepra është kryer duke thyer, kaluar apo depërtuar me forcë në veturat e mbyllura, ndërtesat, dhomat, arkat, sanduqet apo hapësirat tjera të mbyllura ose duke hequr pengesat tjera me qëllim të përvetësimit të pasurisë së luajtshme;

1.2. kryesi ka vepruar në mënyrë posaçërisht të rrezikshme apo të vrazhdë;

1.3. kryesi ka shfrytëzuar gjendjen e krijuar si rezultat i zjarrit, vërshimit, tërmetit apo fatkeqësive të tjera; ose

1.4. kryesi ka shfrytëzuar paaftësinë ose gjendjen tjetër të rëndë të personit tjetër.

2. Kushdo që kryen vjedhje nga paragrafi 1. i nenit 313 ose neni 314 të këtij Kodi ose paragrafi 1. i këtij neni dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet, nëse:

2.1. pasuria apo shërbimi i vjedhur ka vlerë mbi pesëmijë (5.000) Euro;

2.2. pasuria e vjedhur shërben për qëllime fetare ose është vjedhur nga ndërtesa fetare apo ndërtesa tjetër që shërben për mbajtjen e ceremonive fetare;

2.3. pasuria e vjedhur ka vlerë kulturore, fetare apo historike; ka rëndësi të posaçme shkencore, teknike apo artistike; është pjesë e koleksionit publik, koleksionit privat të mbrojtur apo e ekspozitës publike; ose është monument natyral apo objekt i natyrës nën mbrojtje;

2.4. pasuria është vjedhur nga varri;

2.5. pasuria e vjedhur është armë;

2.6. kryesi ka pasur me vete armë apo mjet tjetër të rrezikshme; ose

2.7. kryesi ka vepruar si anëtar i grupit.

2.8. kryesi ka kryer veprën penale me qëllim të kryerjes së një vepre terrorizmi sipas nenit 128 të këtij Kodi.

**Neni 316**
**Vjedhja grabitqare**

1. Kushdo që i zënë në befasi në kryerjen e aktit të vjedhjes dhe me qëllim që pasurinë e vjedhur ta mbajë, e përdor forcën apo kanosjen serioze për të sulmuar jetën apo trupin e personit tjetër, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

2. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga kryesi i cili vepron si anëtar i grupit ose i cili ka me vete armën apo mjetin e rrezikshëm, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej pesë (5) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga kryesi i cili vepron si anëtar i grupit të armatosur ose kur vepra penale rezulton me lëndim të rëndë trupor, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej shtatë (7) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekje, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm.

**Neni 317**
**Grabitja**

1. Kushdo që me përdorim të forcës apo kanosjes serioze për të sulmuar jetën apo trupin e personit tjetër, e përvetëson pasurinë e luajtshme të personit të tillë me qëllim që t'i sjellë vetes apo personit tjetër dobi pasurore të kundërligjshme, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni ka të bëjë me sendin e vjedhur me vlerë që tejkalon pesëmijë (5.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej pesë (5) deri dymbëdhjetë (12) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga kryesi i cili vepron si anëtar i grupit ose i cili ka me vete armën apo mjetin e rrezikshëm, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej shtatë (7) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga kryesi i cili vepron si anëtar i grupit të armatosur ose kur vepra penale rezulton me lëndim të rëndë trupor, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej shtatë (7) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

5. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekje, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm.

**Neni 318**
**Shpërdorimi i pasurisë së huaj**

1. Kushdo që me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të dobisë pasurore për vete apo personit tjetër, e përvetëson pasurinë e cila i është besuar atij apo personit tjetër, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga kujdestari, avokati apo ndonjë person tjetër që ka detyrim ligjor ndaj pronarit të pasurisë, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Nëse vlera e pasurisë së përvetësuar e tejkalon shumën prej dhjetëmijë (10.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse pasuria e përvetësuar ka vlerë kulturore, fetare apo historike; ka rëndësi të posaçme shkencore, teknike apo artistike; është pjesë e koleksionit publik, koleksionit privat të mbrojtur apo e ekspozitës publike; ose është monument natyral apo objekt i natyrës nën mbrojtje, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

5. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme përvetëson pasurinë e luajtshme të personit tjetër, të cilën ai e ka gjetur ose tek posedimi i së cilës ka arritur rastësisht, me qëllim që vetes ose personit tjetër t'i sjellë dobi pasurore të kundërligjshme, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në një (1) vit.

6. Nëse vlera e pasurisë së përvetësuar është më pak se pesëdhjetë (50) Euro, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

7. Ndjekja penale për veprën penale nga paragrafi 1. dhe 5. të këtij neni ndërmerret sipas propozimit.

**Neni 319**
**Marrja në posedim e pasurisë së luajtshme**

1. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme merr pasurinë e luajtshme të personit tjetër që ta mbajë në posedim të vetin pa qëllim të përvetësimit, dënohet me gjobë ose me burgim deri në (1) një vit.

2. Tentativa për të kryer veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni është e dënueshme nëse ka të bëjë me tentativën për marrjen e automjetit nga personi tjetër.

3. Procedura penale për veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni fillohet në bazë të propozimit, apo nëse pasuria është në pronësi ose nën administrimin e një organi publik sipas propozimit.

**Neni 320**
**Uzurpimi i paligjshëm i pronës së paluajtshme**

1. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme uzurpon pronën e paluajtshme të personit tjetër apo një pjesë të saj, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet në një apo më shumë nga rrethanat në vijim, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet:

2.1. nëse prona e paluajtshme e uzurpuar është pjesë e pyllit të mbrojtur, parkut të mbrojtur apo pyllit tjetër me destinim të posaçëm, tokës ndërtimore ose rrugës;

2.2. nëse kryesi ka uzurpuar pronën e paluajtshme duke e ditur se pronë e tillë i është nënshtruar dëbimit me urdhër të gjykatës apo me urdhër ose vendim të ndonjë organi apo institucioni tjetër publik të themeluar në bazë të ligjit të zbatueshëm në Republikën e Kosovës.

3. Kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tre (3) vjet nëse është dënuar më parë për uzurpim të kundërligjshëm të pronës së paluajtshme ose nëse është dëbuar prej pronës së tillë të paluajtshme me vendim të gjykatës apo me urdhër apo vendim të ndonjë organi apo institucioni tjetër të themeluar në bazë të ligjit të zbatueshëm në Republikën e Kosovës.

**Neni 321**
**Asgjësimi apo dëmtimi i pasurisë**

1. Kushdo që e asgjëson, dëmton apo e bën të papërdorshme pasurinë e personit tjetër në rrethana tjera nga ato të përcaktuara në nenin 322 të këtij Kodi, dënohet me gjobë ose burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton në dëm që tejkalon pesëmijë (5.000) Euro, kryesi dënohet me burgim prej një (1) vjet deri në tre (3) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni ka të bëjë me një send që ka vlerë kulturore, fetare apo historike; ka rëndësi të posaçme shkencore, teknike apo artistike; është pjesë e koleksionit publik, koleksionit privat të mbrojtur apo e ekspozitës publike; ose është monument natyral apo objekt i natyrës nën mbrojtje; ekspozohet në publik ose është send që shërben për përdorimin publik ose për dekorimin e sheshit, rrugës apo parkut, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet, pavarësisht dëmit të shkaktuar.

4. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni është kryer për shkak të motivimit në bazë të kombësisë, gjuhës, besimit fetar ose mungesës së besimit fetar, ngjyrës së lëkurës, gjinisë, identitetit gjinor, orientimit seksual, ose për shkak të afërsisë me persona me njërën nga këto karakteristika të mbrojtura, kryesi i veprës penale dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

**Neni 322**
**Zjarrvënia**

1. Kushdo që ndez zjarrin apo shkakton shpërthimin me qëllim të dëmtimit të pasurisë së personit tjetër, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që ndez zjarrin apo shkakton shpërthimin me qëllim të dëmtimit apo asgjësimit të banesës së banuar ose veturës në shfrytëzim nga personi tjetër, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni shkakton dëm pasuror në shumë prej njëzetmijë (20.000) Euro apo më shumë ose nëse vepra penale i shkakton tjetrit lëndim të rëndë trupor, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me vdekje, kryesi dënohet me së paku me dhjetë (10) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

**Neni 323**
**Mashtrimi**

1. Përveç siç parashihet në nenin 324 të këtij Kodi, kushdo që me anë të paraqitjes së rreme të fakteve apo duke fshehur faktet ose në çfarëdo mënyre tjetër mashtruese dhe me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të dobisë pasurore për veten apo personin tjetër, ose për t'i shkaktuar dëm material personit tjetër, e mashtron apo vazhdon lajthimin e personit tjetër dhe me këtë e nxit një person që të kryej apo të mos kryej një veprim, i cili rezulton në dëm material të pasurisë së tij/saj apo të pasurisë së personit tjetër ose rezulton në dobi pasurore të kundërligjshme, për veten apo personin tjetër, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Nëse qëllimi i mashtrimit është përfitimi i dobisë së kundërligjshme nga fondet publike ose institucionet publike, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej dy (2) deri në tetë (8) vjet.

3. Nëse qëllimi i mashtrimit është përfitimi i dobisë materiale të kundërligjshme nga banka, unioni kreditor apo institucioni tjetër financiar ose shkaktimi i dëmit material bankës, unionit kreditor apo institucionit tjetër financiar, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton në dobi pasurore të kundërligjshme ose shkakton dëm material që tejkalon pesëdhjetëmijë (50.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

5. Nëse vlera e dobisë së përfituar është më pak se pesëdhjetë (50) Euro, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

**Neni 324**
**Mashtrimi me subvencione**

1. Kushdo që në lidhje me aplikimin për marrjen, vazhdimin ose modifikimin e kushteve për marrjen e një subvencioni, i paraqet organit kompetent të dhëna të pasakta apo jo të plota, e që është kusht për aprovimin, vazhdimin apo modifikimin e subvencionit, ose fsheh të dhënat e tilla në kundërshtim me detyrimin për të zbuluar të dhënat e tilla organit kompetent, dënohet me gjobë ose me burgim deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që përdor subvencionin e tillë në shkelje të ligjit ose për tjera qëllime nga ato për të cilat është dhënë subvencioni nga dhënësi i subvencionit, dënohet me gjobe ose me burgim deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton në dobi pasurore ose në dëm pasuror që tejkalon shumën prej njëzetepesëmijë (25.000) Euro, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Për qëllim të këtij neni, shprehja "subvencion" do të thotë dobi nga fondet publike sipas ligjit të Republikës së Kosovës, që së paku pjesërisht jepet pa konsiderata që lidhen me tregun dhe që synon stimulimin e ekonomisë.

**Neni 325**
**Mashtrimi lidhur me pranimin e fondeve nga Komuniteti Ndërkombëtar**

1.Kushdo që qëllimisht përdor ose paraqet deklarata apo dokumente të rrejshme, të pasakta apo jo të plota dhe si rezultat i këtij veprimi pranon ose merr fonde në mënyrë të kundërligjshme nga cilido vend i huaj, ose nga ndonjë agjenci apo entitet ndërkombëtar dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që fsheh të dhëna në shkelje të detyrimit të posaçëm për zbulimin e të dhënave të tilla dhe si rezultat i kësaj pranon apo mban në mënyrë të kundërligjshme fonde nga cilido vend i huaj, ose nga ndonjë agjenci apo entitet ndërkombëtar dënohet me gjobë ose me burgim prej një (1) deri në tre (3) vjet.

3. Kushdo që përdor fondet nga cilido vend i huaj, ose nga ndonjë agjenci apo entitet ndërkombëtar ose cilitdo vend të huaj për tjera qëllime nga ato për të cilat janë dhënë, dënohet me burgim prej dy (2) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 326**
**Keqpërdorimi i sigurimit**

1. Kushdo që me qëllim të arkëtimit të parave apo benefiteve të sigurimit nga siguruesi, e asgjëson, dëmton apo fsheh pasurinë e siguruar nga asgjësimi, dëmtimi, humbja apo vjedhja e tillë dhe pastaj e lajmëron apo e lajmëron rrejshëm asgjësimin, dëmtimin, humbjen apo vjedhjen e tillë, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që me qëllim të arkëtimit të parave apo benefiteve të sigurimit për lëndim trupor apo dëmtim të shëndetit, lajmëron rrejshëm lëndimin apo dëmtimin, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Kushdo që me qëllim të arkëtimit të parave të sigurimit për lëndim trupor apo dëmtim të shëndetit, i shkakton vetes lëndimin apo dëmtimin e tillë dhe pastaj lajmëron lëndimin apo dëmtimin, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

**Neni 327**
**Hyrja në sistemet kompjuterike**

1. Kushdo që pa autorizim dhe me qëllim që të përfitojë në mënyrë të kundërligjshme dobi pasurore për vete apo personin tjetër apo që t'i shkaktojë dëm personit tjetër, ndryshon, publikon, shlyen, asgjëson apo shkatërron të dhënat apo programet kompjuterike ose në ndonjë mënyrë tjetër hyn në sistemin kompjuterik të tjetrit, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në (3) tre vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me dobi pasurore që tejkalon shumën prej dhjetëmijë (10.000) Euro ose me dëm material që tejkalon shumën prej dhjetëmijë (10.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 328**
**Detyrimi**

1. Kushdo që me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të dobisë pasurore për vete apo personin tjetër, përdor forcën apo kanosjen serioze për të detyruar personin tjetër të kryej apo të mos kryejë ndonjë veprim në dëm të pasurisë së tij apo të personit tjetër, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga kryesi i cili vepron si anëtar i grupit; kryhet me përdorimin e armës apo mjetit të rrezikshëm; ose vepra penale rezulton me dobi pasurore në shumën që tejkalon dhjetëmijë (10.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Kur vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga kryesi për kryerjen e një vepre terrorizmi sipas nenit 128 të këtij Kodi, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 329**
**Shantazhi**

1. Kushdo që me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të dobisë pasurore për vete apo personin tjetër, kanos personin tjetër se do të zbulojë diç në lidhje me të apo personat e afërm të tij që do të dëmtojë nderin apo autoritetin e tyre dhe në këtë mënyrë e detyron personin e tillë të kryej apo të mos kryejë ndonjë veprim në dëm të pasurisë së tij apo të personit tjetër, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga kryesi i cili vepron si anëtar i grupit apo kryhet me përdorim të armës apo mjetit të rrezikshëm ose vepra penale rezulton me dobi pasurore të kundërligjshme në shumën që tejkalon dhjetëmijë (10.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 330**
**Keqpërdorimi i besimit**

1. Kushdo që gjatë përfaqësimit apo kujdesit për interesat pasurore të personit tjetër nuk i përmbush detyrimet e tij ose i keqpërdor autorizimet e tij me qëllim që vetes apo personit tjetër t'i sjellë dobi pasurore të kundërligjshme apo t'i shkaktojë dëm personit interesat pasurore të të cilit ai i përfaqëson ose pasuria e të cilit është nën kujdesin e tij, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga kujdestari, avokati apo ndonjë person tjetër që ka detyrim ligjor ndaj pronarit të pasurisë, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 331**
**Fajdeja**

1. Kushdo që për vete apo për personin tjetër pranon ose kontrakton një shumë dukshëm joproporcionale të pasurisë në këmbim të shërbimit për personin tjetër, duke shfrytëzuar gjendjen e rëndë financiare të personit të tillë, gjendjen e rëndë të banimit, varfërinë, papërvojën ose paaftësinë për të gjykuar, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me humbje financiare në shumë prej më tepër se dhjetëmijë (10.000) Euro ose nëse kryesi ka realizuar dobi pasurore në shumë që tejkalon dhjetëmijë (10.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me humbje financiare në shumë prej më tepër se njëzetepesëmijë (25.000) Euro ose nëse kryesi ka realizuar dobi pasurore në shumë që tejkalon njëzetepesëmijë (25.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

**Neni 332**
**Dëmtimi i të drejtave pronësore të personit tjetër**

1. Kushdo që me qëllim të pengimit të realizimit të së drejtës pronësore, tjetërson, asgjëson ose merr sendin në pronën e tij, në të cilën personi tjetër ka të drejtën e pengut, hipotekës apo të drejtën e shfrytëzimit dhe me këtë i shkakton dëm personit të tillë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që me qëllim që të pengojë pagesën e borxhit kreditorit, gjatë ekzekutimit të detyrueshëm tjetërson, asgjëson ose fsheh pjesë të pasurisë dhe me këtë dëmton kreditorët, dënohet sipas paragrafit 1. të këtij neni.

3. Kushdo që me qëllim që të pengojë pagesën e borxhit kreditorit, pranon kërkesa të rreme mbi pasurinë, lidh kontratë të rreme apo në ndonjë mënyrë tjetër e përkeqëson gjendjen e tij materiale dhe me këtë zvogëlon mundësinë që kreditorët e tij të realizojnë borxhin, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni.

**Neni 333**
**Blerja, pranimi ose fshehja e sendeve të përfituara me kryerjen e veprës penale**

1. Kushdo që blen, pranon, fsheh apo në ndonjë mënyrë tjetër siguron ose fsheh sendin apo pasurinë për të cilën e di se është përfituar me kryerjen e veprës penale, dënohet me burgim prej një (1) deri në katër (4) vjet.

2. Kushdo që blen, pranon, fsheh apo në ndonjë mënyrë tjetër siguron ose fsheh sendin apo pasurinë për të cilën ka mundur ta dijë se është përfituar me kryerjen e veprës penale, dënohet me burgim deri në një (1) vit.

3. Nëse sendi apo pasuria ka vlerë më pak se dhjetëmijë (10.000) Euro, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

**Neni 334**
**Cenimi i paprekshmërisë së mjeteve motorike**

1. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme, hyn apo qëndron në veturën e personit tjetër apo nuk largohet nga vetura pas kërkesës së tillë të personit të ligjshëm apo të autorizuar, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet në një apo më shumë nga rrethanat në vijim, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet, nëse:

2.1. në atë kohë në veturë kanë qenë të pranishëm një apo më shumë persona;

2.2. kryesi është i armatosur me armë, mjet të rrezikshëm apo ndonjë send tjetër që mund të shkaktojë lëndim të rëndë trupor apo dëmtim të rëndë të shëndetit; ose

2.3. kryesi kanos ose lëndon personin tjetër gjatë kryerjes së veprës.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga personi zyrtar në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 335**
**Fillimi i procedurës penale për veprat penale kundër pasurisë**

Kur vepra penale nga nenet 313, 314, 315 paragrafi 1, nën-paragrafi 1.1., 320, 321 paragrafi 1, 330 paragrafi 1 dhe 332 i këtij Kodi kryhet ndaj personit të cilin kryesi e ka anëtar te familjes, procedura penale fillohet sipas propozimit kur shuma e përfshirë është më pak dyqind e pesëdhjetë ( 250) Euro.

**Neni 336**
**Vjedhja e identitetit dhe pajisja e qasjes**

1. Kushdo që gjatë dhe në lidhje me ndonjë vepër tjetër penale, me përjashtim të neneve 114-139, me dashje transferon, posedon ose shfrytëzon, pa autorizim ligjor, mjetin e identifikimit të personit tjetër, pajisjen e qasjes, ose informacionin e identifikimit të telekomunikimit, dënohet me burgim deri në dy (2) vjet.

2. Kushdo që gjatë dhe në lidhje me ndonjë vepër terroriste nga nenet 114-139, me dashje transferon, posedon ose shfrytëzon, pa autorizim ligjor, mjetin e identifikimit të personit tjetër, pajisjen e qasjes, informacionin e identifikimit të telekomunikimit, ose dokumentin e falsifikuar të identifikimit, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

3. Për qëllim të këtij neni, shprehja "mjet identifikimi" nënkupton cilindo emër ose numër që mund të përdoret, i vetëm apo në lidhje me ndonjë informacion tjetër, për të identifikuar një individ të caktuar, përfshirë emrin, datën e lindjes, lejen e vozitjes apo numrin e identifikimit, numrin e pasaportës, numrin e identifikimit të punëdhënësit ose tatimpaguesit, të dhënat unike biometrike, siç janë gjurmët e gishtave, mostra e zërit, imazhi i retinës apo irisit, ose ndonjë karakteristikë tjetër unike fizike; numrin unik të identifikimit elektronik, adresën, ose kursin.

4. Për qëllim të këtij neni, shprehja "pajisje e qasjes" nënkupton kartelën, pllakën, kodin, numrin e llogarisë, numrin serik elektronik, numrin e identifikimit të celularit, numrin personal të identifikimit; ose shërbime të tjera telekomunikuese, pajisje ose identifikues të instrumenteve; ose mjete të tjera të qasjes në llogari që mund të përdoren, vetëm ose në lidhje me një pajisje tjetër të qasjes, për të marrë para, mallra, shërbime ose ndonjë gjë tjetër me vlerë, ose që mund të përdoret për të inicuar transferimin e fondeve dhe përfshin "instrumentet e pagesës" siç përcaktohet në nenin 287 të këtij Kodi.

5. Për qëllim të këtij neni, shprehja "informacion i identifikimit të telekomunikimit " nënkupton numrin serik elektronik ose numrin apo sinjalin tjetër që identifikon një instrument ose llogari specifike të telekomunikimit, ose një komunikim specifik të transmetuar nga një instrument telekomunikimi.

6. Për qëllim të paragrafit 2 të këtij neni, shprehja "dokument i falsifikuar i identifikimit" nënkupton dokumentin që shërben ose që zakonisht përdoret për qëllim të identifikimit të individëve që nuk është lëshuar nga ose nën autoritetin e një subjekti qeveritar ose është lëshuar nën autoritetin e një njësie qeveritare, por më pas është ndryshuar për qëllime mashtrimi; dhe duket se është lëshuar nga ose nën autoritetin e Qeverisë së Kosovës ose ndonjë dege politike të Kosovës, qeverie të huaj, dege politike të një qeverie të huaj ose organizate ndërkombëtare qeveritare ose kuazi-qeveritare.

7. Tentativa për të kryer veprën nga paragrafi 1 i këtij neni është e dënueshme.

**Neni 337**
**Kurdisja e ndeshjes ose e sportit**

1. Kushdo që merret vesh për rezultatin e sportit ose garës tjetër me qëllimin që të përfitoj për vete ose për tjetrin përfitim material, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Nëse nga veprimi i paraparë në paragrafin 1 të këtij neni, është fituar përfitimi material që tejkalon shumën prej pesë mijë (5.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

3. Nëse nga veprimi i paraparë në paragrafin 1 të këtij neni, është fituar përfitimi material që tejkalon shumën prej pesëmbëdhjetë mijë (15.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

## KAPITULLI XXVII
## VEPRAT PENALE KUNDËR MJEDISIT, KAFSHËVE, BIMËVE DHE OBJEKTEVE KULTURORE

### Neni 338
### Ndotja, degradimi ose shkatërrimi i mjedisit

1. Kushdo që duke shkelur ligjin, bën ndotjen, degradimin ose shkatërrimin e ajrit, ujit apo tokës ose shfrytëzon jashtë mase burimet natyrore, dënohet me gjobë ose burgim deri në dy (2) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me dëmtimin e shëndetit të një numri të madh të njerëzve apo me asgjësimin e plotë ose të pjesërishëm të botës shtazore, bimore ose të rezervave të ujit të pijshëm apo me ndonjë dëmtim tjetër të mjedisit me pasoja të rënda, apo me shtimin e nivelit të ndotjes në shkallë kritike, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me dëmtimin e shëndetit të një numri të madh të njerëzve apo me asgjësimin e plotë ose të pjesërishëm të botës shtazore, bimore ose të rezervave të ujit të pijshëm apo me ndonjë dëmtim tjetër të mjedisit me pasoja të rënda, apo me shtimin e nivelit të ndotjes në shkallë kritike, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim deri në dy (2) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me dëmtim apo me shkatërrim të papërmirësueshëm të mjedisit ose me rrezikimin e pasurive të mbrojtura natyrore, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me dëmtim apo me shkatërrim të papërmirësueshëm të mjedisit ose me rrezikimin e pasurive të mbrojtura natyrore, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

7. Kushdo që e kryen veprën e paraparë në paragrafin 1 të këtij neni si anëtar i grupit, dënohet me gjobë dhe burgim deri në katër (4) vjet.

### Neni 339
### Mbajtja e paligjshme e substancave dhe e mbeturinave të rrezikshme

1. Kushdo që duke shkelur ligjin, hedh, trajton, depoziton, transporton, eksporton ose importon substanca të rrezikshme apo mbeturina që mund të shkaktojnë vdekjen ose lëndimin e rëndë trupor të ndonjë personi ose dëm substancial material të cilësisë së ajrit, tokës, ujit, kafshëve, bimëve ose pasurisë, dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në katër (4) vjet.

2. Kushdo që duke shkelur ligjin hedh, trajton, depoziton, transporton, eksporton ose importon substanca apo mbeturina radioaktive që mund të shkaktojnë vdekjen ose lëndimin e rëndë trupor të ndonjë personi ose dëm substancial material të cilësisë së ajrit, tokës, ujit, kafshëve,

bimëve ose pasurisë, dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

5. Nëse vepra nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me vdekje ose lëndim të rëndë trupor të ndonjë personi ose me dëm substancial material të pasurisë, kafshëve apo bimëve ose me keqësimin substancial material të cilësisë së ajrit, ujit ose tokës, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me vdekje ose lëndim të rëndë trupor të ndonjë personi ose me dëm substancial material të pasurisë, kafshëve apo bimëve ose me keqësimin substancial material të cilësisë së ajrit, ujit ose tokës, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 340**
**Lejimi i kundërligjshëm i ndërtimit apo drejtimit të fabrikave dhe instalimeve që ndotin mjedisin**

1. Kushdo që duke shkelur ligjin mbi mbrojtjen e mjedisit, lejon ndërtimin apo instalimin e fabrikës ose drejton apo menaxhon fabrikën ose instalimin në të cilën kryhet veprimtari e rrezikshme dhe me këtë rrezikon të shkaktojë vdekjen apo lëndimin e rëndë trupor të ndonjë personi, ndotë mjedisin, ajrin, tokën apo ujin ose shkakton dëm në shumë prej pesëmijë (5.000) Euro apo më shumë të kafshëve, bimëve ose pasurisë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në katër (4) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

3. Kushdo që duke shkelur ligjin lejon ose aplikon teknologjinë që ndot mjedisin ose territorin në shkallë të madhe, dënohet me gjobë ose me burgim deri në katër (4) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me asgjësimin e plotë ose të pjesërishëm të botës shtazore, bimore ose ndotjen në shkallë të madhe për të cilën nevojitet kohë e gjatë ose shpenzime të mëdha për ta sanuar, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

5. Kur shqipton dënimin për vepër penale nga ky nen, gjykata mund ta detyrojë kryesin që të ndërmerr masa të caktuara për mbrojtjen, ruajtjen dhe përmirësimin e mjedisit jetësor.

**Neni 341**
**Dëmtimi i objekteve dhe pajisjeve për mbrojtjen e mjedisit**

1. Kushdo që dëmton, shkatërron, heq apo në mënyrë tjetër i bënë të papërdorshme objektet apo pajisjet për mbrojtjen e mjedisit, dënohet me gjobë ose me burgim deri në katër (4) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me ndotjen e ajrit, ujit apo tokës në shkallë të madhe apo territorit të gjerë, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 2 i këtij neni rezulton me ndotjen e ajrit, ujit apo tokës në shkallë të madhe apo territorit të gjerë, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. dhe 3. i këtij neni rezulton me asgjësimin e plotë ose të pjesërishëm të botës shtazore, bimore ose ndotjen në shkallë të madhe të cilën nevojitet kohë e gjatë ose shpenzime të mëdha për ta sanuar, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. dhe 4. i këtij neni rezulton me asgjësimin e plotë ose të pjesërishëm të botës shtazore, bimore ose ndotjen në shkallë të madhe të cilën nevojitet kohë e gjatë ose shpenzime të mëdha për ta sanuar, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

7. Kur shqipton dënimin për vepër penale nga ky nen, gjykata mund ta detyrojë kryesin që të ndërmerr masa të caktuara për mbrojtjen, ruajtjen dhe përmirësimin e mjedisit jetësor.

**Neni 342**
**Prodhimi, shitja dhe vënia në qarkullim e materieve të dëmshme për mjekimin e shtazëve**

1. Kushdo që prodhon me qëllim që t'i shesë apo t'i vë në qarkullim materiet për mjekimin apo për parandalimin e sëmundjeve të shtazëve apo shpendëve, kur materiet e tilla janë të dëmshme për jetën apo shëndetin e tyre, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me ngordhjen e një numri të madh të shtazëve apo të shpendëve, kryesi dënohet me gjobe dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në (3) tre vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

**Neni 343**
**Dhënia e ndihmës veterinare në mënyrë të pandërgjegjshme**

1. Veterinari apo ndihmësi i autorizuar i veterinarit i cili me rastin e dhënies së ndihmës veterinare haptazi përshkruan ose aplikon mjetin e papërshtatshëm apo mënyrën jo të rregullt të mjekimit ose nuk përdor masat përkatëse higjienike apo në përgjithësi shkel rregullat e profesionit të veterinarisë gjatë procesit të mjekimit dhe me këtë shkakton sëmundjen, keqësimin e sëmundjes apo ngordhjen e shtazës, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me ngordhjen e një numri të madh të shtazëve apo të shpezëve, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me ngordhjen e një numri të madh të shtazëve apo të shpezëve, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vjet.

**Neni 344**
**Ushtrimi i kundërligjshëm i shërbimeve veterinere**

Kushdo që pa përgatitje adekuate profesionale merret me shërimin e shtazëve ose ofron shërbime tjera veterinare në kompensim të pagesës, dënohet me gjobë ose me burgim deri në (6) gjashtë muaj.

**Neni 345**
**Moszbatimi i urdhrave për luftimin e sëmundjeve të shtazëve dhe të bimëve**

1. Kushdo që gjatë kohës së ndonjë epidemie e cila mund të rrezikojë blegtorinë, nuk respekton urdhrin apo vendimin e lëshuar nga organi kompetent në pajtim me ligjin me të cilin parashihen masat për luftimin apo parandalimin e sëmundjes, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që gjatë periudhës së rrezikut ndaj botës bimore nga sëmundja ose murtaja, nuk respekton urdhrin apo vendimin e organit kompetent me të cilin parashihen masat për luftimin apo parandalimin e sëmundjes ose të murtajës, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me dëm të konsiderueshëm pasuror, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

6. Për qëllime të këtij neni, shprehja "blegtori" do të thotë çdo gjedh, bricjap, kalë, zog, shpezë, shpendë, bletë mjalti, dele, derr apo peshk.

**Neni 346**
**Keqtrajtimi i kafshëve dhe ndotja e ushqimit dhe e ujit të shtazëve**

1. Kushdo që keqtrajton kafshën ose përfshihet në çfarëdo akti seksual me kafshën për qëllime seksuale, dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

2. Për qëllime të këtij neni:

> 2.1. "keqtrajtim" nënkupton veprimin apo mosveprimin me të cilin kafshës i shkaktohen vuajtje, dhembje apo shqetësime të rënda, të cilat në shkallën dhe rrethanat në të cilat paraqiten janë të tepruara dhe të panevojshme.
>
> 2.2. "akt seksual" nënkupton penetrim sado i vogël i cilësdo pjesë të trupit të kafshës me organin seksual të personit, cilëndo pjesë tjetër të trupit të personit ose objektit për qëllime seksuale.
>
> 2.3. "qëllim seksual" nënkupton çdo veprim i bërë për qëllimet e kënaqësisë seksuale të një personi.

3. Kushdo që organizon, financon ose është nikoqir i luftës ndërmjet kafshëve të llojeve të njejta apo të ndryshme ose organizon apo merr pjesë në bast në këto luftëra, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

4. Kushdo që me ndonjë materie helmuese apo të dëmshme e ndot ushqimin apo ujin e

shtazëve, shpezëve, bletëve, shtazëve të egra apo peshqve, ose e ndot çfarëdo furnizimi ujorë natyrorë apo të bërë nga njeriu që siguron ujë për shtazë, shpezë, bletë, shtazë të egra apo peshq dhe me këtë rrezikon jetën apo shëndetin e shtazëve, shpezëve, bletëve, shtazëve të egra apo peshqve, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

5. Kushdo që me ndonjë materie helmuese apo të dëmshme e ndot çfarëdo uji dhe me këtë rrezikon ekzistencën e shtazëve, shpezëve, bletëve, shtazëve të egra apo peshqve në ujë, dënohet me dënimin nga paragrafi 4. i këtij neni.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 4. ose 5. i këtij neni rezulton me ngordhje të një numri të madh të shtazëve, shpezëve, bletëve, shtazëve të egra apo peshqve, në vlerë që tejkalon dhjetëmijë (10.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 4. ose 5. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) muaj. Nëse vepra penale nga paragrafi 6. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

**Neni 347**
**Shkatërrimi i botës bimore me materie të dëmshme**

1. Kushdo që në kundërshtim me ligjin dhe me përdorimin e materies së dëmshme, shkakton shkatërrimin e bimëve, pemëve ose vegjetacionit tjetër dhe me këtë shkakton dëm në vlerë prej dhjetëmijë (10.000) Euro apo më shumë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet ndaj llojit veçanërisht të mbrojtur të bimëve, pemëve ose vegjetacionit tjetër, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

**Neni 348**
**Shkretërimi i pyjeve**

1. Kushdo që në kundërshtim me ligjin ose urdhrin e organit kompetent, bën prerjen apo shkatërrimin e pyllit ose në ndonjë mënyrë tjetër shkretëron pyjet, dënohet me gjobë ose me burgim deri në katër (4) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet në pyllin e mbrojtur, në parkun e mbrojtur ose në pyje të tjera me destinim të posaçëm apo kur vepron si anëtar i grupit të njerëzve, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

**Neni 349**
**Vjedhja e pyllit**

1. Kushdo që me qëllim të vjedhjes pret trungjet në pyll dhe sasia e druve të prerë tejkalon 2 metra kub, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet me qëllim të shitjes, ose sasia e druve të prerë tejkalon pesë (5) metra kub, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në katër (4) vjet.

3. Nëse vepra penale nga ky nen kryhet:

3.1. në pyllin e mbrojtur, në parkun e mbrojtur apo në pyllin tjetër me destinim të posaçëm;

3.2. me qëllim që drunjtë e prerë të shiten, pavarësisht sasisë së drurit të përfshirë, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Tentativa për të kryer veprën penale nga paragrafi 1 i këtij neni është e dënueshme.

**Neni 350**
**Gjuetia e kundërligjshme**

1. Kushdo që gjuan kafshë të egra kur gjuetia është e ndaluar ose në territorin në të cilin gjuetia është e ndaluar, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kushdo që pa leje ose autorizim, gjuan ose mbyt një kafshë të egër ose e zë të gjallë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet jashtë sezonës; në grup; ose ndaj gjahut në vlerë që tejkalon dymijë (2.000) Euro ose me rëndësi sipas rregulloreve të gjuetisë, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

4. Kushdo që gjuan lloje të rrezikuara ose të rralla të kafshëve, gjuetia e të cilave është e ndaluar, ose gjuan lloje të posaçme pa pasur lejen e veçantë për atë lloj gjahu, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

5. Kushdo që gjuan duke përdorur metoda të asgjësimit masiv, duke përdorur automjetin ose duke përdorur dritën e fortë, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

6. Kafshët e egra dhe pajisjet e gjuetisë konfiskohen.

**Neni 351**
**Shitja ose nxjerrja e trofeve të kafshëve të egra jashtë Republikës së Kosovës**

1. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme shet apo nxjerr jashtë Republikës së Kosovës trofenë nga kafshët e egra, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

2. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme shet apo nxjerr jashtë Republikës së Kosovës trofenë nga kafshët e egra të fituar me anë të veprës penale nga paragrafët 1. deri 3. të nenit 350 të këtij Kodi, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Trofetë e kafshëve të egra konfiskohen.

**Neni 352**
**Shitja ose nxjerrja e të mirave natyrore, bimëve ose kafshëve posaçërisht të mbrojtura jashtë Republikës së Kosovës**

Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme shet apo nxjerrë jashtë Republikës së Kosovës të mira, bimë apo kafshë posaçërisht të mbrojtura, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

**Neni 353**
**Peshkimi i kundërligjshëm**

1. Kushdo që peshkon gjatë kohës kur peshkimi është i ndaluar apo në ujërat ku peshkimi është i ndaluar, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) muaj.

2. Kushdo që peshkon duke përdorur eksploziv, rrymë elektrike, helm ose mjete helmuese dhe me këtë shkakton ngordhjen e peshqve në mënyrë të tillë që të dëmtojë shumimin e peshqve, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

**Neni 354**
**Dëmtimi, shkatërrimi dhe nxjerrja e paautorizuar e monumenteve ose objekteve të mbrojtura jashtë Republikës së Kosovës**

1. Kushdo që dëmton ose shkatërron monumentin ose objektin e mbrojtur kulturor, historik, fetar, shkencor apo natyror, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet ndaj monumentit ose objektit të mbrojtur kulturor, historik, fetar, shkencor apo natyror që kanë vlerë të posaçme ose nëse vepra penale rezulton me dëm të rëndë, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Kushdo që pa autorizimin përkatës të organit kompetent nxjerrë jashtë Republikës së Kosovës monumentin ose objektin e mbrojtur kulturor, historik, fetar, shkencor apo natyror, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni ka të bëjë me monumentin ose objektin e mbrojtur kulturor, historik, fetar, shkencor apo natyror me vlerë të posaçme, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

5. Për qëllime të këtij neni, shprehja “monument ose objekt i mbrojtur kulturor, historik, fetar, shkencor apo natyror” do të thotë objekt nderimi i një komuniteti fetar i cili ndodhet në pronën e caktuar për shërbime fetare, gur varri, varr apo vend tjetër i varrimit, monument publik, monument natyror, objekt artistik, shkencor apo artizanat i cili ruhet në koleksione publike ose në ekspozita publike, objekt i cili shërben për ndonjë nevojë publike ose zbukuron rrugën publike, sheshin apo parkun, atraksion natyror apo një lloj të rrezikuar i kafshëve ose bimëve.

6. Tentativa për të kryer vepër penale nga paragrafi 1. ose 3. i këtij neni është e dënueshme.

**Neni 355**
**Punimet e paautorizuara dhe përvetësimi i monumenteve kulturore**

1. Kushdo që pa autorizimin e organit kompetent kryen punë të konservimit, restaurimit apo punime hulumtuese në ndonjë monument kulturor, ose përkundër ndalimit ose joautorizimit, kryen gërmime apo hulumtime arkeologjike dhe me këtë e shkatërron ose e dëmton rëndë monumentin kulturor apo karakteristikat e tij, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet ndaj monumentit kulturor me vlerë apo me rëndësi të posaçme ose rezulton me dëm të madh, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tri (3) vjet.

3. Kushdo që gjatë hulumtimeve arkeologjike apo të hulumtimeve të tjera përvetëson ose merr objektin e gërmuar apo objektin e gjetur në ndonjë mënyrë tjetër i cili paraqet monument kulturor, dënohet me dënimin nga paragrafi 2. i këtij neni.

## KAPITULLI XXVIII
## VEPRAT PENALE KUNDËR SIGURISË SË PËRGJITHSHME TË NJERËZVE DHE PASURISË

### Neni 356
### Shkaktimi i rrezikut të përgjithshëm

1. Kushdo që me anë të zjarrit, vërshimeve, armëve, eksplozivit apo ndonjë mjeti tjetër vdekjeprurës, helmit ose gazit helmues, rrezatimit jonizues, forcës mekanike, me energji elektrike ose me ndonjë lloj energjie tjetër, ose me ndonjë veprim tjetër të rrezikshëm apo mjete të rrezikshme, shkakton rrezik të madh për jetën e njerëzve apo dëm të konsiderueshëm pasuror, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që në kundërshtim me detyrimet e përcaktuara me ligj nuk i vendos pajisjet për mbrojtjen nga zjarri, vërshimi, eksplodimi, helmimi ose për mbrojtjen nga gazrat helmuese, rrezatimi jonizues, forcat mekanike, energjia elektrike ose nga ndonjë lloj energjie tjetër, ose me ndonjë veprim tjetër të rrezikshëm apo mjete të rrezikshme, apo këto pajisje nuk i mirëmban në gjendje të rregullt apo nuk i vë në përdorim ose në përgjithësi nuk vepron sipas rregullave ose rregulloreve teknike mbi masat mbrojtëse dhe me këtë shkakton rrezik të madh për jetën e njerëzve apo dëm të konsiderueshëm pasuror, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet në vendin ku janë të pranishëm një numër i madh i njerëzve ose ku përdoret një eksploziv ose mjet tjetër vdekjeprurës në, brenda ose kundër një vendi për përdorim publik, një ndërtese shtetërore ose qeveritare, një sistemi të transportit publik ose një infrastrukture ose me qëllim të shkaktimit të vdekjes ose lëndimit të rëndë trupor ose me qëllim që të shkaktojë shkatërrim të gjerë të një vendi, objekti ose sistemi të tillë, kur një shkatërrim i tillë rezulton ose ka të ngjarë të rezultojë në humbje të mëdha ekonomike ose të detyrojë një qeveri ose një organizatë ndërkombëtare për të kryer ose për të mos kryer një vepër, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor apo me dëm substancial pasuror kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 6. i këtij neni kryhet në vendin ku janë të pranishëm një numër i madh i njerëzve, kryesi dënohet me burgim deri në pesë (5) vjet.

8. Nëse vepra penale nga paragrafi 6. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose dëm substancial pasuror kryesi dënohet me burgim deri në pesë (5) vjet.

9. Nëse vepra penale nga paragrafi 6. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

### Neni 357
### Asgjësimi, dëmtimi ose heqja e instalimeve publike

1. Kushdo që asgjëson, dëmton apo i heq pajisjet apo instalimet e përçuesve elektrik, të gazit, të ujit, të ngrohjes, të pajisjeve telekomunikuese, të pajisjeve të kanalizimit, të pajisjeve për mbrojtjen e mjedisit, naftësjellësve, kabllove nënujore, të pendave ose të pajisjeve të tjera të ngjashme dhe me këtë shkakton çrregullime në furnizimin e popullsisë apo të ekonomisë,

dënohet me burgim deri në pesë (5) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor apo me dëm substancial pasuror, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose dëm substancial pasuror, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 358**
**Asgjësimi, dëmtimi ose heqja e pajisjeve mbrojtëse dhe rrezikimi i sigurisë në vendin e punës**

1. Kushdo që asgjëson, dëmton ose heq pajisjen mbrojtëse nga cilido vend i punës dhe me këtë rrezikon jetën e njerëzve ose shkakton dëm pasuror dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

2. Kushdo që është përgjegjës për sigurinë dhe shëndetin në vendin e punës dhe i cili nuk i instalon pajisjet mbrojtëse, nuk i mirëmban ato në gjendje të rregullt për punë, nuk siguron përdorimin e tyre kur është e nevojshme apo nuk vepron në pajtim me dispozitat apo rregullat teknike mbi masat për sigurinë në vendin e punës dhe me këtë rrezikon jetën e njerëzve ose shkakton dëm të konsiderueshëm pasuror, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor të një apo më shumë personave ose me dëm substancial pasuror, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor të një apo më shumë personave ose me dëm substancial material, kryesi dënohet me burgim deri në pesë (5) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

8. Gjykata mund t'ia shqiptojë kryesit kushtin që të instalojë pajisjet e sigurisë brenda afatit kohor të caktuar.

**Neni 359**
**Ndërtimi pa leje**

1. Personi i cili është kontraktor apo person përgjegjës në subjektin juridik i cili është kontraktor

në kryerjen e punës pa leje të ndërtimit, kur me ligj kërkohet një leje e tillë, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Personi i cili është pronar, investitor apo personi përgjegjës i subjektit juridik i cili është investitor në objektin në ndërtim pa leje ndërtimi, kur me ligj kërkohet një leje e tillë, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Kur organi kompetent ka lëshuar vendim për ndalim të punimeve dhe personi nga paragrafi 1 dhe 2 vazhdon me ndërtim, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse vepra nga paragrafi 1, 2 ose 3 i këtij neni kryhet në pronë publike apo shtetërore, në pronën e tjetrit, në zonat e mbrojtura, zonat e veçanta, zonat e veçanta të mbrojtura, zonat me interes të veçantë ekonomik, zonat sanitare për përdorimin e ujit ose zonat e mbrojtur për qëllime strategjike, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

5. Ndërtimi pa leje në këtë nen duhet të rrënohet dhe shpenzimet e rrënimit barten te kryesi.

**Neni 360**
**Punimet ndërtimore të kundërligjshme**

1. Personi përgjegjës i cili me rastin e projektimit, mbikëqyrjes apo kryerjes së ndonjë ndërtimi apo të punëve ndërtimore ose përfundimit të punëve ndërtimore, vepron në shkelje të ligjit apo në kundërshtim me standardet profesionale përgjithësisht të pranuara ose në kundërshtim me kushtet e lejes së ndërtimit ose çertifikatës së përdorimit dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor apo me dëm të konsiderueshëm pasuror apo më shumë, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor apo me dëm konsiderueshëm pasuror, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 361**
**Dërgimi apo transportimi i kundërligjshëm i lëndëve eksplozive ose lëndëve ndezëse**

1. Kushdo që në kundërshtim me ligjin transporton ose dërgon për transport lëndë eksplozive ose lëndë që mund të ndizen lehtë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga personi i cili dërgon lëndët eksplozive ose lëndët që mund të ndizen lehtë për transportim me mjetet e transportit publik ose vetë transporton lëndë të tilla duke shfrytëzuar mjetet e transportit publik, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Kushdo që në kundërshtim me ligjin dërgon lëndë eksplozive ose lëndë që mund të ndizen

lehtë në lokalet ku mblidhen numër i madh i njerëzve, në lokalet ku grumbullohen numër i madh i njerëzve apo në lokalet ku priten një numër i madh i njerëzve, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

4. Nëse vepra penale nga ky nen kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

**Neni 362**
**Mos evitimi i rrezikut**

1. Kushdo që nuk ndërmerr masa për evitimin e zjarrit, vërshimit, eksplodimit, fatkeqësisë në trafik apo të ndonjë rreziku tjetër për jetën ose sigurinë fizike të njerëzve apo të pasurisë në shkallë të madhe, ndonëse këtë ka mundur ta bëjë pa e rrezikuar veten apo ndonjë person tjetër, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kushdo që parandalon apo pengon personin tjetër nga ndërmarrja e masave për evitimin e zjarrit, vërshimit, eksplodimit, fatkeqësisë së trafikut apo të ndonjë rreziku tjetër për jetën apo sigurinë fizike të njerëzve apo të pasurisë në shkallë të madhe, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

**Neni 363**
**Keqpërdorimi i sinjalit të fatkeqësisë apo të rrezikut**

Kushdo që keqpërdor ndonjë shenjë apo sinjal të fatkeqësisë apo rrezikut ose bën thirrje të pabazuar për ndihmë me qëllim që të bëjë personat zyrtar apo zjarrfikësit të ndërmarrin ndonjë veprim apo të mos ndërmarrin ndonjë veprim, dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

## KAPITULLI XXIX
## VEPRAT PENALE TË ARMËVE

**Neni 364**
**Importi, eksporti, furnizimi, transportimi, prodhimi, këmbimi, ndërmjetësimi ose shitja e paautorizuar e armëve apo materieve plasëse**

1. Kushdo që në kundërshtim të ligjit të zbatueshëm në lidhje me armët apo materiet plasëse, importon, eksporton, blen, furnizon, transporton, prodhon, këmben, ndërmjetëson ose shet armë apo materie plasëse, dënohet me gjobë deri në shtatëmijepesëqind (7.500) Euro dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni përfshin më shumë se katër (4) armë, më shumë se katër (4) materie plasëse apo më shumë se katërqind (400) fishekë, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Për qëllime të këtij neni, shprehja “prodhim” i armëve përfshin shndërrimin apo modifikimin e ndonjë sendi në armë ose të një arme në një lloj tjetër të armës, apo deaktivizimin ose riaktivizimin e ndonjë arme.

4. Armët, mjetet për transportimin e armëve dhe mjetet për prodhimin e armëve konfiskohen.

**Neni 365**
**Fshirja, heqja apo ndryshimi i kundërligjshëm i shenjave në armë të zjarrit apo në municion**

1. Kushdo që fshin, heq apo ndryshon shenjat në armë të zjarrit apo municion ose kushdo që

e shënjon një armë të zjarrit apo municion me shenja të rrejshme, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që prodhon armën e zjarrit apo municionin dhe nuk e shënjon armën e zjarrit apo municionin në kohën e prodhimit sipas ligjit të zbatueshëm lidhur me shënjimin e armëve, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni përfshin më shumë se katër (4) armë ose më shumë se katërqind (400) fishekë, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

4. Për qëllime të këtij neni, shprehja "shenjë" do të thotë një shenjë identifikuese e cila vendoset në armën e zjarrit apo në municion nga prodhuesi ose nga organi kompetent shtetëror.

5. Arma e zjarrit apo municioni konfiskohen. Mjeti i cili përdoret për fshirjen, heqjen apo ndryshimin e shenjës apo për shënjimin e rrejshëm konfiskohet.

**Neni 366**
**Mbajtja në pronësi, kontroll ose posedim të paautorizuar të armëve**

1. Kushdo që mban në pronësi, kontrollon ose posedon armë në kundërshtim me ligjin e zbatueshëm lidhur me armë të tilla, dënohet me gjobë deri në shtatëmijë e pesëqind (7.500) Euro ose me burgim deri në pesë (5) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni përfshin më shumë se katër (4) armë ose më shumë se katërqind (400) fishekë, kryesi dënohet me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Arma në pronësi, kontroll apo posedim në kundërshtim të këtij neni konfiskohet.

**Neni 367**
**Përdorimi i armës apo mjetit të rrezikshëm**

1. Kushdo që përdorë armë apo materie plasëse në kundërshtim me ligjin e zbatueshëm lidhur me armët apo materiet plasëse të tilla, dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

2. Kushdo që përdor armën apo mjetin e rrezikshëm në mënyrë kërcënuese ose frikësuese, dënohet me gjobë deri në dhjetëmijë (10.000) Euro dhe me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Arma apo mjeti i rrezikshëm i përdorur në kundërshtim të këtij neni konfiskohet.

**Neni 368**
**Lejet, pëlqimet dhe licencat e rreme të armëve dhe dhënia e informatave të rreme**

1. Kushdo që jep informata të rreme, qoftë gojarisht apo me shkrim, në cilëndo fazë të procedurës së aplikimit për leje, pëlqim apo licencë të mbajtjes së armës apo mjetit plasës, dënohet me gjobë deri në pesëmijë (5.000) Euro ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që prodhon, posedon, shet ose blen leje, pëlqim apo licencë të rreme të mbajtjes së armës apo mjetit plasës, dënohet me gjobë deri në pesëmijë (5.000) Euro ose me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Kushdo që mban lejen, licencën apo ndonjë autorizim tjetër për mbajtjen e armëve apo mjeteve plasëse dhe nuk ia tregon menjëherë lejen, licencën apo autorizimin tjetër policisë apo KFOR-it sipas kërkesës së tyre, dënohet me gjobë deri në dymijë e pesëqind (2.500) Euro ose me burgim deri në tre (3) muaj. Nëse kryesi nuk e ka lejen apo licencën në posedim në

kohën e kërkesës dhe ai nuk njofton policinë apo KFOR-in për vendndodhjen e lejes, licencës apo autorizimit tjetër, kryesi dënohet me gjobë deri në dymijë e pesëqind (2.500) Euro ose me burgim deri në tre (3) muaj.

4. Leja, licenca apo autorizimi tjetër i rremë konfiskohet. Mjetet për prodhimin e lejes, licencës apo autorizimit tjetër të rremë konfiskohen.

**Neni 369**
**Prodhimi dhe sigurimi i armëve dhe mjeteve për kryerjen e veprave penale**

1. Kushdo që prodhon, siguron ose i mundëson personit tjetër që të sigurojë armë apo helme ose pajisje tjera të nevojshme për prodhimin e tyre, për të cilat e di se janë të destinuara për përdorimin ose kryerjen e veprës penale, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që prodhon, siguron ose i mundëson personit tjetër që të siguroj çelës të falsifikuar, kallauz ose pajisje tjera për përdorim në plaçkitje, për të cilat e di se janë të destinuara për përdorimin ose kryerjen e veprës penale, dënohet me burgim deri në një (1) vit.

## KAPITULLI XXX
## VEPRAT PENALE KUNDËR SIGURISË SË TRAFIKUT PUBLIK

**Neni 370**
**Rrezikimi i trafikut publik**

1. Kushdo që shkel ligjin mbi trafikun publik apo transportin rrugor dhe rrezikon jetën e njerëzve apo pasurinë dhe me këtë i shkakton dikujt dëm të konsiderueshëm pasuror, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që shkel cilindo ligj mbi trafikun rrugor apo transportin rrugor dhe me këtë rrezikon trafikun hekurudhor, me tramvaj, me trolejbus, me autobus, me teleferik ose trafikun ujor dhe në këtë mënyrë rrezikon jetën e njerëzve, sigurinë fizike ose pasurinë, dënohet me burgim deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 ose 2. i këtij neni rezulton me dëm pasuror në vlerë prej pesëmbëdhjetë mijë (15.000) Euro apo më shumë, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor të ndonjë personi ose dëm pasuror në vlerë prej njëzetmijë (20.000) Euro apo më shumë, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 6. i këtij neni rezulton me dëm pasuror në vlerë prej pesëmbëdhjetë mijë (15.000) Euro apo më shumë, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

8. Nëse vepra penale nga paragrafi 6. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose dëm pasuror në vlerë prej njëzetmijë (20.000) Euro apo më shumë, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

9. Nëse vepra penale nga paragrafi 6. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 371**
**Ngasja në gjendje të paaftë apo të dehur**

1. Kushdo që drejton automjetin në gjendje të paaftë apo nën ndikim të alkoolit nëse në gjak ka alkool mbi 0,5 g/kg respektivisht me sasi përkatëse në miligram për litër të ajrit të nxjerrë apo të substancave tjera dehëse nëse shkaktohet aksident dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.
2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të lehtë trupor të ndonjë personi ose dëm pasuror në vlerë prej pesëmijë (5.000) Euro apo më shumë, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor të ndonjë personi ose dëm pasuror në vlerë prej njëzetmijë (20.000) Euro apo më shumë, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

**Neni 372**
**Rrezikimi i trafikut publik me veprime apo mjete të rrezikshme**

1. Kushdo që asgjëson, heq ose dëmton rëndë instalimet, pajisjet, shenjat apo sinjalizimet që shërbejnë për sigurinë e trafikut, ose jep shenja ose sinjale të gabueshme ose vë pengesa në rrugët publike apo në ndonjë mënyrë tjetër e rrezikon jetën e njeriut apo sigurinë fizike, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të lehtë trupor të ndonjë personi ose dëm të konsiderueshëm pasuror, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose dëm substancial pasuror, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 5. i këtij neni rezulton me lëndim të lehtë trupor të ndonjë personi ose dëm të konsiderueshëm pasuror, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 5. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose dëm substancial pasuror, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

8. Nëse vepra penale nga paragrafi 5. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 373**
**Mbikëqyrja e pandërgjegjshme e trafikut publik**

1. Personi përgjegjës, të cilit i është besuar mbikëqyrja e gjendjes dhe e mirëmbajtjes së

rrugëve dhe e objekteve në to, e mjeteve të transportit, plotësimi i kushteve të përcaktuara të punës për ngasës, ose personi përgjegjës të cilit i është besuar menaxhimi i ngasjes, i cili me ushtrimin e pandërgjegjshëm të detyrës së vet rrezikon jetën e njeriut, sigurinë fizike ose shkakton dëm pasuror, dënohet me gjobë ose me burgim deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që është përgjegjës për dhënien e urdhrave për ngasje apo që lejon tjetrin të ngas edhe pse e di se ngasësi për shkak të lodhjes, sëmundjes, dehjes me alkool apo shkaqeve të tjera nuk është në gjendje që në mënyrë të sigurt të drejtojë automjetin, ose automjeti nuk është në gjendje të rregullt dhe me këtë rrezikon jetën e njeriut, sigurinë fizike ose shkakton dëm pasuror, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose dëm substancial pasuror, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor ose dëm substancial pasuror, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

7. Nëse vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me vdekjen e një apo më shumë personave, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 374**
**Mosdhënia e ndihmës personit të lënduar në fatkeqësinë e trafikut publik**

1. Ngasësi i automjetit ose i mjetit tjetër të transportit, i cili nuk i ofron ndihmë personit të lënduar me atë mjet të transportit, dënohet me burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vdekjen e personit të lënduar, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 375**
**Keqpërdorimi i sinjaleve ndërkombëtare të komunikacionit**

Kushdo që pa nevojë dërgon sinjalin e pranuar ndërkombëtarisht të komunikimit ose sinjalin e shfrytëzuar ndërkombëtarisht të fatkeqësisë apo sinjalin e rrezikut, ose mashtron se nuk ka rrezik ose keqpërdor sinjalin e pranuar ndërkombëtarisht të komunikimit, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

## KAPITULLI XXXI
## VEPRAT PENALE KUNDËR ADMINISTRIMIT TË DREJTËSISË DHE ADMINISTRATËS PUBLIKE

**Neni 376**
**Përkufizimet**

Për qëllime të këtij Kapitulli, shprehja “procedurë zyrtare” nënkupton çfarëdo procedure penale siç përkufizohet në Kodin e Procedurës Penale të Kosovës; procedurat pranë cilësdo

gjykatë dhe Gjykatës Kushtetuese; procedurën pranë Kuvendit të Republikës së Kosovës dhe kuvendeve komunale; ose ndonjë procedurë e autorizuar me ligj pranë ndonjë ministrie, agjencie apo institucioni të pavarur të Republikës së Kosovës, përfshirë procedurat disiplinore dhe procedurat e noterisë.

**Neni 377**
**Moslajmërimi i përgatitjes së veprave penale**

1. Kushdo që duke qenë në dijeni për përgatitjen e kryerjes së ndonjë vepre penale, nuk e lajmëron këtë fakt në kohën kur kryerja e veprës penale ende ka mund të evitohet ndërsa vepra penale është kryer ose është tentuar, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kushdo që nuk lajmëron përgatitjen për kryerjen e një apo më shumë prej veprave penale në vijim, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

2.1. vrasja e rëndë;

2.2. vrasja;

2.3. sulmi me lëndim të rëndë trupor;

2.4. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XIV – Veprat penale kundër rendit kushtetues dhe sigurisë së Republikës së Kosovës;

2.5. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XV – Veprat penale kundër njerëzimit dhe vlerave të mbrojtura me të drejtën ndërkombëtare;

2.6. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XX – Veprat penale kundër integritetit seksual;

2.7. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XXXIII – Veprat penale kundër korrupsionit zyrtar dhe detyrës zyrtare;

2.8. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XXIII – Veprat penale të narkotikëve;

2.9. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XXIX – Veprat penale të armëve;

3. Me përjashtim të veprave penale që përfshijnë abuzimin e fëmijëve dhe dhunën në familje, personi nuk është penalisht përgjegjës sipas paragrafit 1. të këtij neni nëse është në lidhje familjare me kryesin e veprës penale si prind, fëmijë, bashkëshort ose bashkëshorte, vëlla ose motër, prind adoptues apo fëmijë i adoptuar ose person me të cilin kryesi jeton në bashkësi jashtëmartesore.

**Neni 378**
**Moslajmërimi i veprave penale apo kryesve të tyre**

1. Kushdo që është në dijeni për identitetin e kryesit të një apo më shumë prej veprave penale në vijim dhe nuk e lajmëron faktin e tillë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

1.1. vrasja e rëndë;

1.2. vrasja;

1.3. sulmi me lëndim të rëndë trupor;

1.4. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XIV – Veprat penale kundër rendit kushtetues dhe sigurisë së Republikës së Kosovës;

1.5. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XV – Veprat penale kundër njerëzimit dhe vlerave të mbrojtura me të drejtën ndërkombëtare;

1.6. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XX – Veprat penale kundër integritetit seksual;

1.7. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XXXIII – Veprat penale kundër korrupsionit zyrtar dhe detyrës zyrtare;

1.8. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XXIII – Veprat penale të narkotikëve;

1.9. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XXIX – Veprat penale të armëve;

2. Personi zyrtar apo personi përgjegjës i cili nuk e lajmëron veprën penale të cilën e ka zbuluar gjatë ushtrimit të detyrës së tij, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni, nëse vepra e tillë është e dënueshme me së paku tre (3) vjet burgim.

3. Me përjashtim të veprave penale që përfshijnë abuzimin e fëmijëve dhe dhunën në familje, personi nuk është penalisht përgjegjës sipas këtij neni nëse është në lidhje familjare me kryesin e veprës penale si prind, fëmijë, bashkëshort ose bashkëshorte, vëlla ose motër, prind adoptues apo fëmijë i adoptuar ose person me të cilin kryesi jeton në bashkësi jashtëmartesore.

**Neni 379**
**Moslajmërimi i personit të akuzuar nga tribunali ndërkombëtar penal**

1. Kushdo që është në dijeni për aktakuzën dhe vendndodhjen e personit të akuzuar nga tribunali ndërkombëtar penal dhe nuk lajmëron për vendndodhjen e tillë edhe pse zbulimi në kohën e duhur i personit të kërkuar varet nga lajmërimi i tillë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Personi nuk është penalisht përgjegjës sipas këtij neni nëse është në lidhje familjare me kryesin e veprës penale si prind, fëmijë, bashkëshort ose bashkëshorte, vëlla ose motër, prind adoptues apo fëmijë i adoptuar ose person me të cilin kryesi jeton në bashkësi jashtëmartesore.

**Neni 380**
**Dhënia e ndihmës kryesve pas kryerjes së veprave penale**

1. Kushdo që strehon kryesin e ndonjë vepre penale, përveç veprave penale të parapara në paragrafin 2. të këtij neni, ose e ndihmon atë në shmangien e zbulimit ose arrestimit përmes fshehjes së mjeteve, provave apo në ndonjë mënyrë tjetër, ose kushdo që strehon personin e dënuar apo ndërmerr veprime për pengimin e arrestimit, ekzekutimit të dënimit apo urdhrit për trajtim të detyrueshëm, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni ka të bëjë me një apo më shumë prej veprave penale në vijim, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet:

2.1. vrasja e rëndë;

2.2. vrasja;

2.3. sulmi me lëndim të rëndë trupor;

2.4. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XIV – Veprat penale kundër rendit kushtetues dhe sigurisë së Republikës së Kosovës;

2.5. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XV – Veprat penale kundër njerëzimit dhe vlerave të mbrojtura me të drejtën ndërkombëtare;

2.6. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XX – Veprat penale kundër integritetit seksual;

2.7. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XXXIII – Veprat penale kundër korrupsionit zyrtar dhe detyrës zyrtare;

2.8. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XXIII – Veprat penale të narkotikëve;

2.9. ndonjë vepër penale nga Kapitulli XXIX – Veprat penale të armëve;

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni ka të bëjë me vepër penale të dënueshme me burgim të përjetshëm, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

4. Dënimi i paraparë me paragrafin 1. të këtij neni nuk mund të jetë më i ashpër, as sipas llojit e as sipas lartësisë, se dënimi i përcaktuar për veprën penale të kryer nga personi të cilit i jepet ndihma.

5. Me përjashtim të veprave penale që përfshijnë abuzimin e fëmijëve dhe dhunën në familje, personi nuk është penalisht përgjegjës sipas këtij neni nëse është në lidhje familjare me kryesin e veprës penale si prind, fëmijë, bashkëshort ose bashkëshorte, vëlla ose motër, prind adoptues apo fëmijë i adoptuar ose person me të cilin kryesi jeton në bashkësi jashtëmartesore.

**Neni 381**
**Dhënia e ndihmës personit të akuzuar nga tribunali ndërkombëtar penal**

1. Kushdo që i jep ndihmë apo e fsheh personin e akuzuar nga tribunali ndërkombëtar penal ose e ndihmon personin e tillë për t'iu shmangur zbulimit, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Prindi, fëmija, bashkëshorti ose bashkëshortja, vëllai ose motra, prindi adoptues apo fëmija i adoptuar ose personi me të cilin kryesi jeton në bashkësi jashtëmartesore nuk dënohet për veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni.

**Neni 382**
**Lajmërimi apo kallëzimi i rremë**

1. Kushdo që bën lajmërim të rremë te personi zyrtar i ngarkuar me detyrën për të hetuar apo ndjekur, se personi i caktuar ka kryer vepër penale e cila ndiqet sipas detyrës zyrtare, duke e ditur se personi i tillë nuk është kryesi, dënohet me gjobë ose me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që ofron prova të rreme për veprën penale ose në ndonjë mënyre tjetër shkakton fillimin e procedurës penale për vepër penale e cila ndiqet sipas detyrës zyrtare kundër personit për të cilin ai e di se nuk e ka kryer veprën penale, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni.

3. Kushdo që lajmëron veten se ka kryer vepër penale e cila ndiqet sipas detyrës zyrtare, edhe pse nuk e ka kryer veprën e tillë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) muaj.

4. Kushdo që lajmëron te personi zyrtar i ngarkuar me detyrën për të hetuar apo ndjekur, se është kryer vepër penale e cila ndiqet sipas detyrës zyrtare, edhe pse ai e di se vepra nuk është kryer, dënohet me dënimin nga paragrafi 3. i këtij neni.

**Neni 383**
**Deklarimi i rremë nën betim**

1. Kushdo që pasi të ketë dhënë betimin pranë organit kompetent për të administruar dëshmitë

e dhëna nën betim ose betimet dhe pastaj nënshkruan dëshminë nën betim ose deklaron diç që nuk beson se është e vërtetë ose me dijeni fsheh ose shmang nga deklarimi ndonjë çështje relevante për procedurën, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Nëse deklarata nga paragrafi 1. i këtij neni është dhënë gjatë procedurës penale, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse kryesi i veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni vullnetarisht e tërheq deklaratën e tij para fundit të dëshmisë së tij, gjykata mund ta zbusë dënimin.

**Neni 384**
**Deklarimet e rreme**

1. Pala, dëshmitari, eksperti në cilësi të dëshmitarit, përkthyesi apo interpreti i cili në procedurën gjyqësore ose penale, procedurën paraprake, në procedurën për kundërvajtje, në procedurën administrative, në procedurën para noterit publik ose në procedurën disiplinore jep deklaratë, ekspertizë ose raport të rremë dënohet me gjobë dhe me burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse deklarata e rreme merret si bazë për vendimin përfundimtar në procedurë, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tri (3) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me pasoja të rënda, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse kryesi i veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni vullnetarisht e tërheq deklaratën e tij para marrjes së vendimit përfundimtar, gjykata mund ta zbusë dënimin.

**Neni 385**
**Deklaratat e rreme të dëshmitarëve bashkëpunues**

1. Dëshmitari bashkëpunues, i cili jep deklaratë apo dëshmi të rreme në cilëndo pjesë relevante ose i cili qëllimisht nuk ia tregon tërë të vërtetën prokurorit ose policisë, dënohet me gjobë ose me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që kryen vepër penale nga paragrafi 1 i këtij neni dhe pastaj e tërheq deklaratën apo dëshminë dhe deklaron apo dëshmon të vërtetën para përfundimit të intervistës apo dëshmisë së tij, dënohet me gjobë deri në pesëqind (500) Euro ose me burgim deri në tre (3) muaj, por gjykata mund ta lirojë nga dënimi nëse ekzistojnë rrethana lehtësuese.

**Neni 386**
**Pengimi i të provuarit apo procedurës zyrtare**

1. Kushdo që me anë të detyrimit apo ryshfetit, me qëllim të:

1.1. nxitjes së ndonjë personi që të jep deklaratë të rreme, të ofrojë dokument të rremë apo të fsheh ndonjë fakt material në procedurë zyrtare;

1.2. parandalimit apo vonesës së pjesëmarrjes apo dëshmisë së ndonjë personi në procedurë zyrtare;

1.3. parandalimit apo vonesës se ndonjë personi nga komunikimit i informatës zyrtarit policor ose hetuesit tjetër të autorizuar, prokurorit apo gjyqtarit lidhur me kryerjen e veprës penale;

1.4. parandalimit apo vonesës së ndonjë personi nga paraqitja e çfarëdo dokumenti apo regjistri në procedurë zyrtare;

1.5. nxitjes së ndonjë personi që të ndryshojë, heq, fsheh, shkatërrojë, dëmtojë ose ta bëjë të pashfrytëzueshëm, tërësisht ose pjesërisht, ndonjë regjistër, pasuri, send ose dokument me qëllim të pamundësimit të shfrytëzimit të objektit në procedurë zyrtare;

1.6. nxitjes së personit të shmang thirrjen për të dhënë dëshmi ose për të paraqitur dëshmi në procedurë zyrtare; ose

1.7. nxitjes së dëshmitarit apo ekspertit për të refuzuar dhënien e dëshmisë ose për të dhënë dëshmi të rreme në procedure gjyqësore, procedurë për kundërvajtje, procedurë administrative ose në procedurë para noterit apo në procedurë disiplinore, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kush me qëllim të parandalimit ose vështirësimit të mbledhjes së provave në procedurën gjyqësore, procedurën kundërvajtëse, procedurën administrative, në procedurën para noterit publik ose në procedurën disiplinore fsheh, dëmton, asgjëson, ose bënë të pa përdorueshme, në tërësi ose pjesërisht, sendin e personit tjetër ose dokumentet që mund të përdoren si prova, dënohet me gjobë ose burgim deri në tre (3) vjet.

3. Me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni dënohet edhe kushdo që me qëllim të parandalimit ose vështirësimit të mbledhjes së provave në procedurën gjyqësore ose administrative largon, zhvendos ose ndërron vendin e shenjave të kufijve kadastral, shenjën e matjes së tokës ose çfarëdo shenje tjetër që shënjon pronësinë a pasurinë e paluajtshme ose të drejtën për shfrytëzimin e ujit, ose për të njëjtin qëllim vendos shenja të tilla me qëllim të mashtrimit.

4. Kushdo që gjatë kryerjes së veprës penale nga paragrafët 1. deri 3. të këtij neni përdor dhunë ose kanos më përdorim të dhunës, dënohet me së paku dy (2) vjet burgim.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet ndaj dëshmitarit, kryesi dënohet me së paku tre (3) vjet burgim, e nëse vepra e tillë rezulton me lëndim trupor, kryesi dënohet me së paku pesë (5) vjet burgim.

**Neni 387**
**Frikësimi gjatë procedurës penale**

Kushdo që përdor forcën apo kanosjen serioze apo ndonjë mënyre tjetër të detyrimit, premton dhuratë apo ndonjë përfitim tjetër për të nxitur personin tjetër të përmbahet nga dhënia e deklaratës ose për të dhënë deklaratë të rreme, ose të mos dhënë informacione të vërteta pranë organeve policore, prokurorit apo gjyqtarit, kur informacionet e tilla ndërlidhen me pengimin e procedurës penale dënohet me gjobë deri në njëqind e njëzet e pesëmijë (125.000) Euro dhe me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

**Neni 388**
**Hakmarrja**

1. Kushdo që ndërmerr ndonjë veprim të dëmshëm për cilindo person, përfshirë ndërhyrjen në punësimin e ligjshëm apo sigurimin e mjeteve të jetesës së ndonjë personi me qëllim të hakmarrjes për shkak të dhënies së informatave të vërteta policisë, hetuesit të autorizuar, prokurorit apo gjyqtarit lidhur me kryerjen ose kryerjen e mundshme të veprës penale, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që ndërmerr ndonjë veprim të dëmshëm për cilindo person me qëllim të hakmarrjes për shkak të raportimit ose shpalosjes së informacionit për veprimet dhe mosveprimet që paraqesin kërcënim ose cenim të interesit publik dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

3. Kushdo që vret personin tjetër me qëllim të hakmarrjes ndaj personit zyrtar për ndonjë vepër

të kryer gjatë ushtrimit të detyrës së tij zyrtare, dënohet me jo më pak se pesëmbëdhjetë (15) vjet burgim ose me burgim të përjetshëm.

4. Kushdo që tenton të vrasë personin tjetër me qëllim të hakmarrjes ndaj personit zyrtar për ndonjë vepër të kryer gjatë ushtrimit të detyrës së tij zyrtare, dënohet me jo më pak se dhjetë (10) vjet burgim.

5. Kushdo që me qëllimin e paraparë në paragrafët 1. deri 3. të këtij neni, shkakton lëndim trupor ose dëm pasuror të ndonjë personi, dënohet me burgim së paku tre (3) vjet, por nëse vepra është kryer në lidhje me procedurën penale, kryesi dënohet së paku me dënimin e njëjtë sikur për veprën penale më të rëndë e cila ka qenë subjekt i procedurës penale.

**Neni 389**
**Manipulimi me prova**

1. Kushdo që ndryshon, heq, fsheh, shkatërron, dëmton ose e bën të pashfrytëzueshëm, tërësisht ose pjesërisht, ndonjë regjistër, pasuri, send ose dokument me qëllim të pamundësimit të shfrytëzimit të sendit në procedurë zyrtare, dënohet me gjobë ose me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që me qëllim të parandalimit ose vështirësimit të mbledhjes së provave në procedurën gjyqësore ose procedurën administrative, largon, zhvendos ose ndërron vendin e shenjave të kufijve administrativë, shenjën e tokës ose çfarëdo shenje tjetër që shënjon pronësinë apo pasurinë e paluajtshme ose të drejtën për shfrytëzimin e ujit, ose për të njëjtin qëllim vendos shenja të tilla me qëllim të lajthimit, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni.

**Neni 390**
**Falsifikimi i dokumenteve**

1. Kushdo që përpilon dokument të falsifikuar, ndryshon dokumentin origjinal me qëllim të shfrytëzimit të atij dokumenti si origjinal ose me dije përdor dokumentin e falsifikuar apo të ndryshuar si origjinal, dënohet me gjobë ose me burgim deri në katër (4) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet në lidhje me dokumentin publik, testamentin, kambialin, regjistrin publik apo zyrtar ose ndonjë regjistër tjetër që ruhet në bazë të ligjit, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

3. Kushdo që e kryen veprën e paraparë në paragrafin 1 ose 2 të këtij neni si anëtar i grupit të njerëzve, dënohet me gjobë dhe burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

**Neni 391**
**Rastet e posaçme të falsifikimit të dokumenteve**

1. Personi do të konsiderohet se ka kryer vepër penale të falsifikimit të dokumenteve dhe do të dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet, nëse personi i tillë:

1.1. pa autorizim plotëson ndonjë letër, formular të zbrazët ose ndonjë formë tjetër në të cilën është vënë nënshkrimi i personit tjetër dhe plotëson deklaratën përmes së cilës krijon marrëdhënie juridike;

1.2. mashtron personin tjetër lidhur me përmbajtjen e ndonjë dokumenti dhe personi i tillë e nënshkruan këtë dokument duke menduar se nënshkruan ndonjë dokument tjetër ose dokument me ndonjë përmbajtje tjetër;

1.3. lëshon dokumentin në emër të ndonjë personi tjetër pa autorizimin e tij ose në emër të personit që nuk ekziston;

1.4. lëshon një dokument dhe pohon me nënshkrimin e vet se ka ndonjë pozitë, thirrje apo gradë edhe pse nuk ka pozitë, thirrje apo gradë të tillë, ndërsa veprimi i tillë ka ndikim substancial në vlerën e dokumentit; ose

1.5. lëshon një dokument duke përdorur vulën apo shenjën e vërtetë pa autorizim paraprak.

**Neni 392**
**Shkelja e fshehtësisë së procedurës**

1. Kushdo që pa autorizim zbulon informata për të cilat është njoftuar në procedurën zyrtare, që sipas ligjit nuk mund të zbulohen apo ato informata janë shpallur si fshehtësi me vendim të gjykatës apo të organit kompetent, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kushdo që pa autorizim zbulon të dhëna për identitetin apo të dhënat personale të personit të mbrojtur në procedurë penale apo në programin e veçantë të mbrojtjes, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 2 i këtij neni rezulton me pasoja të rënda për personin e mbrojtur ose procedura penale bëhet e pamundur ose vështirësohet në masë të madhe, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 3. i këtij neni rezulton me vdekjen e personit të mbrojtur, kryesi dënohet me burgim së paku dhjetë (10) vjet ose me burgim të përjetshëm.

**Neni 393**
**Mospërfillja e gjykatës**

1. Kushdo që nuk i bindet ndonjë urdhri, vendimi apo aktgjykimi të plotfuqishëm të ndonjë gjykate në Republikën e Kosovës ose refuzon apo pengon publikimin e vendimit apo aktgjykimit të plotfuqishëm të gjykatës së tillë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

2. Gjobat e shqiptuara sipas këtij neni mund të jenë ditore dhe mund të shqiptohen derisa kryesi të përfill urdhrin, vendimin apo aktgjykimin e plotfuqishëm që është subjekt i veprimit.

3. Nëse mospërfillja ka të bëjë me veprimin në mes të dy palëve private, gjykata mund të urdhërojë që gjoba t'i paguhet palës së dëmtuar.

**Neni 394**
**Mosekzekutimi i vendimeve gjyqësore**

1. Personi zyrtar apo personi përgjegjës i cili refuzon të ekzekutoj urdhrin, vendimin apo aktgjykimin e plotfuqishëm të ndonjë gjykate të Republikës së Kosovës apo i cili nuk e ekzekuton vendimin brenda afatit ligjor apo afatit të caktuar me vendim, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

2. Nëse me veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni është shkaktuar shkelje e rëndë e të drejtave njerëzore apo dëm substancial material, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse kryesi i veprës penale nga paragrafi 1. i këtij neni e ekzekuton vendimin e plotfuqishëm të gjykatës, ndjekja nuk do të ndërmerret.

**Neni 395**
**Legalizimi i përmbajtjes së rreme**

1. Kushdo që vë në lajthim organin kompetent që në një dokument publik, regjistër apo libër të vërtetojë një çështje të pavërtetë, të paraparë për të shërbyer si provë në një çështje ligjore, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që përdorë dokumentin, regjistrin apo librin e tillë edhe pse e di së është i rremë, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni.

**Neni 396**
**Rebelimi i personave të privuar nga liria**

1. Kushdo që nga institucioni ku gjendet në mbajtje në bazë të vendimit të ligjshëm mbi privimin nga liria, organizon rebelimin e personave të privuar nga liria, me qëllim që të lirohen me forcë ose së bashku të sulmojnë personat zyrtarë në atë institucion ose me forcë apo kanosje serioze t'i detyrojnë personat e tillë zyrtarë të veprojnë apo të mos veprojnë në kundërshtim me detyrën e tyre, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

2. Pjesëmarrësi në rebelim nga paragrafi 1. i këtij neni dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në një (1) vit.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni është kryer me përdorimin e forcës apo kanosjes serioze, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse kryesi i veprës penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni heq dorë vullnetarisht nga rebelimi para se të ketë ushtruar forcën apo kanosjen serioze, gjykata mund ta lirojë nga dënimi.

**Neni 397**
**Arratisja e personit të privuar nga liria**

1. Kushdo që arratiset nga institucioni ku gjendet në mbajtje në bazë të vendimit të ligjshëm mbi privimin nga liria, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që me anë të ryshfetit arratiset nga institucioni ku gjendet në mbajtje në bazë të vendimit të ligjshëm mbi privimin nga liria, dënohet me burgim deri në pesë (5) vjet.

3. Kushdo që duke përdorur forcën apo kanosjen serioze, arratiset nga institucioni ku gjendet në mbajtje në bazë të vendimit të ligjshëm mbi privimin nga liria, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

**Neni 398**
**Mundësimi i arratisjes së personave të privuar nga liria**

1. Kushdo që mundëson arratisjen e personit i cili gjendet në mbajtje në bazë të vendimit të ligjshëm mbi privimin nga liria, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që me anë të ryshfetit mundëson arratisjen e personit i cili gjendet në mbajtje në bazë të vendimit të ligjshëm mbi privimin nga liria, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Kushdo që duke përdorur forcën apo kanosjen serioze, mundëson arratisjen e personit i cili gjendet në mbajtje në bazë të vendimit të ligjshëm mbi privimin nga liria, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse vepra penale nga ky nen kryhet së bashku nga më shumë se një person, dënohen me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

### Neni 399
### Lirimi i kundërligjshëm i personave të privuar nga liria

Personi zyrtar i cili në keqpërdorim të pozitës apo autorizimeve të tij, në mënyrë të kundërligjshme e liron personin e privuar nga liria dhe i cili i është besuar në ruajtje, ose e ndihmon arratisjen e tij apo i mundëson lidhje apo korrespondencë të kundërligjshme me qëllim të përgatitjes së arratisjes, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

### Neni 400
### Mundësimi i kundërligjshëm i ushtrimit të profesionit, veprimtarisë ose detyrës

Kushdo që i mundëson personit tjetër ushtrimin e profesionit, veprimtarisë ose detyrës edhe pse e di se me aktgjykim të plotfuqishëm i është shqiptuar dënimi plotësues i ndalimit të ushtrimit të profesionit, veprimtarisë apo detyrës së tillë, dënohet me gjobë ose me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

## KAPITULLI XXXII
## VEPRAT PENALE KUNDËR RENDIT PUBLIK

### Neni 401
### Pengimi i personit zyrtar në kryerjen e detyrave zyrtare

1. Kushdo që me forcë apo kanosje serioze, pengon ose tenton të pengojë personin zyrtar në kryerjen e detyrave zyrtare ose duke përdorur mjetet e njëjta e detyron atë të kryejë detyrën zyrtare, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Kushdo që merr pjesë në një grup të personave që me veprim të përbashkët pengon ose tenton të pengojë personin zyrtar në kryerjen e detyrave zyrtare ose duke përdorur mjetet e njëjta e detyron atë të kryejë detyrën zyrtare, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Udhëheqësi apo organizatori i grupit që kryen vepër penale nga paragrafi 2. i këtij neni, dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni përfshin kanosjen për përdorimin e armës apo mjetit të rrezikshëm ose rezulton me lëndim trupor, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni kryhet ndaj gjyqtarit, prokurorit, zyrtarit të gjykatës, zyrtarit të prokurorisë apo personit të autorizuar nga gjykata dhe prokuroria zyrtarit policor, zyrtarit doganor**,** zyrtarit ushtarak apo zyrtarit të shërbimit korrektues gjatë ushtrimit të funksioneve të tyre zyrtare, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor, kryesi dënohet me jo më pak se pesë (5) vjet burgim.

### Neni 402
### Sulmi ndaj personit zyrtar

1. Kushdo që sulmon ose kanoset seriozisht se do ta sulmojë personin zyrtar, apo personin i cili ndihmon në kryerjen e detyrave zyrtare, në lidhje me detyrat zyrtare, dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 përfshin gjyqtarin, prokurorin, policin, zyrtarin doganor, zyrtarin korrektues, në lidhje me detyrat zyrtare, sigurinë e përgjithshme, sigurinë e Republikës

së Kosovës apo ruajtjen e rendit publik, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të lehtë trupor të personit zyrtar apo ndihmësit të tij ose përfshin kanosje për përdorimin e armës apo mjetit të rrezikshëm, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni rezulton me lëndim të lehtë trupor të gjyqtarit, prokurorit, policit, zyrtarit doganor, zyrtarit korrektues, ose përfshin kanosje për përdorimin e armës apo mjetit të rrezikshëm, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

5. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor të personit zyrtar apo ndihmësit të tij, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

6. Nëse vepra penale nga paragrafi 2 i këtij neni rezulton me lëndim të rëndë trupor të gjyqtarit, prokurorit, policit, zyrtarit doganor apo zyrtarit korrektues, kryesi dënohet me burgim prej dy (2) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

7. Nëse kryesi i veprës penale nga ky nen është provokuar nga veprimi i kundërligjshëm apo i vrazhdë i personit zyrtar, gjykata mund ta zbusë dënimin.

**Neni 403**
**Thirrja për rezistencë**

1. Kushdo që thërret të tjerët për rezistencë apo mosbindje ndaj vendimeve apo masave të ligjshme të nxjerra nga organi apo zyrtari kompetent, dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me vështirësi të mëdha apo pamundësi të zbatimit të vendimit, masës apo veprimit zyrtar të ligjshëm, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 404**
**Pjesëmarrja në turmë që kryen vepër penale dhe huliganizmi**

1. Kushdo që merr pjesë në turmën e mbledhur prej më tepër se tetë personave, e cila me veprime të përbashkëta e privon personin tjetër nga jeta, i shkakton lëndime të rënda trupore personit tjetër, shkakton rrezik të përgjithshëm, shkakton dëm pasuror në vlerë prej njëzetmijë (20.000) Euro apo më shumë ose kryen vepra tjera të rënda të dënueshme me së paku pesë (5) vjet burgim apo tenton të kryejë vepra të tilla, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Organizatori i turmës nga paragrafi 1. i këtij neni dënohet me burgim prej dy (2) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Secili person, që me veprimet e tij të dhunshme ose në ndihmë, ose me pjesëmarrje në veprimet huligane, duke hedhur gjësende në drejtim të personave ose të qytetarëve, të pjesëmarrësve në aktivitet sportiv, ose duke thyer, dëmtuar pajisjet, infrastrukturën publike, ose duke thyer, dëmtuar pajisjet dhe infrastrukturën dhe objektet sportive publike ose private, i vetëm ose në grup të organizuar dhe që ka për qëllim dëmtimin e personave zyrtarë, të pjesëmarrësve sportivë ose të personelit të sigurimit në detyrë zyrtare, në fushat sportive të hapura ose të mbyllura, kryen vepër penale të huliganizmit.

4. Për veprën penale, të përcaktuar në paragrafin 3. të këtij neni, parashihet dënimi me gjobë prej dyqind (200) deri dhjetë mijë (10.000) Euro për huliganizëm me pasoja të vogla ose me burgim deri në pesë (5) vjet për huliganizëm me pasoja të rënda.

**Neni 405**
**Mospjesëmarrja në mënjanimin e rrezikut të përgjithshëm**

Kushdo që në kundërshtim me urdhrat e organit kompetent refuzon pa arsye të merr pjesë në mënjanimin e rrezikut për jetën e njerëzve apo të pasurisë gjatë zjarrit, vërshimit, tërmetit ose fatkeqësive tjera, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

**Neni 406**
**Heqja apo dëmtimi i vulave zyrtare ose i shenjave**

Kushdo që heq ose dëmton vulën zyrtare apo shenjën e ngjitur nga zyrtari i autorizuar me qëllim të sigurimit të objektit ose të lokaleve, apo kushdo që hap objektet e siguruara ose hyn në lokalet e tilla pa e hequr ose pa e dëmtuar vulën apo shenjën, ose hap sendin në të cilin ka qenë e vendosur vula apo shenja e tillë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

**Neni 407**
**Marrja apo asgjësimi i vulave zyrtare ose i shkresave zyrtare**

Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme merr, fsheh, asgjëson, dëmton apo në ndonjë mënyrë tjetër e bën të papërdorshme vulën, regjistrin, shkresat apo dokumentet zyrtare që i përkasin ose janë në posedim të organit publik apo personit tjetër juridik i cili ushtron autorizime publike, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

**Neni 408**
**Asgjësimi apo fshehja e materialit arkivor**

Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme asgjëson, fsheh ose bën të papërdorshme materialet arkivore apo nxjerr materialet e tilla jashtë vendit, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

**Neni 409**
**Prezantimi i rremë si person zyrtar**

1. Kushdo që prezantohet rrejshëm si person zyrtar apo ushtarak i cilitdo shtet ose mban pa autorizim shenja të personit zyrtar apo ushtarak, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kushdo që me qëllim të përfitimit të dobisë pasurore për vete apo për personin tjetër ose me qëllim që t'i shkaktojë dëm personit tjetër, prezantohet rrejshëm si person zyrtar apo ushtarak ose kushdo që me qëllim të përfitimit të dobisë pasurore për vete apo për personin tjetër ose me qëllim që t'i shkaktojë dëm personit tjetër, mban pa autorizim shenja të personit zyrtar ose ushtarak ose ndërmerr ndonjë veprim të personit zyrtar apo ushtarak, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet.

**Neni 410**
**Vetëgjyqësia**

1. Kushdo që ushtron në mënyrë arbitrare të drejtën që mendon se i takon në vend se t'i drejtohet organit kompetent, dënohet me gjobë ose me burgim deri në gjashtë (6) muaj.

2. Kushdo që me anë të përdorimit të forcës apo kanosjes serioze, ushtron një të drejtë që mendon se i takon në vend se t'i drejtohet organit kompetent, dënohet me burgim deri në dy (2) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 2. i këtij neni kryhet nga kryesi duke vepruar si anëtar i grupit, kryesi dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

**Neni 411**
**Dhënia e kundërligjshme e ndihmës juridike**

1. Kushdo që jep ndihmë juridike pa autorizim nga klienti i tij, dënohet me gjobë ose me burgim deri në dy (2) vjet.

2. Kushdo që jep ndihmë juridike pa kualifikim profesional, pa licencë apo në ndonjë mënyrë tjetër në kundërshtim me ligjin, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Kushdo që kryen veprën penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni me pagesë, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

4. Për qëllime të këtij neni, shprehja "ndihmë juridike" ka kuptim të njëjtë siç përcaktohet me Ligjin për Avokatinë.

**Neni 412**
**Pengimi i ceremonive fetare**

1. Kushdo që në mënyrë të kundërligjshme pengon ose ndalon kryerjen e ceremonisë fetare, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet me përdorimin e forcës apo kanosjes serioze, kryesi dënohet me burgim prej tre (3) muaj deri në tre (3) vjet.

**Neni 413**
**Dëmtimi i varreve apo kufomave**

1. Kushdo që pa autorizim gërmon, mih, rrënon, heq, dëmton, shkatërron ose përdhos varrin apo ndonjë vendvarrim tjetër, dënohet me gjobë ose me burgim deri në një (1) vit.

2. Kushdo që pa autorizim heq, dëmton, shkatërron ose fsheh kufomën, një pjesë të saj ose hirin e të vdekurit, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

## KAPITULLI XXXIII
## KORRUPSIONI ZYRTAR DHE VEPRAT PENALE KUNDËR DETYRËS ZYRTARE

**Neni 414**
**Keqpërdorimi i pozitës apo autoritetit zyrtar**

1. Personi zyrtar, i cili duke shfrytëzuar detyrën apo autoritetin zyrtar i tejkalon kompetencat e tij ose nuk i përmbush detyrat zyrtare të tij me qëllim që të përfitoj çfarëdo dobie për vete ose për personin tjetër apo që t'i shkaktojë dëm personit tjetër ose që t'i shkel të drejtat e personit tjetër, dënohet me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

2. Personi zyrtar që e kryen veprën penale nga paragrafi 1 i këtij neni dhe përfitimi apo dëmi e tejkalon shumën prej pesëmijë (5000) euro, dënohet me gjobë dhe burgim prej tre (3) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Për qëllime të këtij neni, shpërdorimi i detyrës zyrtare përfshinë, por nuk kufizohet në:

3.1. shkeljen me dashje apo me dijeni të ligjit lidhur me detyrat apo punësimin e zyrtarit;

3.2. moskryerja me dashje e ndonjë detyre të domosdoshme të përcaktuar me ligj;

3.3. pranimi i dhuratës, tarifës apo përparësisë së çfarëdo lloji si rezultat i kryerjes së

detyrës zyrtare, përveç nëse pranimi i dhuratës, tarifës apo përparësisë lejohet me ligj;

3.4. keqpërdorimi i pasurisë, shërbimeve apo personelit qeveritar apo i ndonjë sendit tjetër me vlerë që i përket qeverisë e që ka rënë në kujdesin apo posedimin e zyrtarit si rezultat i detyrës apo punës së tij;

3.5. nënshtrimi me dashje i personit tjetër në keqtrajtim ose arrest, ndalim, kontroll, marrje, heqje, vlerësim ose barrë për të cilën e di se është e kundërligjshme; ose

3.6. ndalimi ose pengimi me dashje i tjetrit në ushtrimin apo gëzimin e ndonjë të drejte, privilegji, pushteti apo imuniteti ligjor.

**Neni 415**
**Keqpërdorimi dhe mashtrimi në prokurim publik**

1. Kushdo që me vetëdije shkel rregullat e prokurimit publik gjatë një oferte për dhënien e kontratës së prokurimit publik, duke paraqitur dokumentacion të rremë, marrëveshje të fshehtë kundërligjore apo ndërmerr ndonjë veprim tjetër të paligjshëm me qëllim të mashtrimit në procedurat e prokurimit publik dhe më qëllim të ndikimit në vendimin e një autoriteti kontraktues në procedurën e prokurimit publik, dënohet me gjobë dhe burgim deri në pesë (5) vjet.

2. Personat përgjegjës apo kushdo i cili më qëllimisht dhe duke shkelur procedurat dhe rregullat e prokurimit publik, nuk zbatojnë detyrimet që dalin nga kontrata e prokurimit publik me qëllim të përfitimit për vete apo duke shkaktuar dëme buxhetore, nëse karakteristikat e veprave të tjera penale nuk janë përmbushur, dënohet me gjobë dhe burgim deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse kryerësit e veprave penale nga paragrafët 1 dhe 2 të këtij neni, përfitojnë ose shkaktojnë dëme të konsiderueshme pasurore, në vlerat mbi pesëmijë euro (5.000), atëherë kryerësi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Në rastet e shpalljes fajtor të kryerësit, përveç dënimit, gjykata do t'i shqiptojë kryerësit ndalimin e marrjes pjesë në procedurat për dhënien e kontratave në prokurim publik.

**Neni 416**
**Keqpërdorimi i informatës zyrtare**

1. Personi zyrtar i cili keqpërdor informatën zyrtare me qëllim që për vete apo për personin tjetër të përfitojë ndonjë përparësi që nuk i takon, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Nëse informata zyrtare ka të bëjë me ndonjë veprim të prokurimit apo ankand publik, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej dy (2) deri në tetë (8) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni rezulton me dobi pasurore apo humbje në vlerën që tejkalon pesëmijë (5.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1 i këtij neni rezulton në dobi pasurore apo humbje në vlerën që tejkalon pesëdhjetë mijë (50.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

5. Për qëllime të këtij neni, shprehja "informatë zyrtare" nënkupton informatën në të cilën personi ka qasje si rezultat i detyrës apo punës së tij dhe e cila nuk është bërë publike.

## Neni 417
## Konflikti i interesit

1. Personi zyrtar i cili merr pjesë personalisht në ndonjë çështje zyrtare për të cilën e ka ditur apo është dashur ta dijë se ai apo ajo, ndonjë anëtar i familjes së tij ose të saj, ose ndonjë person juridik që ka të bëjë me të, ka interes financiar, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Nëse çështja zyrtare është veprim i prokurimit apo ankand publik, kryesi dënohet me burgim prej një (1) deri në pesë (5) vjet.

3. Për qëllime të këtij neni, shprehja “merr pjesë” nënkupton ushtrimin e autoritetit zyrtar përmes vendimit, miratimit, mosmiratimit, rekomandimit, këshillimit, hetimit, mbikëqyrjes, administrimit, likuidimit, pagesës ose në ndonjë mënyrë tjetër të ushtrimit të ndikimit të padrejtë për një çështje zyrtare.

4. Për qëllime të këtij neni, shprehja “çështje zyrtare” nënkupton procedurë gjyqësore ose procedurë tjetër zyrtare; aplikim, kërkesë për vendim ose përcaktim tjetër zyrtar; kontratë apo kërkesë; ankand publik ose veprim tjetër i prokurimit; ose ndonjë çështje tjetër e cila prek interesat financiare të personit zyrtar, anëtarit të familjes apo ndonjë personi juridik që ka të bëjë me të.

5. Për qëllime të këtij neni, shprehja “person juridik që ka të bëjë me të” - nënkupton personin juridik në të cilin zyrtari apo anëtari i familjes ka marrëdhënie financiare aktuale apo të ardhshme, përfshirë marrëdhënien afariste ose të punës apo dobi financiare të çfarëdo natyre.-

6. Për qëllimet e këtij neni, një anëtar i familjes do të thotë bashkëshorti ose bashkëshortja, prindi, prindi adoptues, fëmija, fëmija i adoptuar, vëllai ose motra, gjyshi ose gjyshja, nipat e mbesat nga vajza dhe djali, hallat dhe tezet, nipat e mbesat nga vëllai dhe motra, dajët dhe axhallarët, njerku/njerka, thjeshtri/thjeshtra, vëllai /motra nga njëri prind, i afërmi i gjakut që jeton në të njejtën shtëpi ose personi me të cilin kryesi jeton në bashkësi jashtëmartesore.

## Neni 418
## Përvetësimi në detyrë

1. Personi zyrtar, i cili me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të dobisë pasurore për vete apo për personin tjetër, përvetëson pasurinë e cila i është besuar për shkak të detyrës apo pozitës së tij, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me dobi pasurore apo humbje në vlerë që tejkalon pesëmijë (5.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me dobi pasurore apo humbje në vlerë që tejkalon pesëdhjetë mijë (50.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

## Neni 419
## Mashtrimi në detyrë

1. Personi zyrtar, i cili me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të dobisë pasurore për vete apo për personin tjetër, bën krijimin, përdorimin ose prezantimin e rremë të raportit të llogarive apo në ndonjë mënyrë tjetër e vë në lajthim personin e autorizuar në kryerjen e pagesës ose transferit të kundërligjshëm të parave, pasurisë ose të drejtave tjera, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që me qëllim të kryerjes, fshehjes ose maskimit të një vepre penale sipas neneve 309, 310, 421, 422, 423 ose 424 të këtij Kodi, krijon ose përdor një faturë ose ndonjë dokument tjetër kontabël ose regjistrim që përmban informata të rrejshme ose jo të plota, ose heq dorë nga regjistrimi i pagesës, dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me dobi pasurore në vlerë që tejkalon pesëmijë (5.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me dobi pasurore në vlerë që tejkalon pesëdhjetë mijë (50.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

**Neni 420**
**Përdorimi i paautorizuar i pasurisë**

Kushdo që pa autorizim përdor paratë, letrat me vlerë apo pasurinë tjetër të luajtshme e cila i është besuar atij në detyrë ose në përgjithësi në vendin e punës apo në të cilat ka qasje për shkak të shërbimit apo punës së tij, ose kushdo që i jep pasurinë e këtillë personit tjetër për shfrytëzim të paautorizuar, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

**Neni 421**
**Marrja e ryshfetit**

1. Personi zyrtar ose personi i huaj zyrtar apo zyrtari publik i huaj i cili në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë, kërkon ose pranon ndonjë dhuratë apo përfitim tjetër për vete apo personin tjetër, ose që pranon ofertën apo premtimin për dhuratë apo përfitim të tillë, në mënyrë që personi zyrtar ose personi i huaj zyrtar apo zyrtari publik i huaj të veprojë ose të mos veprojë në pajtim me detyrën e tij zyrtare, dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

2. Personi zyrtar ose personi i huaj zyrtar apo zyrtari publik i huaj i cili në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë, kërkon ose pranon ndonjë dhuratë apo përfitim tjetër për vete apo personin tjetër, ose që pranon ofertën apo premtimin për dhuratë apo përfitim të tillë, në mënyrë që personi zyrtar ose personi i huaj zyrtar apo zyrtari publik i huaj të veprojë ose të mos veprojë, në kundërshtim me detyrën e tij zyrtare, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me dobi materiale në vlerë që tejkalon pesëmbëdhjetë mijë (15.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej pesë (5) deri në pesëmbëdhjetë (15) vjet.

**Neni 422**
**Dhënia e ryshfetit**

1. Kushdo që në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë, për vete apo për një person tjetër i premton, ofron ose i jep ndonjë dhuratë të paarsyeshme apo përfitim tjetër personit zyrtar, në mënyrë që ai person të veprojë ose të mos veprojë në pajtim me detyrën e tij zyrtare, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në pesë (5) vjet.

2. Kushdo që në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë, për vete apo për një person tjetër i premton, ofron ose i jep ndonjë dhuratë të paarsyeshme apo përfitim tjetër personit zyrtar, në mënyrë që ai person të veprojë ose të mos veprojë në kundërshtim me detyrën e tij zyrtare, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me përfitim në vlerë që tejkalon pesëmbëdhjetë mijë (15.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

4. Nëse kryesi i veprës penale nga paragrafi 1. ose 2. i këtij neni e ka dhënë dhuratën e paarsyeshme apo përfitimin me kërkesë të personit zyrtar apo personit përgjegjës dhe e lajmëron veprën para fillimit të procedurës penale ose para se ta dijë që ka filluar procedura penale, gjykata mund ta lirojë nga dënimi.

**Neni 423**
**Dhënia e ryshfetit zyrtarit publik të huaj apo personave të huaj zyrtar**

1. Kushdo që në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë, i premton, ofron ose i jep ndonjë dhuratë apo përfitim tjetër zyrtarit publik të huaj apo personit te huaj zyrtar, për veten ose për personin tjetër, në mënyrë që ai zyrtar i huaj publik apo personi i huaj zyrtar ose personi tjetër të veprojë ose të mos veprojë në pajtim me detyrën e tij zyrtare, dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

2. Kushdo që në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë, i premton, ofron ose i jep ndonjë dhuratë apo përfitim tjetër zyrtarit publik të huaj apo personit te huaj zyrtar, për veten ose për personin tjetër, në mënyrë që ai zyrtar i huaj publik apo personi i huaj zyrtar ose personi tjetër të veprojë ose të mos veprojë në kundërshtim me detyrën e tij zyrtare, dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni rezulton me përfitim në vlerë që tejkalon pesëmbëdhjetë mijë (15.000) Euro, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej tre (3) deri në dymbëdhjetë (12) vjet.

4. Dhurata apo përfitimi i pranuar apo i ofruar në kundërshtim të këtij neni konfiskohet.

**Neni 424**
**Ushtrimi i ndikimit**

1. Kushdo që në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë, kërkon ose pranon ndonjë dhuratë apo përfitim tjetër për vete apo personin tjetër, ose pranon ofertën apo premtimin për dhuratë apo përfitim të tillë, me pretendimin se ai apo ajo është në gjendje të ushtrojë ndikim të padrejtë mbi vendimmarrjen e personit zyrtar, zyrtarit të huaj publik ose personit të huaj zyrtar, pavarësisht nëse ndikimi është ushtruar ose pavarësisht nëse ndikimi i supozuar shpie deri te rezultati i synuar, dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në tetë (8) vjet.

2. Kushdo që në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë, i premton, ofron ose i jep ndonjë dhuratë apo përfitim tjetër personit tjetër, në mënyrë që ky person të ushtrojë ndikim të papërshtatshëm mbi vendimmarrjen e personit zyrtar, zyrtarit të huaj publik ose personit të huaj zyrtar, pavarësisht nëse ndikimi është ushtruar ose pavarësisht nëse ndikimi i supozuar shpie deri te rezultati i synuar, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tetë (8) vjet.

3. Dhurata apo përfitimi i pranuar apo i ofruar në kundërshtim të këtij neni konfiskohet.

**Neni 425**
**Nxjerrja e kundërligjshme e vendimeve gjyqësore**

Gjyqtari i cili me qëllim të përfitimit të kundërligjshëm të çfarëdo dobie për vete ose për personin tjetër ose për t’i shkaktuar dëm personit tjetër, nxjerr vendim të kundërligjshëm, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 426**
**Zbulimi i fshehtësisë zyrtare**

1. Personi zyrtar i cili pa autorizim kumton, dërgon ose në ndonjë mënyrë tjetër i vë në

dispozicion personit tjetër informatën që përbën fshehtësi zyrtare ose siguron informatën e tillë me qëllim që t'ia përcjellë ndonjë personi të paautorizuar, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në tre (3) vjet.

2. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet për përfitim personal ose me qëllim të publikimit apo shfrytëzimit të informacionit jashtë Republikës së Kosovës, kryesi dënohet me gjobë dhe me burgim prej një (1) deri në dhjetë (10) vjet.

3. Nëse vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni kryhet nga pakujdesia, kryesi dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet.

4. Dispozitat e këtij neni zbatohen ndaj personit i cili zbulon fshehtësinë zyrtare edhe pasi që të ketë pushuar statusi i tij zyrtar.

5. Për qëllime të këtij neni, shprehja "fshehtësi zyrtare" nënkupton informatat ose dokumentet të shpallura si fshehtësi zyrtare me ligj, dispozita të tjera ose me vendim të organit kompetent të nxjerrë në bazë të ligjit dhe zbulimi i të cilave ka shkaktuar ose mund të shkaktojë pasoja të dëmshme. Sidoqoftë, informatat në vijim nuk konsiderohen fshehtësi zyrtare:

5.1. informatat apo dokumentet të cilat janë të drejtuara në cenimin e rëndë të të drejtave themelore të njeriut ose mos zbulimi i të cilave do të mund të rrezikonte rendin kushtetues apo sigurinë e Republikës së Kosovës; ose

5.2. informatat dhe dokumentet të cilat kanë për qëllim fshehjen e kryesit të veprës penale të dënueshme me së paku pesë (5) vjet burgim.

**Neni 427**
**Falsifikimi i dokumentit zyrtar**

1. Personi zyrtar i cili në dokumentin zyrtar, në regjistër ose në shkresën zyrtare shënon të dhëna të rreme ose nuk shënon të dhënat e duhura apo me nënshkrimin e tij ose me vulën zyrtare vërteton dokumentin zyrtar, regjistrin apo shkresën zyrtare e cila përmban të dhëna të rreme ose mundëson përpilimin e dokumentit, regjistrit ose shkresës së tillë me përmbajtje të rreme, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

2. Personi zyrtar i cili shfrytëzon dokumentin zyrtar, regjistrin ose shkresën zyrtare të rreme si të vërtetë në veprimtarinë e tij afariste ose i cili asgjëson, fsheh, dëmton apo në ndonjë mënyrë tjetër e bën të papërdorshëm dokumentin zyrtar, regjistrin ose shkresën zyrtare, dënohet me dënimin nga paragrafi 1. i këtij neni.

**Neni 428**
**Arkëtimi dhe pagesa e kundërligjshme**

1. Personi zyrtar i cili arkëton nga tjetri diçka që personi i tillë nuk është i detyruar të paguajë ose arkëton më shumë se që personi i tillë është i detyruar të paguajë apo që gjatë pagesës ose dërgesës, paguan ose dërgon më pak se që është dashur, dënohet me gjobë dhe me burgim deri në tre (3) vjet.

2. Nëse vlera e pagesës apo dërgesës nga paragrafi 1. i këtij neni tejkalon shumën prej pesëmbëdhjetë mijë (15.000) Euro, kryesi dënohet me burgim deri në tre (3) vjet.

3. Tentativa për të kryer veprën penale nga paragrafi 1. i këtij neni është e dënueshme.

**Neni 429**
**Përvetësimi i kundërligjshëm i pasurisë me rastin e bastisjes apo ekzekutimit të vendimit gjyqësor**

Personi zyrtar i cili gjatë bastisjes së lokaleve, personit apo gjatë ekzekutimit të vendimit gjyqësor, merr pasurinë e luajtshme me qëllim të përfitimit të dobisë pasurore për vete ose për personin tjetër, dënohet me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet.

**Neni 430**
**Mos raportimi ose raportimi i rremë i pasurisë, i të ardhurave, i dhuratave, i dobisë tjetër materiale ose i detyrimeve financiare**

1. Çdo person, i cili sipas ligjit është i detyruar të bëjë deklarimin e pasurisë, të të ardhurave, të dhuratave, të dobisë tjetër pasurore ose të detyrimeve financiare, dhe i cili nuk bën një gjë të tillë, dënohet me gjobë ose me burgim deri në tre (3) vjet. Vepra penale nga paragrafi 1. i këtij neni konsiderohet se është kryer kur deklarata nuk paraqitet brenda afatit për paraqitjen e deklaratës.

2. Çdo person, i cili sipas ligjit është i detyruar të bëjë deklarimin e pasurisë, të të ardhurave, të dhuratave, të dobisë tjetër pasurore ose të detyrimeve financiare, i cili bën deklaratë të rreme ose nuk paraqet të dhënat e kërkuara në deklaratë, dënohet me gjobë dhe me burgim prej gjashtë (6) muaj deri në pesë (5) vjet. Gjobat e shqiptuara sipas këtij neni mund të jenë ditore dhe mund të shqiptohen derisa kryesi të përfill urdhrin, vendimin apo aktgjykimin e plotfuqishëm që është subjekt i veprimit.

3. Vlera e padeklaruar ose e deklaruar rrejshëm e pasurisë, të ardhurave, dhuratave ose të dobisë tjetër pasurore, konfiskohet

## KAPITULLI XXXIV
## DISPOZITAT KALIMTARE DHE PËRFUNDIMTARE

**Neni 431**
**Vazhdimësia e sanksioneve penale**

Të gjitha sanksionet penale për veprat të cilat edhe me këtë Kod janë të ndëshkueshme dhe të shqiptuara me aktgjykim të formës së prerë para hyrjes në fuqi të këtij Kodi vazhdojnë me kohëzgjatje dhe lartësi të njëjtë.

**Neni 432**
**Harmonizimi i dispozitave që nuk janë në pajtim me këtë Kod**

Dispozitat për veprat penale që nuk janë në pajtim me këtë Kod, do të harmonizohen brenda afatit prej një (1) viti nga data e hyrjes në fuqi e këtij Kodi.

**Neni 433**
**Shfuqizimi i akteve ligjore**

Me hyrjen në fuqi të këtij Kodi, shfuqizohen Kodi nr. 04/L-082 Penal i Republikës së Kosovës i ndryshuar dhe plotësuar me Ligjin nr.04/L-129 si dhe Ligjin nr. 04/L-273.

**Neni 434**
**Hyrja në fuqi**

Kodi Penal i Republikës së Kosovës hyn në fuqi tre (3) muaj pas publikimit në Gazetën Zyrtare të Republikës së Kosovës

**Kodi Nr. 06/L -074**
**23 nëntor 2018**

**Shpallur me dekretin Nr. DL-065-2018, datë 13.12.2018 nga Presidenti i Republikës së Kosovës Hashim Thaçi**